# Maksim Gorki



LORE / LEKTURE SHKOLLORE / LEKTURE SHKOLLORE / LEKTURE SHKOLLORE / LEKTURE SHKOL

# NËNA

III FILLORE / KLASA VIII FILLORE / KLASA VIII FILLORE / KLASA VIII FILLORE / KLASA VIII FIL

RILINDJA

MAKSIM GORKI

# NËNA

Botim i tretë

RILINDJA
Redaksia e botimeve
PRISHTINË
1977

# PJESA PARË

## I.

Çdo mëngjes, në atmosferën gjithë tym e vajra të lagjes punëtore, vërshëllente me një ulërimë të mprehtë fyelli i fabrikës. Me të dëgjuar atë vërshëllimë, burra të vrejtur e të pangopur mirë me gjumë dilnin me nxitim si brumbuj të trembur nga shtëpitë e tyre të vogla, që i kish mbuluar pluhuri e bloza. Në mugëtirën e agimit të ftohët shkonin nëpër rrugët e ngushta e të pashtruara drejt ndërtesave të larta e të gurta të fabrikës, që i priste me një siguri të qetë, duke u ndriçuar udhën tërë gropa me dritaret e saj të panumurta, si sy katrorë verdhacuqë e të ndotur. Balta rënkonte nën këmbët e njerëzve. Dëgjoheshin britma të ngjirura zërash të përgjumur, sharje të ndyra plot zemërim përshkonin ajrin. Në veshët e punëtorëve buçiste zhurma e rëndë e maqinave dhe gulçimi shurdhonjës i avullit. Të ngrysur e kërcënonjës, si sogje të heshtura, çoheshin drejt qiellit mbi lagjen punëtore oxhakët e nxirë të fabrikës.

Mbrëmanet, kur perëndonte dielli dhe rrezet e tij të kuqe shkëlqenin si të lodhura mbi dritaret e shtëpive, fabrika i villte nga barku i saj i gurtë gjithë njerëzit, që ishin bërë si limona të shtrydhur.[1]) Dhe përsëri ata kalonin në-

---

1. Fabrika, („me dritaret e saja të panumurta, si sy katrore verdhacuqe e të ndotura", „me zhurmën e rëndë të maqinave", me oxhaqet e nxira, të ngrysura e kërcënonjëse, që çohen drejt qiellit) është simbol i kapitalizmit. Ky përshkrim me ngjyra të errëta që i bën autori fabrikës, ka lidhje me qëndrimin që ai do të mbajë në tërë veprën ndaj kapitalizmit. Te vrehen mjetet artistike me të cilat autori na jep shfrytëzimin e egër, punën e rëndë e lodhjen e madhe të punëtorëve. Të vrehet gjithash-

për rrugët me baltë, të lyrosur, me fytyra të nxira e gjithë djersë, me dhëmbët e urëtuar që u ndrinin, duke mbushur atmosferën me erën e rëndë të vajit të maqinave. Tani në zërat e tyre ndihej një farë gjallërie, bile dhe gëzimi. Gëzoheshin se skëterra e punës kish marrë fund për atë ditë dhe në shtëpi i priste darka dhe çlodhja.

Fabrika i kish përpirë edhe një ditë, maqinat kishin thithur nga muskujt e njerëzve aq fuqi sa u duhej. Lëmshi i jetës ishte mbështjellë edhe për një ditë, dhe pa e kuptuar njeriu kish bërë edhe një hap drejt varrit; po tani atë e priste gazi i prehjes dhe dëfrimi i pijetores plot tym e erë vodke dhe ishte i kënaqur.

Të kremteve flinin gjer më ora dhjetë; pastaj burrat e shtruar e me fëmijë vishnin rrobat më të mira e shkonin në kishë të dëgjonin meshën, duke kritikuar të rinjtë që s'çanin kokën për fenë. Kur ktheheshin nga kisha, hanin byreqe dhe ja merrnin përsëri me gjumë gjer në mbrëmje.

Lodhja, që ua kish drobitur trupin vjete me radhë, u priste oreksin e prandaj kishin nevojë të pinin shumë, kështu që me anën e vodkës ta nxitnin stomakun e tyre të shkatërruar.

Mbrëmanet shëtisnin rrugëve duke hequr këmbët zvarrë; ata që kishin galloshe, i mbathnin edhe kur s'ishte baltë e ata që kishin ombrellë e merrnin pas edhe në kohë të mirë.

Kur piqeshin me njëri tjetrin, bisedimi zhvillohej gjithnjë rreth punës së tyre: flisnin për fabrikën, për maqinat, shanin mjeshtërit. Në monotoninë e mërzitëshme të ditëve që kalonin, rrallë-tek xixëllonte shkëndija e një mendimi të varfër e të pafuqishëm. Me t'u kthyer në shtëpi, burrat ziheshin me gratë dhe i rrihnin shpesh pa i kursyer grushtet. Të rinjtë e shkonin kohën në pijetore ose mblidheshin te njeri tjetri, i binin fizarmonikës, këndonin këngë të ndyra e pa lezet, kërcenin, tregonin historira të

---

tu portreti kolektiv i punëtorëve: këta janë të ngrysur, të përgjumur, plot zemërim, me fytyra të nxira e të lerosura. Gradualisht gjatë romanit autori do të tregojë ndryshimet në masën e punëtorëve.

fëlliqura, shanin e pinin vodkë. Të dërmuar nga puna e rëndë, ata deheshin që në gotat e para dhe një duf i pa-spieguar u ndizej në kraharor, një duf që kërkonte të shfrente. Për gjënë më të vogël përlesheshin shok me shok tamam si egërsira. Ndodhnin zënie të përgjakëshme. Të shumtat e herëve sherri mbaronte me plagosje pak a shumë të rënda e rrallë edhe me vrasje.

Në marrëdhëniet midis njerëzve ndihej gjithnjë ai farë zemërimi i egër, që ishte aq i vjetër sa edhe lodhja e pa-shëruar e gjymtyrave të tyre. Njerëzit lindnin me këtë sëmundje të shpirtit të trashëguar nga prindërit; e si një hije e zezë, kjo sëmundje i shoqëronte gjer në varr, duke i shtytur, sa ishin gjallë, në disa sjellje çnjerëzore e të shëmtuara pa mend e pa qëllim.[2])

Të kremteve, djemtë ktheheshin në shtëpi natën vonë me rroba të shqyera, gjithë baltë e pluhur, me fytyra të mavijosura nga grushtet, të dehur si mos më keq. Tek i shihje, të vinte hem keq, hem ndot. Ata mburreshin që kishin rrahur shokët e tyre ose ankoheshin për grushtet që kishin ngrënë. Dikush krenohej për hakën që kishte marrë, dikush tjetër qante me lot për sedrën e plagosur e të poshtëruar. Nganjëherë prindërit dilnin vetë e i kërkonin djemtë e tyre. I gjenin në ndonjë qoshe të rrugës ose në pijetore, të dehur thumb, i shanin e i mallkonin dhe, si ua kalbnin me grushte trupin e tyre të squllur nga vodka, i vinin me kujdes në shtrat, se të nesërmen pa gdhirë duhej të ngriheshin e të shkonin në punë, sapo të dëgjohej vërshëllima e mprehtë e fyellit të fabrikës.[3])

Prindërit i qortonin e i rrihnin pa mëshirë djemtë e tyre e megjithatë dehjet dhe përleshjet e të rinjve u dukeshin një gjë fare e natyrëshme: ashtu deheshin edhe ata

---

2. Punëtorët s'e dinë shkakun e gjendjes së tyre të keqe, prandaj zihen, pinë për të harruar mërzinë e lodhjen; puna për ta është skëterrë dhe kënaqësi gjejnë vetëm në pije.

Punëtorët, duke qenë të pandërgjegjshëm për shfrytëzimin, për shkakun e gjendjes së tyre të mjeruar, zemërimin e shprehin duke u grindur me njëri tjetrin; për këtë autori thotë se „zemërimi ishte aq i vjetër sa lodhja".

3. Të vrehet portreti kolektiv i rinisë punëtore që paraqet autori në fillim të romanit. Ajo s'ka qëllime e ideale të larta. Të ndiqen ndryshimet që do të shënojë autori gjatë zhvillimit të romanit.

kur qenë të rinj e ziheshin me shokët, ashtu hanin edhe ata të shara e dru nga prindërit e tyre. Gjithnjë e tillë kishte qenë jeta, kish rrjedhur vjete e vjete me radhë si një rrëke e turbull, e shtruar dhe e ngadalëshme. Në shpirtin e njerëzve ishte rrënjosur qysh në vogëli zakoni që të bënin ditë për ditë po ato lëvizje e të kishin po ato mendime. Dhe dukej sikur askush nuk kishte kohë e as dëshirë që të përpiqej ta ndryshonte këtë jetë të zezë.[4])

Herë pas here vinin në atë lagje ca njerëz të panjohur nga vise të largëta. Në krye u tërhiqnin vemendjen vetëm se ishin të huaj, pastaj zgjonin një farë interesi në punëtorët vendës me ato që tregonin për viset dhe fabrikat ku kishin punuar më parë; po dalngadalë interesimi për këto fytyra të reja shteronte dhe ata shkriheshin në turmën e vendësve pa asnjë shenjë dallimi. Nga fjalët e tyre dukej se jeta e punëtorit ishte kudo njësoj. Ahere, përse të bisedonin kot?

Po nganjëherë dikush prej tyre thoshte disa gjëra të reja që s'ua kish zënë veshi më parë. E dëgjonin në heshtje e me dyshim, pa hyrë në bisedim me të. Këto fjalë zgjonin në disa punëtorë një zemërim të verbër, një palë ndjenin një tronditje të paspieguar, kurse të tjerëve u ngjallej një farë shprese për diçka të pakuptuar e të largët; e që ta largonin këtë shqetësim që u turbullonte mendjen, këta të fundit jepeshin edhe më tepër pas të pirit.

Kur dëgjonin nga goja e të huajit që s'ua kish zënë veshi kurrë gjer atëherë, punëtorët e asaj lagjeje e shikonin shtrembër e me sy të lik dhe vetvetiu druheshin prej tij. Kishin frikë se mos i huaji, që kush e di nga kish ardhur, sillte diçka që mund të ndryshonte fillin e jetës së tyre vërtet të rëndë, po të qetë. Ata ishin mësuar që jeta t'i shtypte gjithmonë, njësoj, dhe, meqë nuk prisnin asnjë përmirësim, u dukej sikur çdo ndryshim do ta rëndonte edhe më tepër këtë zgjedhë. Prandaj ata largoheshin nga njerëzit që çfaqnin mendime të reja dhe këta

4. Vreni epitetet e metaforat e zgjeruara me të cilat autori jep tabllonë e zymtë të realiteti (autori thotë; jeta, kish rrjedhur vjete e vjete me radhë si një rrëke e *turbull*, e *shtruar* dhe e *ngadalëshme*") ato e shprehin qartë idenë që do të na japë autori.

shkonin andej nga kishin ardhur; ose kur qendronin në fabrikë, jetonin të veçuar, duke mos u shkrirë dot në masën uniforme të punëtorëve të vendit.[5])

Duke bërë një jetë të tillë, njeriu nuk arrinte t'i mbushte të pesëdhjetat.[6])

II.

Kështu rronte edhe mekaniku Mihal Vllasovi, një burrë i ngrysur e i vrazhdët, me ca sy të vegjël nën vetullat e trasha që i shikonte të gjithë me dyshim e me një zgërdheshje mosbesimi. Ishte mekaniku më i mirë i fabrikës dhe burri më i fuqishëm i asaj lagjeje. Po sillej ashpër me shefat në fabrikë e prandaj fitonte pak; çdo të djelë do të rrihte ndonjë, kështu që askush nuk e donte dhe të gjithë ja kishin frikën. Shumë herë ishin përpjekur që t'i hiqnin një dajak të mirë, po më kot. Kur Vllasovi shikonte se po i afrohej dikush me qëllim të keq, rrëmbente ndonjë gur, ndonjë dhogë a ndonjë shufër hekuri dhe e priste armikun duke çakaritur këmbët e tij të çelnikta. Ajo fytyrë me mjekër të zezë nga sytë e gjer në qafë dhe ato duar leshtore që i nxinin, i kllisnin datën kujtdo. Tmeroheshin sidomos nga sytë e tij të vegjël e të mprehtë që të shponin si dy tyrjela çeliku. Kushdo që ndeshte vështrimin e këtyre dy syve, ndjente se kish të bënte me një fuqi të egër që s'dinte ç'është frika e që ishte gati të të dërmonte pa mëshirë.

— Hajt, tyt, qena! — u shfrynte Vllasovi me zë të mbytur. Ndërmjet mjekrës dhe mustaqeve të dendura

5. Në gjithë jetën e lagjeve punëtore sundon monotonia. Ashtu të mjeruar si rronin prindërit, vazhdojnë të rrojnë dhe fëmijët. Si një vezullim drite duan ta ndriçojnë pak këtë errësirë, ca njerëz të panjohur që thoshin disa gjëra të reja, por dhe kjo shkëndijë shuhet. Këtu duket fillimi i një ndryshimi në jetën e lagjeve të punëtorëve. „Këta njerëz të rinj" janë revolucionarët e parë, që duan të përhapin idetë e reja socialiste, por ata akoma s'janë shkrirë me masën dhe kjo i bën të pafuqishëm.

6. Në tërë kapitullin e parë Gorki nuk flet për personazhe të veçantë; ai dëshëron të theksojë karakterin tipik të atyre që tregon, karakterin masiv e të përgjithshëm.

ndrinin dhëmbët e tij të mëdhenj e të verdhë. E që të gjithë largoheshin duke e sharë me zë të ulët nga frika.

— Qena! — u shfrynte ai përsëri dhe në sytë e tij ndizej një vetëtimë që shkëlqente si maja e thikës. Pastaj duke ngritur kokën si kapadai, i ndiqte prapa duke u dhënë çik:

— Hë, pra, kush do që t'ja bëj gropën? Kujt i ka ardhur fundi?

Asnjeri nuk i përgjigjej.

Nuk fliste shumë po fjalën *qen* e kish në majë të gjuhës. Atë fjalë përdorte kundrejt shefave të fabrikës e të policisë, me atë fjalë i drejtohej së shoqes.

— Po ti, qene, nuk e sheh që më janë grisur pantallonat?

Kur i biri, Pavli, mbushi katërmbëdhjetë vjeç, Vllasovi deshi ta zinte edhe një herë për flokësh. Po Pavlli rrëmbeu një çekan të rëndë dhe ja preu shkurt:

— Mos më prek...

— Si the? — iu çua i ati duke u krusur mbi të birin me atë trup të hollë e të gjatë, ashtu si ajo hieja që bie mbi një mështeknë.

— Mjaft! — tha Pavli. — Këtej e tutje nuk të le...

Dhe ngriti çekanin.

I ati e shikoi, fshehu duart prapa kurrizit dhe tha duke u ckërmitur:

— Mirë...

Pastaj psherëtiti thellë dhe shtoi:

— Hë, qen! ...

Pas ca kohe i tha së shoqes:

— Mos më kërko më të holla... Ty të mban Pashka.

— Po ti, do t'i pish të gjitha ç'merr? — guxoi ta pyeste e shoqja.

— Ajo s'është puna jote... qene! Do të ze një të dashur...

Të dashur nuk zuri, po që prej asaj dite e gjersa vdiq (afro dy vjet) nuk e shikoi të birin me sy dhe nuk foli me të.

Vllasovi kish një qen të madh e leshtor, siç ish edhe vetë. Çdo mëngjes qeni e shoqëronte të zotin gjer në fabrikë dhe çdo mbrëma vinte e priste te porta. Të kremteve Vllasovi shkonte pijetore më pijetore. Ecte rrugës pa i folur njeriu, po duke i shikuar të gjithë me ata sytë e tij si gjilpëra, sikur diç kërkonte. Tërë atë ditë qeni e ndiqte prapa duke ulur bishtin e madh me qime të gjata. Kthehej në shtëpi i dehur, shtrohej në sofër dhe i jepte qenit të hante nga pjata e tij. Nuk e rrihte qenin, nuk e shante, po as e përkëdhelte kurrë. Kur e shoqja nuk arrinte t'i ngrejë pjatat nga sofra me të mbaruar ai së ngrëni, Vllasovi përfap u ipte me dorë e i rrëzonte poshtë; pastaj vinte përpara një shishe me vodkë, mbështetej pas murit, mbyllte sytë, hapte gojën dhe me një zë të mbytur ja merrte një kënge plot trishtim. Tingujt e çkurdisur humbisnin midis qimeve të mustaqeve. Duke shkundur thërrimet e bukës, Vllasovi fshinte mjekrën e mustaqet me gishtërinjtë e trashë dhe vazhdonte këngën. Fjalët e këngës nuk kuptoheshin dhe melodia të sillte ndër mend ulërimat e ujqve në zemrën e dimrit. Këndonte kështu gjersa kish vodkë në shishe; pastaj shtrihej mbi minderin ku rrinte ose mbështeste kokën mbi tryezë dhe ja merrte me gjumë gjersa ta zgjonte fyelli i fabrikës. Qeni tulatej e flinte pranë tij.

Vllasovi vdiq nga një herni. Pesë ditët e fundit ai qe nxirë i tëri dhe përpiqej e përpëlitej në shtrat me sytë mbyllur e duke kërcitur dhëmbët. Herë-herë i thosh së shoqes.

— Nëm helmin, të shpëtoj...

E shoqja thirri doktorin; ai i tha t'i vinte kompresa të ngrohta, por shtoi se kish nevojë për operacion dhe duhej shpënë në spital që atë ditë:

— Hiqmu nga sytë... qen... mund të vdes edhe pa ndihmën tënde! — tha me zë të ngjirur Mihaili.

Dhe kur e shoqja, si iku doktori iu lut me lot ndër sy që të bëhej operacion, ai iu përgjigj duke iu kanosur me grusht:

— Mos... se do të shërohem dhe mjerë ti, pastaj!

Vdiq në mëngjes, kur fyelli i fabrikës i thërriste njerëzit në punë. E shtrinë në qivur. Goja i kish mbetur e hapur, po vetullat i kishte të vrejtura si i zemëruar. Në varrim qe e shoqja, i biri, qeni, Danillo Vesovshçikovi, një plak kusar e pijanec që e kishin dëbuar nga fabrika, dhe disa lypsa të lagjes. Gruaja e qau pak dhe pa zë, Pavli nuk qau fare. Punëtorët, që hasnin qivurin rrugës, qëndronin e bënin kryq duke thënë:

— Pellageja do të jetë gëzuar që i vdiq!

— Thuaj më mirë ngordhi! — ja ndreqte tjetri.

Si e kallën qivurin në varr dhe njerëzia u largua, qeni u shtri mbi tokën e rëmuar rishtaz dhe pa bërë zë, i merrte erë varrit. Pas disa ditësh dikush e vrau...[7])

## III.

Dy javë pas vdekjes së t'et, një të diel, Pavli u kthye në shtëpi i pirë tapë. Duke u lëkundër si barkë e prishur, u zvarrit gjer te tryeza, i ra me grusht si i ati e i bërtiti s'ëmës:

— Darkën!...

E ëma iu qas, i ndënji pranë, e përqafoi e ja mori kokën në gjoksin e saj. Pavli e shtynte duke i vënë dorën në sup e i thoshte:

— Nënoke... hë, shpejt!...

— Çamaroku i nënës! — i tha ajo me një zë të ëmbël e plot trishtim, pa ua vënë veshin fjalëve të tij.

— Edhe unë dua të pi duhan... nëm llullën e babait, — llomotiti Pavli me gjuhën të trashur nga pija.

Ishte e para herë që dehej. Vodka ja kish dobësuar trupin, po mendjen s'ja kish marrë dhe në kokë i rrihte si çekan kjo pyetje:

---

7. Figura e Mihal Vllasovit është si personifikim i gjendjes tragjike të brezave të vjetër të klasës punëtore të cilët nuk arritën të kuptojnë shkakun e mjerimit, rrugën për t'u çliruar. Vdekja e Mihalit sikur do të na thotë që shtypja arriti kulmin dhe punëtorët nuk mund të rrojnë më gjatë sipas mënyrës së mëparshme.

Të vrehet roli kompozicional i kapitullit të dytë ai konkretizon ato çështje që përshkruhen në përgjithësi në kapitullin e parë.

— I dehur!... Unë?... I dehur!...

I vinte turp nga përkëdheljet e s'ëmës, i vinte keq kur shihte sytë e saj të brengosur. Ish gati t'ja niste të qarit e që ta përmbante veten shtirej më i dehur se ç'ishte.

E ëma i fërkonte flokët e dërsirë e të shprishur dhe i pëshpëriste:

— Nuk të duhej ty kjo...

Zuri t'i vinte të përzjerë. Si volli sa mundi, e ëma e vuri në shtrat dhe ja freskoi ballin e zbetë me një leckë të lagur. Sikur e mblodhi një çikë veten, po prapë i merreshin mentë dhe i vinte rrotull gjithë dhoma. Koka i ziente, sytë i qenë rënduar, gojën e kish të hidhur helm, nëpër qepallat e gjata shikonte fytyrën e gjërë të nënës dhe mendonte si përçart:

— Si duket është shumë shpejt për mua... Të tjerët pinë dhe s'i gjen gjë... kurse mua më ze menjëherë...

I bëhej sikur zëri i ëmbël i s'ëmës i vinte në vesh që nga larg, shumë i dobët:

— E si do të më mbash mua, po zure të pirët që tani?...

Mbylli sytë duke shtrënguar kapakët dhe tha:

— Të gjithë pinë...

Nëna psherëtiti thellë. I biri kish të drejtë. Edhe ajo vetë e dinte se përveç pijetores burrat s'kishin ku të dëfrenin gjetkë. Megjithatë tha:

— Po ti mos pi! Mjaft piu yt atë për ty! Mjaft ma nxori shpirtin ai! Së paku ty le të të vijë keq për tët ëmë![8])

Duke dëgjuar fjalët e qeta e të trishtuara të nënës, Pavlit i kujtohej se, sa ishte gjallë i ati, ajo nuk ndihej fare në shtëpi, s'guxonte të hapte gojën dhe rrinte gjithnjë me zemër të ngrirë se mos hante dru nga i shoqi, që e kish bërë zakon të rrahurit. Kohët e fundit Pavli rrinte shumë pak në shtëpi nga që s'donte të takohej me të ja-

---

8. Tiparet e përgjithshme të rinisë punëtore që autori na i dha në kapitujt e mëparshëm, tani nëpërmjet figurës së Pavlit ai na i konkretizon dhe na tregon se cila është rruga që nis Pavli në fillim. Të ndiqen me vemendje mjetet artistike me anë të të cilave autori do të na tregojë më poshtë ndryshimet e Pavlit.

tin e sikur e kish harruar edhe t'ëmën. Dhe tani, duke i dalë vodka, zuri ta shikonte me vrejtje.

Vllasova ish një grua e gjatë dhe pak e krrusur. Trupi i saj i rëndë, i dërmuar nga puna e pareshtur dhe nga të rrahurat e të shoqit, shkonte gjithnjë si mënjanë sikur të ruhej mos çikte në gjësendi. Fytyra e saj e gjerë, e gjatë, plot rrudha dhe si e fryrë, ndriçohej nga dy sy të zes, të trembur e të trishtuar, ashtu si i kishin të gjitha gratë e asaj lagjeje. Në anën e djathtë të ballit kish një vijë të thellë, shënja e një plage të mbyllur, që ja ngrinte pak vetullën përpjetë; nga kjo dukej sikur edhe veshi i saj i djathtë ishte një çikë më lart se tjetri. Kështuqë po ta vreje në fytyrë dukej sikur gjithmonë e kishte veshin të ngrehur e diç përgjonte me zemër të ngrirë. Në flokët e saj të zes e të dendur zbardhnin tufa të thinjura, sikur të ishin shenjat e të goditurave... Tërë personi i saj të jepte përshtypjen e një gruaje të urtë, të dhëmshur, kokëulur...[9])

Nëpër faqet e saj derdheshin me ngadalë pika loti.

— Dale, mos qaj! — iu lut i biri me zë të ulët. — Nëm ujë të pi!

— Të të sjell një çikë ujë me akull...

Po kur u kthye ajo, e gjeti në gjumë. Qëndroi më këmbë një copë herë duke e vështruar, me frymën pezull se mos e zgjonte; ibriku me ujë i dridhej në duar dhe copat e akullit përpiqeshin me ngadalë pas çingos. Pastaj lëshoi ibrikun në tryezë, u ul më gjunjë përpara korës dhe zuri të falej pa zë. Xhamet e dritareve dridheshin nga oshëtimat e jetës së dehur e të çthurrur të lagjes. Në errësirën dhe lagështirën e asaj nate vjeshte dëgjohej një fizarmonikë, dikush këndonte me sa kish frymë, dikush shante me fjalët më të ndyra e më të poshtra dhe zërat e lodhur e të ngjirur të grave tingëllonin si me frikë...

Në shtëpinë e vogël të Vllasovëve jeta rridhte monotone, po më e qetë se më parë dhe disi më ndryshe nga

9. Portreti i Nillovnës i dhënë këtu me mjeshtëri të veçantë, është pasqyrë e jetës plot vuajtje dhe të mjeruar të saj në kapitujt e ardhshëm autori, duke na dhënë ndryshimet në portretin fizik të Nillovnës, do të pasqyrojë ndryshimet e botës së brendëshme të saj.

jeta që bëhej në shtëpitë e tjera të asaj lagjeje punëtorësh. Shtëpia ishte në fund të rrugës, majë një tatëpjetë të shkurtër po të thepisur, në fund të së cilës shtrihej një pellg. Një të tretën e shtëpisë e zinte kuzina, prej së cilës qe ndarë me një mur dhogash të holla që nuk arrinin gjer në tavan, një dhomë e vogël ku flinte nëna. Dy të tretat e tjera i zinte një dhomë katërkëndëshe me dy dritare. Në një kënd të kësaj dhome ishte shtrati i Pavlit, në këndin tjetër ish vendosur tryeza dhe dy frona të mbërthyer pas murit. Disa karrige, një komodinë për të linjat me një pasqyrë të vogël, një sëndyq për rrobat, sahati në mur dhe dy kora në një qoshe përbënin tërë mobiljet e shtëpisë.

Pavli mundohej të rronte si gjithë të tjerët. I bëri të gjitha ç'i duheshin një djaloshi në moshë të tij: bleu fizarmonikë, këmishë me kollë, kravatë me ngjyra të ndezura, galloshe dhe bastun dhe, në dukje, nuk ndante nga të rinjtë e tjerë të lagjes. Mblidhej me shokët në mbrëmje dëfrimi, mësoi të vallzonte kadril[10]) dhe polkë, të kremteve kthehej në shtëpi i dehur dhe çdo herë gdhihej i sëmurë; i dhimbte koka, digjej nga ethet dhe fytyra i bëhej e vrarë dhe e zbetë.

Një herë e ëma e pyeti:

— E, a dëfreve mbrëmë?

Ai u përgjigj i ngrysur e me zemërim:

— Aq jam mërzitur sa mos e pyet!... Më mirë të filloj të ze peshk ose të blej një çifte.

Në fabrikë punonte me zell, kurrë s'kish munguar, as ish gjobitur. Fjalët i kish të paka dhe sytë e tij të kaltër, të mëdhenj si të s'ëmës, kishin gjithmonë një shprehje pakënaqësie. Çifte nuk bleu e as për peshk nuk vajti, po zuri të largohej nga rruga që ndiqnin shokët e tij: në mbrëmjet shkonte rrallë e më rrallë, e megjithse dilte të djelave, nuk kthehej më i dehur. Nëna e vëzhgonte pa i rënë në sy dhe vinte re se fytyra e zeshkët e të birit sa vinte po bëhej më e hequr, sytë e tij të kaltërt muarën një

10. Kadril — lloj vallzimi, luhet nga dy çifte. Me këtë emër quhet dhe muzika e këtij vallzimi.

farë seriozitetí dhe buzët i shtrëngonte me një rreptësi të çuditshme për moshën e tij. Dukej sikur ish përherë i zemëruar për diçka, sikur tretej nga ndonjë sëmundje e fshehët. Më parë i vinin shokë në shtëpi; po tani, si nuk e gjenin aty, i prenë vizitat. E ëma gëzohej kur shihte se Pavli nuk u ngjiste të rinjve të tjerë të fabrikës; po kur vuri re se ai po largohej me ngulm e me vendosmëri nga rryma e turbullt e jetës monotone, iu çpif në shpirt një ndjenjë shqetësimi.

— Mos je i sëmurë, Pavlusha? — e pyeste ajo kohë pas kohe.

— Jo, s'kam gjë! — përgjigjej Pavli.

— Si shumë je hequr! — thosh ajo duke psherëtitur.

Ai s'fliste.

Filloi të sillte në shtëpi disa libra, të cilat, në krye, mundohej t'i lexonte pa u kuptuar dhe, si i lexonte, i fshihte diku. Herë-herë merrte disa shënime mbi copa letrash, të cilat gjithashtu i vinte mënjanë.

Emë e bir flisnin pakë dhe shiheshin rrallë. Në mëngjes ai pinte çaj pa thënë asnjë fjalë dhe shkonte në punë; në mesditë vinte të hante drekën dhe, sa rrinin rreth tryezës, kuvendonin një çikë për gjëra pa rëndësi; pastaj ai dilte përsëri dhe nuk dukej gjersa vinte nata. Mbrëmanet, ai lahej mirë e mirë, hante darkën dhe merrte librat e lexonte gjer vonë. Të kremteve dilte që në mëngjes dhe kthehej natën. Nëna e dinte se Pavli shkonte në qytet, vinte në teatër, po nga qyteti nuk e vizitonte njeri. Asaj i bëhej sikur, me kalimin e kohës, i biri fliste përherë e më pak me të, dhe vinte re gjithashtu se, dita-ditës, ai përdorte fjalë të reja që ajo nuk i kuptonte dhe nga ana tjetër gjuha e tij pastrohej nga shprehjet e ashpra e të ndyra që thoshte më parë. Në sjelljet e tij u dukën disa ndryshime të vogla që tërhiqnin vrejtjen: i la kapadaillëket, zuri të kujdesej më tepër për veten e tij, të mbahej më pastër, e ndjente veten më të sigurt në lëvizjet e tij, ish bërë më i thjeshtë e më i butë. Edhe kundrejt s'ëmës kish nisur të sillej ndryshe: herë-herë fshinte dhomën, të kremteve e ndreqte shtratin vetë dhe me çdo mënyrë përpiqej,

pa e bërë veten, t'ja lehtësonte punën.[11]) Askush nuk sillej kështu në atë lagje punëtorësh. Të gjitha këto e shtynin nënën të kujdesej edhe më shumë për rehatin e të birit; po kjo përkujdesje ishte përzier me një farë habie të shqetësuar.

Një ditë Pavli solli dhe vari në mur një pikturë ku dukeshin tre burra që bisedonin duke shkuar diku, të lehtë e të gëzuar.

— Është Krishti që vete në Emaus[12]) — i tha s'ëmës.

Piktura i pëlqeu nënës, po ajo u çudit me vete të saj.

— Krishtin e nderon, po në kishë nuk vete! ...

Pastaj muret u stolisën me piktura të tjera dhe rafti i bukur, që i kish bërë Pavlit një shoku i tij zdrukthëtar, u mbush me libra. Dhoma mori një pamje të këndëshme.

Pavli i fliste s'ëmës me „ju" dhe e thërriste „nënoke". Po nganjëherë edhe e përkëdhelte:

— Ti, nënë, mos u mërzit, të lutem, unë do të kthehem vonë sonte...

Dhe ajo e ndjente se në ato fjalë fshihej diçka e fuqishme dhe serioze që ja gëzonte zemrën.

Po shqetësimi i nënës sa vinte shtohej; e, meqenëse i biri nuk i hapej, ky shqetësim ja shponte zemrën si gjemb: kishte parandjenjën se do të ndodhte diçka e jashtëzakonëshme. Herë-herë nëna e ndjente veten të pakënaqur nga i biri; thosh me vete:

— Të gjithë rrojnë si njerëz, kurse ky... si murg... Ç'është kjo jetë prej asketi[13]) në këtë moshë kaq të re?! ...

Ose i shkonte mendja ndryshe:

— Kush e di, mbase ka rënë në dashuri me ndonjë vajzë?

---

11. Ndryshimet në sjelljen e Pavlit e kanë burimin në ndryshimet që ka pësuar botëkuptimi i tij. Te vrehen faktorët të cilët kanë ndikuar që ai t'i shmanget rrymës së turbullt të jetës së mëparëshme monotone, sidomos të shikohet vendi që ze libri në jetën e Pavlit tani dhe lidhja me disa njerëz në qytet.

12. Pikturë që paraqet Krishtin me dy njerëz të tjerë. Emaus = vend pranë Jeruzalemit.

13. *asket* = këtu: njeri që heq dorë nga gëzimet e jetës dhe bën një jetë të ashpër, me mundime.

Por po të kish dashuri me ndonjë vajzë, do t'i duheshin të holla, kurse ai të gjitha sa merrte, ja jepte s'ëmës.

Kështu shkuan javët e muajt dhe pa u kuptuar, u mbushën dy vjet jetese të tillë të çuditshme e të heshtur, plot mendime turbullonjëse e parashikime të frikëshme.[14]

## IV.

Një mbrëmje, si hëngri darkë, Pavli uli perdet, zuri vend në një qoshe dhe, si vari llambën prej teneqeje në mur mbi kokë të tij, nisi të lexonte. Nëna, si pastroi enët në kuzinë, iu afrua të birit. Ai ngriti kokën dhe e vështroi në sy.

— Hiç, Pasha, unë kot ashtu! — tha me të shpejtë dhe doli nga dhoma duke mbledhur vetullat si e turpëruar. Po si qëndroi një minutë si e ngrirë në mes të kuzinës, lau duart dhe erdhi përsëri pranë të birit, e menduar.

— Dua të të pyes — tha me zë të ulët — ç'këndon ti kështu pa reshtur?

Pavli e mbylli librin dhe e lëshoi nga dora.

— Pa ulu një herë, nënoke...

Nëna u lëshua përdhé me trupin e saj të rëndë, ngriti mesin dhe zgjati veshin, duke pritur fjalë me rëndësi.

Pa e shikuar në sy, me zë të ulët, po me ton serioz, i biri i tha:

— Unë këndoj libra të ndaluara. I kanë ndaluar sepse thonë të vërtetën rreth jetës sonë, rreth jetës së punëtorëve... Këto botohen fshehurazi, dhe sikur të m'i gjejnë, më burgosin... më burgosin se dua të di të vërtetën... Më kupton?

---

14. Pavli e nis jetën si i ati; në qoftë se do të vazhdonte si ai, atëherë autori s'kish ç'të na thosh më gjatë, sepse na e ka treguar jetën e punëtorëve të brezave të kaluar. Prandaj lexuesi pret diçka të re. Kjo e re, si një shkëndijë që do të rritet pa prerë dhe do të ndriçojë gjithnjë e më shumë, të bie në sy që në ndryshimet e para në sjelljen e Pavlit.

Si artist i madh autori arrin të na njoh me transformimet e botës së brendëshme të personazheve edhe nëpërmjet ndryshimeve të jashtme. Të shihen këtu dhe në kapitujt e mëpasshëm ndryshimet që vren nëna tek Pavli.

Nënës iu zu fryma menjëherë. Me sy të zgurdulluar vështroi të birin dhe iu duk si tjetër, si i huaj. Zëri i tij ishte ndryshuar, tani ishte më i thellë, më i trashë, po më i qartë. Tek fliste, ai dridhte mustaqet e holla e të dendura dhe sytë i kish ngulur me një vështrim të çuditshëm në një çip të dhomës. Asaj i hyri një si frikë për të.

— Po, ahere, pse e bën ti këtë gjë, Pasha? — i foli.

Ai ngriti kokën, e shikoi në sy dhe i tha me zë të qetë e serioz.

— Dua të mësoj të vërtetën.

Zëri i tij ish i ulët, po i sigurtë dhe sytë i shkëlqenin nga vendosmëria. Në zemër të saj ajo e kuptoi se i biri ja kishte falur jetën një gjëje të fshehtë dhe të tmershme. Çdo ngjarje e jetës, çdo mjerim që i binte mbi kokë, asaj i ishte dukur si një gjë që duhej të ngjiste doemos; ishte mësuar të bindej pa u menduar, prandaj edhe kësaj here filloi të qante pa zë, me zemër të ndrydhur prej ankthit e hidhërimit.

— Mos qaj! — i tha Pavli me zë të ëmbël dhe asaj iu duk sikur po i thoshte lamtumirë përgjithnjë.

— Mendohu pak se ç'jetë po bëjmë! Ja, ti arrite të dyzetat, më thuaj, ç'të mirë pe? Im atë të rrihte... Unë e kuptoj tani se ai në brinjët e tua shfrynte dufin e tij... helmin e jetës së tij të zezë... dhëmbjen e tij të thellë që e shtypte gjithnjë e që as ai vetë nuk e dinte nga i vinte. Ai punoi tridhjetë vjet me radhë, e nisi punën kur fabrika kish gjithësej dy ndërtesa dhe ato u bënë shtatë!

Nëna e dëgjonte me vrejtje e me frikë. Sytë e të birit shkëlqenin me një dritë të bukur. I mbështetur me gjoksin pas tryezës, i qe afruar krejt s'ëmës e duke i çikur pothuaj fytyrën e lagur nga lotët, ai i thoshte fjalët e para të asaj së vërtete që kishte mundur të kuptonte. Me tërë zjarrin e një të riu dhe entuziazmin e dishepullit[15]) kryelartë për diturinë e tij, i bindur thellësisht për ato që thosh, ai fliste rreth jetës së punëtorit dhe këtë e bënte

15. *dishepull* = nxënës i një mësuesi, i një mjeshtri të madh, ai që ndjek doktrinën fetare, morale a filosofike të një tjetri.

më tepër për të provuar veten se sa për të ndriçuar nënën e tij. Herë-herë pushonte së foluri, duke mos e gjetur dot fjalën që i duhej dhe ahere shihte fytyrën e pikëlluar të nënës, ku shkëlqimi i syve të dashur, të mbytur në lot, dukej si i venitur. Ajo shikonte e habitur dhe e tmeruar. Atij i vinte keq për nënën dhe fillonte përsëri fjalën rreth jetës së saj.

— Ç'gëzime pate ti në jetë? Ç'të mirë do të kujtosh nga e shkuara?

Ajo dëgjonte dhe tundte kokën me trishtim; një ndjenjë e re, e panjohur gjer më atëhere, e hidhur dhe e ëmbël, ja përkëdhelte zemrën e lënduar. Ato fjalë për jetën e saj, për fatin e saj ajo i dëgjonte për herën e parë. Ligjërata e zjarrtë e të birit i zgjonte në shpirt mendime të fjetura e të turbullta, i ngjallte në zemër ndjenjën e pakthielltë të një pakënaqësie nga jeta, i sillte ndër mend mendimet dhe kujtimet e rinisë së saj, të largët që kish kaluar prej shumë kohësh. Vërtet ajo kishte folur shpesh herë me shoqet e saj për jetën dhe për të gjitha të zezat që vuanin; po që të gjitha, edhe ajo vetë, ankoheshin, qanin hallet dhe askush nuk spiegonte përse jeta ishte aq e rëndë dhe pa asnjë gëzim. Dhe ja ku tani përpara saj rrinte i biri dhe ato që shprehte me sytë, fytyrën dhe fjalët e tij e preknin në zemër dhe ja mbushnin shpirtin me një ndjesi të ëmbël krenarie që ishte nëna e një djali të tillë, i cili e kish kuptuar mirë jetën e saj dhe i fliste të vërtetën mbi mjerimet që kishte hequr, duke iu treguar i dashur e i dhëmshur se i vinte keq për të.

Rrallë qëllon që bijve t'u vijë keq për nënat.

Këtë gjë ajo e dinte mirë. Ajo s'e kuptonte që Pavli nuk fliste vetëm për të, po gjithë sa thosh ai për jetën e saj si grua, ishin të vërteta, të hidhura dhe të njohura. Prandaj asaj i dukej se çdo fjalë e tij ish e vërteta vetë dhe zemra e saj tronditej nga një valë ndjenjash që ishin për të si një përkëdhelje e ngrohët.

— Po ç'ke ndër mend të bësh? — e pyeti duke i prerë fjalën.

— Të mësoj, e pastaj t'u hap sytë e t'i zgjoj edhe të tjerët. Ne punëtorët duhet të dimë, duhet të kuptojmë përse jeta jonë është kaq e vështirë![16])

Asaj i vinte mirë kur shihte se sytë e tij të kaltërt, gjithmonë seriozë dhe të rreptë, kishin tani një shkëlqim të butë e të ëmbël dhe ndriçonin një anë të shpirtit të tij që ajo nuk e kishte njohur gjer atëherë. Nënës i qeshi buza, megjithëse në rrudhat e faqeve i dridheshin akoma lotët. Lëkundej midis gazit e brengës: nga një anë i pëlqente të mburrej me të birin që u donte të mirën gjithë njerëzve, që pikëllohej për mjerimet e tyre duke parë se si po shtypeshin nga jeta; nga ana tjetër nuk mund të harronte se ai, djalosh i ri i parritur, fliste jo si të tjerët, se vetëm ai kishte vendosur të hynte në luftë me këtë jetë të mallkuar që u kish rënë në pjesë asaj e të tjerëve. I vinte, t'i thoshte:

— Bir i nënës, e ç'mund të bësh ti?

Mirëpo druhej mos prishte atë gëzim të veçantë që ndjente për të birin, duke dëgjuar fjalët e tij te urta dhe të çuditëshme. Atë mbrëmje i dukej sikur kishte përpara një Pavl të ri, të mençur dhe... pakëz si të huaj.[17])

Pavli pa gëzimin në buzët e nënës, vëmëndjen në fytyrën e saj, dashurinë në sytë e saj; atij iu duk se e bindi me të vërtetën që i çfaqi dhe kryelartësia djaloshare që ndjeu duke parë fuqinë e fjalës së tij, ja rriti besimin në vetvete. Plot entuziazëm ai fliste, fliste gjithmonë, herë buzagas, herë duke vrejtur vetullat; herë-herë në zërin e tij tingëllonte urrejtja dhe kur e ëma dëgjonte ato fjalë të ashpra e plot vrer, tundte kokën e llahtarisur dhe e pyeste me gjysmë zëri:

— Vërtet, Pasha?

---

16. Pavli nën ndikimin e revolucionarëve e të librave marksiste që ka lexuar, ka kuptuar se proletariati nuk mund të gjejë rrugën e çlirimit pa studiuar e përvetësuar teorinë revolucionare, nga ana tjetër ai kupton se këtë teori proletariati nuk mund ta krijojë vetë, por duhet të mësojë nga veprat e ideologëve të vet të mëdhenj. Prandaj Pavli ka vendosur të mësojë seriozisht e pastaj të sqarojë dhe masën e punëtorëve.

17. Mendimet e Pavlit janë tërheqëse, të reja, të mençura, por për nënën ato ende janë të huaja, prandaj asaj i biri i duket dhe „pakës i huaj"

— Po! — përgjigjej ai me plot gojën. Dhe vazhdonte të fliste për njerëzit që, duke dashur të mirën e popullit, mbillnin farën e së vërtetës; dhe vetëm pse përpiqeshin për të zgjuar popullin, armiqtë e jetës i kapnin si egërsira, i mbyllnin nëpër burgje, i internonin dhe i vdisnin në punëra të rënda...

— Unë kam parë të tillë njerëz! — foli me zjarr. — Janë njerëzit më të mirë në botë!

Po nënës i shpifej një frikë nga këta njerëz, prandaj deshi të pyeste:

— Vërtet, Pasha?

Mirëpo s'kish guxim dhe me zemër të ngrirë dëgjonte ato që i rrëfente Pavli për këta njerëz të çuditshëm e të panjohur për të, që e kishin mësuar të birin të mendonte e të fliste gjëra aq të rrezikshme për veten e tij. Më së fundi i tha:

— Edhe për pak do të zbardhë dita... shtrihu e fli një çikë!...

— Po, tani po bie! — tha Pavli dhe duke iu qasur e pyeti:

— A më kuptove ti mua?

— Të kuptova — u përgjigj nëna duke psherëtitur. Lotët i vanë çurkë dhe me zë të ngashëruar, vajtoi:

— Do të marrësh veten më qafë!

Pavli u ngrit, erdhi rrotull nëpër dhomë dhe tha:

— Ja, tani ti e di se ç'bëj unë, e se ku vete! T'i thashë të gjitha. Të lutem shumë, nënë, po më deshe, mos më pengo!

— O pëllumbi i nënës, — thirri ajo — mbase, kush e di, do të ishte më mirë që unë të mos dija gjë fare!

Ai i rrëmbeu dorën dhe ja shtrëngoi në duart e tij.

Atë e tronditi fjala „nënë" që e dëgjoi nga goja e të birit me aq zjarr e dhëmshuri dhe ajo e shtrënguar e dorës si kurrë ndonjëherë.

— Unë s'të pengoj, o bir — tha nëna me zë të këputur. — Veç, aman, kij mendjen... ruaje veten sa të mundësh!

Duke mos e ditur as ajo vetë nga se duhej ta ruante veten i biri, shtoi e shqetësuar:

— Ti sa vete po tretesh...

Dhe duke e shikuar trupin e tij të hedhur e të shëndoshë me një sy plot përkëdhelje dashurie, tha shpejt me zë të ulët:

— Zoti të ndihtë! Bëj si të duash, unë s'të pengoj. Vetëm për një gjë do të të lutem: mos folë hapët me këdo! Ruaju nga njerëzit se ata urrejnë njëri tjetrin! Rrojnë me lakmi, rrojnë me cmir. Të gjithë kënaqen kur bëjnë ndonjë të keqe. Po u tregove veset që kanë, po të zësh t'i gjykosh, do të të marrin për zët, do të të kenë halë në sy e do të mundohen të të bëjnë varrin!

Pavli qëndronte më këmbë te dera duke dëgjuar fjalët e hidhura të nënës dhe kur ajo pushoi së foluri, ai tha buzagaz:

— Njerëzit janë të liq, vërtet!... Vetëm, kur unë mësova se ka një *të vërtetë*, ata se si u bënë më të mirë në sytë e mi.

Buzëqeshi përsëri dhe vazhdoi:

— As vetë s'e kuptoj se si ngjau! Sa isha fëmijë të gjithëve ua kisha frikën. Kur u rrita, zura t'i urrej, disa për poshtërsitë e tyre, të tjerët nuk di përse... ashtu kot... Kurse tani që të gjithë i shoh me një sy tjetër. Thua se më vinte keq për ata. As vetë s'mund ta kuptoj, po zemra m'u zbut kur m'u hapën sytë e pashë se nuk janë të gjithë fajtorë për llumin e jetës së tyre.[18])

Ai heshti dhe dukej sikur vinte veshin e dëgjonte diçka në shpirtin e tij. Pastaj tha, i humbur në mendime:

— Ja si merr frymë e vërteta!

Ajo e vështroi dhe pëshpëriti:

— Vure veten në rrezik... Zoti na shpëtoftë!

Si ra dhe e zuri gjumi, nëna u ngrit nga shtrati i saj pa bërë zhurmë dhe, duke ecur në majë të këmbëve, iu

---

18. Nëna ka horizont shumë të ngushtë, prandaj ajo s'ka besim në njerëzit. Pavli ka parasysh punëtorët, prandaj thotë „ata u bënë më të mirë në sytë e mi". Pavli i dallon njerëzit sipas klasës: njerëzit e klasës së tij janë të mirë, të dashur, por shfrytëzuesit i kanë armiqësuar me njëri tjetrin, gjendja e keqe i ka ndarë e përçarë.

afrua shtratit të të birit. Pavli kishte rënë më kurriz dhe në jastëkun e bardhë dukej qartë fytyra e tij e zeshkët, krenare dhe e rreptë. Me duart të kryqëzuara në gjoks, këmbëzbathur dhe në këmishë, nëna qendronte si e ngrirë afër shtratit, lëvizte buzët pa nxjerrë zë dhe nga sytë i rridhnin me ngadalë, një pas një, pika loti të mëdha e të turbullta...

## V.

Dhe përsëri ata vazhduan të rronin të heshtur, në dukje larg, po në shpirt afër njëri tjetrit.

Një ditë kremteje në mes të javës Pavli, tek ishte duke dalë nga shtëpia, i tha s'ëmës:

— Të shtunë do të na vinë miq nga qyteti.

— Nga qyteti?... — përsëriti nëna duke tundur kokën, dhe ja dha të qarit.

— Pse qan, nënë? — pyeti Pavli i mërzitur. — Ç'pate?

Ajo fshiu lotët me përparësen dhe tha me zë të ulët:

— Hiç, ashtu... Nuk di as unë...

— Ke frikë?

— Po, kam frikë! — pohoi ajo.

Ai iu afrua fare pranë dhe me ton të ashpër, tamam si i ati, i bërtiti:

— Kjo frikë na ka marrë më qafë ne! Dhe ata që na sundojnë përfitojnë nga kjo frikë që të na trembin edhe më tepër.

Nëna vajtoi e brengosur:

— Mos m'u zemëro! Si të mos kem frikë? Tërë jetën me frikë kam rrojtur... Frika më ka hyrë në bark!

— Të lutem të më ndjesh... po s'kam si bëj ndryshe! — i tha Pavli me zë të ëmbël e të butë. Dhe doli.

Tri ditë me radhë nëna mbeti me zemër të dredhun dhe, sa herë që mendonte se në shtëpi të saj do të vinin njerëz të huaj, i ngrinte gjaku. Ja, këta njerëz i kishin rrëfyer të birit rrugën që po ndiqte...

Të shtunën mbrëma Pavli u kthye nga fabrika, u la, u ndrua dhe, tek do të dilte, i tha s'ëmës pa e vështruar në sy:

— Po të vinë, u thuaj se tani kthehem... Le të më presin. Dhe, të lutem, mos ki frikë: njerëz janë...

Asaj iu pre fuqia dhe u lëshua mbi fron. I biri e vështoi i vrejtur dhe i tha:

— Mbase të pëlqen më mirë... të shkosh gjëkundi?

Kjo e preku nënën. Tundi kokën në shenjë mohimi dhe ja ktheu.

— Jo!... do të rri! E përse të dal?

Ishte fundi i nëntorit. Mbi tokën e ngrirë kishte rënë një borë e thatë dhe e hollë, e cila tani kërciste nën këmbët e Pavlit që po largohej. Në xhamet e dritareve ish ngjitur një errësirë e dendur që dukej sikur përgjonte diçka me armiqësi. Nëna rrinte e këputur mbi fron, kish vënë duart mbi tryezë dhe po priste duke ja qepur sytë derës...

I dukej sikur në errësirën e thellë, njerëz të huaj, të heshtur, të veshur me rroba të çuditshme, po i aviteshin fshehurazi shtëpisë nga të katër anët, duke u krrusur e duke vëzhguar rreth e rrotull se mos i diktonte kush. Ja njëri prej tyre po i vjen rrotull shtëpisë e po kërkon me duar nëpër muret.

U dëgjua një vërshëllimë që oshëtinte në heshtjen e natës si një melodi vajtimi. Vërshëllima po afrohej, dukej sikur diç kërkonte... Pastaj menjëherë u pre mu aty te dritarja, thua se u ngul te trari i murit të shtëpisë.

U ndjenë ca çape; nëna u drodh dhe u ngrit më këmbë.

Dera u çel. Së pari u duk një kokë me një qylaf të madh prej gëzofi, pastaj hyri me nge një trup i gjatë, i krrusur. Me të kaluar pragun burri drejtoi trupin, ngriti dorën e djathtë e, duke psherëtitur, tha me një zë të thellë basi:

— Mirëmbrëma!

Nëna e përshëndeti me kokë pa bërë zë.

— Akoma s'ka ardhur Pavli?

Miku nxori qyrkun e shkurtër, shkundi borën nga çizmet me qylafin e tij, pastaj e hodhi këtë në një qoshe

dhe hyri në dhomë duke u kolovitur mbi këmbët e tij të gjata. Iu afrua një karrigeje, e shikoi me kujdes si për t'u bindur në ishte mjaft e shëndoshë, u ul më në fund dhe zuri të gogësinte duke zënë gojën me dorë. Kishte një kokë të rrumbullakët me leshrat të qethura shkurt, fytyrën e kish të rruar dhe mustaqet e gjata i vareshin poshtë. Si kqyri dhomën me vrejtje me ata sytë e tij të mëdhenj, të këcyer e bojëhiri, vuri këmbën mbi këmbë dhe, duke u tundur mbi karrige, pyeti:

— Shtëpinë e kini tuajën apo me qira?

Nëna, që ish ulur përkundrejt tij, u përgjigj:

— Me qira...

— S'qenka gjë! — vrejti ai.

— Pashka tani vjen, pritni një çikë! — tha nëna sikur lutej, pa iu përgjigjur vrejtjes së tij.

— Atë po bëj! — ja ktheu ai me zë të qetë.

Fytyra e tij e thjeshtë dhe e qetë, zëri i ëmbël i dhanë zemër nënës. Ai e shikonte hapët, me dashamirësi; në thellësinë e syve të tij të kulluar shkrepëtinte një shkëndijë gazi dhe në krejt personin e tij tërë qoshe, të krrusur, me ata kërcinj të gjatë, kishte diçka që të afronte, që të bënte ta doje. Ishte veshur me një bluzë të kaltërt e me shallvare të zeza të futura në çizmet. Ajo po matej ta pyeste kush është, nga ç'vend është, që kur është njohur me të birin, kur ai u zgjat dhe e përkuli tërë trupin në drejtim të saj:

— Kush jua ka çarë ballin ashtu, nënko? — e pyeti.

Ai foli me zë të ëmbël duke e shikuar me sy të qeshur. Po nënës i erdhi rëndë nga ajo pyetje. Kafshoi buzën, heshti pak dhe ja ktheu me ftohtësi:

— Po juve ç'ju hynë në punë, zoti im?

Miku u zgjat përsëri nga ana e saj dhe vazhdoi:

— Po ju mos u zemëroni! Unë ju pyeta se edhe nëna ime që më kishte bërë djalë në shpirt, e ka patur kokën të çarë tamam kështu si ju. Asaj, që thoni ju, ja kishte çarë një këpucar, me kallëpin e këpucëve. Ajo ishte rrobalarëse. Si më kish bërë mua djalë, se nga vajti e gjeti atë pijanec, për fatin e zi të saj... Aman, të rrahur që i bënte!

Sa herë që e rrihte në sy tim, mua më ngrinte gjaku nga frika.

Nëna u çarmatos nga fjalët e çiltra të këtij njeriu dhe mendoi se Pavlit nuk do t'i vinte mirë, ndofta, po t'i tregohej e ftohët këtij mysafiri të çuditshëm. Prandaj tha duke buzëqeshur si fajtore:

— Unë nuk u zemërova, po ju se si më pyetët ashtu... përnjëherë. Shenjën në ballë ma ka lënë kujtim im shoq... ndjesë pastë! Po ju, mos jini tartar?

Miku tundi këmbët dhe e bëri buzën më gaz. Pastaj tha me seriozitet:

— Jo akoma... nuk jam tartar!

— Nuk flisni si rusët, prandaj thashë... — qeshi nëna, duke e kuptuar shakanë.

— Flas më mirë se rusët! — tha miku plot gaz. — Unë jam prej Rusisë së Vogël, nga qyteti Kaniev.

— Kini kohë këtu?

— Në qytet kam afro një mot dhe tani ka një muaj që kam filluar të punoj këtu në fabrikë. Këtu gjeta njerëz të mirë, djalin tuaj dhe disa të tjerë... Dua të vendosem këtu! — shtoi duke dredhur mustaqen.

Nënës filloi t'i hynte në zemër ky njeri; e që ta falënderonte për fjalën e mirë që foli për Pavlin, i tha:

— A doni një gotë çaj?

— Si ta pi vetëm? — ja priti ai duke ngritur supet. — Dale të mblidhen të gjithë një herë, pastaj na gostitni.

Këto fjalë nënës i kujtuan frikën e gjithë atyre ditëve të fundit.

„Ah! sikur të ishin të gjithë si ky!" dëshëroi ajo në shpirtin e saj.

Përsëri u dëgjuan çape në oborr, porta u hap me të shpejtë, nëna u ngrit. Pa me habi se në kuzinë hyri një vajzë e pakët nga trupi, me fytyrë të thjeshtë fshatareje, me një gërshet të trashë flokësh të ndritur e të verdhë. Vajza tha:

— Mos u vonova?

— Jo, jo! — u përgjigj hoholli[19], duke e shikuar që nga dhoma. — Më këmbë erdhët?

— Natyrisht më këmbë! — Pastaj, duke iu drejtuar nënës: — Ju jeni nëna e Pavël Mihailloviçit? Mirsejugjej! Mua më quajnë Natasha...

— Po me emrin e babait? — pyeti nëna.

— Vasiljevna... Po ju?

— Pellageja Nillovna.

— Tani u bëmë të njohura...

— Po! — tha nëna dhe psherëtiti duke shikuar vajzën me buzën në gaz.

Hoholli i ndihte vajzës të xhvishte pallton dhe e pyeste:

— Bën ftohët?

— Po, shumë ftohët, në fushë! Fryn erë!

Kish një zë të ëmbël e të kulluar, gojën e kish të vogël dhe tërë trupin të freskët e topolak. Si e hoqi pallton, fërkoi faqet me duart e vogla të skuqura nga të ftohtit, duke ecur nëpër dhomë me çape të shpejta; takat e këpucëve të saj trokëllinin mbi dysheme.

— Del pa galloshe! — tha me vete nëna.

— Po-o... — tha vajza, duke hequr zërin zvarrë e duke u dridhur. — Ngriva dhe çfarë të ngrirë!

— Ja tani unë po ve samovarin[20]) të ziejë! — tha nëna me të shpejtë duke shkuar në kuzinë — tani...

Nënës i dukej sikur e njihte prej kohe atë vajzë dhe sikur e donte me dhëmshuri si bijën e saj. Ishte e gëzuar që e pa, i qeshte buza nga kënaqësia; vuri veshin të dëgjonte ç'bisedonin.

— Pse dukeni kështu i mërzitur, Nahodka? — pyeste vajza.

— Ashtu, kot... — iu përgjigj hoholli me zë të ulët. — E veja ka sy të mirë... po mendoja që edhe sytë e sim ëje u ngjasin këtyre të kësaj. Unë, ç'është e drejta, e kujtoj shpesh nënën... edhe më vjen sikur ajo është akoma gjallë...

---

19. Kështu quhen banorët e Ukrainës (Rusisë së Vogël).
20. *samovar* = lloj ibriku, përdoret për të zier ujë, ka një tub në mes që mbushet me qymyr, për ta nxehur.

— Po ju më kini thënë se ka vdekur!

— Ka vdekur ajo që më kishte bërë djalë në shpirt... Unë e kam fjalën për nënën e vërtetë, për atë që më ka lindur... Më vjen sikur ajo do të jetë diku në Kiev dhe rron me lëmoshë... e dehet me vodkë...

— Pse mendon kështu?

— Nuk e di. Kështu më bëhet. Dhe më duket sikur policët e kapin të dehur dhe i bien shpulla faqeve...

— Ah ti, zemërbardhë! — tha me vete nëna duke psherëtitur.

Natasha zuri të fliste me të shpejtë e me zë të ulët; pastaj përsëri u dëgjua zëri kumbonjës i Nahodkës:

— Eh, ju jini shumë e re akoma, shoqe... s'kini dhe aq eksperiencë! Të lindësh një njeri është zor, po që t'i mësosh njerëzit të çmojnë mirësinë, është më zor akoma...

„Pa shiko ç'thotë", bërtiti nëna me vete dhe ndjeu nevojën ta përkëdhelte hohollin e t'i fliste fjalë të mira, po në atë çast u hap dera me ngadalë dhe hyri Nikolla Vesovshçikovi, i biri i kusarit plak Danillo, një mizantrop[21]) i njohur në tërë lagjen punëtore. Nikolla ishte gjithëmonë i ngrysur dhe largohej nga njerëzit, prandaj që të gjithë talleshin me të. Nëna e pyeti e çuditur:

— Po ti... ç'deshe, Nikolla?

Ai fshiu me pëllëmbën e dorës fytyrën e tij të vrarë lije me mollza të gjera dhe, pa u përshëndetur, pyeti me zë të ngjirur:

— S'është këtu Pavli?

— Jo.

Hodhi sytë në dhomë dhe hyri duke thënë:

— Tungjatjetani, o shokë![22])

— Edhe ky na qenka në këtë valle? — pyeti me vete nëna e pakënaqur dhe u habit kur pa se Natasha i dha dorën me përkëdhelje dhe gëzim.

Pastaj erdhën dy djem të rinj; njërin prej tyre nëna e njihte: ishte Fedori, i nipi i punëtorit plak, Sizovit, një

---

21. *mizantrop* = njeri që largohet nga njerëzit, që i urren ata.
22. Këta punëtorë i drejtohen njëri tjetrit me fjalën „shok"; këtë fjalë do ta ndeshim në tërë romanin; kjo fjalë pasqyron marrëdhëniet e reja që kanë lindur midis punëtorëve, revolucionarëve.

djalë me fytyrë të gjatë, me ballë të lartë e me flokë të dredhur. Tjetrin nuk e njihte. Ai ishte krehur me kujdes, dukej i drojtur e i turpshëm. Më në fund u kthye Pavli me dy shokë të tjerë; ishin dy të rinj që punonin në fabrikë, të cilët nëna i njihte në fytyrë. Pavli i tha i këna-qur, me zë përkëdhelës:

— Paske vënë samovarin? Hë, të lumçin duart!

— A të vete të ble edhe ca vodkë? — u tregua e gatë-shme nëna, duke mos ditur se si t'i shprehte falënderimin për diçka që as ajo vetë s'e kuptonte.

— Jo, është e tepërt, — tha Pavli duke hequr pallton, dhe i buzëqeshi me mirënjohje.

Befas nënës i shkoi ndër mend se i biri ja kish rritur me qëllim rrezikun e mbledhjes, që të qeshte, që të bënte shaka me të.

— Këta janë njerëzit e ndaluar? — e pyeti me zë të ulët.

— Po, këta janë! — u përgjigj Pavli duke hyrë në dhomë.

— Ama dhe ti! — ja ktheu nëna me përkëdhelje dhe me vete mendonte:

„Është akoma fëmijë!"

## VI.

Kur zjeu samovari nëna e mori dhe e shpuri në dho-më, ku miqtë ishin mbledhur përqark tryezës. Natasha, me një libër në dorë, kishte zënë vend në qoshe, pranë dritës.

— Që të kuptojmë përse njerëzit rrojnë kaqë keq... — thoshte Natasha...

— Dhe përse janë kaq të liq... — ja preu hoholli.

— Duhet të shohim se qysh filluan të rrojnë...[23])

---

23. Revolucionarët mblidheshin në rrethe për të njohur historinë dhe ligjet e zhvillimit të shoqërisë njerëzore, parimet e komunizmit shkencor. Në këto rrethe jepnin mësim revolucionarë me përvojë. Kështu morën arësim shumë punëtorë, që më vonë lojtën rol të rëndësishëm në Revolu-cionin e Tetorit.

— Shikoni, bijtë e mi, shikoni, — pëshpëriti nëna duke shtënë çajin.

Të gjithë pushuan.

— Ç'deshe të thuash, nënoke? — pyeti Pavli duke vrejtur vetullat.

— Unë? — ajo vështroi rreth e rrotull dhe, kur pa se të gjithë ja kishin qepur sytë, tha si e turpëruar:

— Unë kot, ashtu... fola me vete...

Natasha qeshi me zë, Pavli bëri buzën më gaz dhe hoholli tha:

— Ju falem nderit, nënë .. për çajin!

— S'keni pirë akoma dhe po falenderoni! — ja preu ajo dhe, duke hedhur sytë mbi të birin, pyeti:

— Mos ju bezdis?

Iu përgjigj Natasha:

— Ju jini e zonja e shtëpisë, qysh mund t'i bezdisni mysafirët? — Dhe, me një zë fëmije që ankohet, iu lut: — Për hir të Zotit! Nëmni çajin shpejt! Po dridhem e tëra... këmbët m'u thanë nga të ftohtit!

— Ja, ja, e solla! — tha nëna me nxitim.

Si piu filxhanin me çaj, Natasha psherëtiu fort, hodhi gërshetin prapa krahëve dhe filloi të lexonte me zë një libër të madh me kapakë të verdhë dhe me piktura. Nëna mundohej të mos bënte zhurmë me filxhanët që i mbushte me çaj dhe vinte veshin të dëgjonte fjalët e vajzës. Zëri kumbonjës i Natashës përzjehej me këngën e lehtë e të trishtuar të ujit që ziente në samovar dhe në dhomë, si një shirit i bukur, shtillej tregimi i thjeshtë dhe i qartë mbi njerëzit e egër që rronin nëpër shpella dhe vrisnin shtazët e egra me gurë. Nënës i dukej sikur dëgjonte një përrallë; vështroi disa herë të birin në sy, duke dashur ta pyeste ç'gjë të ndaluar mund të kishte në këtë tregim mbi njerëzit e egër? Po ajo u lodh shpejt së dëgjuari leximin e Natashës dhe filloi të vinte re miqtë me bisht të syrit, në mënyrë që as i biri as ata të mos e pikasnin se po i vështronte.

Pavli kish ndenjur pranë Natashës dhe ai dukej më i bukur nga të gjithë. Natasha kish ulur kokën mbi librin

dhe kohë pas kohe ngrinte tufat e flokëve të dredhur që i binin mbi sy. Herë-herë ajo shkundte kokën, ngrinte sytë nga libri dhe thoshte diçka nga vetja duke hedhur një vështrim plotë ëmbëlsi mbi fytyrat e dëgjonjësve. Hoholli ishte krrusur, me kraharorin të mbështetur në një çip të tryezës; përdridhte mustaqet dhe vëngëronte sytë duke u munduar që t'u shikonte majat e holla. Vesovshçikovi ish ulur në një karrige dhe rrinte i ngrirë si ndonjë kërcu, me pëllëmbët e mbështetura mbi gjunjë; fytyra e tij e vrarë lije, pa vetulla dhe me buzët e holla, ishte e palëvizëshme si ndonjë maskë. Pa i rrahur kapakët e syve të tij të vegjël, ai shikonte fytyrën e tij që pasqyrohej në bakrin e ndritshëm të samovarit. Dukej i gurosur si ndonjë statujë, thua se nuk merrte as frymë. Fedja i vogël dëgjonte leximin duke lëvizur buzët, tamam sikur të përsëriste me vete fjalët e librit. Shoku i tij me flokë të dredhur zgjatej përpara me brylet mbi gjunjë dhe buzëqeshte i humbur në mendime me fytyrën e mbështetur në duart. Një nga të rinjtë, që kish ardhur bashkë me Pavlin, vinte i hollë nga shtati, leshrat i kish të kuqërreme dhe të përdredhura, sytë të kaltër e të qeshur; ai sikur diç donte të thoshte se gjithë kohën jepte shenja padurimi duke lëvizur pa qenë nevoja. Djaloshi tjetër me flokët e verdhë e të ndritur fërkonte me dorë kokën e qethur shyt dhe shikonte përdhé, kështu që fytyra nuk i dukej.[24]) Dhoma ishte e ngrohët dhe atmosfera e këndëshme. Nëna ndjente një prehje shpirtërore të jashtëzakonshme dhe, duke dëgjuar melodinë e zërit të Natashës, që shkrihej në këngën e dridhëshme të samovarit, i kujtoheshin dëfrimet plot zhurmë të rinisë së saj, fjalët e vrazhda e të ndyra të të rinjve që u vinte era vodkë që atje tej dhe shakatë e tyre pa kripë e pa lezet. Duke sjellë ndër mend këto kujtime, i vinte keq për veten e saj; një ndjenjë mëshire ja lëndonte zemrën e vrarë e të munduar.

---

24. Autori me pak fjalë ka arritur të na japë të gjallë jo vetëm pamjen e jashtme të çdo pjesëtari të rrethit, por të na tregojë me të dhe disa tipare të karakterit, të cilat ne më qartë do t'i shohim gjatë romanit.

Iu kujtua fejesa e saj me të ndjerin. Një mbrëmje që ishin mbledhur diku që të dëfrenin, ai e kapi në një çip të errët, e mbështeti pas murit me tërë trupin dhe e pyeti me zë të mbytur e plot kërcënim:

— Do të martohesh me mua?

Ajo ndjente dhëmbje në trup dhe në shpirt nga mënyrat brutale të atij që duke u dridhur e duke gulçuar, i lëshonte mu në fytyrë firomën e tij të nxehtë. U mundua t'i shkëputej nga duart duke u tërhequr mënjanë.

— Ku do të vesh? — i bërtiti ai. — Përgjigjmu njëherë!...

Asaj iu zu fryma nga turpi dhe nga zemërimi e prandaj s'kish thënë dot asnjë fjalë.

Në këtë kohë dikush hapi derën e asaj ode, dhe ai, pa u nxituar e lëshoi, duke i thënë:

— Të dielën po të dërgoj mblesën.

Dhe e dërgoi...

Nëna mbylli sytë dhe psherëtiu thellë.

— S'kam nevojë të di se si rronin njerëzit dikur, po si duhet të rrojnë sot! — tha befas Vesovshçikovi me një zë të mbytur e të pakënaqur.

— Ka të drejtë! — e përkrahu lesh-kuqi duke u ngritur.[25])

— S'jam i atij mendimi! — ja priti Fedja.

Filloi një bisedim i nxehtë dhe fjalët shkrepëtinë si flaka në një vatër. Nëna nuk e kuptonte përse bërtisnin. Të gjitha fytyrat qenë skuqur nga zjarri i diskutimit, po asnjë nga miqtë nuk dukej i zemëruar dhe nuk përdorte aso fjalësh të vrazhda që dëgjonte nëna zakonisht në raste të tilla.

— He, duket se druhen nga vajza! — e gjeti me mend të saj.

---

25. Vesovshçikovi dhe „leshkuqi" (më poshtë këtë do ta gjejmë me emrin Samoillov) nuk kanë durim të studiojnë më parë historinë e njerëzimit, të nxjerrin prej saj konkluzionet e nevojshme, të studiojnë teorinë e komunizmit shkencor. Karakteri spontan e anarshist i luftës që duan të bëjnë këta të dy, e ka burimin në nivelin e tyre ideologjik të ulët, në pikëpamjet që ata përfaqësojnë; të ndiqet me vemendje rrëfimi i autorit në kapitujt e ardhshëm mbi origjinën, jetën dhe sjelljen e Vesovshçikovit.

Nëna kënaqej sidomos me fytyrën serioze të Natashës, e cila i shikonte të gjithë me vrejtje, tamam sikur të ishin fëmijë për të.

— Dale, shokë, prisni! — u hodh Natasha papandehur.

Të gjithë heshtën duke e vështruar.

— Kanë të drejtë ata që thonë se ne duhet t'i dimë të gjitha. Tek ne duhet të shkëlqejë drita e arësyes, kështu që njerëzit që rrojnë në errësirë të mund të na shohin. Ne duhet të jemi në gjendje t'i përgjigjemi çdo pyetje në mënyrë të ndershme e të drejtë. Ne duhet të dimë gjithë të vërtetën, gjithë gënjeshtrën!

Hoholli tundte kokën sipas ritmit të fjalëve të Natashës, duke treguar kështu se ishte i një mendimi me të. Vesovshçikovi, ai djaloshi me leshra të kuqërreme si edhe ai djaloshi tjetër që kish ardhur bashkë me Pavlin rrinin të mbledhur tok; këta të tre sikur nuk i pëlqenin nënës, pa e ditur arësyen as ajo vetë.

Kur mbaroi së foluri Natasha, Pavli u ngrit dhe pyeti me zë të shtruar:

— A mos duam vetëm të jemi të nginjur, ne? [26])

— Jo, — iu përgjigj ai vetvetes, duke hedhur një vështrim të rreptë nga ana e atyre të treve që formonin si një grup më vete. — Ne duam të jemi njerëz. Ne duhet t'u tregojmë atyre që na kanë hypur mbi qafë dhe po na zënë sytë, se ne i shohim të gjitha, se ne s'jemi të humbur, as kafshë dhe nuk duam vetëm të hamë, po duam të rrojmë si u ka hije njerëzve! Ne duhet t'u tregojmë armiqve se jeta e rëndë prej të burgosurish me të cilën na kanë dënuar nuk na ndalon të matemi me ta nga mendja e t'ua kalojmë nga shpirti!

Nëna i dëgjonte ato fjalë dhe zemra i bëhej mal nga krenaria e nga gëzimi, duke parë se sa me arësye fliste i biri.

— Ka shumë njerëz të nginjur në këtë botë, po asnjë prej tyre nuk është i ndershëm! — tha hoholli. — Përmbi

---

26. Që në fillim ne marrim vesh se Pavli me grupin e vet nuk lufton për të ndryshuar vetëm gjendjen ekonomike të klasës punëtore, por për të përmbysur regjimin shfrytëzues dhe për të ndërtuar një shoqëri të re.

moçalin e kësaj jete të qelbur ne duhet të ngrehim urën që do të na nxjerrë në një jetë më të mirë, në mbretërinë e ardhshme të mirësisë e të drejtësisë. Kjo është detyra jonë, shokë!

— Kur vjen koha për të luftuar, njeriu s'ka ngé të shërojë krahun! — ja priti Vesovshçikovi me zë të mbytur.

Kishte kaluar mezi i natës kur u ngritën të iknin. Lesh-kuqi dhe Vesovshçikovi dualën të parët: edhe kjo nuk i pëlqeu nënës.

— Shiko si nxitohen, — tha me vete duke i përcjellë.

— Do të më shoqëroni, Nahodka? — pyeti Natasha.

— Po si·jo! — iu përgjigj hoholli.

Kur Natasha po vishej në kuzinë, nëna i tha:

— Shumë të holla i kini këto çorape për një kohë të tillë! Po deshët, ju bëj unë një palë të leshta.

— Ju falemnderit, Pellage Nillovna. Të leshtat s'i mbaj dot se më shpojnë, — u përgjigj Natasha duke qeshur.

— Unë do t'i bëj prej një leshi të butë që të mos ju shpojnë fare! — tha nëna.

Natasha e vështroi një çast duke picërruar sytë dhe ky vështrim i mprehtë e turbulloi pakëz nënën.

— Mos ma vini re... mua aq ma pret .. po jua thashë me gjithë zemër!... — shtoi nëna me zë të ulët.

— Oh, sa zemërbardhë që jini! — ia ktheu Natasha me zë të ëmbël, duke i shtrënguar dorën.

— Natën e mirë, nënoke! — i tha hoholli duke e vështruar në sy; dhe doli pas Natashës duke u përkulur.

Nëna shikoi të birin: ai qendronte te pragu i derës dhe bënte buzën në gaz.

— Pse qesh, ti? — e pyeti ajo me të drojtur.

— Kot... jam në qejf!

— Vërtet unë jam plakë dhe budallaçkë, po të mirën edhe unë e kuptoj, — tha nëna si e fyer pakëz.

— Aq më mirë atëhere! — ja ktheu Pavli me të qeshur. — Do të bënit mirë të binit në shtrat, tani.

— Ja, sa të ngre këto dhe do të shkoj të bie.

Ajo vinte rrotull tryezës, mblidhte filxhanët, zemra i rrihte nga gëzimi dhe një djersë e hollë ja ndriçonte fyty-

rën. Ish e kënaqur për ato që pa e që dëgjoi atë mbrëmjen; ndjente një habi të këndëshme që mbledhja kaloi mirë e bukur.

— Mirë the ti, Pavllusha! — i tha të birit. — Njerëz të mirë këta... sidomos hoholli, shumë i dashur... edhe ajo zonjushja, sa e mençur! Kush është ajo? 27)

— Një mësuese! — u përgjigj Pavli duke u sjellë nëpër dhomë.

— Ashtu! Prandaj duket aq e varfër!... E veshur aq keq! S'është çudi që të marrë ndonjë të ftohët, e gjora! Po prindrit ku i ka?

— Në Moskë! — tha Pavli dhe, duke qëndruar përpara nënës, foli me një hidhërim të fshehtë:

— I ati është një tregëtar i pasur, zot i disa shtëpive, po e përzuri të bijën, kur pa se mori këtë rrugë. Ajo ish mësuar me një mijë të mira: rritur në mes të përkëdhelive, s'ja prishnin kurrë qejfin për çdo gjë që t'i tekej, — dhe ja, tani, i duhet të ecë shtatë kilometra, natën, vetëm... 28)

Këto fjalë i pikëlluan zemrën nënës. Kish qëndruar në mes të dhomës e po vështronte të birin me sy të zgurdulluar, pa hapur gojë. Më së fundi e pyeti:

— Në qytet do të vejë?

— Në qytet.

— Aah! Po... s'ka frikë?

— Jo, s'ka frikë! — tha Pavli duke qeshur.

— Po pse të ikte? Të kish ndenjur këtu, le të flinte me mua...

— Nuk bënte! Mund ta shihnin nesër këtu dhe kjo s'do të ish mirë as për atë, as për ne.

---

27. Kujtoni gjendjen shpirtërore të nënës kur Pavli i tha se do vinin njerëz nga qyteti; krahasoni përfytyrimet e saj për këta njerëz në fillim dhe në fund, pas mbledhjes.

28. Natasha dhe intelektualët e tjerë të përmendur në këtë roman kanë braktisur klasën e vet; jetën dhe fatin e tyre e kanë lidhur me ato të klasës punëtore. Një gjë e till ndodh me njerëz të veçantë nga radhët e feudo-borgjezisë; ata duke parë degjenerimin e rënien e klasës së tyre, epërsinë e klasës punëtore, duke parë se e ardhshmja i përket klasës punëtore, në kushte të caktuara braktisën klasën e tyre dhe u bashkuan me proletariatin.

Nëna u kujtua për ç'i kish folur i biri, shikoi e menduar nga dritarja dhe pyeti pa ngritur zërin:

— Unë s'kuptoj, Pasha, ç'gjë është e rrezikëshme, e ndaluar. Unë s'shoh gjë të keqe në atë që folët ju. Apo s'është kështu, o bir?

S'ish dhe aq e sigurt në ato që thosh dhe ja donte zemra që të merrte një përgjegje qetësuese nga i biri. Ai e vështroi në sy dhe iu përgjegj me një ton të qetë, por i bindur për ato që thosh:

— Gjë të keqe s'ka dhe s'do të ketë. E megjithëkëtë burgu na pret. Ta dish...

Nënës iu drodhën duart; me zë të këputur nga tronditja, pëshpëriti:

— Kush e di, mbase do Zoti e kaloni pa rrezik.

— Jo! — tha Pavli me zë të ëmbël. — Nuk dua të të gënjej. S'mund ta kalojmë pa rrezik.

Buzëqeshi dhe shtoi:

— Bjerë tani se u lodhe. Natën e mirë!

Kur mbeti vetëm, nëna iu afrua dritares dhe vështroi jashtë. Era rrëzonte borën nga çatitë e shtëpive të vogla të tulitura në gjumë, përplasej pas mureve dhe dukej sikur diç murmuriste, shkiste rrëzë tokës duke ngritur përpjetë një pluhur të bardhë prej bore të ngrirë.

— Aman, o Krisht, ki mëshirë për ne! — pëshpëriti.

Zemra i dridhej e i qante prej ankthit dhe si ndonjë flutur e murme e natës përpëlitej në gjoksin e saj pritja e tmershme e asaj fatkeqësie, për të cilën i biri fliste me aq qetësi dhe pa u trembur. Përpara syve i doli fusha e pasosur e mbuluar me borë. Era e hollë dhe e ftohtë fryen nga të katër anët, endet, përdridhet e rrotullohet nëpër të, duke vërshëllyer. Përmes fushës ecën një vajzë me trup të vogël, fill e vetme, që shkon duke u lëkundur. Era i përdridhet nëpër këmbë, i ngre fustanin, i përplas në fytyrë pluhur bore, që e shpon si me gjilpëra. Mezi ecën, këmbët e vogla i ngecin në borë. Të ftohtët i hyn në palcë dhe errësira i kllet datën. Vajza është krrysur përpara, ka ndërur tërë trupin dhe, në mes të asaj fushe të hapur, në atë errësirë të shkretuar, duket si një pendë

me të cilën lot era e dimrit. Në të djathtën e saj, gjatë kënetës, ngrihet muri i errët i një pylli borigash e mështeknash të larta e të drejta që vërshëllejnë e vajtojnë me trishtim. Dhe atje larg, në horizont, vetëtijnë dritat e qytetit...

— Aman, o Zot, të të vijë keq për ne! — pëshpëriti përsëri nëna duke u dredhur nga frika...

## VII.

Ditët shkisnin njëra pas tjetrës si rruzat e tespijeve dhe mblidheshin në javë, në muaj. Çdo të shtunë në shtëpi të Pavlit mblidheshin shokët dhe çdo mbledhje ishte bazamaku i një shkalle të gjatë që i ngrinte njerëzit me ngadalë dhe i shpinte diku larg, larg sa nuk i dukej fundi.

Fytyra të reja çfaqeshin pa reshtur. Dhoma e vogël e Vllasovëve bëhej përherë e më e ngushtë. Vinte Natasha, e ngrirë, e lodhur, po gjithmonë e gjallë dhe e qeshur. Nëna ja bëri çorapet dhe ja mbathi vetë në këmbët e vogla. Natasha qeshi në fillim, pastaj heshti menjëherë, ra në mendime dhe tha me zë të ulët:

— Kisha një dado... sa e dhemshur e zemërbardhë që ish edhe ajò! Gjë për t'u çuditur, Pellage Nillovna, populli punëtor shkon një jetë kaq të rëndë, kaq të përvuajtur, kurse nga zemra është më i mirë, më i dhemshur se... ata të tjerët.

Dhe ngriti dorën duke treguar një vend, një anë larg nga vetja e saj.

— Siç jeni edhe ju! — tha Vllasova. — Hoqët dorë nga prindërit e nga të gjitha... — dhe duke mos ditur si ta shprehte mendimin e saj, heshti dhe psherëtiti, shikoi Natashën në sy dhe ndjeu për të një farë mirënjohje për diçka që s'e kuptonte as vetë. Nëna kishte ndenjur përdhe përpara Natashës, e cila kishte ulur kryet dhe buzëqeshte e menduar.

— Hoqa dorë nga prindërit?! — përsëriti ajo. — S'është ndonjë punë e madhe! Im atë është i trashë nga

mendja dhe i egër... im vëlla gjithashtu... pa le që është edhe pijanec. Ime motër, më e madhja, është për të qarë hallin, e zeza... ka marrë një burrë plak, të pasur shumë, po të mërzitshëm e kurnac... Vetëm për nënën më vjen keq. Është shpirt njeriu, ja, kështu si ju, e pakët dhe e vogël si ndonjë miushkë... nxiton gjithnjë dhe ka frikë nga të gjithë... Më hypën një mall nganjëherë që ta shoh nënën... sa s'di si ta tregoj!

— E gjora çupë! — tha nëna duke tundur kokën me trishtim.

Vajza ngriti kryet dhe zgjati krahun sikur desh të përzinte një mendim që s'e linte të qetë.

— Jo, jo! Ka çaste kur unë jam kaq e gëzuar, kaq e lumtur sa më s'bëhet!

U zverdh në fytyrë dhe sytë e kaltër i lëshonin shkëndija. Vuri duart mbi supet e nënës dhe me një zë të ëmbël që i dilte nga thellësia e shpirtit, tha: — Oh, sikur të dinit... sikur të mund të kuptonit se ç'punë të bukur, se ç'punë të madhe bëjmë ne!...

Diçka që i afrohej zilisë preku zemrën e Vllasovës. U ngrit nga vendi dhe tha e brengosur:

— U plaka unë tani... jam njeri pa shkollë... as di, as kuptoj...

...Pavli fliste sa vinte më tepër e më shpesh, diskutonte përherë e më me zjarr dhe ligej e dobësohej ditadita më shumë. Dhe nënës i dukej se kur ai fliste me Natashën ose edhe vetëm kur e shikonte, sytë e tij të rreptë zbuteshin, zëri i tij ëmbëlsohej dhe vetë ai bëhej më i dashur e më i thjeshtë.

— Dhëntë Zoti! — thosh me vete. Dhe duke e përfytyruar Natashën si të renë e saj, i qeshte fytyra.

Sa herë që në mbledhjet bisedimi ashpërsohej e ndizej, ngrihej hoholli dhe, duke u kolovitur mu si topi i një kambane, thoshte me zërin e tij të trashë e kumbonjës disa fjalë të urta e të thjeshta që i bënin të gjithë të ishin më të qetë e më seriozë. Vesovshçikovi, gjithmonë i ngrysur, i nxiste të gjithë dhe i shtynte për veprim; ai dhe lesh-kuqi, të cilin e quanin Samoillov, i jepnin gjithmonë

zjarr diskutimit. Me ta bashkohej Ivan Bukini, ai i riu kokërrumbullak, me vetulla të bardha, që dukej sikur i kish dalë boja nga dielli. Jakov Sornovi, i pastër dhe i rruar, fliste rrallë dhe shkurt me zë të trashë e të qetë e me fytyrën serioze. Ai dhe Fedja Mazini, djaloshi me ballë të gjerë, mbanin kurdoherë në diskutimet e zjarrta anën e hohollit e të Pavlit.

Ngandonjëherë, në vend të Natashës, vinte nga qyteti Nikolla Ivanoviçi, një burrë me syze e me një mjekërzë të verdhë: ishte nga një krahinë e largët dhe fliste me një zë që kishte tingëllimin e një muzike të ëmbël. Fliste për gjëra të zakonshme, për jetën familjare, fëmijët, tregëtinë, policinë, çmimet e bukës e të mishit, me një fjalë, për jetën e përditëshme të njeriut. Dhe në të gjitha këto ai zbulonte të meta, ngatërresa, rrëmujë, marrëzira, nganjëherë qesharake, po gjithmonë të dëmshme për njerëzit. Nënës i dukej sikur Nikolla Ivanoviçi kish ardhur nga larg, nga një mbretëri tjetër, ku të gjithë bënin një jetë të thjeshtë, të ndershme e pa mundime, e sikur atij nuk i pëlqente asgjë këtu, të gjitha i dukeshin së prapi, i ngjallnin në shpirt një dëshirë të vendosur për ta ndryshuar jetën pas mendimit të vet. Çehrenë e kish si të verdhë, sytë të rrethuar me disa rrudha të holla e të ndritëshme, zërin të ulët dhe duart gjithnjë të nxehta. Kur e përshëndeste Vllasovën ja mbështillte tërë dorën me gishtërinjtë e tij të gjatë e të fortë dhe kjo përkëdhelje e ngrohët sikur ja lehtësonte shpirtin nënës.

Nga qyteti vinin edhe njerëz të tjerë e më shpesh nga të gjithë, një zonjushe e gjatë me trup të derdhur, me një fytyrë të zbetë e të hequr e me sy të mëdhenj. E quanin Sashenka. Në të ecurit e në lëvizjet e saj dukej si mashkull, vetullat e zeza i rrudhte gjithmonë si e zemëruar dhe, kur fliste, flegrat e holla të hundës së drejtë si qiri i dridheshin.

Për herë të parë Sashenka tha një ditë:

— Ne socialistët...[29])

---

29. Në roman me „socialistë" kuptohen revolucionarët marksistë.

Kur e dëgjoi nëna këtë fjalë nga goja e saj, ja qepi sytë zonjushes me një tmerr të heshtur. Ajo e dinte se socialistët kishin vrarë carin. Asi kohe ishte akoma e re, po e mbante mend se njerëzia thoshin që çifligarët e zemëruar nga cari, i cili i kish çliruar bujkrobërit, kishin bërë bé të mos i qethnin flokët pa u vrarë cari: këta njerëz i kishin quajtur socialistë. Dhe tani ajo nuk mund të kuptonte pse i biri dhe shokët e tij quheshin po me atë emër. [30])

Kur u larguan të gjithë, Vllasova pyeti të birin:

— Pavllusha, socialist je ti?

— Po! — tha ai, duke qendruar përpara saj i ngrehur e ballëhapët si gjithëmonë. — Pse?

Nëna psherëtiu thellë dhe, duke ulur sytë përdhe, foli:

— Vërtet, Pavllusha? Po ata janë kundër carit... ata e vranë një car!

Pavli erdhi rrotull nëpër dhomë, fërkoi faqen me dorë, buzëqeshi dhe tha:

— Ne s'kemi nevojë të vrasim carin! [31])

Dhe i foli gjerë e gjatë me një ton serioz. Nëna e shikonte në sy dhe thosh me vete:

— Ky s'mund të bëjë kurrë gjë të keqe... jo, jo, s'është e mundur!

Pas asaj dite ajo fjalë e tmerrshme përsëritej gjithmonë më shpesh, kështuqë dalngadalë e humbi ashpërsinë e saj dhe u bë e zakonshme për veshin e nënës, si shumë fjalë të tjera që s'i kuptonte. Po Sashenka nuk i pëlqente nënës dhe sa herë që vinte ajo, nuk e ndjente veten të qetë.

Një ditë asaj s'iu durua dhe i tha hohollit duke përdredhur buzët, e ›akënaqur:

---

30. Midis pjesës së prapambetur të proletarëve e punëtorëve u hapën fjalë që carin (Aleksandrin II) e vranë pronarët, se ai gjoja i „çliroi" fshatarët nga bujkrobëria. Këto zëra vinin nga besimi i pabazë në carin „e mirë" të cilin pronarët gjoja e pengonin të sillej mirë me popullin.

31. Për revolucionarët, si do ta shohim edhe më poshtë, cari përbënte vetëm një hallkë, që duhej këputur; ata duan të bëjnë revolucion, të përmbysin rendin shfrytëzues në tërësi dhe s'kanë qëllim thjesht të vrasin një car; vrasja e një njeriu nuk do ta ndryshonte gjendjen, në vend të një cari do të vinte një tjetër.

— Ama si tepër e rreptë është kjo Sashenka! Gjithë urdhëra jep: bëni këtë, bëni atë!...

— Mirë thua! I ke rënë më të, nënoke! Hë, Pavël, a s'ka të drejtë?

Dhe duke i shkelur syrin nënës, tha me tallje:

— Aristokrate! [32])

Pavli ja preu:

— S'ke ç'i thua asaj! Është zemërbardhë! — Dhe u vrejt në fytyrë.

— Ashtu vërtet! — pranoi hoholli. — Po ajo nuk kupton se ajo *detyrohet*, kurse ne *duam* dhe *mundim*. [33])

Dhe filluan një bisedim të gjatë, që nëna nuk e kuptonte.

Gjithashtu nëna vuri re se Sashenka sillej më rreptë me Pavlin, bile nganjëherë edhe i bërtiste. Pavli heshtte vinte buzën në gaz dhe e shikonte vajzën në fytyrë me atë vështrim të butë e të ëmbël që kishte më parë për Natashën. Edhe kjo nuk i pëlqente nënës.

Nganjëherë nëna shihte me çudi se të gjithë i pushtonte një gëzim e një entuziazëm plot gjallëri. Kjo ngjiste sidomos kur lexonin në gazetat ndonjë lajm mbi punëtorët e vendeve të huaja. Atëherë të gjithëve u shkëlqenin sytë nga gëzimi, brohorisnin si fëmijë dhe, të dehur nga lumturia, qeshnin me gjithë shpirt duke i rrahur krahët njëri tjetrit.

— Iu lumtë, punëtorëve gjermanë! — bërtiste dikush i ndezur nga entuziazmi.

— Rrofshin punëtorët e Italisë! — thërrisnin një herë tjetër.

Dhe ua çonin këto brohoritje të përzemërta miqve të largët e të panjohur që nuk ua dinin gjuhën, po qenë të

---

32. *aristokrate* = këtu: që i përket klasës së lartë feudale. (Këtu Hoholli e thotë me shaka, duke pasur parasysh origjinën e Sashenkës).

33. Edhe Sashenka është me origjinë të pasur, por është shkëputur nga klasa e vet. Hoholli thotë se ajo *detyrohet*, se ajo është detyruar të shkëputet nga klasa e vet e të punojë për idealet e klasës punëtore, se ka parë që drejtësia e historisë është me këtë klasë. Ndërsa për punëtorët lufta e fitorja janë diçka që u përkasin vetiu dhe këtyre do t'ua arrijnë me luftë, prandaj Andrea thotë: „*duam* dhe *mundim*". Origjina e Sashenkës ka lenë gjurmë edhe në sjelljen e saj.

— Ama si tepër e rreptë është kjo Sashenka! Gjithë urdhëra jep: bëni këtë, bëni atë!...

— Mirë thua! I ke rënë më të, nënoke! Hë, Pavël, a s'ka të drejtë?

Dhe duke i shkelur syrin nënës, tha me tallje:

— Aristokrate! [32]

Pavli ja preu:

— S'ke ç'i thua asaj! Është zemërbardhë! — Dhe u vrejt në fytyrë.

— Ashtu vërtet! — pranoi hoholli. — Po ajo nuk kupton se ajo *detyrohet*, kurse ne *duam* dhe *mundim*. [33]

Dhe filluan një bisedim të gjatë, që nëna nuk e kuptonte.

Gjithashtu nëna vuri re se Sashenka sillej më rreptë me Pavlin, bile nganjëherë edhe i bërtiste. Pavli heshtte vinte buzën në gaz dhe e shikonte vajzën në fytyrë me atë vështrim të butë e të ëmbël që kishte më parë për Natashën. Edhe kjo nuk i pëlqente nënës.

Nganjëherë nëna shihte me çudi se të gjithë i pushtonte një gëzim e një entuziazëm plot gjallëri. Kjo ngjiste sidomos kur lexonin në gazetat ndonjë lajm mbi punëtorët e vendeve të huaja. Atëherë të gjithëve u shkëlqenin sytë nga gëzimi, brohorisnin si fëmijë dhe, të dehur nga lumturia, qeshnin me gjithë shpirt duke i rrahur krahët njëri tjetrit.

— Iu lumtë, punëtorëve gjermanë! — bërtiste dikush i ndezur nga entuziazmi.

— Rrofshin punëtorët e Italisë! — thërrisnin një herë tjetër.

Dhe ua çonin këto brohoritje të përzemërta miqve të largët e të panjohur që nuk ua dinin gjuhën, po qenë të

---

32. *aristokrate* = këtu: që i përket klasës së lartë feudale. (Këtu Hoholli e thotë me shaka, duke pasur parasysh origjinën e Sashenkës).

33. Edhe Sashenka është me origjinë të pasur, por është shkëputur nga klasa e vet. Hoholli thotë se ajo *detyrohet*, se ajo është detyruar të shkëputet nga klasa e vet e të punojë për idealet e klasës punëtore, se ka parë që drejtësia e historisë është me këtë klasë. Ndërsa për punëtorët lufta e fitorja janë diçka që u përkasin vetiu dhe këtyre do t'ua arrijnë me luftë, prandaj Andrea thotë: „*duam* dhe *mundim*". Origjina e Sashenkës ka lënë gjurmë edhe në sjelljen e saj.

bindur se ata burra të huaj atje larg e ndjenin dhe e kuptonin entusiazmin e tyre.

Hoholli fliste me sy të ndritur, i frymëzuar nga një ndjenjë dashurie të pakufishme për gjithë njerëzimin:

— Bukur do të ish sikur t'iu shkruanim atyre atje, hë? Ta dinë edhe ata që në Rusinë e largët rrojnë miq të tyre, punëtorë, që kanë një kauzë të përbashkët me ta, ndjekin po ato qëllime dhe gëzohen me fitoret e tyre!

E që të gjithë, të thelluar në mendime e me fytyrë të qeshur, flisnin gjerë e gjatë për punëtorët francezë, englezë, suedezë dhe të gjitha kombeve të tjera, duke i quajtur si miq, si njerëz të afërm, me të cilët ndanin bashkë gëzimet dhe hidhërimet.

Në atë dhomë të ngushtë forcohej ndjenja e vëllazërimit që i bashkonte punëtorët e kësaj toke. Kjo ndjenjë vëllazërimi i bënte të shkriheshin së bashku dhe të rronin me një shpirt. Edhe nëna, pa e kuptuar, prekej nga kjo ndjenjë, gjallërohej nga fuqia e saj jetëdhënëse e triumfonjëse që të përkëdhelte shpirtin e të mbushte me shpresa.

— Çudi me ju! — i tha ajo hohollit një ditë. — Të gjithë i quani shokë: armenët, çifutët, austriakët... për të gjithë flisni sikur të ishin miqtë tuaj, për të gjithë gëzoheni, për të gjithë vuani.

— Për të gjithë, nënoke, për të gjithë! — iu përgjigj hoholli. — Për ne s'ka as kombe, as raca, ka vetëm shokë... dhe armiq. Të gjithë punëtorët janë miqtë tanë, të gjithë të pasurit, të gjitha qeveritë janë armiqtë tanë. Kur hedh sytë rrotull botës dhe shikon se sa shumë jemi ne punëtorët, se ç'fuqi morale kemi në gjoksin tonë, të bëhet zemra mal, të mbushet shpirti me gëzim e lumturi, një hymn madhështor të buçet në gji si në ndonjë ditë kremtimi. Po kështu, nënoke, ndjen edhe francezi e gjermani; po kështu ndjen edhe italiani. Të gjithë ne jemi bijtë e një nëne, jemi bijtë e idesë së madhe të vëllazërimit midis punëtorëve të të gjitha vendeve. Kjo ide po rritet e po forcohet, po na ngroh si një diell, si një diell, si një diell i dytë në qiellin e drejtësisë. Ky diell ndriçon

shpirtin e çdo punëtori dhe cilindo që të jetë, sido që ta quajë veten, ai është gjithëmonë vëllai ynë në shpirt, sot e kurdoherë në jetë të jetëve! [34])

Kjo hare foshnjore, ky besim i shkëlqyer, i fuqishëm buronte shpesh e më shpesh dhe lartësohej e rritej përherë e më tepër në zemrat e tyre. Më së fundi edhe nëna vetë e ndjeu se me të vërtetë kishte lindur në botë një ide e madhe, e ndritur, një ide që i shëmbëllente diellit që shkëlqen në kupën e qiellit. [35])

Shpesh herë ja merrnin këngës. Këngët e njohura e të thjeshta i këndonin me zë të lartë e me gëzim; po nganjëherë ua thoshin ca këngëve të reja të bukura për çudi, po të trishtueshme dhe ndryshe prej të tjerave nga melodia. Ato i këndonin me ngadalë, me zë të ulët, të menduar e seriozë, si hymne kishëtare. Fytyrat e këngëtarëve herë zverdheshin, herë ndizeshin dhe në fjalët e këngëve ndihej një fuqi e mistershme.

Prej këtyre këngëve të reja njëra sidomos e turbullonte nënën. Në atë këngë nuk ndiheshin ankimet as mendimet e hidhura të një shpirti të poshtëruar që endet i vetëm nëpër shtigjet e errëta të dyshimit, as psherëtimat e një zemre të lodhur nga mjerimi, të dërmuar nga frika, pa mbështetje e pa shpresë. As nuk dëgjoheshin në të ahet dhe ofshet e brengosura të asaj fuqie të verbër që rreh të pushtojë hapësirën, as klithmat e një kërcënimi të egër e të vrullshëm, gati të çfarosë pa dallim të ligën dhe të mirën. Në atë këngë nuk ndihej klithma e të poshtëruarit që kërkon shpagim, klithma e urrejtjes që kërkon të përmbysë çdo send që gjen përpara po nuk mund të ndërtojë asgjë, në atë këngë nuk ndihej asgjë nga bota e vjetër, nga bota e skllavërisë.

Fjalët e prera dhe melodia e rreptë e asaj kënge nuk i pëlqenin nënës. Po prapa fjalëve dhe melodisë ndihej një

---

34. Revolucionarët i ndajnë njerëzit jo sipas kombeve, por sipas klasave: të varfër e të pasur, të shfrytëzuar e shfrytëzues, miq e armiq. Në këtë ndarje klasore e ka burimin edhe ai entuziazmi që e pushton Pavlin me shokë „kur lexonin në gazetat ndonjë lajm mbi punëtorët e vendeve të huaja”.

35. Që këtu tek nëna ne vrejmë shenjat e një kthese shpirtërore; këtu ajo sa ka filluar të besojë në botën e re, në ideale e reja.

forcë e madhe që i mbyste fjalët e tingujt dhe zgjonte në zemër parandjenjën e një bote, të shkëlqyer, të madhërishme që s'ta merr dot mendja. Pasqyrimin e kësaj bote të mrekullueshme nëna e shihte në fytyrat, në sytë e të rinjve, e ndjente në zemrat e tyre. Dhe e rrëmbyer nga fuqia e misterëshme e asaj kënge që shpërthente përtej caqeve të fjalëve e të melodisë, nëna e dëgjonte me një vëmendje të posaçme dhe me një shqetësim përherë e më të madh.

Megjithëqë e këndonin me zë më të ulët, ajo këngë buçiste e zjente gjithmonë më fort se të tjerat dhe i pushtonte të pranishmit si era e marsit në ditën e parë të pranverës.[36]

— Erdhi koha ta këndojmë rrugës këtë këngë! — thoshte, i vrejtur, Vesovshçikovi.

Kur i ati vodhi përsëri dhe e futën në burg, Nikolla u tha shokëve, pa e prishur gjakun:

— Tani mund të mblidhemi tek unë...

Pothuajse çdo mbrëmje pas punës vinte te Pavli ndonjë nga shokët: lexonin së bashku, merrnin shënime, pa pasur kohë që të laheshin e të pastroheshin mirë nga vajrat e fabrikës. Hanin darkë e pinin çaj, pa i hequr librat nga duart; dhe bisedimet e tyre bëheshin përherë e më të pakuptueshme për nënën.

— Neve na duhet një gazetë, — thoshte shpesh Pavli.

Jeta kalonte e shpejtë e si ndër ethe, njerëzit vraponin me ngut nga njëri tek tjetri, nga një libër në tjetrin, posi bleta që fluturon lule më lule.

— Zunë të pëshpëritin për ne! — tha një ditë Vesovshçikovi. — Siç duket, do të na kapin për së shpejti...

— Doemos që shkurtëza do të bjerë një ditë në grackë, miku im! — ja priti hoholli.

Ai, sa vinte, i pëlqente më tepër nënës. Kur e thërriste „nënoke" i dukej sikur e përkëdhelte në faqe një

36. Këngët revolucionare shprehnin mendimet, ndjenjat, dëshirat e punëtorëve. Ato luanin një rol të rëndësishëm në jetën e revolucionarëve, prandaj ato do t'i ndeshim shpesh në roman. Të vrehet si autori krahason këtë këngë revolucionare me këngët e zakonshme dhe tregon se ajo përmban në vetvete forcën dhe parandjenjën e botës së re të ardhëshme.

dorë e butë foshnje. Të djelave, kur Pavli s'kishte ngé, ai çante dru. Një ditë erdhi me një dhogë në dorë dhe shpejt e shpejt ndreqi një shkallinë të çardhakut që ishte kalbur; një herë tjetër, rregulloi, pa i thënë njeri, gardhin që ishte prishur. Duke punuar, hoholli vërshëllente dhe vërshëllimi i tij kumbonte plot trishtim.

Një ditë nëna i tha Pavlit:

— A nuk e marrim hohollin në shtëpi? Do ta kini më lehtë që të dy, nuk do t'ju bien këmbët së vrapuari te njeri tjetri.

— Përse t'i hapësh vetes punë pa punë? — i tha Pavli duke mbledhur supet.

— Bah! Ç'është ajo?! Tërë jetën jam ropëtuar kot së koti... punë e madhe se do të lodhem një çikë për një njeri aq të mirë?... Ai nuk më rëndet mua!

— Bëni si të doni. Edhe mua më pëlqen të vijë.

Dhe hoholli u vendos tek ata.

## VIII.

Shtëpia e vogël në fund të lagjës tërhiqte vemendjen e njerëzisë dhe shumë sy dyshonjës vëzhgonin me kureshtje dritaret e saj. Shpifja e llomotitja kishin hapur mbi të krahët e tyre e i vinin rrotull. Njerëzia mundoheshin të zbulonin çfarë fshihej prapa mureve të shtëpisë anës së pellgut. Natën shikonin nga dritaret, herë-herë dikush i binte xhamit dhe largohej me të shpejtë si i trembur.

Një ditë Vllasovën e zuri në rrugë Beguncovi, i zoti i pijetores, një plak besimtar që mbante gjithmonë një shami të zezë mëndafshi në qafën e kuqe e të rrudhur dhe një jelek të trashë kadifeje bojë manushaqe. Mbi hundën e tij me majë e të ndritur mbante një palë syze prej samari breshke e prandaj ja kishin ngjitur emrin: *Sybreshka.*

Si e ndali Vllasovën, ai i bëri pa marrë frymë një varg pyetjesh, pa i lënë kohë që të përgjigjet.

— Pellage Nillovna, si vini me shëndet? Djalin si e kini? Ç'prisni që s'e martoni? Djali është në moshë për

martesë, tani. Kur e martojnë djalin që të ri, prindërit e flenë mendjen dhe janë më të qetë. Vetëm martesa e mbledh të riun dhe e ruan nga çdo e keqe si për trupin ashtu edhe për shpirtin... burri i martuar në gjirin e familjes është si këpurdha në uthull! Të isha në vendin tuaj, unë e kisha martuar. Ka ardhur një kohë e tillë që duhen hapur sytë e duhen bërë katër, duhet t'i ruajmë djemtë se bëjnë pas kokës së tyre, mbi udhë e nënë udhë e marrin veten më qafë. Të rinjtë nuk i shohim tani të vinë në kishë, largohen nga udha e Zotit, largohen nga njerëzia, po mblidhen nëpër qoshet dhe pëshpëritin midis tyre. Përse pëshpëritin, ju kam rixha të më thoni? Përse largohen nga njerëzia dhe venë e fshihen vrimave, hë? Ç'janë ato gjëra që njeriu nuk mund t'i thotë sheshit, në sy të të gjithëve, në pijetore, për shembëll? Gjëra të fsheh-ta? Misteret, të fshehtat e kanë vendin në kishën tonë të shenjtë. Kurse çdo e fshehtë tjetër që pëshpëritet vesh më vesh nëpër çipat e errëta, nuk është tjetër veçse tur-bullim i mendjes, marrëzi... Kështu. Mbeçi me shëndet!

Hoqi kasqetën me fisnikëri, e tundi në erë në shenjë përshëndetjeje dhe u largua duke e lënë nënën si më gjëmba.

Ngjitur me Vllasovën banonte Maria Korsunova, e ve-ja e një kovaçi, që u shiste sende ushqimore punëtorëve të fabrikës. Edhe ajo e ndali në pazar një ditë nënën e i tha:

— Shiko hap sytë e ruaj tët bir, Pellage!

— Pse?

— S'flasin hiç mirë për të, moj motra ime — i pësh-përiti Maria, sikur druhej mos e dëgjonte njeri. — Thonë se paska formuar një tarikat të fshehtë, *sektë*, i thënkan kësaj... do të mundojnë njeri tjetrin, do të rrahin me fshikuj shoku shokun...

— Mjaft, Mari, mos folë budallallëqe!

— Tët biri i folë, që i bën ato budallallëqe, jo mua që vij e t'i tregoj! — ja priti Maria.

Nëna ja tregonte të birit këto fjalë; ai mblidhte supet dhe s'përgjigjej, kurse hoholli qeshte me zërin e tij të trashë e të këndshëm.

— Edhe vajzat janë zemëruar me ju — vazhdonte nëna. — Të gjithë ju do të ishit dhëndurë të zgjedhur për to: punoni me zell, nuk pini... mirëpo vajzave as ua hidhni sytë fare! Ato thonë se ju vinë nga qyteti vajza të sokakëve...

— Ta pret mendja që kështu do të thonë! — u hodh e tha Pavli duke mbledhur buzët me përçmim.

— Çdo gjë që rritet në moçale bie erë qelbësirë! — tha hoholli duke psherëtitur. — Po ju, nënoke, duhej t'ju spiegonit atyre të marrave se ç'është martesa, që të mos nxitohen të marrin veten më qafë me duart e tyre.

— Ah, o bir! — tha nëna. — Edhe ato e shohin të keqen, e kuptojnë mënyrën e kësaj jete, po s'kanë si bëjnë ndryshe.

— Nuk e kuptojnë mirë, jo, se ndryshe do ta kishin gjetur rrugën e shpëtimit! — ja ktheu Pavli.

Nëna ngriti sytë mbi fytyrën e tij të vrejtur.

— Ja, ju duhet t'i mësoni!... Thërriti këtu ato më të zgjuarat!...

— Ajo s'mund të bëhet se e marrin për keq! — ja preu i biri.

— Po sikur ta provonim? — pyeti hoholli.

Pavli heshti një hop, pastaj iu përgjigj:

— Do të fillojnë shetitjet dy e nga dy, pastaj disa do të martohen dhe puna do të marrë fund me kaq!

Nëna u zhyt në mendime. Pavli, i rreptë, e i ftohët si murg në çeshtjen e grave, ja brengoste shpirtin. Ajo kish vënë re se këshillat e tij i dëgjonin edhe shokët më të mëdhenj nga mosha si hoholli për shembëll dhe i bindeshin, po i dukej sikur të gjithë ja kishin frikën e sikur nuk ja pëlqenin atë rreptësi.

Një natë ajo kish rënë në shtrat, kurse Pavli me Nahodkën po lexonin akoma. Që prapa çatmasë me dhoga, nëna u vuri veshin fjalëve që thoshin.

— A e di që më pëlqen Natasha? — thosh hoholli.

— E di... — u përgjigj Pavli si u mendua një çast.

Nëna ndjeu hohollin që u ngrit dhe zuri të ecte nëpër dhomë. Këmbët e tij të zbathura bënin fësh-fësh nëpër dysheme. Ja mori me të vërshëllyer një melodie të trishtuar, pastaj përsëri u dëgjua zëri i tij:

— Po ajo, ta ketë vënë re, thua?

Pavli s'foli.

— Ty si të duket? — pyeti përsëri hoholli duke e ulur zërin edhe më tepër.

— Po, e ka vënë re! — u përgjigj Pavli. — Prandaj nuk vjen më të studiojë me ne...

Hoholli hiqte zvarrë mbi dysheme këmbët e tij të rënda dhe përsëri nisi të vërshëllente. Pastaj pyeti:

— Po sikur t'i them asaj...

— Çë?

— Që unë... — pëshpëriti hoholli.

— Përse? — ja preu fjalën Pavli.

Nëna e ndjeu se Nahodka ishte ndalur dhe iu duk sikur e shihte që po buzëqeshte.

— Sepse mua më duket që kur dashuron një vajzë duhet t'ja thuash; ndryshe s'ke asnjë përfundim!

Pavli e mbylli librin me rrëmbim dhe pyeti:

— E çfarë përfundimi pret ti?

Që të dy heshtën për një copë herë.

— E, po? — pyeti hoholli.

— Shiko Andre, — filloi Pavli me ngadalë e me zë të ulët. — Njeriu duhet të mendojë mirë se ku kërkon të dalë. Po e zëmë se edhe ajo të dashuron... unë nuk e besoj, po le ta zëmë se është kështu. Do të martoheni. E bukur martesë! Një vajzë intelektuale me një punëtor! Do t'ju lindin fëmijë... Ti do të shtrëngohesh të punosh vetëm... dhe shumë. Jeta juaj do të bëhet lufta e zakonshme për bukën e gojës, për të rritur fëmijët, për të mbajtur shtëpinë... Dhe për veprën tonë të përbashkët ju që të dy do të jeni të humbur.

U bë heshtje. Pastaj Pavli vazhdoi me një zë më të butë:

— Më mirë hiq dorë nga kjo punë, Andre... Dhe hesht, mos e prish mendjen...[37])

Prapë heshtje. Dëgjohej vetëm tik-taku i sahatit që shënonte i pamëshirshëm sekondat e jetës njerëzore.

Hoholli tha:

— Gjysma e zemrës urren, gjysma tjetër dashuron... a është zemër kjo?

Një zhurmë libri që çfletohet: Pavli, duket, kish filluar të lexonte. Nëna rrinte shtrirë, me sytë mbyllur, pa guxuar të lëvizte. I vinte shumë keq për hohollin po edhe më tepër për të birin. Thosh me vete:

— Bir, o bir i nënës!...

Befas hoholli pyeti:

— Domethënë, të mos e bëj për fjalë?

— Kështu e lyp nderi... — tha Pavli me zë të ulët.

— Këtë rrugë do të ndjekim, pra! — e vendosi hoholli. Dhe si heshti një hop, foli përsëri, me zë të qetë po të trishtuar:

— Do ta ndjeje, Pasha, se sa rëndë është, sikur edhe ti..

— Unë që tani e ndjej...

Era vërshëllente rrotull shtëpisë. Varësi i sahatit maste me tik-takun e tij kohën që kalonte.

— Me këtë nuk qeshet! — tha me ngadalë hoholli.

Nëna mbështeti fytyrën në jastëk dhe qau pa zë.

Të nesërmen Andrea iu duk nënës si m'i pakët, si më i shkurtër nga shtati, po ca më i ëmbël, më i dashur se më parë. Kurse i biri, si gjithmonë, ishte i ngrehur, i thatë dhe i ngrysur. Gjer atëherë nëna e thërriste hohollin Andre Onisimoviç; po atë ditë, pa dashur e pa u kujtuar, i tha:

— Ju, Andrijusha, duhet të mballosni çizmet... se mos merrni ndonjë të ftohtë!...

— Ja sa të marrim rrogën, pa do të ble të reja! — u përgjegj hoholli duke qeshur, dhe menjëherë i hodhi dorën në sup e tha:

---

37. Pavli i ka vënë detyrë vetes të luftojë për çlirimin e proletariatit dhe të masave të tjera punonjëse, prandaj ai nuk pranon martesën, ai mendon se në ato çaste të rëndësishme të lëvizjes revolucionare martesa mund ta pengonte nga puna.

— Mbase nëna ime e vërtetë jini ju? Vetëm nuk doni ta pranoni në sy të botës meqë unë jam shumë i shëmtuar, he? [38])

Ajo i fërkoi dorën pa folur. Dëshëronte t'i thosh shumë fjalë përkëdheljeje, po zemra i qe ndrydhur nga mëshira dhe fjalët nuk i dilnin nga goja.

## IX.

Në lagjen punëtore filluan të flasin për socialistët që përhapnin kudo fletë të shkruara me ngjyrë të kaltër. Në ato fletë flitej ashpër e drejtë për jetën e fabrikës, flitej për grevat e punëtorëve në Peterburg e Rusinë jugore, u bëhej thirrje punëtorëve që të bashkoheshin për të mbrojtur interesat e tyre.[39])

Burrat e motshëm që merrnin rrogë të mirë në fabrikë, shanin e zemëroheshin kur i lexonin:

— Rebelat! U duhen thyer turinjtë këtyre ngatërrestarëve!

Dhe i shpinin fletët e shtypura në zyrën e fabrikës.

Rinia i lexonte shpalljet me interes dhe thoshte me entuziazëm:

— Tamam, kështu është!

Shumica e punëtorëve, të dërmuar nga puna dhe indiferentë për çdo gjë, flisnin me dyshim:

— S'del gjësendi nga këto... s'është e mundur!...

Sidoqoftë, ato fletë të shkëputura zgjonin interes në të gjithë dhe, kur nuk dilnin për një javë me radhë, ata i thoshin njëri tjetrit:

— Hoqën dorë, si duket...

---

38. Andrea bën shaka, por këtu bëhet aluzion dhe për diçka tjetër, që do ta ndeshim në tërë romanin: Nillovna është si nëna e tërë revolucionarëve, prandaj kudo ata do ta quajnë *nënë*.

39. Pa bërë për vete masat e shtypura e të shfrytëzuara, nuk mund të fitosh, prandaj Pavli me revolucionarët e tjerë, duke e ditur këtë, kanë filluar propagandën midis punëtorëve. Që nga ky kapitull idetë revolucionare fillojnë të depërtojnë në masat dhe gradualisht t'i bëjnë ato për vete. Të ndiqet se si gradualisht masat punonjëse sqarohen dhe afrohen me revolucionin, përqafojnë idetë socialiste.

Po kur, të hënën, dilnin përsëri, punëtorët fillonin prapë të pëshpërisnin shoku me shok.

Në pijetore dhe në fabrikë çfaqeshin disa njerëz të rinj, të panjohur. Ata pyesnin, vrenin, hetonin, përgjonin dhe menjëherë u binin në sy vendësve me atë sjellje të tyre të dyshimtë.

Nëna e vinte re se tërë kjo trazirë ishte vepra e të birit. E shihte se qysh mblidheshin njerëzia rrotull tij; për fat të mirë ai nuk ishte i vetëm, prandaj rreziku nuk ish aq i madh. Dhe krenaria që kish një djalë të tillë shkrihej në drithërimin që ndjente për fatin e të birit.

Një mbrëmje, Maria Korsunova trokiti në dritaren nga rruga dhe, kur nëna e hapi, i pëshpëriti:

— Mbahu, Pellage, se puna arriti atje ku kishte për të arritur. Sonte do të vinë të bastisin shtëpinë tuaj, të Mazinit dhe të Vesovshçikovit...

Buzët e trasha të Marisë lëviznin me të shpejtë, hunda e saj me tul fryhej e çfryhej si sfyngjer, picërronte sytë dhe vështronte shtrembër më të djathtë e më të mëngjër sikur kërkonte njeri në rrugë.

— Po unë as di gjë, as të thashë gjë, bile as që të kam parë fare sot, moj motër, more vesh?

Kështu foli Maria dhe u zhduk.

Nëna mbylli dritaren dhe u lëshua mbi një karrige. Po ndërgjegjja e rrezikut që i kanosej të birit, e bëri të ngrihej shpejt e shpejt më këmbë; u vesh me nxitim, mbështolli kokën me një shallë të leshtë dhe vrapoi në shtëpinë e Fedja Mazinit, i cili ishte i sëmurë dhe nuk vinte në punë. Kur hyri brenda e gjeti Mazinin duke lexuar një libër pranë dritares. Ai kishte kapur me dorën e mëngjër, krahun e djathtë dhe po e tundte, duke e mbajtur gishtin e madh, që i kishte mbledhur, të veçuar nga të tjerët. Kur mësoi atë lajm të keq, u zverdh në fytyrë dhe u ngrit menjëherë.

— Hej, taksirat!... — murmuriti.

— Si të bëjmë? — pyeste nëna duke fshirë djersët e ftohta me dorën që i dridhej.

— Dale... mos u trembni! — ja ktheu Fedja, duke ndrequr flokët kaçurrel me dorën e shëndoshë.

— Po ju vetë po trembeni! — thirri nëna.

— Unë? —

U skuq menjëherë, pastaj buzëqeshi si i turpëruar dhe tha:

— Po, u tremba, dreqi ta marrë!... Duhet të lajmërojmë Pavlin... Do t'i dërgoj njeri t'i thotë!... Shkoni në shtëpi ju, dhe mos u bëni merak... s'ka gjë. Për të rrahur, s'na rrahin, de!

Me t'u kthyer në shtëpi, nëna i mblodhi në një vend të gjitha librat, i mori në duar dhe duke i shtrënguar pas gjoksit, u vërtit nëpër shtëpi; herë shikonte në sobë, herë në oxhak, herë në borien e samovarit dhe herë në kazanin me ujë me qëllim që t'i fshihte sa më mirë. Ajo kujtonte se Pavli do të linte punën dhe do të sulej në shtëpi sakaq, kurse ai s'po dukej. Më së fundi u lodh së ardhi rrotull, radhiti librat mbi bankon në kuzinë, ndënji mbi to dhe, pa guxuar të ngrihej, mbeti ashtu gjersa u kthye nga fabrika Pavli me hohollin.

— E dini? — pyeti Vllasova me zë të mekur, pa luajtur nga vëndi.

— E dimë! — u përgjigj Pavli duke buzëqeshur me gjak të ftohët. — Ke frikë, a?

— Aqë frikë kam sa...

— S'duhet të kesh frikë! — tha hoholli — Nga frika nuk del gjë.

— Edhe samovarin s'e ke vënë! — vuri re Pavli.

Nëna u ngrit dhe, duke treguar librat, tha si me turp:

— Kisha hallin e këtyre...

Pavli me hohollin qeshën dhe nëna sikur mori kurajë. Pastaj Pavli zgjodhi disa libra dhe shkoi t'i fshihte në oborr, kurse hoholli, duke përgatitur samovarin, thoshte:

— S'ka gjë për t'u trembur, nënoke, vetëm të vjen turp për njerëzit që merren me budallallëqe të tilla. Të vinë disa burra të thinjur, veshur me rroba bojëhiri, me shpata të ngjeshura mënjanë, me mahmuze në çizmet, dhe fillojnë të futin hundët kudo. Vështrojnë nën shtrat, nën stufë; po

të ketë bimcë, futen edhe atje të shikojnë, ngjiten lart në papafingot. Pezhishkat e merimangave u ngjiten në mustaqet, pa nisin e teshtijnë. Mërziten e u vjen turp sa ata e dinë, po meqë s'kanë si bëjnë ndryshe, shtiren si tepër të zemëruar e të rreptë. Një punë e qelbur është ajo që bëjnë, e kuptojnë edhe vetë. Një herë erdhën e bastisën tek unë, ma bënë shtëpinë rrëmujë, po s'gjetën gjë dhe u ngritën e ikën të turpëruar; një herë tjetër më muarën edhe mua me vete... Më hodhën në burg ku më mbajtën katër muaj. Kohë më kohë vinin e më ngrinin, me xhandarë, më shpinin diku e më merrnin në pyetje... S'janë njerëz të thellë, jo; dërdëllisin e dërdëllisin, pastaj u japin urdhër xhandarëve të të shpien prapë në burg. Kështu të sjellin poshtë e lart... duhet të justifikojnë edhe ata rrogën që marrin. Pastaj të lirojnë... dhe puna merr fund.[40])

— Ju gjithnjë kështu flisni, Andrijusha: — bërtiti pa dashur nëna.

Hoholli kish ndenjur më bisht pranë samovarit dhe po i frynte sa mundte. Kur dëgjoi fjalët e nënës, ngriti fytyrën e skuqur nga mundimi, ndreqi mustaqet me të dy duart dhe e pyeti:

— Si flas unë?

— Ashtu, sikur s'të ka rënë njeri më qafë...

U ngrit, iu afrua nënës, tundi kokën dhe foli me buzën në gaz:

— Po a ka njeri mbi këtë dhé që të mos i kenë rënë më qafë? Kaq shumë më kanë rënë më qafë, e më kanë shkelur sa që jam lodhur tani, e nuk nxehem më, nuk marr inat. Ç'mund të bësh kur njerëzit nuk sillen dot ndryshe? Fyerjet më pengojnë shumë në punën që bëj... s'ke si të mos i ndjesh, po edhe të rri e të merrem me to, do të thotë të humb kohën kot. Në fillim edhe unë zemërohesha me njerëzit, pastaj u mendova dhe pashë se që të gjithë e kanë zemrën plagë!... Secili ka frikë se mos e qëllojë i

---

40. Të vrehet këtu si autori na ka dhënë tiparet e revolucionarit bolshevik, guximin, gjakftohtësinë në situata të vështira, trimërinë. Pavli e Hoholli e dinë që do të vinë xhandarët dhe nuk shqetësohen fare; ata e kanë marrë parasysh çdo sakrificë. Nga ana tjetër, të vrehet humori i hollë i Hohollit i cili tall organet e pushtetit carist.

afërmi i tij, prandaj nxitohet që t'i bjerë më parë. Kështu është jeta, nënoke!

Ai fliste me gjakftohtësi të madhe, fjalët i rridhnin një nga një dhe nënës sikur iu largua frika që ndjente nga bastisja e afërme. Sytë e këcyer të hohollit qeshnin me trishtim, dhe ai vetë, megjithëse nuk e kish të derdhur trupin, dukej i fuqishëm e i shkathët.

Nëna psherëtiu dhe i uroi me gjithë shpirt:

— Zoti ju faltë lumturinë, Andrijusha!

Hoholli u kthye te samovari, u ul më bisht përsëri dhe murmuriti:

— Po ma falën lumturinë do ta pranoj, po për të kërkuar nuk e kërkoj![41])

Pavli u kthye nga oborri.

— S'i kanë për të gjetur dot! — tha me bindje.

Zuri të lahej. Pastaj, duke fshirë duart me kujdes, tha:

— Nëqoftëse ju, nënë, do t'iu tregoni që u trembët, ata do të mendojnë se vërtet diçka do të ketë në këtë shtëpi. Kurse ne akoma s'kemi bërë gjë fare! Ju e dini dhe vetë se ne nuk i duam të keqen njeriu; e vërteta dhe e drejta janë me ne, do të punojmë për to tërë jetën tonë: ja, faji ynë. Përse të kemi frikë pra?

— Do të bëhem e fortë, — premtoi nëna; po aty për aty shtoi me shqetësim: — Së paku të vinin shpejt!

Po atë natë nuk erdhën. Të nesërmen në mëngjes, duke e ndjerë se do të qeshnin me të që ishte trembur kot, filloi vetë të bënte shaka:

— Më parë dridhesha nga frika!

Erdhën tamam atëherë kur nuk i prisnin, afro një muaj më vonë. Nikolla Vesovshçikovi, Pavli dhe Andrea ishin mbledhur të tre dhe po bisedonin për gazetën që duhej të nxirrnin. Ishte vonë, pothuaj mesi i natës. Nëna kishte rënë dhe, duke dremitur, dëgjonte zërat e ulët e të tronditur të të rinjve. Befas Andrea u ngrit, kaloi nëpër kuzinë me majë të këmbëve dhe mbylli me ngadalë derën

41. Andrea si revolucionar është i ndërgjegjshëm për vështirësitë e jetës. Ai e di se lumturia s'falet por fitohet.

prapa tij. Në koridor u dëgjua zhurma e një kove që përmbyset. Pastaj menjëherë u çel dera dhe hoholli tha me zë të lartë:

— Djema, dëgjohen mahmuze në rrugë! ...

Nëna këceu nga shtrati dhe rrëmbeu fustanin me duar që i dridheshin, po Pavli u duk te pragu dhe i tha pa u tronditur.

— Rrini në shtrat... nuk jeni mirë...

Në të hyrë të shtëpisë dëgjohej një zhurmë e lehtë. Pavli u afrua te porta, e shtyu me dorë dhe pyeti:

— Kush është?

Një trup i gjatë, veshur me rroba bojëhiri, u dha te pragu, pas atij u çfaq një tjetër: dx xhandarët e shtytën Pavlin dhe e vunë në mes. Një zë i egër u çuarr:

— S'janë ata që prisnit, hë?

Këto fjalë dualën nga goja e një oficeri me shtat të hollë e të gjatë, i hequr nga fytyra e me mustaqe të zeza e të rralla. Fedjakini, polici i lagjes, iu afrua shtratit të nënës dhe duke bërë nderimin ushtarak me njërën dorë, me tjetrën tregonte Vllasovën e thosh: — Kjo është e ëma, zoti toger! — pastaj, duke drejtuar dorën nga ana e Pavlit, shtoi: — Dhe ky është ai vetë! —

— Pavël Vllasovi? — pyeti oficeri duke picërruar sytë; dhe, kur Pavli i bëri me shenjë se po, shtoi duke dredhur mustaqen:

— Do të bastis shtëpinë tënde... Plakë, ngreu! Atje brenda kush është? — pyeti pastaj duke vështruar në dhomë dhe iu afrua derës.

— Emrat tuaj? — vazhdoi ai duke hyrë në dhomë.

Te pragu u dukën dy dëshmitarët: shkrirësi plak Tveriakovi dhe qiraxhiu i tij fokisti Ribin, një muzhik trupmadh e qimezi. Ribini tha me zë të trashë e të fortë:

— Tungjatjeta, Nillovna!

Ajo po vishej dhe, që t'i jepte kurajë vetes, thosh si nëpër dhëmbë:

— Ç'është kjo punë! ... Vijnë në mes të natës... kur bota flenë! ...

Dhoma ish e ngushtë për gjithë ata njerëz dhe një erë boje këpucësh të zinte në grykë. Të dy xhandarët dhe polici, Fedjakini, ngrinin me potere librat e radhitura në raftet dhe i vinin stivë mbi tryezë përpara oficerit. Dy të tjerë u binin mureve me grusht mos ishin kufjo, vështronin nën karriget; një tjetër mezi u ngjit mbi sobë. Andrea dhe Vesovshçikovi qenë shtrënguar njëri pas tjetrit dhe qendronin në një çip të dhomës. Fytyra vrarëlije e Nikollait u mbush tërë pllacka të kuqe; sytë e tij të vegjël bojëhiri ja kishte qepur oficerit, pa ja ndarë asnjë grimë. Hoholli dridhte mustaqen dhe, kur pa nënën që hyri, buzëqeshi duke i tundur kokën miqësisht.

Që të mos e bënte veten se ish trembur, ajo ecte jo mënjanë si gjithmonë po duke nxjerrë kraharorin përpara, gjë që i jepte një seriozitet qesharak dhe jo të natyrshëm. I përplaste këmbët me zhurmë, po vetullat i dridheshin...

Oficeri hapte librat një pas një me majën e gishtërinjve të hollë e të bardhë, i çfletonte, i shkundte me kujdes, dhe pastaj, me një gjest plot elegancë, i flakte mënjanë. Herë-herë libri rrukullisej përdhe. Të gjithë heshtnin, dëgjohej vetëm gulçimi i xhandarëve të dërsirë, tringëllima e mahmuzeve; kohë më kohë ndihej pyetja:

— Këtu, shikove?

Nëna qëndroi pas murit, afër Pavlit, kryqëzoi duart mbi kraharor si i biri dhe ia qepi sytë oficerit. Mirëpo i dridheshin laqet e këmbëve dhe sytë i qenë veshur si nga një mjegull.

Befas, në mes të heshtjes së plotë, buçiti zëri i mprehtë i Nikollait: — Përse të flaken librat përdhe?

Nëna u drodh. Tveriakovi tundi kokën sikur ta kishte qëlluar njeri në zverk dhe Ribini u kollit e shikoi Nikollën me vrejtje.

Oficeri ngriti kokën, picërroi sytë dhe e vështroi një çast atë fytyrë vrarëlije e të palëvizur... Gishtërinjtë e tij shfletonin librat më me të shpejtë. Nganjëherë i zgurdullonte aq tepër sytë e mëdhenj bojëhiri, sa që dukej sikur

ndjente ndonjë dhëmbje të padurueshme e sikur ishte gati të bërtiste që të çfrynte dufin.

— Ushtar! — tha përsëri Vesovshçikovi, — Ngreji librat!...

Gjithë xhandarët kthyen kryet nga ana e tyre dhe pastaj shikuan oficerin. Ky i fundit ngriti sytë mbi fytyrën e gjerë të Nikollës, i hodhi një vështrim të mprehtë dhe foli nëpër hundë:

— Po, mirë... ngrejini...

Njëri nga xhandarët u ul duke vështruar shtrembër Vesovshçikovin dhe mblodhi librat e kuspullosura.

— Më mirë të mos fliste Nikolla!... — i pëshpëriti nëna Pavlit.

Pavli mblodhi supet. Hoholli uli kokën.

— Kush është ai që këndon biblën, këtu?[42]

— Unë — tha Pavli.

— Aha... Po të kujt janë gjithë këto libra?

— Të miat! — u përgjigj Pavli.

— Mirë! — tha oficeri duke u mbështetur pas karriges. Pastaj kërciti gishtrinjtë, zgjati këmbët nënë tryezë, ndreqi mustaqen dhe pyeti Nikollën:

— Ti je Andre Nahodka?

— Unë! — u përgjigj Nikolla duke dalë përpara. Po hoholli zgjati krahun, e kapi për supi dhe e prapsi:

— Ky u gabua! Andrea jam unë!

Oficeri ngriti dorën dhe, duke iu kërcënuar Vesovshçikovit me gishtin e vogël, tha:

— Shiko mirë, ti!

Dhe vazhdoi të shqyrtonte letrat që i vinin përpara. Që nga dritarja, nata e ndritëshme me hënë vështronte me sytë e saj pa shpirt. Dikush shante e vinte përpara shtëpisë dhe bora kërciste nën çapet e tij.

— Ti, Nahodka, je marrë ndonjëherë në pyetje për çështje politike? — pyeti oficeri.

42. Pavlit, duke studiuar historinë e njerëzimit dhe komunizmin shkencor, i është dashur të studiojë dhe libra të tilla si Bibla, e cila është pjesë e ideologjisë reaksionare që përdornin klasat shfrytëzuese; këtë ai e ka bërë me qëllim që të dijë t'i luftojë idetë e klasës së vjetër që ndikonin për të keq mbi masat punonjëse.

— Po, në Rostov dhe në Saratov... Po atje xhandarët më flisnin me „ju"...

Oficeri mbylli syrin e djathtë, fshiu qepallën, pastaj vazhdoi duke ckërmitur dhëmbët e tij të vegjël:

— A nuk e dini ju, po, ju Nahodka, se cilët janë ata maskarenj që përhapin në fabrikë broshura dhe shpallje të ndaluara?

Hoholli u lëkund mbi këmbët e tij të gjata, hapi gojën si me buzëqeshje dhe u bë gati të thoshte diçka, po në atë çast u dëgjua përsëri zëri i egër i Nikollës:

— Është e para herë që po shohim maskarenj!...

U bë një heshtje e thellë, të gjithë u ndalën për një çast.

Vijëza e plagës në fytyrën e nënës u zverdh, vetulla e saj e djathtë u çua përpjetë. Mjekra e zezë e Ribinit zuri të dridhej sikur i frynte ndonjë erë; ai uli sytë dhe filloi ta krehte me gishtërinj.

— Nxirreni jashtë këtë gomar! — urdhëroi oficeri.

Dy xhandarë e kapën brutalisht Nikollën për krahu dhe e zvarrisën në kuzinë. Atje ia nguli këmbët mirë pas truallit dhe klithi:

— Pritni... dale të vishem!

Polici që kishte dalë të kërkonte në oborr, u kthye e tha:

— Shikuam nga të gjitha anët: s'ka asgjë!

— Po, kuptohet vetiu! — foli oficeri me qesëndi. — Sikur e dija! Këtu kemi të bëjmë me një njeri të sprovuar.

Nëna dëgjonte zërin e hollë e të dredhur të oficerit, shikonte fytyrën e tij të verdhë dhe ndjente, e llahtarisur, se ai njeri ishte një armik, një armik i pamëshirshëm me zemrën të tharë nga përbuzja kundër njerëzve. Ajo rrallë kishte parë të tillë njerëz dhe tani gati i kishte harruar.

— Ja ç'njerëzve u nxjerrkan telashe Pavli me shokë! — mendoi nëna.

— Zoti Andre Onisimoviç Nahodka, biri i një babai të panjohur, ju arrestoj!

— Përse? — e pyeti Nahodka pa u turbulluar.

— Shkakun jua them pastaj! — iu përgjigj oficeri me zemërim të përmbajtur. E, duke iu drejtuar Vllasovës, e pyeti:

— Ti, di të shkruash?

— Jo! — ndërhyri Pavli.

— Nuk flas me ty! — tha oficeri me zemërim dhe pyeti përsëri:

— Përgjigju, plakë, di apo jo?

E pushtuar pa dashur nga ndjenja e urrejtjes që i zgjonte në shpirt ai njeri, nëna u tendos e u drodh e tëra sikur t'i kishte hedhur njeri ujë të ftohët, shenja e plagës iu skuq dhe vetulla iu ul poshtë.

— Mos bërtitni ashtu! — tha duke zgjatur dorën drejt oficerit. — Ju jini akoma i ri, nuk e dini ç'është dhëmbja.

— Qetësojuni, nënë! — tha Pavli.

— Prit, Pavli! — thirri nëna, duke u përpjekur t'i afrohej tryezës. — Pse i kapni këta njerëz?[43])

— Ajo s'është puna juaj... pushoni! — ulëriu oficeri duke u ngritur. — Sillni Vesovshçikovin!

Dhe zuri të lexonte një shkresë duke e ngritur lart gjer në fytyrë.

Suallën Nikollën.

— Hiqe kasqetën! — bërtiti oficeri duke ndërprerë leximin.

Ribini iu afrua Vllasovës dhe, duke i rënë me sup, i foli me zë të ulët:

— Mos e prish gjakun, nënë!...

— E si ta heq kasqetën, kur po më mbajnë nga të dy duart? — pyeti Nikolla, duke mbuluar me zërin e tij leximin e procesverbalit.

Oficeri hodhi shkresën mbi tryezë dhe urdhëroi:

— Nënëshkruajeni!

Nëna shikonte se qysh po e nënëshkruanin që të gjithë procesverbalin dhe nervozizmi i ra, hovi iu pre, në qepallat e saj ndritën lotët e hidhur të njeriut të fyer e të

43. Në këtë skenë vrejmë një shkallë tjetër të zhvillimit të nënës. Ajo zemërohet nga sjellja brutale e oficerit dhe e xhandarëvet; për herë të parë mposht frikën e me kurajë shpreh protestën e vet, duke kërkuar aresyen e arestimit të shokëve të Pavlit.

pafuqishëm. Të tillë lot ajo kishte derdhur njëzet vjet me radhë, që kur ish martuar; po që kur kish mbetur e ve, sikur e kish harruar shijen e tyre të hidhur...

Oficeri e shikoi dhe duke shtrembëruar fytyrën me përbuzje tha:

— Filluat shpejt të qani, zonjë! Kini mendjen se s'ju kanë për të mbetur për më tutje!

Ajo u ndez përsëri dhe ja priti:

— Nënave nuk u sosen lotët kurrë... kurrë! Dhe në keni një nënë, të jini i sigurt se ajo e di mirë këtë gjë!...

Oficeri i mblodhi me të shpejtë shkresat në një çantë me kyç të ndritshëm.

— Marsh! — urdhëroi pastaj.

— Mirupjekshim, Andre, mirupjekshim, Nikolla! — thoshte Pavli i pikëlluar e me zë të ulët, duke u shtrënguar dorën shokëve të arrestuar.

— Tamam „mirëupjekshim"! — vrejti oficeri me një qeshje thumbonjëse.

Vesovshçikovi, pa bërë zë, i shtrëngoi dorën me gishtërinjtë e tij të trashë. Damarët e qafës i qenë fryrë, fytyra i qe skuqur, sytë i shkrepëtinin dhe mezi merrte frymë nga zemërimi. Hoholli bënte buzën më gaz pa e prishur gjakun, tundte kokën dhe diçka i thosh nënës. Kjo i bëri shenjën e kryqit mbi krye duke pëshpëritur:

— Zoti i sheh të drejtët!...

Më në fund burrat me kapota bojëhiri dolën jashtë dhe u larguan duke trokitur mahmuzet. I fundit doli Ribini, i cili e shikoi Pavlin me vrejtje dhe tha i menduar:

— Pra... lamtumirë!

Dhe u largua me ngadalë, duke u kollitur.

Pavli kishte vënë duart prapa kurrizit dhe po vinte rrotull nëpër dhomë me çape të ngadalëshme, përmes librave dhe teshave të flakura andej-këtej; pastaj tha me trishtim:

— E sheh si punojnë?... Mua më lanë këtu...

Nëna shikonte me shpirt të brengosur dhomën rrëmujë dhe murmuriti me ankth:

— Ç'iu desh Nikollës t'i fliste aq rëndë?

— U tremb, si duket!... — tha Pavli me zë të ulët.

— Erdhën, i kapën dhe i muarën!... — pëshpëriti nëna duke hapur krahët.

Po i biri i mbeti në shtëpi, prandaj e ndjente zemrën si më të lehtë; mendja e saj qendronte si e ngrirë përpara një fakti që nuk e spiegonte dot.

— Ai burri i verdhë qeshte me ne, na kanosej...

— U bë si u bë, nënë, — tha befas Pavli — mjaft tani. Hajde t'i mbledhim këto plaçka e t'i vemë në vendin e tyre.

Ai i tha „nëne" dhe i foli me „ti" si në ditët kur ishte i afruar me te. Ajo iu afrua, e shikoi në sy dhe e pyeti, e mallëngjyer:

— Të lënduan në zemër?

— Po! — tha Pavli — Më vjen shumë rëndë!... Më mirë të më kishin marrë edhe mua...

Nënës iu duk sikur atij i qenë mbushur sytë me lot dhe duke ndjerë dhëmbjen e tij, deshi ta ngushëllonte. Prandaj i tha duke psherëtitur:

— Prit, se edhe ty do të të marrin!

— Ajo është e ditur! — u përgjigj ai.

Si heshti një hop, nëna foli e helmuar:

— Sa zemërgur që je ti, Pasha! As që përpiqesh fare të më ngushëllosh. Po thashë unë ndonjë fjalë të hidhur, ti thua ca më të hidhura akoma.

Ai e vështroi në sy, iu afrua dhe i tha me zë të ëmbël:

— Nuk më vjen dore mua, nënë! S'mund të të gënjej... Ti duhet të mësohesh kështu...

Ajo psherëtiti dhe heshti; pastaj murmuriti e drithtëruar:

— Kush e di? Thonë se i mundojnë njerëzit! U cfilitin mishrat, u thyejnë kockat. Kur e mendoj, Pasha... më ngjethet mishtë!...

— Ata të cfilitin shpirtin!... Dhëmbja është më e madhe, më duket mua, kur të çikin shpirtin me duart e tyre të ndyra.

## X.

Të nesërmen u muar vesh se kishin arrestuar Bukinin, Samoilovin, Somovin dhe pesë të tjerë. Mbrëmanet erdhi Fedja Mazini: edhe atij ja kishin bastisur shtëpinë dhe ai ishte i kënaqur e mburrej për këtë: i dukej sikur ishte ndonjë hero.

— U trembe, Fedja? — e pyeti nëna.

Ai u zverdh, fytyra iu zgjat, buza iu drodh.

— U tremba se mos më qëllonte oficeri! Ishte një mjekërzi, i trashë, me duart plot qime. Kish ca syze të zeza që e tregonin si të verbër. Bërtiste, i binte këmbës: „Do të të ngordh në dru, të kalbesh në burg!" më thoshte. Po mua s'më ka rrahur kurrë njeri, as baba, as nëna, se më kishin djalë të vetëm dhe më donin shumë...

E preu fjalën. Mbylli sytë një grimë, shtrëngoi dhëmbët, ndreqi leshrat me të dy duart, shikoi Pavlin me sytë e skuqur dhe vazhdoi:

— Po më goditi njeri mua... i tëri do t'i futem si thikë... do ta ha me dhëmbë... Më mirë të më vrasin fare se të më goditin!...

— Po ti je i hollë e i dobët! — i tha nëna. — Ku ke fuqi ti të përleshesh e të matesh me të tjerët?

— Me aq sa kam! — tha Fedja, pa dashur të mburrej.

Si doli Fedja, nëna i tha Pavlit:

— Ky s'duron dot: do të thyhet më parë nga të gjithë.

Pavli nuk foli.

Disa minuta më vonë u hap me ngadalë dera e kuzinës dhe hyri Ribini.

— Mirëmbrëma! — tha duke qeshur. — Ja ku u duka përsëri. Dje më suallën, po sot erdha vetë!

I shtrëngoi dorën Pavlit me tërë fuqinë, i ra nënës krahëve dhe e pyeti:

— Do të më gostitësh me çaj?

Pavli, duke heshtur, vrente fytyrën e tij të gjerë e të zeshkët, me mjekër të dendur e të zezë, me ata sy të thellë e të zgjuar. Kish diçka të rëndë në atë vështrimin e tyre të qetë.

Nëna shkoi në kuzinë të vinte samovarin. Ribini ndënji, fërkoi mjekrën, vuri brylet mbi tryezë dhe hodhi sytë mbi Pavlin.

— Kështu pra — tha Ribini sikur po vazhdonte një bisedim të prerë në mes — dua të flas hapët me ty. Përpara se të vija këtu, unë të kam vëzhguar shumë ty. Jemi fqinjë pothuaj me njëri tjetrin dhe kam vënë re se tek ti mblidheshin njerëz, po të pira dhe maskarallëke nuk dëgjoheshin. Një, kjo. Mirëpo kur njerëzit mblidhen dhe nuk dëfrejnë si të çmendur, kjo bie menjëherë në sy. „Ç'domethënë kjo?" — vrasin mendjen të tjerët. Edhe unë vetë prandaj u jam bërë halë në sy se rroj mënjanë, larg poshtërsive e nuk ndihem...

Fliste me ngadalë po lirisht; fërkonte mjekrën me dorën e zeshkët dhe e shikonte vazhdimisht Pavlin në sy.

— Kështu filluan që të gjithë të marrin nëpër gojë emrin tënd. Të zotët e shtëpisë ku rri unë, thonë se ti je një njeri pa fé, në kishë nuk vete. Po as unë nuk vete në kishë. Pastaj dualën ato letrat, shpalljet si u thonë... Ti i kurdise ato?

— Unë! — u përgjigj Pavli.

— Ama dhe ti! — u hodh nëna e shqetësuar, duke zgjatur, kokën që nga kuzina. — Nuk ishe ti vetëm...

Pavli qeshi. Qeshi dhe Ribini.

— Kështu! — tha Ribini:

Nëna shkrofëtiu dhe u kthye te samovari, pak si e zemëruar që nuk ua vunë veshin fjalëve të saj.

— Ato fletët mirë i keni menduar... Ato e tundin popullin... Sa, nëntëmbëdhjetë ishin?

— Po! — u përgjigj Pavli.

— Domethënë se i kam kënduar të gjitha! Kështu... Ka aty edhe gjëra të pakuptueshme, gjëra të tepërta... Po kur flet shumë njeriu, thotë edhe fjalë që s'hyjnë në punë...

Ribini bëri buzën më gaz dhe u dukën dhëmbët e tij të bardhë.

— Pastaj bastisja. Nga kjo më hytë në zemër edhe më shumë... Ti, hoholli, Nikolla, që të gjithë u treguat...

Duke mos e gjetur dot fjalën që i duhej, ai heshti, shikoi nga dritarja dhe përpoqi gishtërinjtë pas tryezës.

— Treguat se jeni njerëz që keni marrë çdo gjë në sy. Dukej sikur thoshit: „Bëni punën tuaj, zoti toger, se ne do të bëjmë tonën!..." Edhe hoholli është djalë i mirë. Herë-herë i vija veshin kur fliste dhe thosha me vete: „Këtë s'e përkul dot njeri, vetëm vdekja mund t'ja mbyllë gojën. Është burrë, ky!" Ti, Pavli, a më beson mua?[44])

— Të besoj! — tha Pavli duke bërë me kokë.

— Kështu, pra. Shiko, unë u bëra dyzet vjeç, jam dy herë më i motshëm se ti dhe kam parë njëzet herë më tepër. Kam bërë tre vjet në ushtri, jam martuar dy herë: gruaja e parë më vdiq, të dytën e lashë. Kam qenë në Kaukaz, njoha Duhoborët.[45]) Me ç'kuptoj unë, ata s'kanë për të nxjerrë gjë në shesh.

Nëna i dëgjonte me dëshirë ato fjalë dhe i kënaqej shpirti duke parë se një burrë i shkuar nga vjetet vinte te i biri e bisedonte me te sikur po rrëfehej. Po asaj iu duk sikur Pavli sillej shumë i ftohët me mysafirin dhe që ta zbuste këtë përshtypje pyeti Ribinin:

— T'ju sjell edhe diçka për të ngrënë, Mihail Ivanoviç?

— Ju falemnderit, nëne! Unë kam ngrënë. Kështu pra, ti Pavli mendon se jeta nuk ecën siç duhej të ecte, hë?

Pavli u ngrit dhe zuri të vërvitej nëpër dhomë me duart prapa shpinës.

— Jeta ecën në rrugën e drejtë! — nisi Pavli. — Ja, ajo ju solli tek unë me zemër të çelur. Ne, që punojmë pa reshtur, ajo po na bashkon dalngadalë dhe do të vijë dita që të na bashkojë të gjithë tok. Vërtet se punët janë

---

44. Ribini është fshatar, që ka ardhur në qytet, dhe punon në fabrikë. Ai është përfaqësues i asaj pjese të fshatarësisë së varfër që po proletarizohet, ai ka cilësitë e mira e të metat e kësaj shtrese. Kjo do të kuptohet më mirë, po të ndiqet me vemendje figura e tij në kapitujt e ardhshëm. Dalja në skenë e Ribinit pikërisht pas arestimit të Nikollës dhe Nahodkës do të tregojë jo vetëm se si idetë revolucionare dhe qëndrimi heroik para vështirësive i pjesës më të përparuar të klasës punëtore, të anëtarëve të partisë, bëjnë për vete gjithnjë e më shumë masat-por dhe nevojën që partia e klasës punëtore të lidhet me fshatarësinë e varfër dhe ta udhëheqë atë. Nga ana tjetër kjo e fundit shpëtimin do ta gjejë vetëm në rast se fatet e veta do t'i lidhë me ato të proletariatit.

45. *duhorët* = një sekt fetar në Rusi.

kurdisur në një mënyrë të padrejtë e të vështirë për ne, po prapë vetë jeta na i çel sytë mbi kuptimin e saj të hidhur; ajo vetë i tregon njeriut se si duhet ta drejtojë e të shpejtojë çapin e saj.

— Mirë thua! — e ndërpreu Ribini. — Njeriu duhet përtëritur. Kur njeriu ka zgjeben, e shpie në banjë, e lan mirë e bukur, e vesh me rroba të pastra dhe shërohet. Ashtu! Po si ta pastrosh njeriun nga brenda? Hë?

Pavli filloi të fliste rreptë dhe me nxehtësi mbi drejtorin e fabrikës, mbi mënyrën se si punëtorët përjashta mbrojnë të drejtat e tyre. Ribini herë bënte buzën më gaz, herë i binte tryezës me gisht sikur u vinte pikën fjalëve të Pavlit dhe shpesh herë thoshte:

— Ashtu!

Një herë vrejti duke qeshur:

— Eh, je i ri akoma, ti!... Nuk i njeh njerëzit!

Pavli qendroi kundrejt tij dhe tha seriozisht:

— Le t'i lemë mënjanë „jo i ri, jo plak". Le të shohim më mirë se cili mendim është më i drejtë.

— Domethënë pas mendjes sate edhe me Zotin na kanë gënjyer? Ashtu. Edhe mua më duket se feja jonë është e rreme.

Këtu ndërhyri nëna. Kur i biri fliste për Zotin e për të gjitha ato që lidheshin me fenë e saj, për çdo gjë që ajo e quante të shtrenjtë dhe të shenjtë, nëna përpiqej të ndeshte vështrimin e tij; ajo donte t'i lutej Pavlit me sy që të mos i plagoste zemrën me ato fjalë ateiste që i binin si thika. Po prapa fjalëve ateiste, ajo ndjente tek ai një fé të re dhe prandaj qetësohej.

— Ku mund t'i kuptoj unë mendimet e tij? — thoshte ajo me vete.

Asaj i dukej sikur edhe Ribinit, një burri të shkuar nga mosha, i vinte rëndë t'i dëgjonte ato fjalë të Pavlit. Po kur e pa se ai, pa e prishur gjakun, u shpreh pothua në një mendje me Pavlin, e humbi durimin dhe tha prerazi:

— Sa për Zotin, daleni një çikë, mos u nxitoni! Fundja, për veten tuaj bëni si të doni...

Pastaj, si mori një herë frymë, vazhdoi më me ngulm:

— Po, unë plaka, ku do të mbështetem në ditët e mjerimit, po të ma merrni edhe Zotin?...

Sytë iu mbushën me lot. E, duke larë enët, i dridheshin gishtërinjtë.

— Ju nuk na kuptuat, nënoke! — i tha Pavli me zë të ëmbël.

— Na fal, nëno! — shtoi me ngadalë Ribini dhe vrejti Pavlin duke qeshur. — Harrova që ti je shumë plakë e s'mund të t'i presim hurthet që ke patur prej kohe.

— Unë nuk e kam fjalën, — vazhdoi Pavli — tek ai Zot që besoni ju: flas për atë me të cilin priftërinjtë na kërcënohen si me një kopaçe... Për atë Zot në emrin e të cilit duan të detyrojnë të gjithë njerëzit t'i shtrohen vullnetit të keq të disave...

— Kështu, kështu! — u hodh Ribini, duke i rënë tryezës me grusht. — Ata edhe Zotin na e shkëmbyen; të gjitha ç'kanë në dorë i drejtuan kundër nesh! Ti mos harro, nëno, se Zoti e krijoi njerinë pas fytyrës së vet, domethënë Ai i ngjet njeriut posa që njeriu i ngjet Atij! Po ne, nuk i ngjasim më Zotit, por bishave të egra... Në kishë neve na tregojnë një gogol. Zoti duhet ndëruar, nëno, duhet pastruar! Atë e kanë veshur me gënjeshtër e me mashtrim. I shëmtuan fytyrën që të na e vrasin shpirtin!

Fliste pa ngritur zërin, po fjalët e tij binin si grushte në kokën e nënës. Fytyra e tij e rrethuar me atë mjekër të zezë e tmeronte nënën. Shkëlqimi i errët dhe i padurueshëm i syve të thellë i zgjonte në zemër një shqetësim e një frikë të paspiegueshme.

— Më mirë të largohem unë! — tha nëna duke tundur kokën në shenjë mospajtimi. — Jo, unë s'i dëgjoj dot këto që thoni ju...

Dhe shkoi me të shpejtë në kuzinë, teksa Ribini thoshte:

— Shiko, Pavli! Burimi është te zemra e jo te koka! Zemra është një pjesë e tillë e shpirtit të njeriut, që s'mund të zëvendësohet me gjë tjetër.

— Vetëm arësyeja! — tha Pavli me bindje. — Vetëm arësyeja do ta çlirojë njerinë![46])

— Arësyeja s'të jep fuqi që të luftosh! — i kundërshtoi Ribini me ngulm. — Fuqinë ta jep zemra e jo koka!... Më kupton?...

Nëna u xhvesh dhe ra në shtrat pa bërë lutjen e zakonëshme. Ndjente të ftohët dhe një pakënaqësi në shpirt. Edhe Ribini, që iu duk në fillim si njeri i mençur e i shtruar, zgjonte tani në shpirtin e saj një farë armiqësie.

— I pafé! Rebel! — thoshte ajo me vete duke dëgjuar zërin e tij që derdhej i kulluar nga krahërori i tij i gjerë. — Ç'deshi fare që e solli kokën!...

— Vendi i shenjtë nuk duhet të ngelë zbrazët. Ajo pjesë e shpirtit tonë ku rron Zoti, është e sëmurë. Pra, po e çrënjose Zotin nga shpirti i njeriut, aty do të mbetet një plagë. Kështu! Duhet shpikur një fé e re, Pavli! Duhet krijuar një Zot që të jetë mik i njerëzisë!

— Ja, siç ishte Krishti! — ja priti Pavli.

— Krishti nuk ish i fortë nga shpirti... Ai tha: „Largojeni nga unë kupën e hidhur..." Dhe Qesarin e pranonte...[47]) Zoti nuk mund të njohë pushtetin e një njeriu mbi të tjerët, sepse Ai vetë është Tërë-Fuqia. Ai nuk mund ta ndajë shpirtin e Tij më dysh: kjo pjesë është e Zotit, kjo është e njeriut... Pastaj Krishti e pranonte tregëtinë... dhe martesën... Edhe shpirtin e keq s'ka pse e dënon. A kam unë faj pse shpirti nuk jep pemë të mira, nuk zgjedh rrugën e drejtë?... Se mos e mbolla unë vetë ligësinë në të!... Kështu është!...

Të dy zërat kumbonin pa reshtur në atë dhomë, sikur përlesheshin e sikur luftonin në një duel të zjarrtë. Pavli

---

46. Me fjalën „arësye" Pavli ka këtu parasysh futjen e ideve të komunizmit shkencor në masat, pa përjashtuar aspak nevojën e domosdoshme të revolucionit me anë të kryengritjes së armatosur. Ndërsa Ribini mendon se duke iu drejtuar ndjenjave të masës, mund të arrihet çlirimi, pa qenë nevoja për sqarimin e tyre ideologjik, pa futur ideologjinë e re në masat.

47. Sipas legjendës biblike Krishti, në pritje të dënimit, duke u lutur, i kërkoi zotit: „Largojeni nga unë kupën e hidhur . . .", kjo shprehje përdoret në kuptimin „Largoni prej meje fatin e rëndë, vuajtjen".

Gjithashtu sipas legjendës Krishti, kur e pyetën nëse i duhen paguar taksat Qesarit (imperatorit romak), u përgjigj në mënyrë pohuese. Këtu kuptohet karakteri klasor i fesë: ajo e pranon shfrytëzimin.

vente e vinte nëpër të ndarën dhe dyshemeja kërciste nën çapet e tij të shpejta. Kur fliste ai, fjala e tij i mbulonte gjithë zërat e natës dhe kur përgjigjej zëri i rëndë, i ngadalshëm i Ribinit, dëgjohej tik-taku i varësit të orës dhe kërcitjet e ngricës që shponte muret e shtëpisë me kthetrat e saj si cmagje.

— Do të të flas si një fokist i vërtetë që jam: Zoti është si zjarri. Po, kështu është! Ai rron në zemrat. Është shkruar: Zoti është fjala dhe Fjala është Fryma.

— Arësyeja! — tha përsëri Pavli me këmbëngulje.

— Kështu është! Zoti është në zemrën dhe në gjykimin e njeriut dhe jo në kishë. Sa për kishën, ajo është varri i Zotit...

Nëna fjeti dhe nuk e ndjeu Ribinin kur doli.

Ai filloi të vinte shpesh. Kur ndodhej te Pavli ndonjë nga shokët, fokisti ulej më një çip dhe s'bënte zë; vetëm nganjëherë hapte gojën e thoshte:

— Tamam... Ashtu është!

Po një herë u hodhi të gjithëve një vështrim të errët dhe tha i mërzitur:

— Të flasim për atë që është, se sa për atë që do të jetë, ne nuk e dimë! Kur të çlirohet populli, e gjen vetë ai se si është më mirë... Mjaft ja mbushën trutë me gjëra që s'i hyjnë në punë... Tani le ta mendojë vetë. Mbase ai ka dëshirë t'i përmbysë të gjitha... gjithë jetën dhe gjithë shkencat; mbase ai do ta kuptojë se të gjitha kundër atij janë drejtuar... si, për shembëll, Zoti i kishës. Ju jepini në dorë të gjitha librat, pa rrugën e drejtë e gjen vetë ai. Kështu!

Kur Pavli ishte vetëm në shtëpi, ata të dy ja fillonin një bisedimi të gjatë, po nuk nxeheshin kurrë. Nëna dëgjonte me shqetësim fjalët e tyre dhe, pa nxjerrë zë, mundohej të kuptonte se ç'thoshin. Herë-herë asaj i dukej sikur ata të dy ishin të verbuar nga sytë e sikur në atë dhomë të vogël të zhytur në errësirë vërtiteshin andej e këtej, më të djathtë e më të mëngjër duke kërkuar dritë, duke kërkuar një shteg për të dalë. Ata kapeshin pas çdo gjëje me duart e tyre të fuqishme po të pastërvitura, tra-

zonin çdo gjë, duke lëshuar përdhe një tok gjëra, të cilat i shkelnin pastaj. I preknin të gjitha çeshtjet, i shqyrtonin një nga një, i linin mënjanë të pakënaqur, po besimin dhe shpresat nuk i humbisnin kurrsesi.

Ata e mësuan nënën të dëgjonte një tok fjalësh të tmershme, që i thoshin hapët e me guxim. Duke kaluar koha, ajo u mësua t'i dëgjonte pa u trembur si në ditët e para, ose të mos ua vinte veshin kur nuk i pëlqenin. Ribini vazhdonte të mos i pëlqente nënës, po të paktën tani nuk e ndjente më atë urrejtjen e parë kundër tij.

Një herë në javë ajo i shpinte ndërresa të lara dhe libra hohollit në burg. Një ditë i dhanë leje të takohej me të dhe kur u kthye në shtëpi, tregonte me mallëngjim:

— Ai edhe atje duket si në shtëpi. I ëmbël e i dashur me të gjithë, të gjithë bëjnë shaka me të. Sikur i këndon zemra gjithnjë atij njeriu!... Për të vuajtur, vuan xhanëm, s'ka rehat atje, po nuk e bën veten fare.

— Kështu duhet bërë! — tha Ribini. Të gjithë ne na mbështjell hidhërimi si një lëkurë e dytë... në hidhërime rrojmë, me hidhërim jemi gatuar. Po përse ta çfaqim?... Nuk janë të verbër që të gjithë, ka shumë që duan vetë e i mbyllin sytë që të mos shohin ç'i rrethon... Ja, kështu! Po kur njeriu është budalla, taksirat, s'ke ç'i bën!...

## XI.

Shtëpia e vjetër e palyer e Vllasovëve tërhiqte përherë e më tepër vemendjen e banorëve të asaj lagjeje. Ky interesim ishte i përzjerë në krye me një farë frike ose me një armiqësi të pavetëdijëshme. Po dalngadalë filloi të ngjallej midis punëtorëve një kureshtje e një besim që sa vinte po forcohej. Herë-herë vinte ndonjë punëtor, shikonte me kujdes rreth e rrotull dhe i thoshte Pavlit:

— Ti, vëlla, që lexon libra dhe i di ligjet, pa më spiego pakëz...[48])

48. Shtëpia e Pavlit, si qendër e partisë revolucionare të klasës punëtore, është si një simbol i ideve revolucionare. Prandaj qëndrimi që

Dhe i rrëfente Pavlit ndonjë padrejtësi të policisë ose të drejtorisë së fabrikës. Në raste të koklavitura, Pavli e dërgonte me një pusulle te një avokat nga shokët e tij në qytet, po kur ishte ndonjë çështje më e thjeshtë, ja spiegonte ai vetë.

Dalngadalë njerëzia filluan të ndjenin një respekt për këtë djalë të shtruar e serioz, i cili fliste qartë dhe me guxim për çdo gjë, nuk qeshte pothuaj kurrë, i vinte veshin dhe e shqyrtonte çdo gjë me një vemendje të palodhur, duke u thelluar në thelbin e çdo çështjeje të veçantë e duke zbuluar gjithmonë fijen e padukëshme që i lidhte njerëzit me njëmijë nyje të forta...

Nëna e shihte se si i biri po lartësohej në sytë e njerëzve, kish filluar ta ndjente kuptimin e punës së tij dhe gëzohej për këtë si ndonjë foshnjë.

Prestigji i Pavlit u rrit sidomos pas ngjarjes lidhur me „kopekun e kënetës".[49])

Një kënetë e gjerë plot bredha e mështekna e rrethonte fabrikën si një hendek i mbushur me qelbësira. Verës, një avull i rëndë e i verdhë ngrihej nga ato ujëra të ndenjura dhe lagjeja mbushej me një mizëri mushkonjash që përhapnin ethet e malarjes. Këneta ishte pronë e fabrikës dhe drejtori i ri, duke dashur të përfitonte nga toka, vendosi ta thante e njëkohësisht të nxirrte edhe turbë. Duke u treguar punëtorëve se kjo masë do ta shëndoshte klimën dhe do të përmirësonte konditat e jetës për të gjithë, drejtori dha urdhër që arka e fabrikës t'u mbante nga rroga nga një kopek për çdo rubël.

Punëtorët zunë të lëviznin. I zemëronte sidomos fakti që nëpunësit e fabrikës nuk do ta paguanin këtë taksë të re...

Ditën që u shpall ky vendim i drejtorit të ri, ishte një e shtunë dhe Pavli, duke qenë i sëmurë, s'kishte dalë në

---

mbajnë punëtorët e banorët e tjerë ndaj shtëpisë tregon qëndrimin e tyre ndaj këtyre ideve, ndaj partisë së prolctariatit.

Në fillim punëtorët këtë shtëpi e shikojnë me dyshim e frikë, ndërsa tani ajo tërheq gjithnjë e më shumë vemendjen dhe Pavlin e rrethojnë me respekt e simpati.

49. *kopek* = monedhë e vogël e barabartë me një të njëqindtën e rublës.

fabrikë. Të nesërmen, si mbaroi mesha, i erdhën në shtëpi dy punëtorë, shkrirësi Sizov, një plak i këndshëm dhe farkëtari Mahotin një burrë i gjatë e i keq dhe ja treguan ngjarjen.

— U mblodhëm ne që ishim si më pleq — filloi Sizovi rëndë-rëndë — e biseduam çeshtjen dhe ja, shokët na dërguan këtu tek ti që të na thuash, si njeri i mësuar që je, a ka ndonjë ligj që t'i japë të drejtë drejtorit të mbledhë kopekët tanë për të luftuar mushkonjat?[50])

— Mos harro — thoshte Mahotini dhe sytë e tij të mprehtë i shndrinin, — se katër vjet më parë ata hajdutë mblodhën të holla që të ndërtonin banja. U mblodhën trimijë e tetëqind rubla... Edhe ç'bënë? Asgjë! Ku janë paratë? Ku janë banjat?

Pavli u spiegoi se kjo taksë e re s'ish aspak e drejtë e se, nga ana tjetër, fabrika do të nxirrte fitime nga tharja e kënetës. Të dy punëtorët u ngritën e ikën të vrejtur shumë. Si i përcolli, nëna i tha të birit, duke qeshur:

— Ja, Pasha, tani zunë të vinë edhe pleqtë që të marrin mend nga ti.

Pa u përgjegjur, Pavli u ul përpara tryezës dhe diç zuri të shkruante, i zhytur në mendime. Pas një çikë i tha s'ëmës:

— Të lutem shko menjëherë në qytet dhe jepe këtë letër...

— Është ndonjë gjë me rrezik? — pyeti nëna.

— Po. Atje po botojnë një gazetë për ne... Duhet me doemos që çështja e kopekut të shkruhet në këtë numur...

— Mirë! — tha nëna duke u veshur me vrap. — Ja shkova...

Kjo ishte e para porosi që i jepte i biri. U gëzua shumë që Pavli ja tha hapët si qëndronte puna.

— Edhe unë e kuptoj këtë, Pasha! Ata po na grabitin sheshit!... Si quhet njeriu, Jegor Ivanoviç?

---

50. Pavli ndonëse i ri në moshë, ka fituar besimin e punëtorëve dhe ata vijnë për t'u këshilluar me të.

Vllasova u kthye mbrëmanet vonë, e lodhur po e kënaqur.

— U poqa me Sashenkën! — i tha të birit. — Të bën të fala. Po ai Jegor Ivanoviçi sa burrë i mirë, sa shakaxhi që ishte!

— Gëzohem shumë që të pëlqejnë! — i tha Pavli me zë të ulët.

— Njerëz të thjeshtë, Pasha! Sa mirë kur njerëzit janë të thjeshtë! ... Pastaj ty që të gjithë të nderojnë.

Pavli nuk shkoi as të hënën në punë, se i dhimbte koka. Po në kohë dreke erdhi me vrap Fedja Mazini, i tronditur dhe i gëzuar; pa marrë frymë nga që kish nxituar, lajmëroi:

— Eja! Janë ngritur të gjithë më këmbë aty në fabrikë. Më dërguan të të thërres. Sizovi me Mahotinin thonë se vetëm ti mund ta spiegosh punën siç lipset... Ç'bëhet atje! Vetëm të shikosh!

Pavli, pa folur, filloi të vishej.

— Janë mbledhur edhe gratë, po çirren!

— Po vij edhe unë! — tha nëna. — Ti nuk je mirë. Ç'kërkojnë të bëjnë ata?... Do të vij!

— Eja! — tha Pavli pa e zgjatur.

Rrugës shkonin me vrap e pa folur. Nëna mezi merrte frymë, ca nga të ecurit, ca nga tronditja, se ja ndjente zemra që do të ngjiste diçka me rëndësi... Në dyert e fabrikës qendronte turma e grave që ulërinin e po ziheshin me potere.

Sa hynë në oborr ata të tre, ranë në mes të turmës së ngjeshur e të egërsuar. Nëna vuri re se që të gjithë kishin kthyer kokën nga ana e fabrikës ku, mbi një grumbull hekurishtesh kishin hypur Sizovi, Mahotini, Valovi dhe pesë punëtorë të shkuar nga mosha e me influencë. Ata shquheshin si një pllackë e zezë në sfondin e murit me tulla të kuqe...

Dikush bërtiti:

— Vjen Vllasovi!

— Vllasovi? Silleni shpejt këtu!

— Heshtni! — bërtitën disa veta me një zë.

Diku aty afër dëgjohej zëri i shtruar i Ribinit:

— Nuk duhet të luftojmë vetëm për kopekun, po edhe për një të drejtë!... Po! Për ne është i shtrenjtë kopeku ynë, jo pse është më i rrumbullaktë a më i bukur se të tjerët, po pse është më i rëndë; në kopekun tonë ka më tepër gjak njeriu se sa në rublën e drejtorit. Dhe nuk qajmë kopekun, po gjakun tonë, të drejtën. Kështu!

Fjalët e tij e preknin thellë turmën dhe shkakëtonin klithma të zjarrta:

— Ashtu vërtet! Të lumtë Ribin!

— Mirë thua, ti fokist!

— Erdhi Vllasovi!

Zërat u shkrinë në një bubullimë të fuqishme, duke mbytur zhurmën e maqinave dhe gullçimet e avullit. Nga çdo anë vraponin burra me grushte përpjetë, fillonin diskutimet dhe ndiznin shoku shokun me fjalë të zjarrta që dilnin nga thellësia e shpirtit. Zemërimi i mbledhur vjete me radhë që flinte në gjokset e lodhura të punëtorëve u zgjua, gjeti ditën që të shfrehet, buçiste nga buzët, i rrëmbyer e triumfonjës, duke shtrirë madhërisht tej e përtej krahët e tij të errëta, i prekte njerëzit thellë në shpirt, i tërhiqte pas tij, u ndizte gjakun dhe kthehej në një fuqi vepronjëse duke i shtyrë për luftim. Përmbi turmën endej një re e zezë tymi dhe bloze, fytyrat e zeshkëta flakërrinin e rrëke të zeza djerse kullonin mbi faqet. Në ato fytyra të nxira shkrepëtinin e shkëlqenin sytë dhe dhëmbët.

Atje ku qëndronin Sizovi me Mahotinin, u duk Pavli dhe kumboi zëri i tij:

— Shokë!

Nëna vuri re se i biri ishte zverdhur në fytyrë dhe buzët i dridheshin. Pa dashur, ajo çau përpara duke shtyrë turmën. Njerëzia i bërtisnin me inat:

— Ku kërkon të futesh?

E sprapsnin. Po Vllasova nuk ndalej. I largonte njerëzit me bryle dhe me supe dhe i afrohej sa më tepër të birit, e shtytur nga dëshira që t'i ndodhej pranë.

Pavli, si hodhi atë fjalë, së cilës ai i jepte një kuptim të thellë e me rëndësi, ndjeu se zemra po i rrihte nga gë-

zimi i luftës që po fillonte. E rrëmbeu dëshira e flakët që të sakrifikohej për besimin e tij, t'u hidhte njerëzve zemrën e tij të përvëluar nga zjarri i ëndrës për drejtësi.[51])

— Shokë! — përsëriti ai duke u frymëzuar nga kjo fjalë, duke marrë prej saj fuqi dhe entuziazëm. — Ne jemi ata që ndërtojmë kishat dhe fabrikat, që rrahim hekurin dhe derdhim paranë; ne jemi ajo fuqi e gjallë që i ushqen dhe i zbavit të gjithë që nga djepi e gjer në varr...

— Ashtu! — ja priti Ribini.

— Kurdoherë dhe kudo, ne jemi të parët në punë, po të fundit në jetë. Kush kujdeset për ne? Kush na e do të mirën? Kush na vë në radhë të njerëzve? Askush!

— Askush! — kumboi një zë si oshëtimë.

Pavli e zotëroi veten dhe vazhdoi të fliste më thjeshtë dhe më i qetë. Turma po i afrohej e sa vinte më tepër, si një trup i errët me një mijë kokë, e shikonte me qindra sy të vemendshëm, e i thithte me etje fjalët e tij.

— Ne nuk do të sigurojmë një jetë më të mirë gjersa nuk do ta ndjejmë thellësisht në shpirt që jemi shokë, pjesëtarë të një familjeje të lidhur ngushtë nga një dëshirë... nga dëshira që të luftojmë për të drejtat tona...

— Fol për punën që jemi mbledhur! — bërtiti dikush me zemërim pranë nënës.

— Mos ja prisni fjalën! Pushoni! — thirrën nga nja dy vende të ndryshme.

Fytyrat e nxira kishin një shprehje mosbesimi të ngrysur e të trishtuar. Një palë e shikonin Pavlin në sy me një shprehje serioze dhe të menduar.

— Vërtet socialist, po nuk është budalla i biri botës! — foli dikush.

— Ama flet si burrë! — tha një punëtor i gjatë e kurrizo duke shtytur nënën me sup.

— Shokë! Duhet ta kuptojmë një herë e mirë se askush s'ka për të na ndihmuar, askush përveç ne vetë! Një

---

51. Këto fjalë të autorit na kujtojnë tregimin romantik „Legjenda e Dankos" veçse këtu heroi është real dhe idealet janë shumë më konkrete.

për të gjithë, të gjithë për një, — ky duhet të jetë ligji ynë nëqoftëse duam ta vemë poshtë armikun!..[52])

— Thotë të vërtetën, vëllezër! — thirri Mahotini. Dhe duke folur, ngriti krahun lart dhe tundi grushtin.

— Duhet thirrur drejtori të vijë këtu menjëherë! — vazhdoi Pavli.

Befas u duk sikur ndonjë shtërngatë shpërtheu mbi turmën. U lëkund tej e përtej si e rrëmbyer nga vala dhe me dhjetra zëra bërtitën:

— Drejtori këtu!

— T'i çojmë një komision!

Nëna doli përpara dhe shikonte që poshtë të birin, hipur në tribunë. Asaj i bëhej zemra mal duke parë Pavlin aq të ri midis punëtorëve pleq e të nderuar. Të gjithë e dëgjonin me vemendje dhe bashkoheshin me të. Ajo e admironte për gjakftohtësinë, për thjeshtësinë e tij; i biri fliste me arësye dhe pa u zemëruar, pa sharë si të tjerët.

Klithmat e shkëputura, britmat, sharjet, fjalët e ashpra binin mu si breshëri mbi një çati prej llamarine. Pavli e shikonte turmën që lart nga tribuna dhe hapte sytë sikur diç kërkonte aty midis grupeve.

— Komisionin!

— Të flasë Sizovi!

— Vllasovi!

— Ribini! Ai ka dhëmbë të tmershëm!

Befas u dëgjuan disa britma më të dobëta.

— Po vjen vetë!

— Drejtori!

Turma tërhiqej që t'i lëshonte rrugë një burri të gjatë e thatim, që kish një mjekër me majë në fytyrën e hequr.

---

52. Lufta për të mos paguar kopekun është luftë ekonomike dhe nuk prek rendin kapitalist. Por Pavli merr pjesë në këtë luftë me qëllim që të tërheqë punëtorët, t'u tregojë nevojën e bashkimit në mënyrë që në të ardhshmen të luftojnë kundër gjithë rendit kapitalist, kundër tërë kapitalistëve e shfrytëzuesve, të cilët janë armiqtë e klasës punëtore. Prandaj Pavli në fillim nuk flet direkt për padrejtësinë që po bën pronari i fabrikës, po mundohet t'u zgjojë ndërgjegjen e klasës, t'u tregojë nevojën e bashkimit dhe cili është armiku i klasës.

— Me leje! — thoshte ai, duke i sprapsur punëtorët me një lëvizje të krahut, pa i çikur me dorë. Picërronte sytë dhe me vështrimin e tij prej shqyrtonjësi të sprovuar vëzhgonte fytyrat e punëtorëve. Përpara tij, punëtorët hiqnin kapellën, i përuleshin. Ai kalonte pa ua vënë veshin përshëndetjeve duke përhapur në turmët heshtje dhe druajtje. Në buzëqeshjet e turpëruara dhe në pëshpëritjet ndihej që tani pendimi i fëmijëve që e kuptojnë se kanë bërë faj.

Drejtori kaloi afër nënës, i hodhi një vështrim të rreptë dhe qëndroi pranë grumbullit me hekurishte. Që lart, dikush i zgjati dorën që të kapej; ai nuk e zuri, po me një hov të fuqishëm të trupit hypi lart, qendroi përpara Pavlit dhe Sizovit dhe pyeti:

— Ç'është kjo mbledhje? Pse e kini lënë punën?

Disa sekonda mbretëroi një heshtje e plotë... Kokët e punëtorëve lëkundeshin si kallinjtë në arë. Sizovi, duke shkundur kapelen, mblodhi supet dhe uli kokën.

— Përgjigjuni! — bërtiti drejtori.

Pavli i qendroi pranë dhe tha duke treguar Sizovin dhe Ribinin:

— Ne të tre jemi ngarkuar nga shokët të kërkojmë prej jush që ta prapsoni urdhërin tuaj për ndaljen e kopekut.

— E pse? — pyeti drejtori pa e shikuar Pavlin.

— Kjo taksë nuk na duket e drejtë! — tha Pavli me zë të fortë.

— Domethënë se në qëllimin tim për të tharë kënetën ju nuk shihni veçse dëshirën që të shfrytëzoj punëtorët dhe jo kujdesin për përmirësimin e jetës së tyre! Kështu?

— Pikërisht! — iu përgjigj Pavli.

— Edhe ju? — pyeti drejtori Ribinin.

— Të gjithë me një mendje jemi! — tha Ribini.

— Po ju, o xhaxho? — iu kthye drejtori Sizovit.

— Po edhe unë do t'ju lutem: kini mirësinë e na e lini kopekun tonë!...

Dhe përsëri duke ulur kokën, Sizovi buzëqeshi sikur kish bërë faj.[53])

Drejtori hodhi sytë me ngadalë rreth e rrotull turmës dhe mblodhi supet. Pastaj vështroi Pavlin drejt në sy dhe i tha:

— Ju më dukeni një njeri mjaft inteligjent. A është e mundur që edhe ju të mos e kuptoni dobinë e kësaj mase?

Pavli iu përgjegj çkoqur e pa ngurim:

— Do ta kuptonim që të gjithë sikur fabrika ta thante kënetën me shpenzimet e veta!

— Fabrika nuk merret me filantropi![54]) — ja preu drejtori. — Ju urdhëroj të gjithëve të shkoni menjëherë në punë!

Dhe zuri të zbriste me kujdes, pa shikuar asnjeri.

Në turmë u ndje një murmuritje pakënaqësie.

— Ç'është? — pyeti drejtori duke u ndalur.

Të gjithë heshtën. Vetëm nga larg, një zë i veçuar ja ktheu:

— Puno ti vetë! ...

— Nëqoftëse brenda pesëmbëdhjetë minutave nuk do të kini filluar nga puna, do të jap urdhër t'ju gjobitin, — tha drejtori me një ton të prerë.

Dhe përsëri kaloi përmes turmës. Pas tij çohej një murmuritje e mbytur dhe sa më tepër që ai largohej, aq më lart ngriheshin zërat.

— Hajde folë me të!

— Kësaj i thonë drejtësi! Ah, fat i qenit! ...

Pastaj i drejtoheshin Pavlit:

— E, ti i ligjit, na thuaj tani ç'të bëjmë?

— Ti fole e fole, po erdhi ai dhe i mori era të gjitha!

— Hë, Vllasov, folë, ç'duhet të bëjmë tani?

Kur britmat u bënë më ngulmonjëse, Pavli tha:

---

53. Vreni qëndrimin e këtij punëtori plak. Ai ende nuk kupton forcën e klasës punëtore dhe kur drejtori e pyet, ai i ndrojtur, si i zënë në faj, kërkon me lutje të drejtën e tij. Qëndrimi i tij do të ndryshojë në kapitujt e ardhshëm.

54. *filantropi-a* = mirëbërësi borgjeze që poshtëron dinjitetin e njeriut, ndihmë e rastit për nevojtarët.

— Shokë, propozoj ta lemë punën gjersa ai të heqë dorë nga kopeku...

Shpërthyen britma me zemërim:

— E ç'na pandeh ti, budallenj a?

— Grevë?

— Për një kopek?

— E pse jo? Grevë të bëjmë!

— Do të na japin shqelmin që të gjithëve!

— Po kush do të punojë?

— Gjejnë punëtorë të tjerë!

— Cilët? Judët?[55]

## XII.

Pavli zbriti nga grumbulli i hekurishteve dhe qëndroi pranë nënës. Rrotull tyre që të gjithë zunë të flisnin me zhurmë, të bisedonin, të nxeheshin e të bërtisnin.

— Nuk do të bësh gjë me grevën! — tha Ribini duke iu afruar Pavlit. — Vërtet këtyre u dhimbet kopeku, po janë të frikshëm, nuk ua mban!... Mbase treqind do të jenë me ty, po jo më tepër. Me këta njerëz nuk bëhet punë.

Pavli nuk foli. Përpara tij ndihej e egërsuar fytyra e zezë dhe e pafundme e turmës që po e vrente në sy, sikur diç kërkonte prej tij. Zemra i rrihte e shqetësuar. I dukej sikur fjalët e tij u zhdukën midis njerëzve pa lënë asnjë gjurmë ashtu si pikat e rralla të një shiu vere që sapo bien, i thith toka e përvëluar nga dielli.

U kthye në shtëpi i trishtuar e i lodhur. Prapa tij vinte nëna me Sizovin. Më krah kishte Ribinin, i cili i pëshpëriste:

— Ti flet mirë, po nuk i flet zemrës; ja, kështu! Duhet hedhur shkëndija mu në thelb të zemrës. Po! Me arësyetime nuk do t'i bësh kurrë njerëzit me vete. Arësyeja është një këpucë e vogël dhe e ngushtë që nuk u vete pas këmbës. Nuk u hyn këmba atje. Kështu!

---

55. *judët* = tradhëtarët; këtu: grevëthyesit. (Sipas fesë së krishterë Juda ishte ai nxënës i Krishtit, që e tradhëtoi).

Sizovi i thoshte nënës:

— Erdhi koha, Nillovna, që ne pleqtë të mbyllim sytë e të çlodhemi atje në varreza! Po rritet një popull i ri... Se mos kemi rrojtur ne? Rrojtje i thënçin! Jemi hequr zvarrë, të krrusur gjer përdhé. Kurse tani njerëzit ose e ndjenë fuqinë e tyre, ose gabohen edhe më keq nga ne; po sidoqoftë neve nuk na përngjasin më. Ja ku të rinjtë flasin me drejtorin si dhe shokun e tyre... Po... Mirupafshim, Pavël Mihaillov... të lumtë ty që u del për zot njerëzve! Zoti të ndihmoftë... e mbase i del punës në krye... Ashtu dhëntë Zoti!

Dhe u largua.

— Më mirë vdisni! — shkrofëtiu Ribini. — Ju nuk jini njerëz po baltë, baltë për të zënë vrimat... E pe ti Pavli se kush bërtiste më shumë që ti të zgjidheshe në komision? Ishin ata që thonë se ti je socialist, ngatrrestar... po, tamam ata. „Në e dëbofshin nga fabrika", thonë „mirë t'i bëhet, se të atillë kokë ka." Zaten, ata këtë donin.

— Pas pikëpamjes së tyre, ata kanë të drejtë! — tha Pavli.

— Edhe ujqrit kanë të drejtë kur shqyejnë shoku shokun...

Ribini e kish fytyrën të vrarë e të ngrysur, zëri i dridhej si kurrë ndonjëherë.

— Njerëzit nuk i zenë besë fjalës së thatë... duhet larë me gjak, që të mund t'i zenë besë...

Tërë atë ditë Pavli erdhi rrotull i trishtuar, i lodhur, i vrarë dhe shumë i shqetësuar, sytë i digjnin dhe sikur diç kërkonin. Nëna i vuri re këto dhe e pyeti me drojtje:

— Ç'ke, Pasha?

— Më dhemb koka... — tha Pavli i mejtuar.

— Ti më mirë bjerë... dhe unë po thërres doktorin...

Ai e shikoi një herë t'ëmën dhe tha me të shpejtë:

— Jo, jo, s'është nevoja...

Dhe shtoi pa pritur:

— Unë jam tepër i ri dhe i pafuqishëm, këtu është puna, nënë! Nuk më besuan, nuk erdhën pas së vërtetës sime... Domethënë se nuk dita t'ua them siç lypset...

Dhe tani më vjen sikur diç kam humbur, jam shumë i mërzitur, më vjen turp nga vetja ime...

Nëna shikonte fytyrën e tij të brengosur dhe, duke dashur ta ngushëllonte, i tha me zë të ulët:

— Po ti mos u dëshpëro... Në s'të kuptuan sot, do të të kuptojnë nesër...

— Po, duhet të më kuptojnë!... — tha Pavli me zjarr.

— Kur edhe unë kam filluar ta shoh të vërtetën tënde, si do të mos e shohin, pastaj, të tjerët?!...[56])

Pavli iu afrua:

— Sa shpirtmirë je ti, nënë! — i tha dhe ktheu kokën mënjanë.

Ajo u drodh si e përvëluar nga ato fjalë, vuri dorën në zemër sikur po mbante me kujdes si ndonjë thesar përkëdhelinë e tij, dhe doli.

Natën kur nëna flinte dhe Pavli po lexonte në shtrat, erdhën xhandarët dhe e bënë shtëpinë rrëmujë. Oficeri fytyrëverdhë u suall keq ashtu si dhe herën e parë; u mundua me fjalë e me tallje thumbonjëse që t'i fyente dhe dukej sikur kënaqej duke i poshtëruar. Nëna kish ndenjur në një çip dhe nuk ja hiqte sytë të birit. Pavli përpiqej ta fshihte turbullimin e tij, po kur qeshte oficeri, gishtërinjtë e djaloshit lëviznin me nervozitet dhe nëna e ndjente se ai e kishte zor që të mos i përgjigjej, mezi i duronte talljet e tij pa bërë zë. Ajo nuk ish aq e trembur sa herën e parë, sepse tani i urrente më shumë këta mysafirë të murmë të natës me ato mahmuze në këmbë dhe urrejtja ish më e fortë se frika.

Pavli gjeti mënyrën e i pëshpëriti në vesh:

— Mua do të më marrin...

Ajo tundi kokën dhe iu përgjegj me zë të ulët:

— E mora vesh...

E kuptonte se të birin do ta burgosnin për fjalët që u kish thënë punëtorëve. Po këtyre u kishin pëlqyer ato fjalë dhe ishin treguar në një mendje me të; të gjithë pra,

56. Nëna gjithnjë e më tepër afrohet me çështjen për të cilën lufton Pavli dhe revolucionarët e tjerë. Fjalët që thotë ajo këtu na tregojnë evolucionin e saj. Të ndiqet me vemendje se si autori edhe në kapitujt e ardhshmën me pak fjalë do të na e tregojë këtë evolucion.

do të ngriheshin e do ta ndihmonin, kështu që s'kishin se si ta mbanin shumë kohë të burgosur.

Donte t'i hidhte duart në qafë, të qante, po aty afër qëndronte oficeri dhe e vrente me një ckërmitje prej egërsire. I lëviznin tërë tiparet e fytyrës, thua se ai njeri shpirtkazmë priste që nëna të derdhte lot, të vajtonte e t'i lutej. Që të mos ja bënte qejfin, nëna mblodhi tërë kurajën që kishte, shtrëngoi dhëmbët, i mori dorën të birit dhe, duke mbajtur frymën, i tha me zë të ulët e me ngadalë.

— Mirupafshim, Pasha... i more të gjitha ç'të duhen?

— Po, i mora. Mos u mërzit...

— Zoti Krisht qoftë me ty...

Si e muarën të birin, nëna u lëshua mbi minder dhe ja dha të qarit. E mbështetur pas murit, si bënte dikur i shoqi, me shpirt të vrarë nga hidhërimi e nga inati se s'kish ç'të bënte, ajo qau me ngashërim, qau pa reshtur e pa zë duke derdhur me lotët e saj dhëmbjen e zemrës së lënduar. Përpara saj, si një njollë e palëvizshme, qëndronte fytyra e verdhë e oficerit me mustaqe të rralla, dhe sytë e tij të fishkur anëve dukeshin të kënaqur. Në krahërorin e saj ishte mbledhur si një lëmsh i zi vreri dhe urrejtja kundër njerëzve që ndajnë djalin nga e ëma, pse ai luftonte për të vërtetën.

Jashtë bënte ftohët, pikat e shiut përplaseshin pas xhameve, në errësirën e natës dukej sikur endeshin rrotull shtëpisë ca hije të murme me fytyra të gjera, të kuqe e pa sy me krahë të gjatë, sikur silleshin rrotull e përgjonin në heshtje dhe dëgjohej vetëm tringëllimi i mahmuzeve të tyre.

— Më mirë të më kishin marrë edhe mua! — mendonte nëna.

Ra fyelli i fabrikës, që thërriste njerëzit në punë. Sot ulërima e atij fyelli ish e thellë, si e mbytur dhe e drojtur. Në atë çast u çel dera dhe hyri Ribini, iu afrua nënës dhe duke fshirë nga mjekra pikat e shiut, pyeti:

— E morën?

— E morën të mallkuarit, që mos arrifshin! — iu përgjigj nëna duke psherëtitur.

— Kështu janë këto punë! — tha Ribini duke qeshur. — Edhe tek unë kërkuan sa u lodhën. U suallën si egërsira po të paktën nuk më poshtëruan... Domethënë, e morën Pavlin. Drejtori u shkeli synë, xhandarët bënë me kokë dhe Pavli u fut në burg. Hajdutët merren vesh mirë në mes tyre. Një palë e mjelin popullin, të tjerët e mbajnë nga brirët...

— Ju tani duhet t'i dilni krah! — tha nëna duke u ngritur. — Ai për ju u sakrifikua.

— Kush t'i dalë krah? — pyeti Ribini.

— Ju, që të gjithë!

— Mos shko me atë mendje! Vetëm ajo që s'bëhet! Jo! jo! S'është e mundur![57])

E duke qeshur me hidhërim, u largua me çape të rënda, duke ja shtuar brengën nënës me ato fjalë si plumb.

— Po sikur ta rrahin... ta mundojnë...

Ajo e përfytyronte trupin e të birit, të rrahur, të dërmuar, të mbytur në gjak; dhe frika, si një thikë e ftohët, i shponte zemrën, i ngjethte mishtë. Ajo pamje e tmerrshme i vriste sytë.

Atë mbrëmje nëna nuk e ndezi sobën, nuk bëri gjellë, as piu çaj, vetëm natën vonë hëngri një kothere bukë. Dhe kur ra të flinte, e ndjeu se kurrë ndonjëherë gjer atë ditë jeta nuk i ishte dukur aq e xhveshur, aq e hidhur, aq e mjerë. Këto vjetet e fundit ajo ish mësuar të rronte duke pritur diçka me rëndësi, diçka të këndëshme që duhej të vinte. Rreth e rrotull saj sillej rinia e gjallë dhe e gëzuar dhe gjithmonë përpara saj kishte fytyrën serioze të djalit, krijuesit dhe udhëheqësit të kësaj jete të ëmbël, ndonëse plot me shqetësime. Dhe ja, tani Pavlin e morën dhe s'mbeti asgjë.

## XIII.

Dita kaloi me ngadalë sikur s'kish të sosur, natën e gdhiu pa vënë gjumë në sy dhe dita e dytë iu duk edhe më

57. Ribini është revoltuar nga hezitimi e tërheqja e punëtorëve në luftën për kopekun, prandaj nuk ka besim në përkrahjen e Pavlit nga punëtoret; për këtë arësye thot: „Mos shko me atë mendje".

e gjatë nënës. Ajo priste të vinte ndokush, po asnjeri nuk erdhi. U ngrys, pastaj u bë natë. Shiu i ftohët rrihte pa pushuar muret e shtëpisë, oxhaku vërshëllente nga era; dyshemeja kërciste. Tavani pikonte dhe zhurma melankolike e monotone e pikave përzjehej çuditërisht me tik-takun e sahatit. Dukej sikur lëkundej tërë shtëpia e sikur ankthi kish plakosur rreth e rrotull e jeta ish e mbytur me trishtim.

Dikush i ra xhamit të dritares... një herë... dy herë. Nëna ishte mësuar me këto shenja dhe nuk u tremb, bile kësaj here i rrahu zemra nga një gëzim i papritur. Një shpresë e turbull e bëri të ngrihet më këmbë me rrëmbim. Hodhi një shall supeve dhe hapi derën.

Hyri Samoillovi dhe, pas tij, një burrë me jakën e palltos të ngritur dhe me kasqetën të ngjeshur gjer në vetullat.

— Ju zgjuam nga gjumi? — pyeti pa e përshëndetur Samoillovi, jashtëzakonisht i mërzitur dhe i shqetësuar atë mbrëmje.

— Unë nuk flija! — u përgjegj nëna duke pritur me kureshtje ç'do t'i thoshin.

Me një psherëtimë të ngjirur e të thellë, shoku i Samoillovit uli jakën, hoqi kasqetën dhe i zgjati nënës një dorë të gjerë me gishtrinj të shkurtër e të trashë, duke i thënë si një mik i vjetër:

— Mirëmbrëma, nënoke! Nuk më njohët?

— Ah, ju jeni? — thirri nëna e gëzuar — Ju, Jegor Ivanoviçi?

— Vetë dora! — u përgjigj mysafiri duke tundur kokën e tij të madhe me flokë të gjatë si të psalltit. Fytyra e tij e mbushur dhe rrumbullake ndriçohej nga një buzëqeshje plotë ëmbëlsi, sytë e tij bojëhiri e shikonin nënën me përkëdhelje. Ai ishte tamam si një samovar, topolak e i trashë, me qafën të gjerë dhe krahët të shkurtër. Fytyra i shkëlqente nga të ngjallurit, gërmazi i vërshëllente duke marrë frymë dhe në kraharor kishte gjithmonë një të gërhitur.

— Hyni në dhomë... Ja, unë u vesha dhe erdha! — tha nëna.

— Kemi diçka për t'ju thënë! — foli Samoillovi i shqetësuar duke e parë nënën me bisht të syrit.

Jegor Ivanoviçi hyri në dhomë dhe tha s'andejmi:

— Sot, moj nëna ime, doli nga burgu i njohuri juaj Nikolla Ivanoviçi.

— Pse, në burg ishte edhe ai, a? — e pyeti nëna.

— Dy muaj e njëmbëdhjetë ditë... Atje u takua me Pavlin dhe me hohollin, të cilët ju bëjnë të fala; Pavli ju lutet që të mos shqetësoheni për te sepse, për rrugën që ka zgjedhur ai, burgu është një vend prehjeje. Kështu e ka gjetur të udhës administrata e shtetit që kujdeset aq fort për ne... Dhe tani, nënoke, të flasim për thelbin e çështjes. A e dini sa veta kanë kapur dje këtu?

— Jo. Pse? Kapën edhe të tjerë përveç Pashës, a? — ja priti nëna e interesuar.

— Pavli është i dyzetenënti! — ja preu Jegor Ivanoviçi me zë të qetë. — Dhe prit kur të kapin edhe nja dhjetë veta, ndër të cilët edhe këtë mikun që sheh këtu...

— Po, edhe mua! — tha Samoillovi i ngrysur.

Vllasova ndjeu sikur diç iu lehtësua në shpirt dhe mori frymë më shkujdesur.

— S'qenka vetëm, atje! — tha me mendje të saj.

Si u vesh, hyri në dhomë dhe u buzëqeshi mysafirëve si trime.

— S'i kanë për të mbajtur shumë ahere, sapo që kanë arestuar gjithë këta veta!

— Tamam! — tha Jegor Ivanoviçi. — Dhe po të jemi të zotët ne që t'ua prishim mendjen e t'ua shkojmë ujët nën rrogoz, ahere ata do të mbeten me gisht në gojë... Puna qëndron këtu: nëqoftëse ne nuk do të çojmë më në fabrikë broshurat tona, ata dreqër xhandarë do të përfitojnë nga ky fakt i hidhur e do ta përdorin si provë kundër Pavlit dhe shokëve të tij që janë në burg...

— Si kështu? Përse? — pyeti nëna e trembur.

— Fare lehtë, nënoke! — tha Jegor Ivanoviçi. — Nga një herë edhe xhandarët punojnë me mend. Pa mendoni një çikë: sa ishte Pavli i lirë, kishte broshura e shpallje, tani s'është Pavli, u zhdukën edhe ato. Domethënë se ai

i përhapte këto të gjitha, hë? Dhe ahere do të zënë t'u bien kokës të gjithëve... Apo s'u vjen dore xhandarëve për të tilla punë... Ata e bëjnë njerinë që të mos njihet më se cili është...

— E mora vesh, e mora! — psherëtiti nëna e brengosur, — O Perëndi! Po tani ç'do të bëjmë?

Që nga kuzina u dëgjua zëri i Samoillovit:

— Pothuaj se na i kapën të gjithë, i marrtë djalli i marrtë!... Tani duhet ta vazhdojmë punën jo vetëm për triumfin e idesë, po edhe për shpëtimin e shokëve.

— Dhe s'ka kush të punojë! — shtoi Jegori duke qeshur. — Kemi ca broshura që s'ka ku të venë më të mira... i kam bërë vetë; po si t'i futim në fabrikë? As unë s'e di...

— Tani e kontrollojnë te dera çdo njeri që hyn në fabrikë! — tha Samoillovi.

Nëna e kuptoi se diç donin, diç prisnin nga ajo, prandaj pyeti me rrëmbim:

— E po si t'ja bëjmë, ahere? Si t'ja bëjmë?

Samoillovi u dha te pragu i derës dhe pyeti:

— Ju, Nillovna, e njihni shitësen Korsunova?...

— E njoh. Pse?

— Flisni me të, mbase pranon t'i fusë ajo broshurat në fabrikë.

Nëna tundi dorën në shenjë mohimi.

— Jo, jo! Ç'pret nga një llafazane... S'bëhet punë me atë... Do ta marrin vesh që dalin nga unë... nga shtëpia jonë... jo... jo!

Dhe befas, si e frymëzuar nga një ide e papritur, thirri me gëzim:

— Po ju m'i jepni mua... mua m'i jepni, pa e ndreq vetë... e gjej unë rrugën. Do t'i lutem Marisë të më marrë si ndihmëse. Se, doemos, si do të ushqehem unë po s'punova! Kështuqë unë do të shpie drekën në fabrikë... Hë, se e rregulloj unë!

Kishte shtrënguar duart pas kraharorit dhe me gjithë shpirt mundohej t'u mbushte mendjen se do ta rregullonte punën siç lypsej, pa e pikasur njeri dhe më në fund thirri si me triumf:

— Kanë për të parë!... Pavli është në burg, po dora e tij arrin edhe që andej e mbaron punë... Do ta shohin ata![58])

Që të tre muarën kurajo e u qeshi fytyra. Jegori i kënaqur fërkonte duart e thoshte:

— Ju lumtë, nënoke! Sikur ta dinit sa e bukur është kjo ide! ? Mrekullia vetë!

— Sikur të bëhet kjo, unë rri në burg si në kulltuk! — tha Samoillovi duke qeshur nga gëzimi.

— Si lum Pavli për nënën që ka! — thirri Jegori me një zë të ngjirur.

Nëna bëri buzën më gaz. Puna ish e qartë: po të dukeshin përsëri fletët e shtypura në fabrikë, administrata duhej ta kuptonte se këto nuk i përhapte i biri. Dhe duke e ndjerë veten të zonjën që të kryente një vepër të tillë, ajo u drodh prej gëzimit.

— Kur të veni të takoheni me Pavlin, i thoni se ka një nënë të mrekullueshme! — tha Jegori.

— Unë do ta shoh përpara ditës së takimeve! — premtoi Samoillovi duke qeshur.

— Ahere të m'i thoni se unë do ta bëj punën si jo më mirë. Të mos ketë hiç merak!...

— Po në mos e kapshin? — pyeti Jegori duke treguar Samoillovin.

— Po s'e kapën... s'kemi ç'të bëjmë... taksirat!...

Që të dy qeshën me zë. Kur nëna e kuptoi gabimin që bëri, qeshi edhe ajo, pakëz si e turpëruar.

— Kur është në të keq njeriu, nuk i sheh mirë hallet e të tjerëve! — tha nëna duke ulur sytë.

— Gjë e natyrëshme! — ja priti Jegori. — Sa për Pavlin mos u bëni merak, mos u mërzitni hiç. Nga burgu ai do të kthehet më mirë se ç'ishte. Atje njeriu çlodhet dhe studion, kurse jashtë, për këto gjëra ne s'na mbetet kohë... Unë kam qenë në burg tri herë; s'mund të them

58. Nëna merr pjesë në veprime të tilla në ndihmë të lëvizjes revolucionare kryesisht nga dashuria për të birin: ajo ende s'është e ndërgjegjëshme për rolin dhe rëndësinë e çështjes. Duke u afruar gjithnjë e më shumë me lëvizjen revolucionare, ajo dalngadalë do të bëhet një revolucionare e ndërgjegjëshme.

se kam ndenjur me kënaqësi, po kjo më ka vlejtur si për trurin ashtu edhe për zemrën.

— Po ju mezi merrni frymë! — i tha nëna duke e shikuar me dhëmshuri.

— Ajo ka arësye të veçanta! — u përgjigj ai duke ngritur gishtin përpjetë. — Kështu, pra, nënoke, puna u vendos, hë? Nesër po jua sjell broshurat... dhe përsëri do të vërtitet rrota që zhduk errësirën shekullore. Rroftë e vërteta! Rroftë zemra e nënës! Urra!... Dhe tani, lamtumirë!

— Mbeçi me shëndet! — tha Samoillovi duke i shtrënguar dorën nënës. — Ja, unë sim ëje as që i flas fare për të tilla gjëra... po!

— Të gjithëve do t'u çelen sytë, — tha Vllasova për t'i bërë qejfin — të gjithëve!

Si dualën ata, ajo mbylli derën, ra më gjunjë në mes të dhomës dhe zuri të falej e të lutej në zhurmën e shiut që po binte. U fal e u lut pa fjalë, duke iu drejtuar Zotit me një thirrje të heshtur që t'i kish në kujdes gjithë ata njerëz që i kish njohur nga Pavli e i qenë bërë të dashur. I vinte sikur ata kalonin përpara ikonave ku i kishte ngulur sytë nëna, dhe dukeshin aq të thjeshtë e aq të afërt njëri me tjetrin, po prapseprapë të vetmuar në jetë.

Të nesërmen në mëngjes, herët, nëna i vajti Maria Korsunovës.

Gjellëshitësja llafazane, me fustanin gjithë lyrë si gjithmonë, e priti me fjalë të ëmbla duke dashur ta ngushëllonte.

— Mërzitesh? — e pyeti Maria, duke i rënë në sup me dorën e lyrosur. — Hiç mos e prish gjakun! E ç'u bë se e morën dhe e burgosën? S'është ndonjë turp, jo! Turpi ishte ahere kur ta burgosnin për ndonjë vjedhje... Kurse tani njerëzia burgosen për një të vërtetë. Pavli mbase tha gjëra që s'duhej t'i thoshte, po ai e bëri këtë që të mbronte shokët, u doli për zot të gjithëve dhe të gjithë e kanë kuptuar këtë, mos ki frikë. Edhe në mos e thonë, që të gjithë e dinë se sa djalë i mirë është ai... Unë jam matur kaq herë të vij nga ti, po ja, s'kam patur kohë. Bëj

gjellë e shes gjithë ditën dhe gjene e varfër kam për të vdekur. Më rjepin ata të mallkuar dashnorë, i marrtë djalli i marrtë! Gllabërojnë, gllabërojnë e s'nginjen kurrë... Sa vë dhjetë rubla mënjanë, të del ndonjë nga ata birbot dhe t'i bën rrush e kumbulla. Bela në këtë botë të jesh grua. Të rrosh vetëm, hall; të rrosh vetë i dytë ca më keq...

— E unë do të të lutesha të më merrje si ndihmëse! — tha Vllasova pa e lënë të mbaronte fjalën.

— Qysh, ndihmëse? — pyeti Maria.

Dhe si ja spiegoi punën Vllasova, Maria tundi kokën në shenjë pranimi.

— Po si jo, moj! Me gjith qejf! Mban mend se si më fshihje nga burri një herë e një kohë? Tani erdhi koha të ta shpërblej, të të shpëtoj nga nevoja... Ty, të gjithë e kanë për detyrë të të ndihmojnë, se yt bir po vuan për të mirën e të gjithëve. Ke një djalë xhevahir, gjithë bota e di dhe të gjithëve u vjen keq. Ja ku ta them unë, fabrika s'ka për të parë ndonjë të mirë nga këto arestime! T'i dëgjosh se ç'flasin në fabrikë! ? Keq, motra ime, shumë keq flasin. Ata që janë në krye të punës kujtojnë se po t'u bien njerëzve kokës me kopaçe, do të bëhen vaj ata dhe gjithë të tjerët! Mirëpo doli ndryshe: dhjetë veta qëlluan, me qindra u ngritën të egërsuar!

Bisedimi mori fund me marrëveshje të plotë dhe të nesërmen në drekë Vllasova u duk në fabrikë me dy kusi me gjellë që kish përgatitur Maria, kurse vetë kjo shkoi të shiste në treg.

## XIV.

Punëtorët e vunë re menjëherë shitësen e re. Një palë i afroheshin dhe i thoshin miqësisht:

— Paske hyrë në punë, Nillovna?

Dhe e ngushëllonin duke i mbushur mendjen se Pavli do të lirohej për së shpejti, mbasi s'kish bërë ndonjë faj, për një të drejtë ish përpjekur. Disa vinin i lëndonin zemrën e plagosur duke i qarë hallë me ca fjalë që ja përshpërisnin në vesh; të tjerë shanin hapët drejtorin e

xhandarët dhe fjalët e tyre binin si balsam në zemrën e nënës. Ishin edhe disa që e shikonin me një gëzim të keq dhe Isai Grabovi, një punëtor që ish kontrollor në fabrikë, i tha duke shtrënguar dhëmbët:

— Të isha unë guvernator,[59]) tët bir do ta kisha varur!... Ç'i duhet atij t'u prishë mendjen njerëzisë!...

Këto fjalë i ngrinë gjakun nënës si një dush i ftohët. Ajo nuk i tha gjë Isaiut, vetëm e shikoi një herë në fytyrë që e kish plot prekëza[60]) dhe uli sytë e psherëtiti.

Nëna pa se në fabrikë punët s'ishin mirë, punëtorët mblidheshin grupe-grupe, bisedonin me zë të ulët, kudo vinin mjeshtërit si të hutuar. Herë-herë dëgjoheshin sharje të ashpra, buçiste një e qeshur nervoze.

Dy policë që shoqëronin Samoillovin, kaluan përpara saj. Ai mbante një dorë në xhep dhe me tjetrën ndreqte leshrat e kuqe.

Prapa tij vinin ndonja njëqind punëtorë duke sharë dhe duke u tallur me policët.

— Po del shëtitje kështu, ti Grisha? — thirri dikush.

— Sa nder të madh që i bëjnë shokut tonë! — tha një tjetër. — Po e përcjellin me roje...

Dhe këputi një të sharë të shëndoshë.

— Si duket nuk u leverdis të peshkojnë kusarët! — tha me zemërim një punëtor i gjatë dhe kurrizo. — Zunë të kapin njerëzit e ndershëm...

— Së paku t'i merrnin natën! — tha një punëtor nga mezi i turmës. — Po, jo! Vinë e i marrin në mes të ditës, pa pikë turpi, maskarenjtë!...

Policët ecnin shpejt e të mërzitur, pa shikuar njeri dhe bënin sikur nuk i dëgjonin britmat e egërsuara të punëtorëve.

Qëlloi që tre punëtorë po vinin për ballë tyre të ngarkuar me një tra hekuri të gjatë. Ua drejtuan trarin policëve mu në fytyrë dhe bërtitën me një zë:

— Largohuni, peshkatarë!

---

59. *guvernator* = udhëheqës politik, administrativ, ushtarak i një guverne (njësi themelore administrative teritoriale në Rusinë cariste).

60. *prekëza* = pika të murme e të zeza në fytyrë.

Kur kaloi pranë Vllasovës, Samoillovi e përshëndeti me kokë dhe i tha duke qeshur:

— Më muarën edhe mua shërbëtorin e Perëndisë...[61]).

Nëna e përshëndeti në heshtje. Asaj i këputnin shpirtin këta djem të rinj, të ndershëm, të zgjuar e krenarë që shkonin në burg me buzën në gaz. Pa e ditur as vetë, ajo kish filluar të ushqente për ta në zemrën e saj një dashuri e dhëmshuri të thellë prej nëne dhe i vinte mirë kur dëgjonte fjalë të ashpra kundër kryesisë së fabrikës, sepse në ato fjalë ajo shihte farën që kishte mbjellë i biri, ndikimin e tij tek punëtorët.

Si doli nga fabrika, Vllasova e ngrysi ditën te Maria; i ndihmoi në punë dhe dëgjoi dërdëllisjet e saj që s'kishin të sosur. Mbrëmanet vonë u kthye në shtëpi, e cila iu duk e shkretuar, e ftohët, sikur do ta hante. Një copë herë të mirë nëna erdhi rrotull qoshe më qoshe, pa ditur ç'të bënte e ku të rrinte. Ishte e shqetësuar se erdhi nata dhe Jegor Ivanoviçi nuk po dukej të vinte me materialin e shtypur, sikundër i kish thënë.

Nga dritarja dukej bora e vjeshtës që binte me flokë të mëdha, që koliseshin pas xhamit, shkisnin me ngadalë dhe shkrinin duke lënë pas një vijëzë të lagur. Nëna mendonte për të birin...

Trokitën me ngadalë te dera; nëna u vërsul dhe e hapi. Hyri Sashenka. Vllasova kishte kohë që s'e kish parë dhe vuri re me çudi se ajo ishte ngjallur shumë.

— Mirëseardhët! — e përshëndeti nëna, e gëzuar që u bë me shoqe e nuk do ta kalonte fillja vetëm një pjesë të natës. — Ka kohë që s'ju kam parë. Mos ishit në udhëtim?

— Jo, isha në burg! — iu përgjigj Sashenka duke vënë buzën në gaz. — Bashkë me Nikolla Ivanoviçin. — E mbani mend?

— S'i s'e mbaj mend! — thirri nëna. — Jegor Ivanoviçi më tha dje se e lëshuan... po për ju nuk e dija... Asnjeri nuk më kishte thënë që edhe ju ishit në burg...

---

61. Samoillovi i thotë me ironi këto fjalë.

— E përse t'ju thoshin?... Mua më duhet të ndërrohem para se të vijë Jegor Ivanoviçi! — tha vajza duke shikuar rrotull.

— Ju jini bërë qull...

— Solla broshurat...

— M'i jepni, m'i jepni shpejt — tha nëna me nxitim.

— Menjëherë.

Vajza shkopsiti pallton me të shpejtë, tufa letrash ranë në dysheme si fletë që shkëputen nga një lis. Nëna i mblidhte një nga një dhe thoshte duke qeshur:

— E unë kujtoja, siç ju pashë të mbushur kështu, se mos ishit martuar e prisnit ndonjë foshnjë... Sa shumë paskeni sjellë! Edhe erdhët më këmbë?

— Po! — tha Sashenka.

Tani vajza dukej e hollë nga trupi si më parë. Nëna vuri re se faqet i kishte të rëna, sytë të zmadhuar shumë dhe me një rreth të murmë.

— Sapo keni dalë nga burgu... kini nevojë për çlodhje... — tha nëna duke psherëtitur.

— S'më le puna të çlodhem! — u përgjigj vajza duke u dredhur. — Nuk më thoni si është Pavël Mihailloviçi?... U trondit shumë?

Sashenka fliste pa e shikuar nënën në sy; kish ulur kokën, me dorën e djathtë ndreqte flokët dhe gishtrinjtë i dridheshin.

— Jo, jo! — u përgjigj nëna. — Nuk i bëri as tërr veshi. Di ta mbajë veten ai.

— Ka shëndet të fortë, apo jo? Hë? — tha vajza me ngadalë dhe zëri i dridhej pakëz.

— Kurrë ndonjëherë s'është sëmurur! — tha nëna. — Po ju po dridheni! Prisni se do t'ju bëj çaj, ta pini me liko lule-shtrydhesh...

— Oh, sa mirë! Po pse të lodheni ju? Më lini mua.

— Posi! Ju jeni këputur nga udha! — i foli nëna si me qërtim dhe filloi nga puna. Edhe Sasha hyri në kuzinë, u ul në minder e, duke lidhur duart përmbi kokë, tha:

— Jam e lodhur vërtet. Burgu të dobëson, pa fjalë të dobëson! Je e shtrënguar të rrish duarkryq, pa bërë gjë!

S'ka gjë më të keqe!... Rri një javë, një muaj... e di që ke plot punë për të bërë dhe je e detyruar të rrish e mbyllur në kafaz si ndonjë egërsirë...

— Kush do t'jua shpërblejë gjithë këto vuajtje? — pyeti nëna.

Dhe prapë vetë u përgjigj duke psherëtitur:

— Askush, përveç Zotit! Po edhe ju, mbase, nuk i besoni?

— Jo? — u përgjigj vajza duke tundur kokën.

— As unë nuk ju besoj juve! — ja ktheu nëna duke u ndezur menjëherë.

E duke fshirë duart e nxira nga qymyri vazhdoi me një zë ku çfaqej bindja më e thellë:

— Ju nuk e kuptoni fenë tuaj. Si mund të bëjë njeriu një jetë të tillë pa besuar më Zotin?!

Te porta e shtëpisë u dëgjuan çape njeriu dhe një zhurmë e dyshimtë. Nënës i shkuan të ngjethura, Sasha u ngrit me të shpejtë dhe pëshpëriti:

— Mos e hapni! Nëqoftëse janë xhandarët, bëni sikur s'më njihni... Sikur unë gabova shtëpinë, hyra këtu pa dashur, pastaj më ra të fikët, ju më çveshët dhe më gjetët librat në trup... Kështu të thoni, më kuptuat?

— Po pse të them kështu, moj bijë? — pyeti nëna e mallëngjyer.

— Prisni! — tha Sashenka duke vënë veshin. — Më duket se është Jegori.

Dhe me të vërtet ai ishte, qull i lagur e duke gulçuar nga të lodhurit.

— Aha, samovari qenka gati! — tha Jegori duke hyrë. — Bukuri! Më ju lumtë, nënoke!... Ju paski ardhur, Sashenka?

Kuzina jehonte nga zëri i tij i ngjirur. Hoqi me ngadalë pallton e rëndë, pa pushuar së foluri:

— Ja një vajzë që i ve në bela autoritetet. Pse e fyejti një gardian i burgut, kjo shpalli grevën e urisë për derisa ai t'i kërkonte ndjesë. Tetë ditë na ndenji pa ngrënë dhe mend na la shëndenë fare. Ja kështu!... Po ky barku im, si ju duket?

Jegori hyri në dhomë duke mbajtur barkun e këcyer me duart e tij të shkurtra, mbylli derën pas tij dhe përsëri diç po thoshte.[62])

— Vërtet kini ndenjur tetë ditë pa ngrënë? — pyeti nëna e habitur.

— Duhej medoemos që gardiani të më kërkonte ndjesë! — u përgjigj vajza me dridhmë nga të mardhurit.

Gjakftohtësia dhe ngulmi i patundur i Sashës zgjuan në zemrën e nënës një ndjenjë që i afrohej qortimit...

— Pa shiko! shiko! — çuditej nëna me vete, dhe pastaj pyeti:

— Po sikur të kishit vdekur?

— Dhe ajo mund të ngjiste! — tha Sasha me zë të ulët. — Sidoqoftë, ai më kërkoi ndjesë. Njeriu s'duhet ta lerë veten ta marrin nëpër këmbë...

— Ashtu vërtet!... — tha nëna. — Megjithkëtë ne grave tërë jetën nëpër këmbë na kanë marrë...

— Unë u shkarkova. — tha Jegori duke çelur derën. — Gati është samovari? Më lejoni ta marr unë.

Ngriti samovarin dhe duke e shpënë në dhomë, thoshte:

— Im atë pinte në ditë të paktën njëzet gota çaj dhe prandaj i mbushi shtatëdhjetetre vjet pa i dhëmbur një herë koka. Vinte njëqindetridhjetë kile dhe ishte dhjak në katundin Voskresenskoje...

— Si? I biri i at Ivanit jeni ju? — pyeti nëna me kureshtje.

— Po. Pse, e njihni ju a?

— Po edhe unë nga Voskresenskoje jam!...

— Qenkemi nga një fshat. E bija e kujt jini?

— Fqinjët tuaj: unë jam e bijë e Sereginit.

— E bijë e Nili çalamanit?... Nuk e harroj: kush e di sa herë më ka hequr veshët.

Qëndronin më këmbë e qeshnin duke pyetur njëri tjetrin. Sashenka i vështronte dhe bënte buzën më gaz, gjithë duke përgatitur çajin. Tringëllimi i filxhanëve e solli në vete nënën.

---

62. Kish futur nën rroba broshurat prandaj barku i dukej i madh, i „këcyer".

— Oh, më ndjeni, rashë pas fjalës dhe u harrova!... M'u gëzua shpirti që u takova me një bashkëfshatar!...

— Duhet t'ju kërkoj unë ndjesë që po sillem sikur jam në shtëpi time. Po ora po vete njëmbëdhjetë dhe unë kam për të bërë një udhë të gjatë...

— Ku do të shkoni? Në qytet? — pyeti nëna e habitur.

— Po.

— Bah, ç'është ajo? Tani natën, nëpër shi, kështu e lodhur si jeni? S'është punë që të ikni sonte. Rrini këtu! Jegori fle në kuzinë dhe ne të dyja këtu...

— Jo, duhet të shkoj! — tha vajza pa e ngritur zërin.

— Po, moj bukë e vjetër, zonjusha duhet të largohet. E njohin këtu dhe nuk bën që ta shohin rrugës nesër! — tha Jegori duke iu drejtuar nënës.

— E si, vetëm do të shkojë?

— Vetëm, posi!... — ja ktheu Jegori duke qeshur.

Vajza mbushi një filxhan me çaj, preu një copë bukë thekre, e spërkati me një çikë kripë dhe filloi të hante duke shikuar nënën, e menduar.

— Si delni ju, në këtë orë? Si ju, si Natasha!... Mua s'do të ma mbante, do të kisha frikë! — tha Vllasova.

— Po edhe kjo ka frikë! — u hodh Jegori. — Apo jo, Sasha?

— Natyrisht! — u përgjigj vajza.

Nëna i shikoi që të dy dhe tha me gjysmë zëri:

— Sa të vendosur që jeni!

— Si mbaroi së piri çajin, Sasha i shtrëngoi dorën Jegorit dhe shkoi në kuzinë. Nëna i vajti prapa që ta përcillte. Atje Sashenka i tha si e turpëruar:

— Kur të takoheni me Pavl Mihaillloviçin i bëni të fala nga unë...

Tek po dilte, u kthye befas dhe e pyeti me zë të ulët:

— A mund t'ju puth?

Pa iu përgjigjur, nëna i hodhi duart në qafë dhe e puthi me dhëmshuri.

— Ju falemnderit! — tha vajza, dhe doli me të shpejtë.

Kur u kthye në dhomë, nëna shikoi nga dritarja me

frikë. Në errësirën e dendur e plot lagështi binin me ngadalë flokët e borës, gjysmë të shkrirë.

Jegori kishte ndenjur pranë tryezës me këmbë të çakarritura dhe po i frynte çajit me sa frymë kishte. Fytyra i qe skuqur e i qe dërsirë: dukej i kënaqur.

Nëna i ndenji pranë dhe duke e shikuar me trishtim psherëtiti:

— E gjora Sashenkë!... Si do të vejë gjer në qytet?

— Do të lodhet! — tha Jegori. — Burgu e rrëzoi shumë, më parë ishte shumë e fortë... Pastaj, ajo është rritur në mes të të mirave... më duket se i janë prekur mushkëritë...

— E kujt është kjo vajzë? — pyeti nëna.

— E bija e një çifligari. I ati është një maskara i madh, siç thotë ajo vetë. Besoj se e dini, nënoke, që ata dashurohen dhe duan të martohen...

— Cilët?

— Pavli me Sashenkën. Duan, po ja që u ka vajtur ters. Kur është i lirë ai, ajo ndodhet në burg, ose e kundërta, si tani...

— Unë nuk e dija! — tha nëna pas një heshtjeje të shkurtër. — Pasha nuk flet kurrë për punët e tij...

Tani nënës i erdhi keq edhe më tepër për vajzën.

— Të kishit vajtur edhe ju me të, t'i ndodhej një shok udhës! — tha si me qortim, duke e shikuar mysafirin me një farë armiqësie të vetvetishme.

— Ish e pamundur! — u përgjigj Jegori, pa e prishur gjakun. — Unë kam këtu një tok punë dhe nesër tërë ditën duhet të eci e të eci pa pushim. E me këtë gulçim që kam unë, s'është punë e lehtë...

— Sa vajzë e mirë që është! — foli prapë nëna, duke menduar për atë që i kish thënë Jegori. I vinte keq që këtë lajm gazmor nuk e mësoi nga i biri, po nga një i huaj. Prandaj shtrëngoi buzët dhe mblodhi vetullat.

— E mirë sa të thuash! — i dha të drejtë Jegori. — E shoh se ju vjen keq për të... Po është e kotë që të dridheni për të. Po të zini të vajtoni e t'ju vijë keq për gjithë ne kryengritësit, nuk do t'ja dilni dot, do t'ju bëhet zemra

copë... Të themi të drejtën, që të gjithë keq rrojnë... Ja, tani vonë u kthye nga internimi një shoku im... Kur sosi në Nizhni, e shoqja me të birin e prisnin në Smolensk, dhe kur vajti në Smolensk, ata ishin në burg, në Moskë. Tani e ka radhën e shoqja të vejë në Siberi... Edhe unë isha me grua, një shoqe që s'bëhej më e mirë, po pesë vjet jete të tillë plot mundime e shpunë në varr.[63])

E shkundi filxhanin me çaj me një të ngritur dhe vazhdoi fjalën. Përmendi vjetet e muajt e kaluar nëpër burgje, në internim, tregoi vuajtjet, të rrahurat, torturat që i kishin bërë në burg, zinë për bukë që kish hequr në Siberi... Nëna e shikonte dhe habitej me sa qetësi fliste ai për këtë jetë plot vuajtje, ndjekje e poshtërime...

— Po tani, pa të bisedojmë për punën tonë! — tha Jegori dhe zëri iu ndryshua e fytyra iu bë më serioze. Filloi të pyeste nënën se si mendonte t'i fuste broshurat në fabrikë dhe ajo u habit me kujdesin që tregonte ai edhe për gjërat më të vogla.

Si u morën vesh mirë e bukur mbi punën që kishin për të bërë të nesërmen, vazhduan përsëri bisedimin mbi fshatin e tyre. Jegori bënte shaka dhe nëna bridhte me mend midis kujtimeve të kaluara. Jeta e shkuar i çfaqej si një moçal që kish aty këtu togje dheu të fortë ku rriteshin, shelgje që dridheshin lehtë, bredha të vegjël e mështekna të bardha. Mështeknat rriteshin me ngadalë dhe, pa i mbushur pesë vjet në atë tokë moçalike, thaheshin e kalbeshin. Ajo vështronte pasqyrën e së shkuarës dhe i pikëllohej zemra duke menduar se sa e zbrazët, se sa e mjerë e pa gëzim kishte qenë. Po në atë kohë i dilte përpara figura e vajzës me atë fytyrë të rreptë dhe krenare. Ajo tani kalonte fillja vetëm, e raskapitur, nëpër llucën e borës që tretej sapo binte...[64]) Dhe të birin e kishin mbyllur në një të ndarë të ngushtë që e kish dritaren me hekura. Mbase

---

63. Çështja e revolucionit ka filluar të bëhet çështje e përgjithshme: për këtë luftoinë jo vetëm burrat, por dhe gratë e fëmijët e tyre. Një gjë e tillë s'është e rastit, këtë në kapitujt e ardhshëm të romanit do ta shikojmë dhe në shumë familje të tjera revolucionarësh.

64. Të vrehet paralelizmi që bën nëna midis jetës pa kuptim të saj dhe jetës së Sashenkës. Këto përfytyrime të nënës në fakt janë shenjat e para drejt një kthese të ardhshme.

ai nuk flinte tani po rrinte zhytur në mendime... Po ai nuk mendohej për nënën, se tani kishte një njeri më të afërt se të jëmën...

Një ré mendimesh të ndryshme e të çthurrura e mbuluan nënën duke ja ndrydhur zemrën...

— U lodhët, nënoke! A nuk biem të flemë, tani? — tha Jegori duke bërë buzën më gaz.

Nëna i uroi natën e mirë dhe shkoi në kuzinë me zemrën pikë e vrer.

Të nesërmen në mëngjes kur po pinin çajin, Jegori e pyeti:

— Po sikur t'ju kapin e t'ju pyesin se ku i muarët këto broshura të ndaluara, ç'do të thoni?

— Do t'iu them: „Kjo s'është puna juaj!" Ja se ç'do t'iu them! — tha nëna.

— Mirë, mirë, po ata nuk dëgjojnë nga ato llafe! Atyre u është mbushur mendja top se tamam me këtë punë duhet të merren dhe prandaj do t'ju pyesin gjerë e gjatë e nuk do t'ju ndahen.

— Po unë nuk do t'iu përgjigjem!

— Po sikur t'ju futin në burg?

— Po mirë! Së paku kështu do t'ju hyj në punë! Kush ka nevojë për mua? Asnjeri... Për të munduar, nuk mund të më mundojnë dé! Thonë se kanë hequr dorë nga torturat...

— Hëm! — ja bëri Jegori duke e shikuar në sy. — Vërtet, nuk mund t'ju torturojnë... Po një grua e mirë si ju duhet ta ruajë veten...

— Ja, vetëm atë gjë s'mund ta mësojë njeriu nga ju! — ja ktheu nëna duke qeshur.

Jegori heshti, bëri disa çape nëpër dhomë, pastaj iu afrua nënës e i tha:

— E keni zor, e shoh që e keni shumë zor!

— Zor e kanë që të gjithë! — ja priti nëna duke hapur krahët. — Mbase për ata që i hyjnë brenda punës është

pak më lehtë...[65]) Po dhe unë tani kam zënë të kuptoj një çikë... të kuptoj përse përpiqen njerëzit e mirë...

— Në qoftë ashtu, nënoke, ta dini atëherë, se ju jeni e nevojëshme për të gjithë ata, po, për të gjithë... — tha Jegori me një ton serioz.

Nëna e vështroi pa folur dhe qeshi me trishtim.

Në drekë, ajo mbushi kraharorin me broshura dhe i fshehu me aq mjeshtëri sa që Jegori krisi gjuhën nga kënaqësia dhe tha:

— *Zehr gut!*...[66]) si thotë gjermani kur pi një kovë me birrë. Së paku juve, nënoke, nuk ju ndryshuan broshurat: ju mbetët siç ishit, një grua e shkuar nga mosha, e mbushur nga trupi dhe e gjatë nga shtati. Zoti jua pruftë mbarë!...

Pas gjysmë ore nëna, e krrusur nga pesha e barrës që mbante mbi supe, kishte zënë vend te dera e fabrikës dhe priste e qetë dhe e sigurtë. Dy rojtarë, të ndërsyer nga talljet e punëtorëve, kontrollonin me zemërim gjithë sa hynin në fabrikë dhe grindeshin me secilin. Një polic dhe një civil thatim, me këmbë të holla, me fytyrë të kuqe e me sy të lëvritshëm, endeshin aty rrotull. Nëna hidhte bilançierin nga një sup në tjetrin dhe shikonte civilin me bisht të syrit; e mori me mend se ai do të ishte spiun.

Një djalë i gjatë leshdredhur, me kasqetën mbi sy, u thosh rojtarëve që e kërkonin nëpër trup:

— Ore hajvanë, në kokë kërkoni, jo në xhepat!

Një nga rojtarët iu përgjigj:

— Në kokë ti s'ke asgjë tjetër përveç morrave!

— Po edhe ju s'jeni për gjë tjetër, veçse për të zënë morra! — ja priti punëtori.

Spiuni e vështroi si gjarpër dhe pështyu.

— Lermëni mua së paku, — u lut nëna. — Ju e shihni sa rëndë jam ngarkuar, po më thyhet shpina!

---

65. Vetmohimi, trimëria, vendosmëria e të tjera cilësi që nëna ka parë te punëtorët revolucionarë, e kanë bërë që ajo ta ndjejë se luftohet për një çështje të madhe, megjithëse ende s'është aq e ndërgjegjshme për këtë luftë.

66. *Zehr gut* = shumë mirë (gjermanisht).

— Shko, shko! — i çfryu rojtari. — Shko dhe mos folë shumë!...

Nëna vajti në vendin e saj, lëshoi kusinë përdhe, fshiu djersët dhe shikoi rrotull.

Menjëherë iu afruan dy farkëtarë, vëllezërit Gusev dhe më i madhi e pyeti me zë të lartë:

— Byrekë prure?

— Jo, byrekët nesër do t'i sjell! — u përgjigj nëna.

Kjo ishte parulla e caktuar. Të dy vëllezërve u ndriti fytyra. Ivanit nuk iu durua dhe thirri:

— Më të lumtë, nënoke!

Vasili u ul më bisht, vështroi kusinë me supë dhe ndërkaq futi në këmishë një pako me broshura.

— Ivan — i thirri Vasili të vëllait, në mënyrë që ta dëgjonin, — sot nuk po shkojmë për drekë në shtëpi, hamë këtu te Vllasova! — Dhe tinës mbushte me broshura e fletë të shtypura grykën e çizmeve. — Duhet ta përkrahim gjellëshitësen e re...

— Po, po! — tha Ivani dhe ja dha të qeshurit.

Nëna vrente rreth e rrotull me kujdes dhe bërtiste:

— *Shçi, llapsha* [67]) të nxehtë!

Dhe, po në atë kohë, nxirrte me mjeshtëri broshurat dhe ua jepte të dy vëllezërve, pa i rënë njeriu në sy. Dhe sa herë që dilnin nga duart e saj fletët e shtypura, i çfaqej papandehur përpara syve fytyra e verdhë e oficerit të xhandarmarisë, si flaka e shkrepses në errësirë. [68]) E kënaqur nga puna që bënte, i thoshte me vete si për inat:

— E shikon? Na, të pëlcasësh!

E duke dhënë pakon tjetër, shfrynte që nga zemra:

— Na dhe më!...

Punëtorët afroheshin me sahanë në duar. Atëherë Ivan Gusevi fillonte të qeshte më fort; nëna e ndërpriste dorëzimin e broshurave dhe zinte e ndante supë.

Të dy Gusevët thoshin duke bërë shaka:

— Sa e shkathët që është kjo Nillovna!

---

67. *Sh i llapsha* lloj supe ruse.

68. Gjatë gjithë romanit portretet e personazheve negativë autori i përshkruan me ngjyra të errëta, ata i paraqet të shëmtuar si rendi që përfaqesojnë.

— Nevoja e shtrëngon njerinë t'i bëjë të gjitha! — u hodh e tha një fokist i nxirë nga qymyri. — Ja këputën krahët, maskarenjtë, ja morën atë që e mbante me bukë!... Nëm tre kopek *llapsha*... Mos u mërzit, nënoke! Të gjitha do të rregullohen!...

— Të falemnderit për fjalën e mirë, — tha nëna duke bërë buzën më gaz.

Dhe fokisti murmuriti me vete duke u larguar:

— S'më kushton gjë, mua, fjala e mirë...

Vlasova bërtiste:

— Gjellë të ngrohta: supë, *shçi, llapsha!*...

Dhe gëzohej duke menduar se si kishte për t'i rrëfyer të birit provën e saj të parë; ajo fytyra e verdhë e oficerit, e shtrembëruar nga habia e nga zemërimi, nuk i hiqej nga sytë. Në atë fytyrë të urryer mustaqet e zeza lëviznin përmbi buzën që dridhej, duke zbuluar sërën e bardhë të dhëmbëve të shtrënguar nga marazi. Nënës i këndonte zemra nga gëzimi sikur në gjoksin e saj ja dridhte ndonjë bilbil dhe gjithë duke kryer punën me marifet, ajo thosh me vete:

— Na dhe një... edhe një tjetër...

## XV.

Mbrëmanet, tek ishte duke pirë çaj, u dëgjua pranë dritares vrapi i një kali nëpër baltën e rrugës dhe kumboi një zë i njohur. Nëna u çua me rrëmbim dhe u sul nga kuzina drejt derës; dikush po afrohej me çape të mëdha; asaj iu errën sytë, u fsheh në një çip dhe e hapi derën me këmbë.

— Mirëmbrëma nënoke! — tha zëri i njohur dhe dy duar të thata e të gjata u lëshuan mbi supet e saj.

Nëna u dëshpërua nga një anë që nuk doli ajo që priste zemra e saj, po nga ana tjetër u gëzua kur pa Andrenë. Këto dy ndjenja e tronditën, e mbuluan si një valë e nxehtë; nëna mbështeti kryet në krahërorin e Andresë dhe zuri të qante me ngashërim. Ai e përqafoi me mall: duart

i dridheshin, i fërkonte leshrat nënës dhe i thosh me zë të ëmbël:

— Mos qani, nënoke, mos e lëndoni zemrën. Ju jap fjalën e nderit se për së shpejti do ta lirojnë. S'kanë asnjë provë kundër tij, të gjithë shokët s'kanë nxjerrë asnjë fjalë...

I hodhi dorën mbi sup dhe e shpuri në dhomë. Nëna i qe futur pranë, fshinte lotët me përparësen dhe i përpinte me etje të madhe fjalët e Andresë.

— Pavli ju bën të fala. Është fare mirë me shëndet dhe nuk e prish hiç gjakun, me gjithë që janë ngushtë atje në burg! Kanë kapur ndonja njëqind veta nga tanët dhe nga të qytetit. Prandaj në çdo dhomë ka nga tre-katër të burgosur. Nëpunësit e burgut nuk janë të këqinj, jo, po janë lodhur, se shumë punë u nxuarën ata dreqër xhandarë me këto arrestime. Nuk silleshin rreptë me ne, vetëm na thoshin: „Zotërinj, kini mirësinë të mos bëni rrëmujë! Mos na futni në belá!...” Kështu që shkonim mjaft mirë. Bisedonim, shkëmbenim libra, ndanim me njëri tjetrin ç'kishim për të ngrënë. Burgu ish i mirë. Vërtet i vjetër e i ndyrë, po i lehtë dhe jo i mërzitshëm. Edhe të burgosurit ordinerë nuk ishin të këqinj, na ndihmonin mjaft. Liruan gjashtë veta: mua, Bukinin dhe katër të tjerë, se s'kishte vend. Për pakë ditë del edhe Pavli, me siguri. Më tepër nga të gjithë do të mbajnë Vesovshçikovin: janë shumë të zemëruar me atë, se ai s'le njeri pa sharë. Xhandarët s'e shohin dot me sy. Kam frikë se do ta nxjerrin në gjyq, në mos i dhënçin ndonjë dru të shëndoshë. Pavli mundohet sikur ta bindë me fjalë. „Hiq dorë, Nikolla” — i thotë — Ç'do të fitosh që i shan?. Shaji sa të duash, ata nuk bëhen më të mirë!” Po ai çirret: „Dua t'i çfaros nga faqja e dheut këta mikroba!” Pavli sillet shumë mirë, i matur me të gjithë, po i patundur. Për së shpejti do ta lirojnë, dëgjomëni mua...

— Për së shpejti! — përsëriti nëna e qetësuar duke bërë buzën në gaz. — E di që do ta lirojnë për së shpejti.

— E po kur e dini, flijeni mendjen ahere! Hajde, mbushmëni një gotë me çaj, tregomëni si keni shkuar.

Ai shikonte nënën dhe i qeshte fytyra, aq ishte i dashur dhe i afruar. Thellë në sytë e tij të kaltër e të rrumbullakët shkëlqente një shkëndijë dashurie përzier me një fije trishtimi.

— Sa më kini hyrë në zemër, Andrijushë, sa shumë ju dua! — tha nëna dhe psherëtiti thellë, sytë e saj vëzhgonin fytyrën e tij të dobët dhe të mbuluar me tufa mjekre aty këtu, që e bënin më komike.

— Edhe pak të më doni, mjaft është për mua... E di që më doni, ju të gjithë i doni se jeni e dhëmshur e zemëbardhë.

— Jo, juve ju dua veçanërisht! — ngulte këmbë nëna. — Sikur të kishit edhe ju nënë, gjithë bota do të thoshin si lum ajo që ka një djalë të tillë...

Hoholli tundi kokën në shenjë mohimi dhe fërkoi ballin me të dy duart.

— Diku do ta kem edhe unë një nënë... — tha me zë të ulët.

— A e dini ç'kam bërë unë sot? — thirri nëna, dhe pa marrë frymë, shpejt e shpejt ndërsa zemra i rrihte më fort dhe goja i merrej pakëz nga kënaqësia, i tregoi hohollit, duke e shtuar e zbukuruar një çikë, mënyrën se si i futi në fabrikë broshurat e ndaluara.

Andrea në fillim hapi sytë i habitur, pastaj qeshi me zë duke u tundur i tëri mbi karrige, i ra kokës me gisht dhe thirri i gëzuar:

— Ju lumtë! Po ju qenkeni trime! Paskeni bërë punë, jo shaka! Sa do të gëzohet Pavli! Keni bërë një gjë të madhe për Pavlin dhe për gjithë ata që janë mbyllur bashkë me të!

Ai mend fluturonte nga gëzimi, s'dinte ç'të bënte, kërciste gishtrinjtë, vërshëllente, tundej e shkundej i tëri dhe dalngadalë entuziazmi i tij i pakufishëm e pushtoi edhe nënën.

— Andrijusha im i dashur! — filloi nëna duke ndjerë se po i çelej zemra dhe si një burim i pastër e i kulluar i rrodhën së andejmi fjalë të ëmbla e të ngrohta. — Kur sjell ndër mend jetën time të kaluar, ah, o Krisht, o Perën-

di!... as unë s'e kuptoj dot përse kam rrojtur e si kam rrojtur! Puno... ha të rrahura... mos shih njëri tjetër me sy përveç burrit... dridhu gjithnjë nga frika... As e pashë se si u rrit Pavli, bile s'di të them a e doja, sa ishte gjallë burri, se unë ahere s'kisha mendje për gjë tjetër, veçse si e si t'i rrija me dorë në zemër egërsirës që kisha në shtëpi. Duhej të mendoja e të kujdesesha që si e si të ushqehej mirë, të hante ç'i pëlqente, të mos i mungonte kurrë gjësendi, t'i bëja qejfin e t'i vija pas volles që të mos xhindosej e të më hynte me grushte, që si e si t'i shpëtoja drurit... Po sido që i sillesha kështu, nuk mbaj mend që t'i ketë ardhur ndonjëherë keq e të ketë patur mëshirë për mua... Më rrihte, jo sikur më kish grua, po sikur më kish armikun më të madh... Njëzet vjet jetë të tillë!... Po se ç'kam hequr në kohë të çupërsisë, ato kush i mban mend tani! Kur mundohem t'i kujtoj ndonjëherë, më duket mjegull, s'shoh gjë, sikur të kisha qenë e verbër... Ishte këtu Jegor Ivanoviçi — qenkeshim nga një fshat me atë — pa folëm e kuvenduam për njërin e për tjetrin. Mezi i solla ndër mend shtëpitë dhe njerëzit, po se si rronin këta, se ç'bisedonin, se ç'i kishte ngjarë njërit e tjetrit nuk më kujtohen, i kam harruar fare! Mbaj mend vetëm zjarret, dy zjarre që kishin rënë një herë... Si duket koha e martesës e shkuli që nga rrënja të shkuarën time, më varrosi të gjallë, ma nxiu shpirtin e më verboi...

U ndal e mori frymë me rrëmbim si ai peshku kur e nxjerrin nga ujët, pastaj u krrus përpara dhe vazhdoi me zë të ulët:

— Si më vdiq burri, u ngjita pas djalit... po ai u hyri këtyre punëve... Atëherë më erdhi keq për të, më dridhërohej zemra. „Po humba djalin, si do të rroj unë vetëm?" — thosha me vete. Dhe frika më hante të gjallë, s'më linte të qetë asnjë çast, kur mendoja fatin e tij...

Heshti një hop, tundi kokën dhe pastaj vazhdoi me një ton të rëndë:

— Jo, jo, nuk është e kulluar dashuria e grave të moshës sime!... Ne duam atë që na lypset, që i kemi

nevojën... Kur ju shikoj ju që e kujtoni nënën, më vjen t'ju pyes: e ç'ju duhet? ç'nevojë kini për të? E gjithë ata që vuajnë për popullin, që burgosen, që internohen, që vdesin nëpër shkretëtirat e Siberisë ose nga litari i xhelatit! ... Ato vajza të reja që ecin fill vetëm natën nëpër shi e në baltë e në borë ... që bëjnë shtatë kilometra më këmbë që të vinë gjer tek ne ... e përse pa? ... Kush i shtyn, kush i detyron? Ja, kësaj i thonë dashuri e vërtetë, dashuri e kulluar, e pastër, pa ndonjë interes brenda! ... Këta njerëz kanë një fé, Andrijushë, po, ata besojnë. Jo, unë s'jam e zonja për një dashuri të tillë, unë dua vetëm atë që është imi, që e kam të afërt ...

— Po, po, ju jeni e zonja për një dashuri të tillë! — i tha Andrea pa e shikuar në fytyrë. — Të afërmit i duan që të gjithë, po për një zemër të gjerë edhe i largëti bëhet i afërt ... Dhe ju, nënoke, kini një zemër të gjerë, një zemër të madhe nëne, prandaj mund ta ndjeni këtë dashuri të kulluar ...

— Dhëntë Zoti të jetë ashtu! — pëshpëriti nëna. — Vërtet, unë e ndjej se është më mirë të rrojë njeriu kështu. Ja, për shembëll, unë ju dua ju, mbase edhe më shumë se Pashën ... Ai është shumë i mbyllur ... Ka ndër mend të martohet me Sashën dhe mua, nënës, nuk më ka thënë asnjë fjalë ...

— Nuk është e vërtetë! — kundërshtoi hoholli. — Unë e di mirë këtë punë. Vërtet, duhen njeri me tjetrin, po që të martohen, jo. Ajo mbase do të dëshëronte, po Pavli nuk do ...

— Ashtu, hë? — tha nëna e menduar dhe shikoi hohollin me hidhërim. — Pa shiko! Vajtka puna gjer atje sa njerëzit të heqin dorë nga vetja e tyre ...

— Pavli është një njeri i rrallë, njeri i hekurt! — tha Andrea me zë të ulët.

— Ja, tani — vazhdoi nëna — ai është i burgosur! Kjo mua më tremb, më shqetëson... po frika që ndjej nuk është si më parë. Tani edhe jeta nuk është si më parë. Zemra se si më ndjen ndryshe ... Sytë m'u çelën, shikoj dhe ato që shoh, më gëzojnë edhe më helmojnë. Unë shumë

gjëra nuk i kuptoj; veç, plagë në zemër e kam që ju nuk i besoni Zotit! Eh, taksirat, ç'do të bëjmë! Po e di për të ditur dhe e shoh që ju jeni njerëz të mirë. Keni pranuar një jetë plot mundime që t'i shërbeni popullit, kini marrë në sy shumë rreziqe që të përhapni të vërtetën. Edhe të vërtetën tuaj unë e kam kuptuar: gjersa të ketë të pasur, për popullin s'ka drejtësi, as gëzim, asgjë... Kështu është, Andrijusha, për këtë edhe unë jam e bindur. Këtë gjë e kuptova mirë duke rrojtur në mes tuaj... Herë-herë, kur zgjohem natën dhe kujtoj të shkuarën, forcën time, të ritë tim që ma mori nëpër këmbë një burrë i pashpirt, zemrën time të njomë të plagosur për gjithë jetën, më vjen shumë keq për veten time. Sido qoftë tani jeta filloi të ketë një kuptim për mua, të bëhet më e mirë, dhe e shoh sa vete më tepër se mund të hyj në punë për diçka.[69])

Hoholli u ngrit dhe zuri të vente e të vinte nëpër dhomë, duke u munduar që të mos bënte zhurmë me këmbë; ishte i menduar.

— Mirë thoni ju, — foli me ngadalë hoholli — mirë thoni! Në Kerç ishte një djalosh çifut, i cili bënte vjersha, dhe një herë shkroi:

*Fuqia e së vërtetës do të ngjallë*
*Edhe të vrarët e pafajshëm...*

— Edhe ai vetë u vra nga policia atje në Kerç, po kjo s'ka rëndësi... Ai e dinte të vërtetën dhe këtë të vërtetë e mbolli në zemrën e njerëzve... Edhe ju ashtu jeni: një njeri i vrarë pa faj... Mirë ka thënë ai.

— Unë flas tani, — vazhdoi nëna — flas dhe dëgjoj veten time e nuk më besohet se jam unë. Gjithë jetën kam heshtur, s'kam pipëtitur fare, veç një gjë mendoja, si ta ngrysja ditën, si të jetoja pa rënë në sy, pa u vënë re, vetëm që të mos më trazonin. Kurse tani mendoj për të gjitha... Mbase nuk i kuptoj mirë si janë punërat tuaja, po për të

---

69. Nëna ka filluar ta kuptojë më thellë çështjen për të cilën lufton Pavli me shokë. Këtu ne shikojmë një ndryshim të rëndësishëm në botëkuptimin e nënës.

gjithë ju më vjen keq, e më dhemb këtu në zemër e për të gjithë i lutem Perëndisë që t'ju bëjë të lumtur, e sidomos ju, Andrijushë, ju veçanërisht!

Ai iu qas pranë e i tha:

— Ju falemnderit!

Mori duart e saj në të tiat, i shtrëngoi fort, i tundi dhe u kthye shpejt mënjanë. Nëna, e lodhur nga bisedimi, zuri të lante gotat në heshtje, pa u nxituar; në kraharorin e saj valonte një ndjenjë që ja ngrohte zemrën.

Gjithë duke ecur nëpër dhomë, hoholli i thoshte:

— Ju duhet të përpiqeni, nënoke, se mos e zbutnit dot Vesovshçikovin! I ati është në burg bashkë me të, po është një plak i neveritshëm! Nikolla e vështron nga dritarja dhe e shan. Nuk bën kështu! Nikolla është i dhembshur... do qentë, minjtë, të gjitha kafshët, po njerëzit, — jo! Ja gjer në ç'pikë mund të arrijë njeriu! [70])

— E ëma u zhduk pa lënë gjurmë, i ati është vjedharak dhe pijanec! — tha nëna, e zhytur në mendime.

Kur Andrea shkoi të flinte, nëna, pa u diktuar, i bëri kryqin mbi kryet. Pas gjysmë ore si kishin rënë të flinin, nëna e pyeti me zë të ulët:

— Nuk po flini, Andrijushë?

— Jo... pse?

— Hiç... kot pyeta. Natën e mirë!

— Ju falemnderit, nënoke, ju falemnderit! — tha hoholli me mirënjohje.

## XVI.

Të nesërmen, kur Nillovna u afrua te dera e fabrikës, ashtu e ngarkuar siç ishte, roja i dha urdhër të ndalej dhe të lëshonte përdhé kusitë me gjellë. Tek po e kontrollonin me kujdes, nëna tha:

— Do të më ftohen gjellët mua së gjorës.

— Pusho! — i shfryu një nga rojtarët.

---

70. Shfrytëzimi i egër dhe papjekuria ideologjike e ka bërë Nikollai Vesovshçikovin t'i urrejë gati të gjithë njerëzit, ndonëse ka zemër të mirë. Ai urren e shan të jatin se është burgosur për vjedhje: [illegible] të jatin e Nikollës nevoja, gjendja e keqe e ka detyruar të vjedhë. Nikollai Vesovshçikov këto ende nuk i ka kuptuar.

Tjetri e shtyu pak në sup dhe tha me një ton të sigurtë:

— Unë jam i bindur që i hedhin nga muri!

I pari që iu afrua nënës, ishte plaku Sizov; si pa mirë nga të gjitha anët, i tha me zë të ulët:

— E dëgjove ç'ngjau?

— Çë?

— Ato fletët e shtypura... dualën në shesh përsëri... I shpërndanë kudo si kripën mbi bukë. Sa para bën se arestuan e se bastisën? Ja, im nip, Mazini është në burg... djali yt gjithashtu, po fletët gjene dualën në shesh. Domethënë se nuk qenkeshin ata që i shpërndanin!...

Mblodhi mjekrën në grusht, e shikoi nënën në fytyrë dhe i tha duke u larguar:

— Pse s'vjen ndonjë herë andej nga ne, tani që je vetëm e mërzitesh?

Vllasova e falënderoi. Gjithë duke thirrur emrat e gjellëve që kish sjellë, ajo vuri re një lëvizje të jashtëzakonshme në fabrikë. Gjithë punëtorët dukeshin të kënaqur, mblidheshin grupe-grupe, shpërndaheshin, shkonin me vrap nga një punishte në tjetrën. Zërat buçisnin, fytyrat ishin të qeshura e të gëzuara. Në atmosferën e tymosur tërë blozë, frynte një erë gjallërie dhe guximi. Nga çdo anë ndiheshin zëra aprovimi, të tallura e nganjëherë kanosje. Të rinjtë sidomos ishin ndezur në kulm, kurse punëtorët më pleq buzëqeshnin me drojtje. Shefat dhe mjeshtrit venin e vinin të menduar e të shqetësuar, policët vraponin tutje-tëhu.[71]) Me të parë këta, punëtorët shpërndaheshin ose, kur qendronin në vend, e prisnin fjalën dhe vështronin fytyrat e egërsuara e të vrejtura të policëve.

Punëtorët dukeshin që të gjithë të larë e të ndruar. Midis turmës shquhej aty-këtu figura e lartë e Gusevit, të madhit; i vëllai, më i vogli, vraponte prapa tij si patok dhe qeshte. Afër nënës kaluan pa u nxituar Vavillovi, mjeshtri i zdrukthtarisë dhe kontrollori Isai. Ky i fundit, i rëgjuar e i

---

71. Pronarët e fabrikave i kanë bërë për vete shefat e reparteve dhe mjesht[illegible] i pa[illegible]ar [illegible] mirë. P[illegible] interesat e punëtorëve nuk janë të përbashkëta me ato të shefave e të mjeshtrave.

pocaqisur, kish ngritur kokën e kish shtrëmbëruar qafën nga e mëngjra dhe po i thoshte mjeshtrit që e kish fytyrën të fryrë e të rëndë:

— Qeshin ata faqezes... u pëlqejnë këto që ngjasin... kurse të tilla vepra, sikundër tha zoti drejtor, shpien në shkatërrimin e shtetit.

Vavillovi kishte vënë duart prapa kurrizit dhe shkonte i heshtur, duke shtrënguar gishtërinjtë me fort.

— Shtypni në kartë çfarë të doni, qenat e qenit, — shfryu me zë të lartë, — po mos guxoni të flisni për mua, se ju ha dreqi ju ha!

Vasil Gusevi iu afrua nënës duke thënë:

— Edhe sot këtu tek ti do ta ha drekën. Bën gjellë të mirë ti...

Dhe shtoi me zë të ulët:

— E shikoni? Ja arritëm qëllimit! Ah, sa mirë, nënoke!

Nëna uli kokën duke bërë buzën më gaz. I kënaqej shpirti që ky djalosh, më sherreti i lagjes, i fliste me „ju" për punë të fshehta e me rëndësi. I vinte mirë kur shihte tërë atë lëvizje në fabrikë dhe thosh me vete:

— Sikur të mos isha unë...

Aty afër u ndalën tre punëtorë krahu.

Njeri thoshte me mërzitje:

— Asgjëkundi nuk gjeta...

— Unë s'di fare të lexoj, po e shoh se i kanë rënë nishanit — tha një tjetër.

— Ejani të shkojmë poshtë në sallën e kazaneve... atje jua lexoj unë! — tha i treti, si vështroi një herë rreth e rrotull.

— E shikoni ç'përshtypje kanë bërë? — pëshpëriti Gusevi, duke i shkelur syrin nënës.

Nillovna u kthye në shtëpi e kënaqur.

— Punëtorët mallkonin fatin që s'dinë të lexojnë — i tha Andresë... — Edhe unë kur isha e re dija, po tani kam harruar fare...

— Mësoni përsëri! — tha hoholli.

— Tani, në moshën time? Kot mundimi: apo që të bëhem gazi i botës?!

Po Andrea mori një libër nga rafti dhe duke i treguar një shkronjë të madhe titulli me majën e thikës, e pyeti:

— Ç'është kjo?

— *R!* — u përgjigj ajo duke qeshur.

— Po kjo?

— *A!* ...

Nënës i dukej sikur Andrea tinës qeshte me te, prandaj i vinte rëndë ta shikonte në sy. Po zëri i hohollit ishte i ëmbël e i qetë. Nëna e vështroi me bisht të syrit dhe vuri re se fytyra e tij ishte fare serioze. Atëherë e pyeti duke qeshur:

— A me gjithë mend, Andre, doni të më mësoni?

— E pse jo? — ja priti ai. — Ta provojmë një herë. Posa kini ditur më parë të lexoni, fare lehtë mund ta kuptoni përsëri. Në ja arrifshim, mirë se mirë, në mos ja arrifshim, s'kemi se ç'të humbasim.

— Një fjalë e urtë thotë: „njeriu s'bëhet i shenjtë vetëm duke shikuar korën!" 72) tha nëna.

— Oh, fjalë të urta ka sa të duash! — ja ktheu hoholli. — A nuk e dini atë tjetrin që thotë: „Sa më pak të dish, aq më rehat do të flesh". Me të tilla fjalë të urta barku i vë fre shpirtit, që ta urdhërojë më lehtë... Po kjo fjalë si këndohet?

— *Njerëz!* — tha nëna.

— Ashtu! E shikon se si po ju vinë ndër mend... Hë, po kjo?

Ajo e kish tërë mendjen atje, kish mbledhur vetullat dhe me mundim të madh kujtonte shkronjat e harruara. Dha e dha mirëpo pastaj u lodh. Sytë zunë t'i qanin nga të lodhurit dhe nëna derdhi lotë të vërteta prej marazit.

— Po mësoj për të lexuar! — psherëtiti me zë të përlotur. — Nuk mendoj që jam me një këmbë në varr e që po më pret vdekja dita-ditës, po merrem me gjëra që s'janë për moshën time!

— Mos qani! — tha hoholli me zë të ëmbël. — Ju nuk mund të rronit ndryshe nga ç'keni rrojtur... megjithkëtë

---

72. *korë* = ikonë.

ju e kuptoni që ajo s'ishte jetë për të qenë. Ka mijëra njerëz që mund të rronin më mirë se ne, po ja që rrojnë si kafshë dhe mburren me jetën që bëjnë. Ç'kuptim ka jeta e një njeriu që sot punon dhe ha, nesër punon dhe ha, tërë jetën e tij punon vetëm që të ushqehet? Në këtë mes bën edhe disa fëmijë, zbavitet me ta në fillim, po kur fillojnë të hanë shumë, zemërohet e i shan e i ngut që të rriten sa më shpejt që të punojnë e ta nxjerrin vetë bukën e tyre. Fëmija me t'u rritur, shkëputen nga prindërit, nisin e ropëtohen për vete të tyre... dhe jeta vazhdon... Jeta ka një kuptim vetëm për ata që përpiqen të këputin zinxhirat nga trupi dhe nga mendja e njeriut që vuan nënë zgjedhë... Ja edhe ju tani, me atë fuqi të pakët që kini, iu vutë kësaj pune.

— Oh, unë! — ja priti nëna. — Ç'kam në dorë unë?

— Edhe ju, posi! Puna jonë është si shiu në arë: çdo pikë vadit një kokër grurë. Pa kur të mësoni edhe për të lexuar...

Hoholli qeshi, u ngrit më këmbë dhe, duke ecur nëpër dhomë, shtoi:

— Po, po, duhet të mësoni!... Kur të vijë Pavli, do të çuditet...

— Ah, jo, mor Andrijushë! — tha nëna. — Kur je i ri, të gjitha punët të duken të lehta; po kur plakesh kështu si unë, të mbyt hidhërimi, të pritet fuqia dhe trutë të rrjedhin fare.

## XVII.

Mbrëmanet Andrea doli. Vllasova ndezi llambën, ndenji afër tryezës dhe mori çorapen që kishte nisur. Po pas një çikë, u ngritë, bëri disa çape si me dy mendje, shkoi në kuzinë, kyçi portën me kujdes dhe u kthye në dhomë. Uli perdet e dritareve, mori një libër, ndenji përsëri në vendin e parë dhe, si pa një herë nga dera, u krrus mbi librin dhe lëvizi buzët... Kur dëgjonte ndonjë zhurmë që jashtë, mbyllte librin e trembur dhe mbante vesh. Pastaj qetësohej

dhe vazhdonte leximin, herë me mend, herë duke pëshpëritur.

Dikush trokiti në derë; nëna u ngrit me rrëmbim, vuri librin në vend dhe pyeti me zë të dredhur duke dalë në kuzinë:

— Kush është?

— Unë...

Hyri Ribini, e përshëndeti, fërkoi mjekrën, shikoi rrotull me ata sytë e tij të zez dhe tha:

— Më parë ti e hapje derën pa pyetur kush ishte... Vetëm je?

— Vetëm, si më sheh.

— Ashtu. Unë kujtova se ish Andrea këtu. E pashë sot rrugës. Duket burgu nuk e prishë njerinë...

Ndenji afër tryezës dhe vazhdoi:

— Shiko, desha të të thosh një gjë...

Ai se si dukej ashtu i menduar e i vrejtur, sa që nënës i ngriu gjaku.

— Çdo gjë bëhet me të holla! — filloi Ribini me zërin e tij të rëndë. — Pa shpenzime as lind as vdes njeriu. Kështu... Pra, edhe librat, edhe fletët e shtypura bëhen me të holla. Tani, më thuaj ti, a e di nga dalin këto të holla?

— Jo, nuk e di! — tha nëna me zë të ulët, duke ndjerë një rrezik.

— Kështu, hë?... As unë nuk e di... E dyta: kush i shkruan këto libra?

— Njerëzit e ditur...

— Domethënë zotërinjtë. Kurse në ato flitet kundër zotërinjve! Tani, pa më thuaj, ç'interes kanë ata që të harxhojnë kohë edhe të holla për të ngritur popullin kundër vetes së tyre, hë?

Zëri i Ribinit sa vinte bëhej më i rëndë dhe fytyra e tij me atë mjekër të zezë egërsohej e skuqej. Vllasova përpëliti sytë, pastaj i hapi sa mundi dhe pyeti e tmeruar:

— Ç'do të thuash, ti? Folë!

— Aha! — tha Ribini duke lëvizur rëndë mbi karrige si ndonjë ari. — Ja kështu! Edhe mua kur më shkoi në mendje kjo, m'u drodh zemra e më ngriu gjaku.

— Ç'të shkoi në mendje? More vesh-gjësendi?

— Na gënjejnë! — u përgjigj Ribini. — Hi syve! Nuk di gjë të sigurtë, po më bie erë gënjeshtër në këtë mes. Zotërinjtë na e kanë me të pabesë! Po unë s'dua të bie në kurth. Dua të vërtetën unë! Dhe unë e kuptoj të vërtetën, vuajta po e kuptova. Me zotërinjtë unë nuk shkoj kurrë. Sepse ata, kur t'ju vijë për hesap, do të më shtyjnë mua përpara. Pastaj, duke bërë eshtrat e mia si urë, do të kalojnë më tutje për të dalë atje ku e kanë synë...

Ai fliste dhe nënës i dukej sikur ai ia mbërthente zemrën me fjalët e tij të hidhura, që i binin si plumb.

— O Perëndi! — rënkoi nëna e tronditur. — Si është e mundur që Pavli të mos e kuptojë?... Dhe të gjithë ata që..

Përpara syve të saj kaluan fytyrat e ndershme të Nikolla Ivanoviçit, të Jegorit, të Sashës, dhe zemra iu drodh:

— Jo, jo! — vazhdoi nëna duke tundur kokën. — Nuk mund ta besoj! S'është e mundur! Kurrën e kurrës! Ata e kanë me të drejtë!...

— Për kë thua ti? — e pyeti Ribini, i menduar.

— Për të gjithë... të gjithë ata që kam parë e që kam njohur.

— Leri ata, nënoke, shiko më tutje! — tha Ribini duke ulur kokën. — Mbase ata që kanë të përpjekur me ne edhe vetë nuk dinë gjë... Ata e kanë me gjith mend... me gjith zemër... Po kush na siguron se prapa tyre nuk ka të tjerë që shikojnë vetëm si e si të përfitojnë? Se si është e mundur që njeriu të punojë kundër vetes së tij?...[73])

Dhe, me bindjen e patundur të fshatarit, shtoi:

— Nga zotërinjtë kurrë nuk mund të dalë punë e pëlqyer! Këtë ta dish!

— Ç'mendon ti, kështu? — e pyeti nëna e shqetësuar përsëri nga një dyshim i turbull.

— Unë? — Ribini ja nguli sytë një çast pa folur, pastaj përsëriti: — Larg nga zotërinjtë! Ka.. di unë!

---

73. Si fshatar ende i paformuar mirë ideologjikisht Ribini nuk e kupton rolin e revolucionarëve me arësim dhe ushqen dyshime ndaj tyre; ai i quan ata njerëz njësoj si zotërinjtë, për të cilët ndjen urrejtje të madhe.

Një heshtje e rëndë plakosi një copë herë. Ribini rrinte i vrejtur.

— Desha të hyja dhe unë në valle, të punoja bashkë me djemtë... Dhe mund të bëja punë. Sidomos, pse di si t'iu flas njerëzve. Mirëpo tani do të largohem. S'kam besim, prandaj s'mund të qendroj...

Uli kokën dhe u zhyt në mendime.

— Do të dal vetëm, fshatrave... Dua të ngre popullin. Duhet që populli vetë t'i hyjë kësaj pune... Kur populli ta kuptojë gjendjen, e gjen vetë ai rrugën e drejtë... Unë do të përpiqem t'i mbush mendjen që të mos presë as nga një anë ndihmë ose këshilla. Ja kështu! [74])

Nënës i erdhi keq për Ribinin, u tremb për fatin e tij. Ajo nuk e kish dashur kurrë atë njeri, po tani se si iu bë i afërm e i dashur. I foli me një ton të butë:

— Do të të kapin, mor i gjorë!

Ribini e shikoi dhe u përgjigj:

— Do të më kapin, pastaj do të më lëshojnë. Dhe unë përsëri...

— Po vetë muzhikët do të të lidhin... Do të zesh burgun e s'ke për të dalë më.

— Do të rri sa do të rri dhe prapë do të dal. Dhe do të nis përsëri të përhap fjalën e drejtë. Sa për muzhikët, do të më lidhin një herë, dy herë, pastaj do ta marrin vesh edhe ata se e mira ua do që të më dëgjojnë e jo të më lidhin. Dhe unë do t'u them: „Ju mos më besoni, po vetëm dëgjomëni...". E, po më dëgjuan, do të më zenë edhe besë.

Fliste me ngadalë sikur ta maste çdo fjalë përpara se ta thoshte.

— Kam jetuar këtu këto kohët e fundit dhe jam rrahur me vaj e me uthull. Kam parë e kam provuar shumë gjëra dhe diç kam kuptuar!

— Do të marësh veten më qafë, Mihail Ivanoviç! — tha nëna me trishtim.

---

74. Ribini në fillim nuk arrin të kuptojë që fshatarësia e varfër në luftë duhet të udhëhiqet nga proletariati dhe partia e tij dhe se pa këtë aleancë, pa këtë drejtim fshatarësia s'mund të çlirohet nga zgjedha shoqërore. Më vonë vetë jeta do ta bindë atë se këto pikëpamje janë të gabuara.

Ai e vështroi me sytë e tij të zes e të thellë sikur po e pyeste, sikur priste një përgjigje prej saj. Trupi i tij i shëndoshë u krrus mënjanë, u mbajt me duar në sheshin e karriges dhe fytyra e tij e zeshkët në rrethin e zi të mjekrës dukej si e zbetë.

— E di ç'ka thënë Krishti për farën? „Nuk vdes fara, po përtërihet në kallirin e ri..." Dhe sa për vdekjen, është larg akoma për mua. Jam dinak unë!

Dhe duke u ngritur me ngadalë e si me përtesë nga karrigeja, tha:

— Do të shkoj në pijetoret, të rri pak atje me të tjerët... Hoholli s'po vjen... A filloi nga puna?

— Po, — tha nëna me buzë në gaz.

— Ashtu duhet. Ti thuaji hohollit për mua.

Shkuan me ngadalë në kuzinë dhe shkëmbyen disa fjalë të shkurtra pa e shikuar njeri tjetrin.

— Mirë, do t'i them! — i premtoi nëna.

— E po, mbeç me shëndet!

— Shëndet paç... Kur po e shkëput hesapin?

— E shkëputa.

— Kur do të nisesh?

— Nesër, që në mëngjes. Mbeç me shëndet!

U krrus e doli jashtë si me pahir me atë trup të ngathët e të lëshuar si të ariut. Nëna ndenji një çast më këmbë te dera duke u vënë veshin çapeve të rënda të Ribinit që po largohej, e tronditur nga dyshimet që ai i kishte zgjuar në zemër. Pastaj u kthye në odë, ngriti perden e dritares dhe shikoi jashtë. Një errësirë e dendur ishte ngjitur pas xhameve dhe rrinte e palëvizur, me gojën e saj të hapur e të thellë, sikur diç priste që ta gllabëronte.

— Unë rroj në errësirë — tha nëna me vete.

I vinte keq për atë muzhik të ngrysur, me mjekër të zezë e me ato shpatulla si të ariut...

Pas një çikë erdhi Andrea plot gjallëri e gëzim. Kur i tregoi nëna për Ribinin, ai ja priti:

— Do të niset? Mirë, le të dalë fshatrave, të trumbetojë të vërtetën e të zgjojë popullin. Me ne s'bën dot ai.

I janë rrënjosur në mendje disa mendime prej muzhiku, kështuqë mendimet tona nuk mund t'i hyjnë në kokë.

— Foli për zotërinjtë, duket se diç lot në këtë mes. — tha nëna duke i përtypur fjalët. — Se mos, kush e di, na gënjejnë?!

— Jua prishi mendjen edhe juve nënoke! — tha Andrea duke qeshur. — Të hollat!... Ah, ku t'i kishim ato!... Ne akoma rrojmë në kurriz të botës... Ja, Nikolla Ivanoviçi merr shtatëdhjetë e pesë rubla në muaj dhe pesëdhjetë prej tyre na i jep neve. Ashtu edhe të tjerët. Edhe studentët gjysmë të pangrënë na dërgojnë ç'mundin duke i mbledhur kopek e nga një kopek... Natyrisht, ka gjithëfarë njerëzish... Një palë na gënjejnë, disa na zënë këmbët, po më të mirët midis tyre do të jenë me ne gjer në ditën e triumfit tonë...

Vazhdoi duke fërkuar duart me gjallëri:

— Po fitorja jonë është mjaft larg akoma. Hëpërhë ne po organizojmë festën e 1 Majit! Do të shihni sa bukur do të bëhet!...

Fjalët e hohollit e sidomos entuziazmi i tij ja zhdukën nënës dyshimet që kish mbjellë Ribini në zemrën e saj. Andrea vente e vinte nëpër dhomë dhe dukej sikur i valonte në shpirt një ndjenjë plot gëzim; duke ecur, fërkonte kokën me një dorë dhe thoshte me sytë të ulur përdhe:

— Sikur ta dinit se ç'ndjenjë e çuditësh'ıne më pushton herë-herë! Më duket sikur kudo që vete gjej shokë që kanë gjithë një zjarr në gji, që janë që të gjithë të gëzuar, zemërbardhë, bujarë... E kuptojnë njeri tjetrin pa folur... asnjeri nuk ja thyen zemrën tjetrit, pse askush nuk e ndjen atë nevojë. Të gjithë heqin një valle dhe çdo zemër ja thotë këngës së saj... Të gjitha këto këngë, si rrëké të vogla, derdhen në një lumë, dhe lumi rrjedh i qetë e madhështor në detin e gëzimeve të kulluara të jetës së re.[75])

Nëna rrinte pa lëvizur nga vendi duke dashur të mos ja priste fjalën. Ajo e dëgjonte hohollin gjithnjë më me

---

75. Kjo tabllo romantike që lind në përfytyrimin e Adresë, na flet për tiparet e reja morale të njerëzve të shoqërisë së ardhëshme dhe shpreh optimizmin për jetën e re të lumtur që do të vijë. Krahasojeni këtë me tabllonë realiste që jepet më poshtë.

vrejtje se të tjerët, se ai fliste më thjeshtë dhe i gjente zemrën me ato fjalët e tij. Sigurisht edhe Pavli hidhte nga një vështrim përpara — si do të mos i kish sytë nga e ardhmja sapo që kish marrë atë rrugë? — po ai shihte vetëm për vete të tij dhe nuk ja thosh njeriu ato që shikonte. Kurse ky Andrea, me sa kuptonte nëna, e shikonte të ardhmen me sytë e zemrës, jetonte në të ardhmen me një pjesë të zemrës e prandaj në fjalët e tij dëgjohej kënga e ditëve të ardhme të lumturisë të të gjithë njerëzve që jetojnë mbi dhé. Kjo këngë i zbulonte nënës kuptimin e jetës, ndriçonte qëllimin që ndiqte i biri me shokët e tij në punën që kishin nisur.

— Dhe kur zgjohem nga kjo ëndër e vij në vete — tha hoholli, dhe tundi kokën e lëshoi krahët si të krasitur, — hedh sytë rreth e rrotull dhe kudo shoh ndyrësira, ndjej një të ftohët në zemër. Gjithë njerëzit janë lodhur, egërsuar...

U ndal në vend dhe vazhdoi me një zë të ulët e plot trishtim:

— Më vjen keq që ta them, po njerëzve duhet të mos u besosh, duhet t'u kesh frikën, t'i urresh bile! Jeta e ndan njeriun më dysh.[76]) Mirë do të ish që zemra jonë të rrihte vetëm nga dashuria për njerinë, po si është e mundur t'ja falësh atij që të vërsulet si bishë, s'të ve në radhën e njerëzve e të qëllon me shpulla fytyrës? Jo, nuk mund t'ja falësh. Unë për vete do t'i duroja të gjitha sado që të më shkelnin e të më merrnin nëpër këmbë, po nuk dua të bëhem vegël e shtypësve, nuk dua që ata të mësohen mbi ‘.. ı-rrizin tim të rrahin botën.

Një vetëtimë e ftohët shkëlqeu në sytë e tij, uli kokën me zemërim dhe foli më rreptë:

— Unë nuk duhet të fal asgjë të keqe, edhe sikur të mos më dëmtojë mua drejt për drejt. Sepse unë nuk jam i vetëm mbi këtë tokë! Po e zemë se sot e le veten të më

---

76. Andrea këtu ka parasysh klasat e pasura e shfrytëzuese dhe aparatin shtetëror që përdorin këto për të shtypur popullin.

Me këtë ndarje në „të mirë e të liq" Andrea ka parasysh klasat shoqërore, kuptohet se në „të liqtë" ai përfshin klasat e pasura shfrytëzuesi dhe në „të mirët" masat punonjëse.

fyejnë pa u përgjegjur, se, mbase, aq më bën, fundja, e s'dua t'ja di... po nesër, ai që do të ketë provuar fuqinë e tij mbi mua, e ka të hapur synë, merr kurajë dhe i hidhet ndonjë tjetri në grykë... Prandaj je i shtrënguar të mos i shikosh të gjithë njerëzit njësoj, të mos jesh zemërbutë me të gjithë, t'i ndash në të mirë e në të këqij, në miq e në armiq... E hidhur vërtet, po kështu është!

Pa ditur përse, nëna solli ndër mend oficerin dhe Sashën. Psherëtiti e tha:

— E çfarë buke mund të bësh me miell të pasitur!

— Aty është halli! — tha hoholli.

— Ashtu vërtet! — ja priti nëna.

Përpara syve të mendjes iu çfaq figura e rëndë dhe e vrazhdë e të shoqit, që dukej si një gur i mbuluar nga myshku. Ajo e përfytyronte hohollin të martuar me Natashën dhe të birin me Sashën...

— E përse? — rifilloi hoholli duke u nxehur. — Kjo dihet: është kaq e qartë, sa bëhesh qesharak kur pyet. Sepse njerëzit nuk janë të gjithë në një shkallë, ca janë lart, ca janë poshtë. Mjafton, pra, që t'i vemë të gjithë në një radhë!... Të ndajmë një për një gjithë ç'ka krijuar mendja e njeriut, gjithë sa ka ndërtuar dora e tij! Të mos e mbajmë njëri tjetrin nënë zgjedhën e frikës e të cmirit, në skllavërinë e lakmisë e të padijes!...

Ata të dy filluan të bëjnë shpesh të tilla bisedime.

Andrea zuri punë përsëri në fabrikë. Gjithë sa fitonte ja epte nënës dhe ajo i merrte këto të holla pa u drojtur, siç do t'i merrte nga Pavli.

Herë-herë Andrea i thosh nënës me buzën në gaz:

— A nuk lexojmë pak, nënoke?

Nënës nuk i pëlqente ajo buzëqeshje, prandaj, si me shaka po me këmbëngulje, nuk pranonte dhe thosh me një farë hidhërimi: „Ti, më duket, tallesh me mua!".

Hoholli vuri re sa përherë e më shpesh nëna e pyeste për kuptimin e ndonjë fjale nga të librave që ajo s'e dinte e që s'ja kish dëgjuar veshi. Duke e pyetur ajo nuk e shikonte në sy dhe shtirej si indiferente. Ai e mori me mend se Vllasova mësonte kur mbetej vetëm, e kuptoi se i vinte

turp përpara tij dhe nuk i foli më për të lexuar së bashku.[77]) Një ditë ajo i tha hohollit:

— Sytë po më dobësohen, sikur nuk shoh mirë, Andre... Më duhen një palë syze.

— Mirë thoni! — ja ktheu hoholli. — Të djelën shkojmë bashkë në qytet, shikohesh në një doktor që njoh unë dhe blejmë një palë syze...

## XVIII.

Ajo kishte vajtur tri herë të kërkonte leje që të takohej me Pavlin dhe çdo herë gjenerali i xhandarmërisë, një plak i thinjur, me faqet si shega e me një hundë të madhe, e kishte përcjellë me të mirë.

— Pas një jave, nëno, jo më parë! Pas një jave, të shohim, po sot nuk është e mundur...

Ishte rrumbullak e topolak dhe sepse të sillte ndër mend një kumbull të arrirë shumë, si të squllur dhe që ka filluar e mbulohet nga një copë myku të bardhë e të butë si pambuku. Qëronte pa reshtur dhëmbët e tij të vegjël e të bardhë me një kleçkë; si gjilpërë; ata sytë e tij të vegjël, të rrumbullakët e të gjelbër dukeshin sikur qeshnin dhe zërin e kish të ëmbël e të fliste si mik.

— Është shumë i sjellshëm! — i rrëfente nëna hohollit. — Gjithë me buzë në gaz.

— Po, po! — ja priti hoholli. — Ashtu janë ata: të sjellë, të dashur, të qeshur gjithnjë. Atyre u thonë: „E shikoni këtë njeri të ndershëm e të mençur? Ky është i rezikshëm për shoqërinë! Merreni dhe vareni në litar!" „Si urdhëroni" thonë ata me buzë në gaz, e varin njerinë dhe pastaj përsëri bëjnë buzën më gaz.

— Së paku ai që erdhi na bastisi i kish sahanët pa kapak, — tha nëna — dukej menjëherë që ishte qën...

---

77. Ndonëse Nillovna është në një moshë të kaluar, Andrea ngul këmbë që ajo të mësojë të lexojë. Dhe në fund ajo arriti të lexojë. Me këtë autori do të tregojë sa i nevojshëm është studimi për të gjithë ata punëtorë komunistë që duan t'i hyjnë rrugës së revolucionit, sa e nevojshme është njohja e teorisë revolucionare, e përpunuar nga ideologët e shquar të proletariatit.

— Thua se nuk janë njerëz po qysqira, çekanë për të qëlluar popullin. Vegla, vegla të verbëra! Me anën e tyre na strugasin ne që të na përdorë më lehtë qeveria. I kanë stërvitur tamam për këtë qëllim dhe ata janë gati të bëjnë çdo gjë që u urdhërohet, pa u menduar fare, pa pyetur përse.

... Më në fund ja dhanë lejën që e priste prej kohe me padurim. Kur erdhi dita e caktuar një të diel, Pellageja shkoi në zyrën e burgut dhe ndenji në një çip. Në atë dhomë të ngushtë e të ndytë, me tavan të ulët, kish edhe njerëz të tjerë që kishin ardhur për takim. Dukej se nuk vinin për herën e parë aty, se e njihnin njeri tjetrin. Kuvendonin me zë të ulët e si të lodhur.

— E dëgjuat? — thoshte një grua e trashë me fytyrë të fishkur, me një valixhe mbi gjunjë. — Sot në mëngjes meshtari i katedrales mend ja këputi veshin një djali nga të korit...

Një burrë i motshëm, veshur me një uniformë prej oficeri në pension, u kollit me zhurmë dhe ja ktheu:

— Ama dhe ata djemtë e korit janë ca të prapë!...

Nëpër dhomë vinte rrotull si i marrë një burrë i shkurtër me kokën tullë, me këmbë të shtrembëra si darë, me krahë të gjatë e me nofull të këcyer përpara. Fliste pa reshtur me një zë të dredhur:

— Jeta po shtrenjtohet, e prandaj njerëzit janë bërë si gjërprinj... Mishi i kaut, kualiteti i dytë, arriti katërmbëdhjetë kopek *funti*, buka u bë dy kopek e gjysmë...

Kohë pas kohe hynin disa të burgosur, veshur me rroba bojëhiri dhe me këpucë lëkure të trashë. Me të hyrë në atë dhomë të errët, përpëlisnin sytë. Njëri kishte pranga në këmbët.

Dukej sikur vizitonjësit ishin mësuar prej kohe me këtë pamje e me këtë gjendje; një palë rrinin ulur, disa ruanin me përtesë dhe të tjerët kuvendonin me të burgosurit me një zë të lodhur. Nënës i dridhej zemra nga trishtimi e nga padurimi; shikonte rrotull e habitur me qetësinë e këtyre njerëzve, me thjeshtësinë e këtij vendi që ajo e kishte përfytyruar fare ndryshe.

Afër nënës rrinte një plakë me faqe të fishkura, po me sytë pishë, që e tregonin të re. Kthente kokën më të djathtë e më të mëngjër, zgjatte qafën e hollë dhe u vinte veshin bisedimeve, duke i shikuar të gjithë si me inat.

— Ju kë keni këtu? — e pyeti Vllasova me ngadalë.

— Tim bir, një student! — iu përgjigj me zë të lartë. — Po ju?

— Edhe unë djalin kam, është punëtor.

— Si e quajnë?

— Vllasov.

— S'e kam dëgjuar këtë emër. Ka kohë që është në burg?

— Shtatë javë...

— Imi ka dhjetë muaj! — tha plaka me një zë që nënës iu duk sikur krenohej.

— Po, po! — zuri të llomotiste plaku tullac. — E kanë humbur durimin njerëzia... U ka ardhur në majë të hundës, janë egërsuar e janë ndezur, të gjithë bërtasin... dhe çmimet gjithënjë po ngrihen, kurse njerëzve po u bie vlefta... As që dëgjohen gjëkundi zëra pajtimi...

— Keni shumë të drejtë! — tha oficeri pensionist. — Maskarallëk! Duhet më së fundi që një zë i fortë t'ua mbyllë gojën, t'u thotë: pushoni! Tamam, një zë i fortë duhet...[78])

Bisedimi u zgjerua e u bë më i gjallë. Secili nxitohej të thoshte mendimin e tij rreth jetës, po që të gjithë flisnin me gjysmë zëri dhe në fjalët e tyre nëna ndjente diçka të huaj. Në shtëpi të saj flisnin ndryshe, me fjalë më të kuptueshme e më të thjeshta e me plot gojën.

Një rojtar i trashë me mjekër të kuqe thirri emrin e Vllasovës, dhe kur nëna u ngrit, ai e pa nga koka gjer në këmbët, pastaj shkoi përpara duke çaluar, mbasi i tha:

— Eja pas meje! ...

Nëna i vajti pas dhe nga padurimi donte ta shtynte që të arrinin sa më shpejt. Më së fundi hynë në një dhomë të

78. Oficeri pensionist nuk mund të pranojë revolucionin, prandaj kërkon masa të rrepta për ta shtypur. Me fjalët „duhet një zë i fortë që t'ua mbyllë gojën", nënkuptohet një diktator, që të shtypë popullin dhe t'i presë rrugën revolucionit. Porse më kot ëndëron borgjezia një gjë të tillë.

vogël, ku ajo pa Pavlin që buzëqeshte duke i zgjatur dorën. Nëna ja rrëmbeu dorën, qeshi, përpëliti sytë dhe duke mos gjetur dot fjalë të tjera nga që ish tronditur, pëshpëriste:

— Bir i nënës... Bir i nënës...

— Qetësou nënë mos u trondit! — i tha Pavli duke i shtrënguar dorën.

— S'ka gjë... s'ka gjë...

— Nëno! — tha rojtari duke psherëtitur. — Qëndroni një çikë më larg nga njëri tjetri... Kështu e do rregullorja...

Pavli e pyeste për shëndetin, për shtëpinë. Po nëna priste të tjera pyetje, i kërkonte në sytë e të birit po nuk i gjeti. Pavli ishte i qetë si gjithnjë, vetëm fytyra i qe zbehur më shumë dhe sytë i kishte si më të mëdhenj.

— Sasha të bën të fala! — i tha nëna.

Pavlit iu drodhën qepallat dhe uli sytë. Fytyra iu zbut dhe iu ndriçua nga një buzagaz i ëmbël. Nënës i theri në zemër.

— Kur do të lirojnë këta, ty? — foli nëna e ndezur përnjëheresh. — Pse të burgosën? Fletët e shtypura përsëri dualën në shesh...

Pavlit i shkëlqyen sytë prej gëzimit.

— Vërtet? — thirri me nxitim.

— Është e ndaluar të flisni për gjëra të tilla! — tha rojtari me përtim. — Vetëm për çeshtjet e familjes mund të bisedoni...

— Pse, a nuk janë çështje të familjes këto që flasim? — ja priti nëna.[79]

— Nuk e di unë. Vetëm ju them se është e ndaluar. — u tha prapë rojtari, po dukej nga zëri që nuk e çante fort kokën.

— Mirë! — tha Pavli. — Të flasim për punët e shtëpisë. Me se merresh ti nënë?

Duke ndjerë një guxim prej të riu, ajo iu përgjigj burrërisht:

---

79. Me këtë përgjegje të nënës kuptojmë se çështja e revolucionit, çështja për të cilën lufton Pavli me shokë, ka depërtuar thellë në jetën e familjeve punëtore.

— Shpie në fabrikë gjithfarë sendesh...

U ndal një hop, pastaj qeshi dhe vazhdoi:

— Supë, mish, nga të gjitha gjellët që gatuan Maria... dhe ushqime të tjera...

Pavli e kuptoi. Shtrembëroi buzët që ta mbante të qeshurit, ndreqi flokët dhe me një zë të ëmbël si kurrë ndonjëherë tha:

— Nënokja ime e dashur... sa mirë ke bërë! Jam i lumtur që ke zënë punë... kështu nuk mërzitesh.

— Dhe kur dualën prapë në shesh ato fletët e shtypura, më kontrolluan edhe mua! — tha nëna me një farë mburrje.

— Unë i thom është e ndaluar, ajo prapë të sajnë! — shfryu rojtari me zemërim. — Tjetrin e kanë mbyllur që të mos dijë se ç'bëhet, kurse ti na vjen me lajme! Kur të thonë që s'bën dhe s'bën, kuptoje kaq gjë!

— Mirë, nënë, ta lemë këtë bisedim! — tha Pavli. — Matvej Ivanoviçin nuk duhet ta zemërojmë se është burrë i mirë. Ne shkojmë shumë mirë bashkë... Ai bën sot punën e vëzhguesit se nuk është zëvendësi i drejtorit aty.

— Mbaroi takimi! — lajmëroi rojtari duke shikuar sahatin.

— E po, të falem nderit, nënë! — tha Pavli. — Të falem nderit shumë, nënë e dashur. Hiç mos u shqetëso. Mua tani shpejt do të më lirojnë...

Pavli e përqafoi me gjithë shpirt, e puthi në të dy faqet dhe nëna e lumtur dhe e ngashëryer zuri të qante.

— Ndahuni! — tha rojtari dhe, duke shoqëruar nënën, vazhdoi me një ton më të butë:

— Mos qaj... do ta lirojnë! Të gjithë do t'i lirojnë, se s'ka vend, nuk i nxe burgu, u bënë shumë!

Në shtëpi, nëna i rrëfeu Andresë duke u krenuar:

— Ja thashë me marifet... sigurisht më kuptoi!

Pastaj psherëtiti me trishtim:

— Po, më kuptoi, ndryshe nuk do të më përqafonte ashtu si më përqafoi... Ja, e para herë që tregohet aq i dashur!

— Ah! — tha Andrea duke qeshur. — Njerëzia dëshërojnë gjithfarë gjërash, po nënat duan vetëm përkëdhelje...

— Jo, Andre, t'i shikonit ata të tjerët që kishin ardhur për takim, do të çuditeshit! — foli nëna e habitur. — U është bër zakon, a si të thuash! U kanë hequr fëmijët nga krahët e i kanë futur në burg dhe ata s'bëhen merak: vinë aty, rrinë e bisedojnë si pa të keq! S'e marr dot vesh!... Kur njerëzit e ditur mësohen e s'e kanë për gjë, ç'do të jetë pastaj me popullin punëtor?

— S'është për t'u çuditur, — tha hoholli, — për ata ligji është më i butë se për ne. Prandaj, kur goditen nga ligji, mërziten një çikë, po jo dhe aq. Të rrahurit me shkopin tënd nuk të dhemb shumë... Ligji ata i mbron gjer në një farë mase, kurse ne na lidh që të mos hedhim dot shqelma...

## XIX.

Një mbrëmje nëna kish ndenjur afër tryezës e po bënte çorap dhe hoholli po lexonte me zë të lartë historinë e kryengritjes së skllavërve të Romës. Papandehur dikush trokiti me fort te porta dhe, kur hoholli e çeli, hyri Vesovshçikovi me një bohçë nënë sqetull, me kasqetën të ngjeshur gjer në vetullat dhe i mbytur në baltë gjer në gjunjë.

— Tek shkoja, pashë dritë. Hyra t'ju përshëndes. Tani sapo dola nga burgu! — tha ai me një zë të çuditshëm. Pastaj i mori dorën nënës, ja shtrëngoi e ja tundi dhe i tha:

— Pavli ju bën të fala...

U lëshua me drojtje mbi një karrige dhe kqyri dhomën me atë vështrimin e tij të vrejtur e dyshonjës.

Zakonisht nënës nuk i pëlqente Vesovshçikovi me atë kokë të qethur e me qoshe dhe me sytë e veckël që i kallnin datën. Po atë mbrëma ajo e priti me gaz dhe i tha me dhëmshuri:

— Sa je tretur, mor i gjorë!... Andre, t'i bëjmë pak çaj!

— Ja, unë me samovarin po merrem! — u përgjigj hoholli që nga kuzina.

— Pa më thuaj, Pavli si është?... Kë tjetër liruan përveç teje?

Nikolla uli kokën dhe u përgjigj:

— Pavli është akoma në burg... Rri e pret me durim ai... Vetëm mua më liruan!

Ngriti sytë, shikoi nënën në fytyrë dhe vazhdoi, duke shtrënguar dhëmbët:

— Unë u thashë: mjaft!... lëshomëni!... Përndryshe do të vras ndonjë këtu e pastaj do të vras edhe veten... Më liruan... Dhe bënë mirë... Se do ta kisha mbajtur fjalën...

— Hë... ë! — tha nëna duke u larguar dhe, pa dashur, përpëliti sytë kur ndeshi vështrimin e mprehtë të Nikollajt.

— Po Fedja Mazini si ja shpie? — pyeti hoholli që nga kuzina. — Shkruan prapë vjersha?

— Shkruan. Unë s'e kuptoj atë njeri! — tha Nikolla duke tundur kokën. — Sikur është ndonjë gushëkuq! E mbyllën në kuvli... dhe ai nisi të këndojë... Një gjë kuptoj unë, që mua nuk më vihet në shtëpi.

— Dhe, vërtet, ç'të pret në shtëpi? — tha nëna e menduar. — Ajo ka mbetur shkretë, soba e pandezur... ke të drejtë që nuk të vihet...

Vesovshçikovi mbylli sytë për gjysmë. Pastaj nxori nga xhepi një kuti duhan dhe ndezi një cigare. Duke shikuar tymin bojëhiri që ngjitej përpjetë valë-valë, ja krisi të qeshurit, një të qeshuri që dukej si të lehurit e një qeni të egërsuar:

— Po, kush e di sa ftohët bën atje... Do të jetë bërë dyshemeja shuall me kacabunë të ngrirë .. edhe minjtë do të kenë ngordhur nga të ftohtët... Pellage Nikollovna, a më jep lejë të fle këtu sonte?

Fjalët e fundit i tha me një zë të mbytur, pa e shikuar nënën në fytyrë.

— Doemos! — tha Vllasova me të shpejtë. — Edhe pyet? Ajo nuk e ndjente veten të qetë pranë tij dhe nuk dinte ç'të thoshte.

Nikolla foli prapë me një zë shumë të këputur:

— Ka ardhur një kohë e tillë që fëmijëve u vjen turp për prindërit e tyre...

— Qysh? — pyeti nëna me zemër të drithur.

— Djemve u vjen turp për prindërit e tyre, them! — përsëriti ai dhe psherëtiti më fort. Mos ki frikë: nuk flas për ty. Ti nuk do ta turpërosh kurrë Pavlin... Po ja, mua më vjen turp për tim atë... Dhe nuk dua të shkel më në shtëpi të tij. Unë s'kam më as baba, as shtëpi!... Ç't'i bëj hallit që më ka policia nën vrejtje, pa ndryshe do të kisha shkuar në Siberi... Atje, për shembëll, mund t'u ndihmoja të internuarve, mund të organizoja arratisjen e tyre...

Nëna me zemërën e saj të ndieshme e pikasi se ky njeri vuante; po për çudi brenga e tij nuk ngjallonte mëshirë në shpirtin e saj.

— Po, në është ashtu... më mirë të veç! — tha nëna, meram sa për të folur, që të mos e fyente duke ndenjur gojëkyçur.

Andrea u kthye nga kuzina dhe pyeti me të qeshur:

— Ç'përrallis ashtu, ti? Hë ?

Nëna u ngrit e tha:

— Po vete të bëj gjësendi për të ngrënë...

Vesovshçikovi e vështroi hohollin drejt në sy dhe e nxori sheshit atë që mendonte:

— Unë them se disa njerëz duhen vrarë!.

— Uh! Po pse? — pyeti hoholli.

— Që të zhduken nga faqja e dheut!

Hoholli, i gjatë e i thatë qëndronte në mes të dhomës me duart në xhepe dhe e shikonte Nikollën që nga lart poshtë. Vesovshçikovi ishte qepur pas karriges, i mbuluar nga një re me tym duhani dhe fytyra i qe mbushur me pllacka të kuqe.

— Do t'ja këput kokën Isai Gorbovit, ke për të parë!

— Përse? — pyeti hoholli me zë të ulët.

— Që të mos kallëzojë më e të mos bëjë spiunllëke. Ai e mori më qafë tim atë... Ai është shkakëtari që babai im kërkon tani të hyjë në shërbim të policisë së fshehtë! [80]) u

---

80. Ja se ç'elemente e përbëjnë policinë e fshehtë cariste. Aparati shtetëror, duke bërë për vete elementë të tillë të degjeneruar si Danieli, ua kundërvë punëtorëve të tjerë.

përgjigj Vesovshçikoyi duke e vështruar Andrenë me një vështrim armiku.

— Ah, kështu qenka puna! — bërtiti hoholli. — Po ty për këtë kush mund të të quajë fajtor? Vetëm ndonjë budalla!

— Budallenjtë... edhe të mençurit me një vaj janë mirosur. Ja ti, për shembëll, je njeri me mend, gjithashtu edhe Pavli... mirëpo a më shikoni mua me atë sy që shikoni Fedja Mazinin apo Samoillovin, a më vini mua në një radhë me veten tuaj? Mos kërko të më gënjesh se unë nuk të besoj sido që të më thuash... ju që të gjithë më keni hequr mënjanë mua, më shikoni shtrembër...

— E ke shpirtin të sëmurë, ti miku im! — e mori me të mirë hoholli duke i ndenjur pranë.

— Të sëmurë e kam. Po edhe ju të sëmurë e keni, vetëm se dhëmbjet tuaja ju duken si më fisnike... Të gjithë ne sillemi poshtërisht njeri kundrejt tjetrit... Ke se ç'të thuash? Hë, folë?

Ja nguli sytë e tij si gjilpëra Andresë në fytyrë dhe priti duke ckërmitur dhëmbët. Fytyra e tij e zbetë dukej si e ngrirë; vetëm buzët e trasha i dridheshin sikur t'i kishte djegur me qezap dhe në trup i shkonin të ngjethura të forta.

— Asgjë nuk do të them! — ja priti hoholli dhe sytë e tij të kaltër qeshnin me ëmbëlsi e me trishtim... — Unë e di se të diskutosh me një njeri kur plagët e zemrës i pikojnë gjak, domethënë t'ja lëndosh edhe më tepër këto plagë.. E di fort mirë, vëlla i dashur, e di!

— Vërtet me mua nuk diskuton dot njeriu, se unë s'di të diskutoj! — tha Vesovshçikovi duke ulur sytë.

— Mua më duket — vazhdoi hoholli — se secili prej nesh ka ecur në jetën e tij këmbëzbathur mbi grimca xhami, secili ka pasur ditë të errëta kështu si ti sot.

— Çfardo që të më thuash, s'më qetëson dot! — murmuriti Nikolla me ngadalë. — Jam egërsuar e jam bërë si ndonjë ujk i uritur.

— As që dua ta bëj këtë. Se unë e di që kjo krizë do të kalojë. Mbase jo fare, po do të kalojë!

Hoholli qeshi, pastaj vazhdoi duke i rënë Nikollait në sup:

— Kjo jotja, or vëlla i dashur, është një sëmundje e foshnjërisë... siç është fruthi. Të gjithë e heqin, kush më pak, kush më shumë, të fortët më lehtë, të dobëtit më rëndë. Kjo sëmundje i ze njerëzit e radhës sonë kur ngelin fill i vetëm, kur nuk e njohin jetën dhe nuk gjejnë dot vendin që u takon. Dhe kur njeriu nuk e gjen vendin e tij dhe nuk di të çmojë veten, atëherë i duket sikur vetëm ai është i mirë në këtë botë dhe s'e çmon njeri, po të gjithë duan ta shtypin e ta dërmojnë. Po si kalon një kohë, e sheh se edhe të tjerët janë njerëz me zemër e me shpirt. Dhe ahere qetësohesh, bile të vjen dhe pak si turp që u nxitove të hipësh majë kambanores, kurse kambana, jote është aq e vogël, sa mezi i dëgjohet zëri kur bien të gjitha së bashku në ditë kremtimi. Më vonë akoma e kupton se ti nuk je veçse një zë që mezi ndihet, po megjithkëtë i domosdoshëm, në korin e fuqishëm e madhështor të së vërtetës... Më kupton se ç'dua të them?

— Të kuptoj, — u përgjigj Vesovshçikovi duke tundur kokën, — po nuk të besoj!

Hoholli qeshi, u ngrit menjëherë dhe zuri të sillej nëpër dhomë.

— Edhe unë s'kam dashur të besoj... He, ti qerre!...

— Pse, qerre? — pyeti Vesovshçikovi duke e shikuar hohollin me trishtim.

— Desha të them: i ngjet një qerreje!

Befas Nikolla qeshi me të madhe duke e hapur gojën vesh më vesh.

— Ç'pate? — e pyeti hoholli i çuditur duke u ndaluar përpara tij.

— Më shkoi ndër mend se do të jetë i marrë ai që do të të fyejë ty, — tha djaloshi me fytyrë të vrarë lije.

— E qysh mund të më fyejë mua? — ja ktheu Andrea duke ngritur supet.

— Nuk e di unë se qysh! — foli Vesovshçikovi me një buzëqeshje miratimi. — Po dua të them se do të turpërohet ai njeri që do të të shajë ty.

— Ah, këtë deshe të thoshe! — tha hoholli duke qeshur.

— Andre! — thirri nëna që nga kuzina. — Ejani merrni samovarin.

Andrea doli.

Me të mbetur vetëm, Vesovshçikovi vështroi rreth e rrotull, zgjati këmbën mbathur me një çizme të rëndë, e vrejti me kujdes, u krrus dhe kapi pulpën e trashë me të dy duart. Pastaj ngriti dorën, kqyri me vrejtje pëllëmbën dhe e ktheu nga ana tjetër. Dorën e kish të trashë e të mbuluar me një push të verdhë, gishtrinjtë të shkurtër; e tundi në erë dhe u ngrit.

Kur u kthye Andrea me samovar në duar, Nikolla ndodhej përpara pasqyrës dhe e priti me këto fjalë:

— Ka kohë që s'e kam parë turirin tim...

Dhe shtoi duke tundur kokën e duke bërë buzën më gaz:

— Të shëmtuar e kam, jo llafe!

— Po mirë, ç'punë të prish? — pyeti hoholli duke e shikuar me vrejtje.

— Si, ç'punë më prish? Po a nuk tha Sashenka se fytyra është pasqyra e shpirtit?

— Kjo nuk është e vërtetë! — kundërshtoi hoholli. — Sashenka vetë e ka hundën si çengel, mollzat e faqeve të kërcyera e me majë si gërshërë, mirëpo shpirtin e ka të kulluar e të ndritshëm si një yll.

U ulën të hanin bukë e të pinin çaj.

Vesovshçikovi mori një patate të madhe, kripi një copë bukë dhe zuri të përtypej shtruar e me ngadalë si ndonjë ká.

— Po këtu si venë punët? — pyeti me gojën plot.

Dhe kur Andrea i tregoi plot entuziazmë se si po zhvillohej puna në fabrikë, ai u vrejt përsëri dhe tha me zë të ngjirur:

— Si shumë po e zgjatni... Më shpejt, më shpejt duhen bërë punët...

Nëna i hodhi një sy dhe ndjeu në zemër një farë armiqësie për këtë njeri.

— Jeta nuk është kalë që ta ngasësh me kamzhik! — ja ktheu Andrea.

Po Vesovshqikovi s'tundej nga e tia:

— Shumë shtruar e kini marrë! Unë s'kam durim... Si t'ja bëj?

Lëshoi krahët i dëshpruar, vështroi hohollin dhe priti përgjegjen.

— Duhet të mësojmë për vete e t'u hapim sytë edhe të tjerëve, kjo është detyra jonë! — theksoi Andrea duke ulur kokën.

Vesovshçikovi pyeti:

— Po kur do ta tundim, vallë?

— Gjer atëherë do të hamë dru edhe kush e di sa herë, për këtë jam i sigurt! — tha hoholli. — Nuk e di se kur do të na vijë radha që të luftojmë! Po mua më duket se pikësëpari duhet të armatosim kokën e pastaj duart.[81])

Nikolla heshti dhe filloi përsëri të hante. Nëna vrente tinës fytyrën e tij të gjerë vrarëlije se mos gjente aty ndonjë tipar që t'i ngjallte një farë simpatie për këtë njeri të vrazhët e me trup të madh e të rëndë. Po kur haste vështrimin e mprehtë të syve të tij të veckël, pa dashur mblidhte vetullat. Andrea dukej i shqetësuar atë mbrëmje. Zinte kokën me të dy duart, fillonte një fjalë, e linte për gjysmë, qeshte si me vete dhe pastaj vërshëllente.

Nënës i dukej sikur e kuptonte mërzitjen e tij. Vesovshçikovi mezi hapte gojën; kur e pyeste Andrea për ndonjë gjë, ai i përgjigjej sa më shkurt dhe si me pahir.

Nëna me Andrenë e ndjenin veten ngushtë e si më gjëmba dhe mezi merrnin frymë; herë pas here e vrenin mysafirin me bishtin e syrit.

Më së fundi Vesovshçikovi u ngrit duke thënë:

— Unë po bie... Ndenja e ndenja në burg... pastaj menjëherë më liruan... Jam i lodhur...

---

81. Bëni krahasimin midis pikëpamjeve të Vesovshçikovit dhe të Andresë. Andrea si një bolshevik që ka praktikën revolucionare, që njeh teorinë revolucionare, jep mendime të arësyeshme, i zgjidh drejt problemet, kërkon që të sqarohen e të organizohen masat e gjera të punëtorëve, sado kohë që të kërkojë kjo punë. Kurse Vesovshçikovi nuk e ka pregatitjen dhe përvojën e Andresë, ai është subjektivist dhe ca anarkist në vlerësimet e mendimet e tij, ai e nënvleftëson punën e partisë me masat.

Nikolla doli, u vërtit pak në kuzinë dhe ra në gjumë si i vdekur. Plakosi një heshtje e thellë. Nëna i pëshpëriti hohollit:

— Ai gjithënjë gjëra të tmershme mendon...

— Nuk është më të! — vërtetoi hoholli duke tundur kokën. — Po do të vijë në vete! Edhe unë e kam hequr këtë sëmundje... Kur flaka nuk është mjaft e fortë dhe e qartë, zemrën e mbulon bloza... Po ju, nënoke, shkoni të bini se unë do të lexoj edhe një çikë...

Ajo shkoi në një çip të dhomës ku ishte shtrati prapa një perdeje prej pambuku. Nga vendi ku kishte ndenjur, Andrea dëgjoi një copë herë pëshpëritjen e lutjeve dhe psherëtimat e saj. Duke kthyer njërën pas tjetrës fletët e librit, ai fërkonte ballin me nervozitet, dridhte mustaqet me ata gishtrinj të gjatë dhe tundte këmbët... Varësi i sahatit ja bënte tik-tak dhe jashtë era vajtonte në xhamet e dritareve. Dhe nëna thoshte me zë të ulët:

— O Perëndi! Sa njerëz rrojnë në këtë botë... dhe sikush do të qahet për ndonjë gjë... ku janë ata që rrojnë të gëzuar?

— Ka edhe të atillë! Dhe për së shpejti do të bëhen më shumë... oh, sa shumë! — ja ktheu hoholli.[82]).

## XX.

Jeta rridhte me të shpejtë, ditët nuk i ngjanin njëra tjetrës. Secila prej tyre sillte diçka të re, po nëna nuk alarmohej më. Përherë e më shpesh vinin disa njerëz të panjohur që bisedonin me Andrenë me zë të ulët dhe me frikë se mos i diktonte kush; iknin natën vonë dhe kalonin pa zhurmë nëpër errësirë me jakën të ngritur dhe kasqetën të ngjeshur gjer në veshë. Secili prej tyre ndjente një gëzim të thellë që mezi e mbante; dukej sikur që të gjithë dëshëronin të qeshnin e t'ja thoshin këngës, po s'kishin kurrë kohë të lirë; nxitonin sikur i prisnin një mijë punë. Disa ishin serio-

82. Në këto fjalë shprehet besimi i patundur që ka Hoholli në shoqërinë e ardhëshme socialiste, ku njerëzit do të jenë të lumtur se ata do të jenë çliruar prej shfrytëzimit.

zë e krenarë, ca të tjerë shkëlqenin prej gëzimit të gjallë të një djalërie të zjarrtë, kish pastaj edhe të atillë që rrinin të menduar e të heshtur, po nënës i dukeshin që të gjithë të vendosur e të bindur në punën që bënin. Për nënën të gjitha ato fytyra, sado të ndryshme që të ishin nga pamja, shkriheshin në një fytyrë të vetme, të hequr, të qetë e të vendosur, në një fytyrë të kthjelltë me vështrim të thellë, të ëmbël e të rreptë njëkohësisht, në një fytyrë si ajo e Krishtit tek shkon në Emmaus.

Nëna i numronte dhe në mend të saj i përfytyronte si një turmë rreth Pavlit; i dukej sikur i biri ish i siguruar në mes të atyre njerëzve, kështu që nuk u binte edhe aq në sy armiqve.

Një ditë erdhi nga qyteti një vajzë e shkathët me flokë kaçurrel dhe solli një pako për Andrenë; duke dalë, e shikoi nënën me ata sy që i shkëlqenin nga gëzimi dhe i tha:

— Mirupafshim, shoqe!

— Mirupafshim! — u përgjegj nëna duke mbajtur të qeshurit.

Dhe, si e përcolli vajzën, nëna u kthye e iu afrua dritares dhe e ndoqi me sy „shoqen" e saj që po largohej me çape të vogla e të dendura, e freskët si një lule pranverore, e lehtë si ndonjë flutur.

— „Shoqe!" — tha nëna me vete, kur iu zhduk vajza nga sytë. — Ah, vogëlushe e nënës! Dhëntë Zoti të marrësh një shok të mirë për tërë jetën!

Shpesh herë fytyra dhe sjelljet e atyre që vinin nga qyteti i dukeshin nënës si prej çilimiu dhe qeshte me vete me miratim e dhëmshuri. Po ajo e shihte gjithnjë më qartë se sa i thellë e patundur ishte besimi i tyre dhe ndjente në zemër një gëzim të madh; asaj i preknin dhe i ngrohnin zemrën ëndrrat e tyre mbi triumfin e drejtësisë. Kur i dëgjonte që flisnin për këto ëndrra, nëna psherëtinte pa dashur dhe mallëngjehej nga një hidhërim i fshehtë. Nënën e prekte sidomos thjeshtësia e tyre dhe mospërfillja e bukur dhe bujare që kishin ata për vetveten.

Nëna kishte arritur të kuptonte shumë gjëra nga ato që thoshin ata për jetën dhe e ndjente se me të vërtetë ki-

shin zbuluar burimin e të gjitha mjerimeve që helmonin jetën e njerëzve, kështuqë dalngadalë u mësua të bashkohej me mendimet e tyre. Po thellë në shpirt të saj ajo nuk besonte se do të kishin aq fuqi sa ta rindërtonin shoqërinë sipas idealit të tyre dhe se do të ishin të zotët t'i bënin me vete tërë punëtorët. Secili kërkon të nginjet sot dhe nuk do që ta shtyjë as edhe një javë më vonë drekën që mund ta hajë që në këtë çast. Këtë rrugë të gjatë e të vështirë nuk mund ta ndjekin të gjithë njerëzit, nuk e shohin dot që të gjithë se kjo rrugë të çon në mbretërinë e mrekullueshme ku njerëzit do të rrojnë si vëllezër.[83]) Dhe prandaj gjithë ata njerëz të mirë nënës i dukeshin si fëmijë, ndonëse disa prej tyre ishin me mjekër e shpesh herë me fytyrë të lodhur.

— Ah, more bijtë e nënës! — thoshte ajo me vete duke tundur kokën.

Po jeta e tyre sot për sot ish serioze, e arësyeshme dhe për t'u lëvduar, të gjithë mendonin për të mirë dhe s'kurseheshin që t'u mësonin njerëzve atë që dinin. Nëna e kuptonte se një jetë e tillë ishte e bukur me gjithë rreziqet e saj. Dhe duke psherëtitur hidhte sytë prapa e shihte rrugicën e ngushtë e të errët ku shtrihej e shkuara e saj dhe i vinte keq që i kaloi e zbrazët, pa asnjë qëllim. Po tani pak e nga pak po bindej se ishte e nevojëshme për këtë jetë të re që po përgatitej. Më parë s'e kishte ndjerë veten kurrë të dobishme për gjësendi, kurse tani e shihte se shumë veta kishin nevojë për të. Kjo ishte një ndjenjë e re dhe e këndëshme që e bënte nënën ta ngrinte ballin lart.

Shpinte rregullisht broshurat në fabrikë dhe ndjente kënaqësinë që na jep detyra e kryer; në çdo çast shpikte mënyra të tjera që të mos e diktonin. Policët u mësuan me te e nuk ja vinin veshin. E kishin kontrolluar disaherë, po

---

83. Autori vazhdon të na tregojë kthesën gjithnjë e më të madhe që bën nëna drejt ideve të reja socialiste, drejt rrugës së revolucionit; por tek ajo shikojmë dhe një farë mosbesimi, ajo s'ka mundur të shkëputet plotësisht nga paragjykimet e veta, prandaj i vlerëson njerëzit jo drejt. Ajo ende mendon se shumica e punëtorëve s'janë të gatshëm të sakrifikojnë kënaqësinë e vogël të së sotmes për hir të së ardhmes së ndritur. Kuptohet lehtë se këto mendime të saj vijnë se ajo s'e ka njohur mirë masën e punëtorëve, ndryshimet që kanë ndodhur.

gjithmonë si ishin përhapur në fabrikë fletët e shtypura. Dhe pikërisht ahere kur s'kishte gjë me vete ajo gjente mënyrën për të tërhequr vrejtjen e rojtarëve dhe i bënte spiunët të dyshonin. Ata e ndalnin dhe e kqyrnin me kujdes. Nëna bënte sikur zemërohej dhe zihej me policët. Ata mbeteshin me turp se nuk i gjenin gjë dhe nëna delte, kryelartë për dinakërinë e saj. Dalngadalë kjo lodër zuri t'i pëlqente.

Vesovshçikovin nuk e morën në fabrikë dhe ai hyri në punë te një tregëtar qeresteje. Prej mëngjesit në mbrëmje do ta shihje nëpër rrugët e lagjes punëtore duke ngarë karron e ngarkuar me trarë, drasa dhe dru të prerë. Dy kuaj të zes, të plakur e me kocka të dala mezi hidhnin këmbët që u dridheshin nga barra e rëndë. Prapa tyre vinte karrua e vjetëruar me disa trarë të gjatë e të trashë që u mbetej gjysma jashtë ose me drasa që të shurdhonin veshët duke u përpjekur njëra pas tjetrës. Përbri karros shkonte Nikolla, i ndyrë, i reckosur, me ca çizme të rënduara nga balta, me kasqetën rasur gjer në veshët, i vrazhët e me qoshe si ndonjë kërcu i pagdhendur. Tundte kokën dhe sytë i mbante përdhe që të mos shihte njeri. Kuajt e tij, me frerin të lëshuar, ecnin si të verbër dhe përpiqeshin me njerëz e me qerre që vinin për ballë. Në veshët e djaloshit me fytyrë vrarëlie zhuzhullonin si zhizha klithma zemërimi dhe të shara të ndyra. Ai nuk e ngrinte kokën e as u përgjigjej, po vërshëllente me sa fuqi që kish dhe u grahte kuajve:

— Hyyy! Përpara! Jepi!

Sa herë që mblidheshin te Andrea që të lexonin ndonjë broshurë apo numrin e fundit të ndonjë gazete të jashtme, vinte edhe Vesovshçikovi, rrinte në një çip dhe, pa hapur gojë, dëgjonte një orë a dy. Si mbaronte leximi, zinin e diskutonin gjerë e gjatë, po Nikolla nuk merrte pjesë në bisedim. Kurdoherë ai do të ikte i fundit. Kur mbetej vetëm me Andrenë, e pyeste, i menduar e i ngrysur në fytyrë:

— Kush e ka fajin më të madh?

— Fajin më të madh e ka ai që tha për herë të parë: „Kjo është imja!" Ai njeri ka disa mijë vjet që ka vdekur:

është e kotë, pra, që të zemërohesh kundër tij! — thoshte hoholli si me shaka, po sytë e tij vrenin të shqetësuar.

— Po të pasurit e të fuqishmit? Po ata që u venë pas dhe bëhen veglat e tyre? Ata, qysh, kanë të drejtë thua ti?

Hoholli zinte kokën me të dy duart, përdridhte mustaqet dhe fliste pa u lodhur me fjalë të thjeshta e të kuptueshme mbi jetën e mbi njerëzit. Po nga fjalët e tij delte sikur të gjithë njerëzit ishin fajtorë dhe kjo nuk i pëlqente Nikollës. Kur fliste Andrea, ai i vinte veshin duke shtrënguar buzët e trasha dhe tundte kokën që të tregonte se fjalët e hohollit nuk e bindnin. Më së fundi i thoshte se s'kish të drejtë dhe dilte i ngrysur e i pakënaqur.

— Një ditë i tha Andresë:

— Jo, duhet të ketë njerëz që kanë fajin më të madh... ata i kemi përpara syve! Ja ku ta them unë... ne duhet ta lërojmë jetën thellë e më thellë si një arë të mbuluar me gjëmba të rrezikshëm për bimët... duhet t'i shkulim pa mëshirë ferrat e gjëmbat!

— Tamam këtë thoshte një ditë për ju kontrollori Isai! — foli nëna.

— Isaiu? — pyeti Vesovshçikovi, si heshti një copë herë.

— Ai, po! Sa njeri i lik! Do t'i fusë hundët kudo! Pyet njërin, pyet tjetrin... zuri të shkojë edhe nga rruga jonë tani... shikon nëpër dritaret...

— Shikon nëpër dritaret! — përsëriti Nikolla fjalët e nënës.

Nëna kishte rënë në rrobat dhe nuk ja shihte fytyrën. Po e ndjeu që tha diçka të tepër kur dëgjoi hohollin që foli me të shpejtë si për të humbur gjurmat:

— Po mirë, le të shikojë! Punë e madhe! Duket se është më ngé dhe i pëlqen të sillet rrugëve.

— Jo, prit! — tha Nikolla me zë të mbyllur. — Ja, ai është fajtori!

— E ç'faj ka ai? — pyeti hoholli — apo se është i trashë nga mendja?

Po Vesovshçikovi nuk iu përgjigj fare dhe u ngrit e iku.

Andrea zuri të sillej me ngadalë nëpër dhomë, duke hequr zvarrë këmbët e tij të holla e të lehta si të merimangës. Si gjithnjë, ai i kish hequr çizmet që të mos e shqetësonte Vllasovën. Po ajo nuk flinte dhe, me të dalë Nikolla, tha me zemër të dridhur:

— Ja kam frikën këtij unë! Është si ajo soba e skuqur që të djeg dhe nuk të ngroh...

— Vërtet! — tha hoholli duke i theksuar fjalët. — Është i prapë e i egër. Mos ja zini ngoje kurrë më atë Isainë, nënoke... Isaiu është vërtet spiun... bile e paguajnë për këtë punë...

— S'është ndonjë çudi! Miku i tij më i ngushtë punon në polici.

— Kam frikë se Vesovshçikovi do t'ja hajë kokën ndonjë ditë! — tha hoholli. — Ja, e shikoni se çfarë ndjenja ngjallin sundonjësit e jetës sonë në radhët më të ulta të shoqërisë! Kur njerëzit si Nikolla do ta kuptojnë gjendjen e tyre të poshtëruar dhe do të humbasin durimin, merreni me mend se ç'ka për të ngjarë! Qielli do të spërkatet me gjak dhe toka do të zjejë si e mbytur me shkumë të kuqe.

— Sa gjë e tmershme, Andrijusha! — belbëzoi nëna me zë të dredhur.

— Mirë t'u bëhet armiqve tanë... Mos harroni, nënoke, se çdo pikë e gjakut të tyre është larë me kohë nga rrëketë e lotëve të popullit që janë derdhur me vjete të panumëruara...

Befas qeshi me ngadalë dhe shtoi:

— Për e drejtë, është e drejtë... po ç'e do se kjo nuk na ngushëllon!

## XXI.

Një të diel, siç po kthehej nga dyqani, nëna hapi derën e shtëpisë dhe një gëzim i madh i vërshoi në gji e ja freskoi tërë trupin si ndonjë shi pranvere: në dhomë dëgjohej zëri i fortë i Pavlit.

— Ja ku erdhi! — thirri hoholli kur e pa.

Nëna vuri re se sa me të shpejtë u kthye Pavli nga ana e saj. Fytyra e tij u ndriçua nga një ndjenjë që premtonte për nënën gjëra të mëdha.

— U ktheve... në shtëpi! — murmuriti e mallëngjyer dhe u ul e ndenji se iu prenë këmbët.

Pavli iu qas krejt i zbetë në fytyrë. Dy lot të shkëlqyer i ndrinin në çipat e syrit, buzët i dridheshin. Një copë herë nuk mundi të fliste; edhe nëna e shikonte pa folur.

Hoholli u kaloi përpara kokëulur dhe doli duke vërshëllyer.

— Të falemnderit, nënë! — tha më së fundi Pavli me një zë të ulët e të thellë, duke i shtrënguar dorën me gishtërinjtë që i dridheshin. — Të falemnderit, nënë e dashur!

E mallëngjyer dhe e gëzuar nga shprehja e fytyrës së të birit dhe nga toni i zërit të tij, ajo i fërkoi flokët dhe, duke u munduar të qetësonte të rrahurat e zemrës së saj, i tha me ngadalë:

— Zoti qoftë me ty!... Përse më falënderon?

— Se po na ndih të kryejmë veprën tonë të madhe! Të falemnderit! — përsëriti ai. — Është një fat i madh për njerinë kur mund të thotë se afrohet me nënën e tij edhe nga fryma, edhe nga mendimet...

Ajo nuk u përgjigj; zemra i gufonte dhe i përpinte fjalët e Pavlit me etje të pashuar, e shikonte me sy të habitur prej gëzimit; ishte e lumtur: të birit i shkëlqente fytyra, ai i dukej i dashur e i afërt si kurrë ndonjëherë...

— Nënë... E shihja se shumë gjëra nga jeta ime të lëndonin zemrën... më vinte keq kur ti vuaje, po nuk dija si të bëja, si të spiegohesha me ty!... Më dukej sikur ti nuk do të bashkoheshe kurrë me ne, sikur nuk do t'i pranoje kurrë mendimet tona... Kujtoja se ti do të vazhdoje t'i duroje të gjitha pa folur, siç kishe bërë tërë jetën... Kjo më bënte të vuaja, pikë në zemër e kisha, po s'dija nga ta kapja.

— Andrea më bëri të kuptoj shumë gjëra! — tha nëna, duke dashur t'i kujtonte hohollin të birit.

— Më tregoi se ç'ke bërë! — tha Pavli duke qeshur.

— Edhe Jegori. Jemi nga një fshat me të... Andrea deshte të më mësonte edhe për të lexuar...

— Dhe ty të erdhi turp dhe zure të mësosh vetë, fshehurazi...

— Ah, më paska përgjuar! — thirri nëna si me turp. E duke mos e mbajtur dot veten nga gëzimi i madh që i mbushte zemrën, i tha Pavlit:

— Duhet ta thërresim edhe atë! Doli që të mos na shqetësonte. Është pa nënë...

— Andre! — i thirri Pavli duke hapur derën. — Ku je?

— Këtu jam, thashë të çaja ca dru...

— Eja, eja, pa drutë i çan më vonë, ke kohë...

— Mirë...

Nuk u kthye menjëherë dhe, kur u dha te pragu i kuzinës, tha si për një punë me rëndësi:

— I duhet thënë Vesovshçikovit të na sjellë ca dru se po na mbarohen. E shikoni si i ka vlejtur burgu Pavlit?... Në vend që t'i dënojë rebelët, qeveria i ve të mahen...

Nëna qeshi, zemra i gufonte nga gëzimi e nga ëndja, ishte si e dehur nga lumturia; po në atë çast një instinkt i fshehtë e shtynte të dëshëronte që i biri të ishte i qetë dhe i mbyllur si kurdoherë. Shpirti i saj tepër i lumtur deshte që ky gëzim i parë në jetën e vet t'i mbetej gjithmonë në zemër i fortë e i gjallë, kështu siç ishte tani. Nga frika se mos lumturia e saj pakësohej, ajo u nxitua ta mbulonte thellë në zemër, si ndonjë gjahtar që ka kapur për herë të parë një zog të rrallë e të mrekullueshëm e që e fsheh se mos ja shohin sytë e botës.

— Ti, Pasha, s'ke ngrënë akoma?... Ejani të hamë drekë! — tha nëna.

— Jo, s'kam ngrënë. Gardiani më tha dje se kishin vendosur të më lironin dhe që prej atij çasti s'pata më as uri as etje... I pari njeri që takova këtu — vazhdoi ai duke iu drejtuar Andresë — është plaku Sizov. Sapo më pa mua, kapërxeu rrugën dhe erdhi më përshëndeti... E këshillova të ketë mendjen e të ruhet meqë u bëra njeri i rrezikshëm tani, dhe jam nën vrejtjen e policisë. „S'ka gjë!"

më tha Sizovi. Dhe a e di se ç'më pyeti për të nipin? — „A u suall mirë Fedja në burg?". I thashë: „Ç'domethënë të sillesh mirë në burg?". M'u përgjigj: — „Po ja, të mos tradhëtosh shokët!". Kur i tregova se Fedja është një djalë i ndershëm dhe i zgjuar, ai fërkoi mjekrën dhe më tha me krenari: „Ne Sizovët, lavdi Zotit, s'kemi faqezes në familjen tonë..."[84])

— Është me mend ai plak, — tha Andrea. — Kam kuvenduar shpesh me të... duket njeri i mirë. Po Fedja a do të lirohet tani shpejt?

— Këto ditë, sigurisht... Besoj se kanë për t'i liruar të gjithë. S'kanë asnjë fakt kundër nesh përveç kallëzimeve të Isaiut; po ç'mund të dinte ai, fundi i fundit?

Nëna hynte e dilte dhe vështronte të birin me dashuri dhe mburrje. Hoholli kishte qëndruar pranë dritares, me duart prapa kurrizit dhe dëgjonte fjalët e Pavlit. Pavli ecte nëpër dhomë me çape të gjata. Kishte lënë mjekrën e cila përdridhej në disa rrutullame të zeza që e zbutnin rreptësinë e fytyrës së tij të zeshkët. Sytë e tij të rrethuar me një vijëzë të murme kishin një vështrim të vrejtur.

— Uluni të hamë! — tha nëna duke shtruar sofrën.

Tek po hanin, hoholli e solli fjalën mbi Ribinin. Si mbaroi së treguari ç'kishte ngjarë, Pavli tha me hidhërim:

— Sikur të kisha qenë aty, nuk do ta lija të ikte kështu! Si shkoi ai? Me një ndjenjë revoltimi e me disa mendime të ngatërruara!...

Hoholli qeshi dhe tha:

— Eh, kur njeriu bëhet dyzet vjeç dhe ka luftuar gjatë e pa dobi kundër pasigurisë dhe dyshimeve në shpirtin e tij, është gati e pamundur t'i mbushësh mendjen e t'ja ndrosh mendimin.

Vazhduan të bisedonin duke përdorur fjalë që nëna s'i kuptonte. Kishin mbaruar së ngrëni qëkuri dhe ata po e sulmonin njëri tjetrin pa reshtur e pa mëshirë me fjalë

---

84. Edhe ky jasht flet qartë për zhvillimin e ndërgjegjes revolucionare ndër punëtorët. Puna që kanë bërë anëtarët e partisë me punëtorët, po jep frutet e veta.

shkencore. Nganjëherë shpreheshin edhe me fjalë më të thjeshta.

— Duhet të ndjekim rrugën tonë pa u larguar asnjë çap. — thoshte Pavli me ngulm.

— Dhe të ndeshemi rrugës me dhjetra milionë njerëz që na shikojnë si armiq... — i përgjigjej hoholli.

Nëna dëgjonte; vuri re se Pavli nuk i donte fshatarët, kurse hoholli mbante anën e tyre dhe thoshte se edhe ata duheshin zgjuar e stërvitur në rrugën e së vërtetës. Ajo e kuptonte më mirë Andrenë dhe i dukej sikur ai kish të drejtë. Sa herë që i thoshte Pavlit ndonjë fjalë, nëna vinte veshin dhe mbante frymën duke pritur me padurim përgjigjen e të birit. Trembej se mos hoholli e fyente. Po çdo herë e shihte se ish trembur kot, sepse ata, edhe kur nxeheshin në bisedim e sipër, nuk i thyenin kurrë zemrën shoku shokut.

— Kohë më kohë nëna e pyeste të birin:

— Vërtet ashtu, Pasha?

Dhe ai i përgjigjej me buzë në gaz.

— Po!

— Ja, ju or zot i mirë — thoshte hoholli si me qesëndi — keni ngrënë shumë dhe nuk e keni përtypur mirë, prandaj ju ka mbetur një copë në grykë... Dhe tani po ju ngatërrohen fjalët.

— Mos folë marrësira! — ja kthente Pavli.

— Unë!... jam aq serioz sa në një varrim!...

Nëna qeshte duke tundur kokën...

## XXII.

Pranvera po afrohej bora shkrinte duke nxjerrë në shesh baltën dhe blozën e oxhakëve të fabrikës që i kish mbuluar tërë dimrin me cipën e saj të bardhë.

Çdo ditë balta dilte më tepër në shesh, rrugët bëheshin të pakalueshme dhe tërë ajo lagje punëtorësh dukej më e ndyrë e më e handakosur. Ditën, çatitë kullonin e nxirnin avull sikur dërsinin. Natën gjatë strehëve formo-

beshin shkopinj prej akulli që shkëlqenin në dritën e fenerëve të vendosur larg. Dielli dukej sa vinte më shpesh dhe vijat e ujit rridhnin të pasigurta dhe me ngadalë drejt kënetës.

Po bëheshin gati të festonin Një Majin.

Fletë të shtypura ishin shpërndarë në fabrikë dhe nëpër shtëpitë. Ato spiegonin kuptimin e kësaj feste. Shumë të rinj që s'kishin të bënin me lëvizjen punëtore, thoshin midis tyre:

— Duhet organizuar kjo punë!

Vesovshçikovi thoshte duke qeshur me pahir:

— Mirë që u kujtuan më në fund, se mjaft u muarën me lodra fëmijësh!

Fedja Mazini ishte plot gëzim. Ishte tretur mjaft dhe nervozimi i gjesteve dhe i fjalëve të tij të kujtonin një laureshë të mbyllur në kuvli. Shkonte gjithnjë me Jakov Somovin, një djalë i heshtur, tepër serioz për moshën e tij, që punonte tani në qendër. Samoillovi, të cilit flokët dhe mjekra i qenë skuqur më tepër që kur ishte burgosur, Vasil Gusevi, Bukini, Dragunovi dhe disa të tjerë ishin të mendimit se duhej të armatoseshin; po Pavli, hoholli, Somovi dhe miqtë e tyre nuk e shihnin të nevojëshme një gjë të tillë.

Në këto e sipër erdhi edhe Jegori nga qyteti. Si gjithmonë, ishte i lodhur, i dërsirë dhe mezi merrte frymë. Ai tha si me të tallur:

— Ndryshimi i rendit shoqëror të sotshëm është një vepër e madhe, o shokë; po që të vejë puna mbarë e të kryhet me sukses, është nevoja që unë të bëhem me këpucë të reja! (Tregoi çizmet e tij të grisura, që e kllisnin ujët brenda). Edhe galloshet s'i kam të sakta: për ditë më lagen këmbët. Nuk dua të futem në dhé pa e mohuar një herë botën e vjetër haptazi dhe në një mënyrë që të bjerë në sy. Prandaj, duke hedhur poshtë propozimin e shokut Samoillov për demostratë të armatosur, propozoj që të më mbathin me një palë çizme të mira, se jam thellësisht i bindur që kjo do të jetë shumë më e dobishme për triumfin e kauzës sonë se sa përleshja më e madhe.

Pastaj tregoi, duke përdorur gjithë po atë gjuhë me thumba e me figura, se si popujt e viseve të tjera ishin përpjekur të përmirësonin gjendjen e tyre. Nëna u vinte veshin fjalëve të tij, të cilat i bënin një përshtypje të veçantë. Duke dëgjuar Jegorin ajo kuptonte se armiqtë më të mëdhenj të popullit, ata që e mashtronin më shpesh e më rëndë, ishin disa burra të shkurtër me bark të këcyer e me faqe të fryra e të kuqe, disa burra të babëzitur, dinakë, të pamëshirshëm e gënjeshtarë. Kur tirania e carit ua bënte jetën të vështirë, ata shtynin botën punëtore të rrëmbejë fuqinë; dhe kur populli çohej e merrte frenat e shtetit në dorë, ata, me dredhitë e tyre, ja shkëputnin përsëri nga duart dhe i dërgonin punëtorët në kasollet e tyre plot mjerim e varfëri, ku rronin dhe më parë. Dhe sikur punëtorët të çfaqnin më të voglën pakënaqësi, barkëmëdhenjtë i masakronin me qindra e me mijëra.[85])

Një ditë nëna mori zemër dhe i tha se ç'pamje i kishin ngjallur në mendje fjalët e tij; pastaj e pyeti me buzën në gaz: — A kështu është vërtet, Jegor Ivanoviç?

Ai ja plasi të qeshurit, zgurdulloi sytë, mori frymë me zor dhe fërkoi kraharorin me të dy duart.

— Vërtet kështu është, nëno! E kini mbërthyer tamam për brirësh demin e historisë. Mikrobet e helmatisur që i pinë gjakun popullit janë pikërisht ata barkmëdhenjtë. Francezët i quajnë borgjezë. Mbaje mend mirë, nëno: borgjezët na shtrydhin e na pinë gjakun.

— Domethënë të pasurit? — e pyeti nëna.

— Pikërisht ata! Dhe atje, në paratë, qëndron fatkeqësia e tyre. Kur një fëmije i hedhin bakër në ushqim, ahere kockat e tij nuk zhvillohen dhe ai bëhet shkurtabiq; po kështu, kur e helmatosin njeriun që në vogëli me ar, shpirti i tij bëhet i neveritshëm, i murmë e lëvere si një top llastiku prej pesë kopekësh.[86])

85. Jegori e ka fjalën për revolucionet borgjeze. Si dihet në të kaluarën këto revolucione i ka udhëhequr borgjezia; ndonëse revolucionet i kanë kryer masat, fitoret i korrte borgjezia dhe gjendja e popullit punonjës mbetej përsëri e keqe.

86. Të vrehet roli i madh që lozin bisedat që bën Pavli e shokët e tij me Nillovnën për ta sqaruar atë, për t'i treguar kontradiktat e jetës shoqërore, shfrytëzimin e masave, nevojën e luftës revolucionare, për ta çuar Nillovnën gradualisht në rrugën e revolucionit.

Duke folur për Jegorin, Pavli tha një ditë:

— A e di, Andre, njerëzit që qeshin më tepër janë ata që vuajnë më shumë në shpirt.

Si heshti pakë, hoholli u përgjegj duke mbyllur sytë për gjysmë:

— Nuk është e vërtetë! Po të ishte ashtu, Rusia e tërë do të shkulej së qeshuri!...

Natasha u duk përsëri. Kishte qenë në burg në një qytet tjetër, po nuk qe ndryshuar fare. Nëna vuri re se kur ndodhej aty Natasha, hoholli dukej më i gëzuar, i tallte të gjithë pa iu thyer zemrën dhe e bënte vajzën të qeshte me shakatë e tij të holla. Po me të ikur Natasha, Andrea fillonte të vërshëllente me trishtim këngët e tij të panumurta dhe vinte rrotull nëpër dhomë duke hequr këmbët zvarrë.

Edhe Sasheka vinte shpesh; ajo ishte gjithnjë e ngrysur e në telashe, sa vinte po bëhej më e ashpër e më nervoze.

Një ditë që Pavli kishte dalë nga shtëpia që ta përcillte dhe derën e kish lënë hapur, nënës i zuri veshi këtë bisedim të shpejtë:

— Ju do ta mbani flamurin? — pyeti vajza me zë të ulët.

— Po.

— U vendos?

— Sigurisht! A nuk është e drejta ime?

— Doni të hyni prapë në burg?...

Pavli nuk foli.

— A nuk do të ishte e mundur sikur... — filloi përsëri Sashenka.

— Çfarë? — pyeti Pavli.

— T'ja linit një tjetri...

— Jo! — tha Pavli me një ton të prerë.

— Mendohuni mirë... ju kini aq influencë... gëzoni simpatinë e të gjithëve. Ju dhe Andrea jeni udhëheqës këtu... sa punë mund të bëni duke qenë të lirë!... Mendohuni!... Ta dini se kësaj here do t'ju internojnë... shumë larg... dhe kush e di për sa vjet!...

Nënës iu duk sikur në zërin e vajzës çfaqeshin dy ndjenja, të cilat ajo i njihte mirë: frika dhe shqetësimi. Fjalët e Sashenkës ranë mbi zemrën e saj prej nëne si pika uji të akullt...

— Jo, e kam vendosur! — tha përsëri Pavli — dhe asgjë në botë nuk mund të më bëjë që të heq dorë...[87])

— Edhe sikur t'ju lutesha... edhe sikur...

Pavli ja preu fjalën dhe iu kthye me një ton jashtëzakonisht të rreptë:

— Mos folni kështu... ku e keni mendjen? Nuk duhet të flisni të tilla fjalë.

— Njeri jam edhe unë! — tha vajza si për të shkarkuar veten.

— Jeni një krijesë zemër-mirë dhe e dashur! — tha Pavli me zë të ulët e duke marrë frymë me të shpejtë — një krijesë e shtrenjtë... oh, shumë e shtrenjtë për mua!... Dhe prandaj... prandaj nuk duhet të flisni ashtu.

— Lamtumirë! — tha vajza.

Nga trokëllima e takave, nëna e kuptoi se Sashenka iku gati duke rendur. Pavli e ndoqi në oborr.

Një llahtarë e madhe, dërmonjëse, plakosi në shpirtin e nënës. Ajo nuk e kish kuptuar mirë përse ishte fjala, po e ndjeu se po i turrej një fatkeqësi e re.

„Ç'kërkon të bëjë, vallë?" pyeste veten me zemër të dredhur.

Pavli hyri në kuzinë bashkë me Andrenë. Hoholli thoshte duke tundur kokën:

— Ah, ky dreq Isai! Si do t'ja bëjmë atij njeriu?

— Ta këshillojmë të heqë dorë nga spiunllëqet. — u përgjigj Pavli, i mërzitur.

— Ti, Pavli, ç'ke ndër mend të bësh? — pyeti nëna duke ulur kokën.

— Kur? Tani?

— Jo; më 1... më 1 Maj?

---

87. Pavli si komunist nuk trembet nga sakrificat, ai kërkon me këmbëngulje të jetë vetë në vendin më të vështirë dhe me shembëllën e tij të frymëzojë masat e punëtorëve.

— Ah! — tha Pavli me zë të ulët. — Do të mbaj flamurin... Do të jem në ballë të demostratës me flamurin në dorë... Ndofta do të më kapin e do të më burgosin përsëri...

Sytë e nënës u skuqën si ndër ethe, buza iu tha; Pavli i rrëmbeu dorën dhe ja përkëdheli:

— Kështu e do puna, nënë! Atje është lumturia!

— Nuk thashë gjë! — ja preu nëna me ngadalë duke ngritur ballin lart..

Po kur sytë e saj takuan vështrimin ngulmonjës të Pavlit, ajo e uli kokën përsëri.

Pavli lëshoi dorën e s'ëmës, psherëtiti dhe tha me një ton qërtimi:

— Ti duhej të gëzohesh e jo të hidhërohesh... Kur do të kemi nëna që t'i dërgojnë me gëzim djemtë e tyre edhe në vdekje?...

— Hop! Hop! — u hodh hoholli. — Më me ngadalë një çikë!

— Nuk thashë gjë! — përsëriti nëna. — Unë s'të ndaloj... Po në më vjen keq për ty, ajo është puna ime... S'ka si të mos i vijë keq një nëne!

Pavli u largua pak dhe nëna e dëgjoi të fliste disa fjalë si presë brisku:

— Janë disa nyje familjare që ja lidhin duart njeriut e s'e lënë të rrojë.

Nëna u drodh, dhe nga frika se mos ai thoshte të tjera fjalë si këto, ja preu me nxitim:

— Mos folë kështu, Pasha!... E kuptoj... ti s'mund të bësh dot ndryshe... Je i detyruar kundrejt shokëve...

— Jo! — tha Pavli. — Do ta bëj jo për hatrin e ndokujt, po se kështu dua vetë.

Andrea qendroi te praku i derës; dukej si i vendosur në një kuadro. Ishte më i gjatë se dera dhe kishte mbledhur gjunjët në një mënyrë të çuditshme. Njërin sup e kish mbështetur pas parvazit dhe kokën, qafën dhe supin tjetër i kishte nxjerrë përpara.

— Do të bënit mirë, zoti im, të mos flisnit aq shumë! — tha duke ja mbërthyer Pavlit sytë e tij të këcyer e të

vrejtur. I shëmbëllente një hardhucke të fshehur në të çarën e një guri.

Nënës i vinte për të qarë, po meqë nuk donte të derdhte lot në sy të Pavlit, bëri sikur diç kishte harruar dhe doli jashtë, ku nuk e shihte njeri, mbështeti kokën pas murit dhe e shfreu brengën lirisht. Qau pa zë, pa ngashërim, e këputur, sikur nga sytë e saj t'i derdhej gjak në vend të lotëve. Që brenda, nëpër derën e mbyllur për gjysmë, vinin gjer në veshin e saj fjalët e mbytura të një diskutimi të ashpër;

— Ty ta ka ënda t'i lëndosh zemrën! — thoshte hoholli.

— S'ke të drejtë të më thuash një gjë të tillë!

— Nuk do të isha një shok i mirë po të heshtja përpara këtyre trimërive të tua... Pse ja the ato fjalë? Të paktën, ti vetë, a e di përse ja the?

— Njeriu duhet të flasë gjithëmonë ashtu si mendon.

— Edhe me nënën e vet?

— Me këdo! Nuk më duhet një dashuri që më ndal ose më pengon në rrugën time...

— Pa shiko se ç'trim! Fshi hundët aty, fshi hundët, pastaj shko e ja thuaj Sashenkës këto fjalë... Asaj duhej t'i flisje me këtë ton.

— Ashtu i fola!

— Kaq ashpër? S'e besoj! Asaj do t'i kesh folur me zë të ëmbël, me dhëmshuri... Nuk të dëgjova, po e di që kështu ka ndodhur... Vetëm përpara nënës sate tregon heroizëm... Apo jo? E, dëgjo këtu të të them; heroizma jote s'vlen asnjë dyshkë...

Vllasova fshiu lotët me të shpejtë. Kish frikë se mos hoholli e fyente të birin, prandaj hapi derën, hyri në kuzinë dhe tha duke u dredhur nga dhëmbja e nga frika:

— Uh, sa ftohët që bën jashtë, sidoqë jemi në pranverë!...

Dhe duke ndruar enët nga vendi pa ndonjë qëllim, nëna vazhdoi duke ngritur zërin që ta mbulonte zhurmën e bisedimit të hohollit me të birin:

— Të gjitha u ndryshuan... njerëzit nxehen dhe koha po ftohet... Dikur, në këtë stinë, moti ngrohej, dielli shkëlqente, qielli ishte i kthjelltë...

Ata të dy në dhomë heshtën. Nëna qëndroi pa lëvizur në mes të kuzinës sikur diç priste.

— E more vesh? — pyeti Andrea me zë të ulët. — Duhet ta kuptosh, dreqi ta marrë! Ajo është më bujare, më zemërbardhë se ti!...

— A doni çaj? — pyeti nëna me një zë të këputur. Dhe duke dashur të fshihte turbullimin e saj, tha, pa pritur përgjigjen e tyre:

— Po unë ç'kam kështu? Po dridhem nga të ftohtit!

Pavli doli nga dhoma me ngadale. Vështroi të jëmën me bisht të syrit dhe një nënqeshje pendimi u drodh në buzët e tij.

— Më ndje, nënë! — tha ai me gjysmë zëri — U solla si ndonjë i vogël, si çilimi.

— Mos më qorto më! — tha nëna me trishtim duke shtrënguar kryet e Pavlit pas kraharorit të saj. — Mos më thuaj më asgjë... Zoti qoftë me ty!... Bëj si të duash, po mos ma lëndo zemrën! Qysh është e mundur që një nënë të mos i vijë keq për të birin?... Mua më vjen keq për të gjithë ju... Ju që të gjithë keni shpirt njeriu, jeni zemërbardhë! E kush do t'jua qajë hallin përveç meje?... Ti zgjodhe këtë rrugë, të tjerë lanë ç'kishin dhe u nisën me ty bashkë.

Një ide e madhe lëvrinte në zemrën e saj, i jepte krahë dhe e mbushte me një gëzim të frikshëm, me një gëzim prej martiri. Po nëna nuk gjente fjalë që ta shprehte atë ide dhe e vështronte të birin me sytë e saj ku shkëlqente një pikëllim i thellë dhe i zjarrtë...

— Mirë, nënë! Ndjemë... kam faj! — pëshpëriti Pavli duke ulur sytë. I hodhi një vështrim të shpejtë duke buzëqeshur; pastaj ktheu kokën si i turpëruar dhe shtoi:

— Nuk do ta harroj kurrë, të jap fjalën e nderit!

Vllasova hyri në dhomë dhe iu lut Andresë:

— Mos e qortoni, Andre!... E di se ju jeni më i madhi... po...

Hoholli i kishte kthyer krahët. Kur dëgjoi këto fjalë që nëna ja thosh me të lutur, zuri të shfrynte, gjoja si me inat:

— Hë! hë! hë! S'dëgjon me të qërtuar ai... po do ta rrah ndonjë ditë!

Nëna iu afrua me ngadalë, i zgjati dorën dhe tha:

— Më paç uratën!...

Hoholli uli kokën, u kthye në anën tjetër dhe shkoi në kuzinë. Që andej u dëgjua zëri i tij plot ironi e trishtim:

— Ikë, Pavli, se të hëngra të gjallë!... Bëj shaka, nënoke, mos kujto se është e vërtetë! Po ngroh samovarin!... Ç'e do! Ky qymyr s'bën një para... Është i lagur, i mallkuari!...

Dhe heshti. Kur hyri nëna në kuzinë e gjeti të ulur në dysheme duke i fryrë zjarrit nën samovar, që të merrte. Pa e shikuar në sy, Andrea vazhdoi:

— Mos kini frikë, nënoke, nuk e trazoj! Jam i butë e i mirë si repa e zjerë... Edhe unë e dua! Mos dëgjo ti, trim i trimave! Vetëm jeleku i tij s'më pëlqen... Më kuptoni? Ka veshur një jelek të ri dhe është bërë sevdalli pas tij. Ecën i kapardisur duke nxjerrë barkun përpara dhe s'le njeri pa shtyrë me bryl që t'i shohim mirë jelekun e bukur. I bukur është jeleku, nuk them, po ç'faj të kanë të tjerët që t'u biesh me bryl?

Pavli pyeti me buzë në gaz:

— Akoma do të llomotisësh? Mjaft më qërtove, mbylle tani!

Andrea shtriu këmbët në dysheme në të dy anët e samovarit dhe e vështroi në sy. Nëna ishte më këmbë pranë derës dhe po vrente Andrenë me trishtim. Ky ra mbi kurriz me pëllëmbët e mbështetur pas truallit dhe, duke shikuar Vllasovët ëmë e bir me sytë e tij pak të skuqur, tha:

— Jeni me të vërtetë njerëz të mirë, që të dy!

Pavli u krrus dhe e kapi për krahu.

— Mos më hiq! — bërtiti Andrea. — Lëshomë se do të më rrëzosh...

— Pse t'ju vijë rëndë? — foli nëna me trishtim... — Puthuni dhe përqafojuni... Mos kini turp!

— Qafohemi? — tha Pavli me zë të ulët.

— Pse jo? — u përgjigj Andrea duke u ngritur.

Po Pavli s'i la kohë, u ul më gjunjë dhe ata të dy u përqafuan. Një copë herë të dy trupat patën vetëm një shpirt që digjej nga një miqësi e flakët.

Pika loti ridhnin në fytyrën e nënës, po ato nuk ishin të hidhura. I fshiu dhe tha si me turp:

— Gratë qajnë gjithnjë... qoftë nga hidhërimi, qoftë nga gëzimi...

Hoholli largoi Pavlin me një gjest të krahut dhe tha duke fshirë sytë:

— Mjaft! Se po bëhemi si viçët që përkëdhelen para se t'i marrë kasapi t'i bëjë bërxolla. Uf! Ç'dreq qymyr qenka ky! I fryva, i fryva, sa m'u mbushën sytë me lot...

Pavli ndenji pranë dritares dhe uli kokën:

— S'duhet t'i vijë turp njeriut kur derdh të tillë lot! — pëshpëriti me zë të ëmbël.

Nëna vajti e i ndenji pranë. Zemra i gufonte nga një ndjenjë e ngrohtë dhe e ëmbël burrërie.

— S'ka gjë, jo! — thoshte ajo me vete duke përkëdhelur dorën e të birit. — Kështu do të shkojë kjo jeta jonë, nuk mund të bëhet ndryshe!

Dhe shumë mendime të tjera i vinin rrotull në mendjen e saj, po ajo nuk gjente asnjë që mund të shprehte ato që ndjente në atë çast.

— Unë po i ve enët në vend, nënoke, — tha Andrea dhe u ngrit e shkoi në të ndarën tjetër. — Ju rrini e çlodhuni... Mjaft iu brengosëm sot...

Dhe zëri i tij i ëmbël u bë më kumbonjës si hyri në dhomën tjetër:

— S'na ka hije të mburremi, po, ç'është e drejta, kaluam disa çaste të mrekullueshme, disa çaste të një jete plot mirësi, njerëzi e dashuri! Në çaste të tilla njeriu ngrihet shpirtërisht...

— Po! — tha Pavli duke shikuar t'ëmën.

— Të gjitha u ndryshuan! ... — ja ktheu nëna. Ndryshe është hidhërimi tani, ndryshe edhe gëzimi... Nuk dij, nuk kuptoi më se si po rroj... s'i them dot me fjalë ato që ndjej!

— Të gjitha u ndryshuan! — përsëriti hoholli. — Po, dhe tamam kështu duhet të jetë. Sepse në thelbin e jetës po zhvillohet një zemër e re, nënoke. Ecën njeriu, ndriçon jetën me zjarrin e arësyes dhe u thëret shokëve të tij: „Hej, ju njerëz të të gjitha vendeve! Bashkohuni në një familje!" Dhe duke dëgjuar këtë thirrje, të gjitha zemrat vënë së bashku pjesën e tyre më të mirë, më të shëndoshë, bashkohen në një zemër të madhe, të fortë, të tingëllueshme si një kambanë prej argjendi.

Nëna shtërngoi buzët që të mos i dridheshin dhe mbylli sytë për të mbajtur lotët.

Pavli zgjati dorën, diç desh të thoshte, po nëna e ndali duke thënë:

— Mos i pre fjalën!...

— E dini? — vazhdoi hoholli duke qëndruar më këmbë tek dera. — Njerëzit kanë për të hequr akoma shumë vuajtje; shumë gjak akoma do të shtrydhin duart lakmonjëse nga dejet tona. Po të gjitha këto, tërë dhëmbja, tërë gjaku im s'janë kurrgjë përpara atij thesari që kam në zemrën time, në trurin tim! Unë jam i pasur si ylli me dritë... të gjitha do t'i duroj, sepse kam në shpirt një gëzim që s'mund të ma heqë askush! Dhe ky gëzim është fuqia ime![88])

Ndenjën rreth tryezës gjer në mes të natës dhe, duke pirë çaj, vazhduan bisedën shtruar e me zemër të çelur, mbi njerëzit, mbi jetën, mbi të ardhmen.

Fjalët e hohollit që derdheshin si një rrëké e ngrohët, binin si balsam në zemrën e nënës, ja zhduknin frikën dalngadalë dhe ajo e ndjente veten si atë ditë kur i ati i tha me të egër:

— Mos i shtrembëro buzët! U ndodh një budalla që të do për grua: merre dhe mos bëj naze! Kështu është kurdisur kjo botë. Të gjitha vajzat martohen, të gjitha gratë

---

88. Hoholli është punëtor, komunist, ai është armatosur me idetë marksiste, prandaj ai është i ndërgjegjshëm për forcën e tij, për dritën që ai zotëron. Fjalët e tij në këtë pjesë nuk flasin thjesht për forcën e tij si individ, por sidomos për forcën që ai zotëron si anëtar i partisë së klasës punëtore.

bëjnë fëmijë; për të gjithë prindërit fëmijët janë një mjerim. A nuk je njeri, dhe ti, si të tjerët?

Kur kish dëgjuar këto fjalë asaj iu bë sikur përpara syve i hapej një rrugicë që zgjatej pa fund nëpër një vend të shkretë e të errët, një rrugicë që duhej ta ndiqte doemos. Dhe kur e ndjeu se s'kish si bënte ndryshe, zemra iu mbush me një qetësi të verbër. Ashtu edhe tani, kjo që po i ngjiste duke ndjekur rrugën e zgjedhur nga i biri, iu duk si një gjë që duhej bërë medoemos. Po duke patur parandjenjën e një fatkeqësie të re, ajo thoshte me vete duke iu drejtuar kush e di se kujt:

— Na, merr!

Dhe kështu sikur e lehtësonte dhëmbjen e zemrës së saj që dridhej e kumbonte si një tel i nderë...

Thellë në shpirtin e saj të tronditur e të trembur, regëtinte drita e dobët po që nuk shuhej kurrë e një shprese gjallëronjëse. Nëna shpresonte se nuk do t'ja merrnin të gjitha, nuk do ta linin fare pa gjë... Diç do t'i mbetej...

## XXIII.

Të nesërmen në mëngjes herët, posa dolën Pavli me Andrenë, Maria Korsunova trokiti në xhamin e dritares dhe thirri:

— Isainë e vranë! Eja të vemi ta shikojmë!

Nëna u drodh: emri i vrasësit i kaloi nëpër mend si ndonjë vetëtimë.

— Kush e vrau? — pyeti Vllasova duke hedhur një shall krahëve.

— Po vrasësi nuk rri atje që ta shohim ne. E vrau dhe iku!... — u përgjigj Maria.

Duke shkuar rrugës Korsunova thoshte:

— Tani do të nisin prapë të kërkojnë kudo, që të gjejnë fajtorin. Mirë që të tutë e shkuan natën në shtëpi... për këtë jam edhe unë dëshmitare. Kalova andej pas mezit të natës, hodha një sy nga dritarja... kishit ndenjur që të tre rreth tryezës...

— Ç'thua kështu, Mari? E si mund t'ua hedhin fajin atyre? — thirri nëna e tmeruar.

— Pse, kush tjetër mund ta ketë vrarë, përveç tuajve? — tha Korsunova e bindur në fjalët e saj. — E dinë gjithë që Isaiu i spiunonte...

Nënës iu zu fryma; qëndroi dhe vuri dorën mbi kraharuar.

— Ç'pate? — e pyeti Maria. — Mos u tremb ti!... Isaiu gjeti atë që kërkonte... Ecë shpejt se mos e ngrenë!...

Nëna ecte duke u lëkundur si ndonjë e dehur dhe mendja i punonte te Vesovshçikovi:

— Më së fundi e bëri ç'kishte ndër mend! — thoshte me vete e llahtarisur.

Afër fabrikës, në gërmadhat e një shtëpie të djegur, ishte mbledhur një turmë njerëzish që bënin një potere shurdhonjëse, duke folur të gjithë njëheresh. Një re e zezë çohej përpjetë nga hiri i shkelur me çizmet e rënda. Kishte shumë gra, fëmijë ca më tepër, dyqanxhinj, garsonët e pijetores, policë dhe xhandari Petlin, një plak i gjatë me mjekër të argjëntë dhe me një sërë medalje në gjoks.

Isaiu ishte përgjysmë i shtrirë përdhe me shpinën të mbështetur pas një trari gjysmë të djegur, të nxirë nga zjarri. Koka i anonte mbi supin e djathtë. Dorën e djathtë e kishte në xhepin e pantallonave; gishtrinjtë e së majtës i kish ngulur në tokën e butë.

Nëna vrejti fytyrën e të vdekurit. Ai dukej sikur shikonte me një sy të shuar kasqetën e vendosur ndërmjet këmbëve të shtrira; goja i kish mbetur gjysmë e hapur si në një shprehje habie; mjekrëza e kuqërreme i qe varur mënjanë. Trupi i tij i thatë me kokën si piramidë dhe fytyrën me qoshe e gjithë prenkëza, dukej edhe më i pakët, si i rëgjuar nga vdekja. Nëna bëri kryq dhe psherëtiti. Sa ishte gjallë, ajo e kish patur zët Isainë; tani që e shihte të vdekur, i vinte keq për të.

— S'duket gjëkundi gjak! — tha dikush me zë të ulët. — Do ta kenë qëlluar me grusht...

Një grua e trashë e hoqi xhandarin për mënge dhe tha:

— Mbase është i gjallë akoma?

— Hiqu këtej! — foli xhandari duke e shtyrë mënjanë.

— Erdhi doktori dhe tha: mbaroi! — u përgjigj dikush.

Një zë i ashpër plot urrejtje thirri me fort: — Ç'ja bënë mirë! Ja mbyllën gojën spiunit!...

Xhandari u trondit, largoi me të dy duart gratë që e rrethonin dhe pyeti me kërcënim:

— Kush foli ashtu?

Kur dëgjuan këto fjalë, njerëzia zunë të shpërndaheshin. Një palë ua mbathën këmbëve me vrap. Dikush zuri të qeshte si për inat të xhandarit.

Nëna u kthye në shtëpi.

— Asnjeriu s'i vjen keq për të! — thoshte me vete.

Dhe iu fanit përpara trupi i rëndë i Nikollait; sytë e tij kishin një vështrim të ftohët e të egër, krahu i djathtë i varej e i lëkundej sikur ta kishte të thyer...

Kur u kthyen për darkë Pavli me Andrenë, nëna i pyeti:

— E, ç'dëgjohet? Nuk kanë kapur njeri... për Isainë?

— Jo, s'kemi dëgjuar gjë! — u përgjigj hoholli.

Ajo vuri re se ata ishin që të dy të mërzitur e të vrejtur.

— Nuk flitet gjë për Vesovshçikovin? — pyeti nëna me zë të ulët. —

I biri e vështroi me rreptësi; pastaj u përgjegj duke iu mëshuar fjalëve:

— Jo! As që u shkon mendja fare tek ai. Nikolla nuk është këtu. Që dje më drekë ai ka shkuar në lumë dhe akoma nuk është kthyer!... Unë pyeta për të...

— Oh, shyqyr o Zot! — psherëtiti nëna si e shkarkuar nga një barrë. — Shyqyr që s'qenka këtu!

Hoholli e shikoi dhe uli sytë.

— Isaiu është shtrirë përdhe, — tregonte nëna e mejtuar, — dhe duket si i habitur, sikur thotë: „Qysh më ngjau mua kjo punë?"... Asnjeriu s'i erdhi keq, askush s'tha një fjalë të mirë për të... Eshtë bërë si ndonjë eshkë e thatë...

është rëgjuar fare... duket si ndonjë degë e kalbur e rrëzuar përdhe...

Tek po hanin darkë Pavli lëshoi befas lugën dhe tha:

— Këtë gjë unë s'e kuptoj!

— Ç'gjë? — pyeti Andrea që kishte ndenjur gjer atëherë i heshtur e i trishtuar.

— Të vrasësh një bishë, një egërsirë... këtë e kuptoj... Unë vetë do të kisha vrarë pa u drojtur një njeri që sillet si shtazë e egër kundrejt të tjerëve! Po si mund të ngresh dorën e t'i biesh për vdekje një njeriu të dobët e të fëlliqur siç është Isaiu?! Çuditem se si ka mundur ta bëjë ai që e bëri!

Hoholli ngriti supet, pastaj tha:

— Ai ishte i dëmshëm jo më pak se një egërsirë...

— E di...

— Ne e vrasim mushkonjën se na thëthin vetëm një pikë gjak, — shtoi hoholli me ngadalë.

— Jo nuk e pata fjalën atje... Unë dua të them se të vjen ndot, të vështiroset një punë e tillë...

— S'ke ç'i bën! — ja ktheu hoholli duke mbledhur supet.

— Po ti, a e vret dot një njeri të atillë? — pyeti i menduar Pavli, pas një heshtje të gjatë.

Hoholli e shikoi me sytë e tij të rrumbullakët, i hodhi nënës një vështrim të shpejtë dhe u përgjigj me një zë të hidhur po të vendosur.

— Po të ishte për veten time, nuk do të trazoja njeri! Po kur është puna për shokët, për çështjen, të gjitha i marr në sy, asgjë nuk më ndalon!... Edhe djalin tim do ta vrisja po të ishte nevoja!...

— Oh, Andrijusha, ç'flet ashtu? — psherëtiti nëna.

Ai i buzëqeshi dhe tha:

— Nuk është e mundur të bësh ndryshe. Kështu e lyp vetë jeta!

— Po! — përsëriti Pavli me ngadalë, — e lyp vetë jeta!

I ndezur befas nga ndonjë shtytje e brendëshme, hoholli u ngrit, zgjati krahun përpara dhe filloi:

— S'ke ç'i bën! Njerëzit duhet të urrejnë sot për sot që të vijë më shpejt dita kur do të mundin të kenë vetëm ndjenja dashurie dhe vëllazërimi për njëri tjetrin.[89]) Duhen zhdukur ata që e pengojnë hovin e jetës, ata që shesin të tjerët për të blerë me ato të holla tituj, dëfrime dhe rehati. Kur një faqezi si Isaiu u zë rrugën njerëzve të ndershëm që luftojnë për një qëllim të lartë dhe ruan rastin që t'i tradhëtojë, unë do ta quaja veten si një tradhëtar, si një Judë të dytë po të mos e zhdukja me çdo mjet. Po ky është krim, do të më thuash? Ku e gjeta atë të drejtë? Po ata, zotërit tanë, ku e kanë gjetur atë të drejtë që të përdorin ushtarët dhe xhelatët, shtëpitë publike dhe burgjet, punën e detyrueshme dhe gjithë poshtërsitë për të ruajtur sigurimin dhe mirëqenien e tyre? E nëse, nganjëherë, jam i shtrënguar të rrëmbej kërbaçin e tyre në duart e mia... ç'do të bëj?... Do ta rrëmbej doemos. Zotërit tanë na vrasin me dhjetra e me qindra; prandaj edhe unë kam të drejtë të ngre dorën dhe ta lëshoj mbi kokën e një armiku, mbi kokën e atij që më turret me kanosje dhe që është më i dëmshëm për veprat e jetës sime. Kështu është jeta. Ja ai, ja unë! Unë e di se gjaku i armiqve tanë nuk krijon, nuk ngjall asgjë, ai gjak i pëgërë nuk mund të ushqejë një idé!... Di edhe këtë që e vërteta, si një bimë e shëndoshë, rritet e zhvillohet kur gjaku ynë vadit tokën si një shi i dendur. Pra, do ta marr në sy mëkatën, do ta zhduk një armik kur ta shoh se e do puna. Unë flas vetëm për veten time... Mëkata ime do të vdesë bashkë me mua, nuk do ta shëmtojë të ardhmen as edhe me një njollë të zezë, nuk do t'i nxijë emrin asnjeriu përveç meje, asnjeriu!

Vente e vinte nëpër dhomë me çape të gjata dhe lëvizte duart përpara fytyrës, sikur diç desh të largonte nga vetja. Nëna e vështronte, e brengosur dhe e shqetësuar; i dukej sikur diç ishte këputur në shpirtin e Andresë që i

89. Hoholli me „urrejtje" këtu ka parasysh urrejtjen klasore, urrejtjen e të shtypurve e të shfrytëzuarve kundër tyre që kanë pushtetin e mjetet e prodhimit dhe shfrytëzojnë masat. Vetëm duke u forcuar kjo urrejtje, duke u forcuar uniteti i punëtorëve, ata do ngrihen e do të luftojnë, do të përmbysin atë rend të urryer që është në fuqi e do të vendosin rendin socialist, ku nuk do të ketë shfrytëzues dhe ndjenja e dashurisë do t'i karakterizojë marrëdhëniet e punonjësve.

shkakëtonte një dhëmbje të hidhur. Frika që e kish kapur kur mësoi vrasjen iu zhduk tani. Posa që vrasësi nuk ishte Vesovshçikovi, asnjë nga shokët e tjerë të Pavlit nuk mund ta kishte bërë atë vrasje. Kështu mendonte nëna dhe u qetësua.

Pavli i dëgjonte fjalët e Andresë kokë-ulur. Hoholli fliste me zjarr, i bindur në ato që thosh:

— Kur e ke vendosur të shkosh përpara, duhet të luftosh edhe kundër vetes sate. Duhet të jesh i zoti t'i sakrifikosh të gjitha, tërë zemrën tënde. Të lesh kokën, të vdesësh për qëllimin, kjo nuk është puna më e zorshme! Shiko të japësh edhe më tepër, të sakrifikosh edhe atë që e çmon më tepër se jetën... atëherë do të rritet e do të forcohet e vërteta jote, së cilës ja ke kushtuar gjithë përpjekjet e tua!...

Qëndroi në mes të dhomës, me fytyrë të zbetë, me sytë gjysmë të mbyllur. Ngriti dorën në shenjë premtimi të shenjtë dhe vazhdoi:

— E di se do të vijë një ditë kur njerëzit do ta duan njëri tjetrin me zemër të pastër, kur çdo njeri do të jetë për të tjerët si një yll i ndritshëm, dhe zëri i tij do të kumbojë si një muzikë e ëmbël. Mbi faqen e dheut do të ketë njerëz të lirë, njerëz krenarë për lirinë e tyre; të gjithë do të jenë me zemër të çelur, të pastruar nga çdo lakmi, nga çdo ligësi. Atëherë jeta do të jetë hyjnimi i njeriut, fytyra e tij do të ngrihet lart e më lart, sepse për njerëzit me të vërtet të lirë të gjitha majat janë të arritëshme. Atëherë njerëzit do të rrojnë të lirë e të barabartë; njerëzit do të çmohen nga bukuria e shpirtit, nga gjerësia dhe nga lartësia e mendjes. Më të mirët do të jenë ata që do të pushtojnë më mirë botën me zemrën e tyre, ata që do ta duan njerëzimin me një dashuri më të thellë e më të kulluar, ata që do të jenë më të lirë sepse pikërisht tek ata do të shkëlqejë më fort bukuria! Atëherë jeta do të jetë me të vërtet e madhërishme, dhe njerëzit që do të rrojnë në atë botë të re do të jenë me të vërtet të lartë.

Qëndroi, u lëkund mbi këmbët e gjata dhe tha më tërë fuqinë e shpirtit të tij:

— Në emër të kësaj jete të re, unë jam gati të bëj çdo gjë... Do të shkul zemrën prej kraharorit po të jetë nevoja dhe do ta dërmoj nën këmbët e mia...[90])

Fytyra iu drodh; tiparet iu ndriçuan nga vegimi i asaj bote të ndritëshme që kishte përshkruar me aq zjarr: dy lotë të mëdha e të rënda rrodhën nga sytë e tij.

Pavli ngriti kryet dhe e vështroi. Edhe ai qe zbehur në fytyrë dhe sytë i dukeshin si të zmadhuar. Nëna lojti pak nga vendi; ndjente se po e pushtonte një shqetësim i turbullt.

— Ç'pate, Andre? — pyeti Pavli me zë të ulët.

— Pashë me sytë e mi... Di...

Nëna u ngrit, iu afrua duke u dredhur dhe i rrëmbeu dorën. Ai u mundua ta hiqte, po Vllasova e shtrëngonte me tërë fuqinë dhe i pëshpëriste:

— Qetësohu, Andrijusha! Biri im... qetësohu!...

— Pritni! — mërmëriti hoholli me një zë të mbytur — do t'ju them se si ngjau.

— Jo! jo! — belbëzoi nëna duke e vrejtur me sytë e përlotur — jo, jo, mos!...

Pavli i vajti pranë hohollit. Pika loti i shkëlqenin midis qepallave, duart i dridheshin; ishte verdhur në fytyrë.

— Nëna ka frikë se mos je ti... — tha me gjysmë zëri me një të qeshur të çuditshëm.

— Nuk kam frikë... E di që nuk është Andrea! Edhe me sy sikur ta kisha parë, nuk do ta besoja!

— Pritni! — tha hoholli pa i shikuar në fytyrë; tundte kokën dhe mundohej të lironte dorën. — Nuk e bëra unë... po e kisha në dorë ta ndaloja krimin...

— Mjaft, Andre! — ja preu Pavli. Pastaj e kapi nga krahu, i vuri një dorë në sup sikur desh të ndalonte drithmat që tronditnin tërë trupin e hohollit. Andrea zgjati kokën nga Pavli dhe vazhdoi fjalën me një zë të ulët e të këputur:

---

90. Të vrehet se me ç'bindje e frymëzim e jep Hoholli tablonë e shoqërisë së ardhëshme; vedosmëria e tij për të sakrifikuar gjithçka për hir të kësaj jete të lumtur, e ka burimin pikërisht në këto bindje të forta e në këtë qartësi mendimi për shoqërinë e ardhëshme komuniste.

— Ti e di, Pavli, se unë nuk e doja një gjë të tillë. Puna ndodhi kështu: si ike ti përpara, unë qëndrova te qoshja me Dragunovin... Isaiu u duk në qoshen tjetër, u tërhoq mënjanë dhe na vrente duke qeshur me qesëndi... Dragunovi tha: „E shikon? Mua po më gjurmon; çdo natë kjo punë është... Do t'ja ha kokën ndonjë ditë". Dhe iku. Unë kujtova se shkoi në shtëpi... Atëhere Isaiu më erdhi pranë...

Hoholli u ndal dhe psherëtiti.

— Askush s'më ka fyer aq rëndë sa ai qen atë ditë.

Nëna pa folur e tërhiqte nga krahu dhe më së fundi e vuri të rrijë në një karrige afër tryezës. Edhe vetë ndenji sup më sup me të. Pavli qëndroi më këmbë përpara tyre; kishte një pamje të ngrysur dhe trazonte mjekrën me nervozitet.

— Isaiu zuri të më thotë se që të gjithë ne na njihnin, se policia na ka nën vrejtje dhe se do të na kapin një nga një para se të vijë 1 Maji. Unë nuk iu përgjigja, vetëm qesha, po zemra zuri të më buçiste. Pastaj ai më tha se unë isha një burrë i zgjuar dhe se kisha zënë një rrugë pa krye, kurse do të bëja më mirë sikur...

Këtu hoholli e preu fjalën dhe fshiu fytyrën me dorën e mëngjër; sytë e tij shkëlqenin si ndër ethe.

— E mora vesh! — tha Pavli.

— Po! Më tha se do të ishte më mirë të hyja në shërbim të policisë...

Hoholli ngriti krahun dhe tundi grushtin në erë.

— Po, kështu më tha ai faqezi... Nga më doli fare në rrugë, i mallkuari! Më mirë të më kishte qëlluar me një shpullë... nuk do të më vinte aq rëndë... edhe për atë më mirë do të ishte. Po kur ai më pështyu mu në zemër me këlbazën e tij të qelbur, s'e durova dot![91])

---

91. Për revolucionarët poshtërimi më i madh është që të tradhëtojnë shokët e idealit të tyre, të vihen në shërbim të organeve shtetërore që shtypin e shfrytëzojnë popullin. Për këtë arësye Hoholli e ndjen veten shumë të fyer kur Isaiu i propozon të hyjë në shërbim të policisë. Krahasoni qëndrimin e Andresë në kët cast me at të Danillo Vesovshçikovit (babait të Nikollës) dhe shikoni se ç'element të klasës punëtore merr në shërbim policia.

Andrea tërhoqi me rrëmbim dorën e tij nga ajo e Pavlit dhe vazhdoi me një zë të mbytur e duke shtrembëruar buzët nga ndoti:

— I rashë me grusht turinjve dhe u largova. Prapa meje dëgjova Dragunovin që i tha: „Ç'ta bëri paq!... Re brenda këtë radhë!" Siç duket do të ish fshehur prapa murit.

Si heshti një copë herë hoholli vazhdoi:

— Nuk u ktheva më... me gjithë që e ndjenja se mund... Pastaj dëgjova një zhurmë, një të goditur të rëndë, të fortë... Po unë vazhdova rrugën pa e prishur gjakun, sikur t'i kisha rënë me këmbë një bretkose... Kur hyra në fabrikë, dëgjova që bërtisnin: „Isainë e vranë!" Nuk më besohej. Po krahu m'u mpi... Më duket sikur s'e kam timin. Nuk më dhemb, po e ndjej si të shkurtuar...

Vështroi vëngër dorën e tij dhe tha:

— Kush e di, mbase kjo njollë e mallkuar do të mbetet e pashlyer për tërë jetën!

— Mjaft që ta kesh zemrën të pastër, ti djalthi im! — tha nëna duke qarë.

— Nuk i hedh faj vetes sime, jo! — tha hoholli, i vendosur. — Po më vjen ndot!... Të kesh një llum të tillë në kraharor... Më mirë të mos më kish ngjarë kjo!

— Ç'ke ndër mend të bësh? — e pyeti Pavli duke e vështruar si me dyshim.

— Ç'kam ndër mend të bëj? — pësëriti Andrea, pa ditur ç'të përgjigjej. U zhyt në mendime me kokën ulur, heshti një copë herë, pastaj ngriti kryet dhe tha duke qeshur.

— Nuk tutem të them se unë e qëllova... Po më vjen turp pse e bëra!

U ngrit, tundi krahët dhe përsëriti:

— Nuk mund ta them, më vjen turp.

— Nuk të kuptoj mirë, — tha Pavli duke ngritur supet. — Nuk e vrave ti, po edhe sikur ta kishe vrarë...

— Mos harro se, i mirë a i lik, ishte njeri... Vrasja është një punë e shëmtuar... Ta dish se tjetrin po e vrasin

dhe të mos bësh zë... mbase është një poshtërsi e pafalëshme..[92])

Pavli ja ktheu me një ton të prerë:

— S'të kuptoj fare...

Pasi u mendua pak, shtoi:

— Ose më mirë, të kuptoj... po nuk e ndjej atë që do të thuash.

Ra fyelli i fabrikës. Kur e dëgjoi Andrea atë vërshëllimë të mprehtë, krrusi kokën mënjanë dhe tha duke u shkundur:

— Nuk do të shkoj në punë...

— As unë! — ja priti Pavli.

— Po vete të bëj një banjë! — shtoi Andrea duke qeshur.

Dhe si u vesh me të shpejtë, doli, i ngrysur...

Nëna e përcolli me një vështrim plot mëshirë dhe i tha të birit:

— Thuaj si të duash, Pavli. Unë e di: është mëkatë të vrasësh një njeri... po kësaj here mua më duket se asnjeri nuk është fajtor... Tek shikoja trupin e Isaiut, m'u kujtua se si më ishte kanosur se do të të varte ty po të të kish në dorë... S'kisha më ndonjë inat kundër tij dhe as gëzim që e shihja të vdekur... Vetëm më erdhi keq kur e pashë ashtu të shtrirë... Po ja që tani nuk më vjen as keq për te...

E preu fjalën, u mendua një çast dhe tha duke qeshur me habi:

— O Zoti Krisht!... Dëgjon, Pasha, se ç'po flas unë?

Pavli si duket nuk ja kish vënë veshin. Vente e vinte me ngadalë nëpër dhomë, kokëulur, i menduar; befas tha me hidhërim:

— Ja kjo është jeta, nënë! E sheh si i ndërsejnë njerëzit njërin kundër tjetrit? Dashke, s'dashke, duhet të qëllosh!

---

92. Isaiu nuk është pronar e shfrytëzues; ai gjithashtu si shumë të tjerë është i mjerë. Por në vend që të bashkohet me punëtorët e tjerë e të luftojë, i ka braktisur ata dhe është vënë në shërbim të klasave të pasura. Ai është bërë spiun, ka tradhëtuar punëtorët për të holla, prandaj duhet zhdukur se është pengesë. Por Andresë i vjen keq; ai ka një çast lëkundjeje, nuk vendos menjëherë për vdekjen e armikut, për të cilin s'duhet të ketë as mëshirë as dhimbje.

Edhe kë, pa? Një njeri të shtypur edhe më fatkeq nga ti se, mbi të gjitha mjerimet, është edhe budalla... Policët, xhandarët, spiunët janë që të gjithë armiq për ne, e megjithkëtë, janë njerëz si ne; edhe ata i shfrytëzojnë; as ata nuk i quajnë si njerëz. Kështu i kanë vënë njerëzit kundër njëri tjetrit; i kanë verbuar me anën e frikës e të padijes, u kanë lidhur këmbë e duar dhe po i shtypin e po i rjepin, po i shuajnë fare duke i vënë të copëtohen njëri me tjetrin. I katandisën njerëzit të përdoren në vend të pushkës, të kërbaçit, të gurit dhe mbaroi puna: ky është Shteti!

Pavli iu afrua s'ëmës dhe vazhdoi:

— Ja, këtij i thonë krim, nënë! Një vrasje e pamëshirëshme milionësh njerëz, vrasja e shpirtrave!... A kupton? Ata vrasin shpirtrat! Tani ti e sheh ndryshimin midis nesh dhe atyre që na sundojnë: kur njëri nga ne godet një njeri, atij i vjen rëndë, mërzitet, vuan... po sidomos i vjen ndot. Kurse ata vrasin me mijëra njerëz pa u turbulluar, pa mëshirë, pa u tronditur aspak, bile me kënaqësi, me gëzim!... Dhe të gjitha këto të zeza i bëjnë vetëm për të patur ato shtëpi me mobilje të bukura, për të ruajtur floririn e tyre, argjendin e tyre, ato kartushkat me lule shumëngjyrash. Dhe, shiko: ata nuk kanë hall të mbrojnë veten duke mbajtur popullin nën zgjedhë, nuk i sakatojnë shpirtrat e njerëzve për të shpëtuar jetën e tyre, po vetëm e vetëm që të mos humbin pronën e tyre, që të mos u ikin nga duart ato begati materiale, pa të cilat s'do të kishin asnjë vlerë, asnjë pushtet.

Pavli i mori dorën nënës, ja shtrëngoi, iu qas fare pranë dhe tha:

— Sikur ti të mund të ndjeje se ç'kalbësirë, se ç'kërmë e qelbur është ajo botë që luftojmë ne, do të na jepje të drejtë dhe do të kuptoje se sa e madhe, se sa e bukur është e *vërteta* jonë![93])

---

93. Nëpërmjet fjalëve që i thotë Pavli nënës këtu kuptojmë qartësinë ideologjike të Pavlit, shohim rritjen e tij ideore; ai tani i ka të qarta jo vetëm padrejtësitë shoqërore, por dhe rrugët e çlirimit. Nga ana tjetër të shikohet si ai s'lë rast, ngjarje pa e shfrytëzuar për të sqaruar nënën, për ta bindur atë në drejtsin e luftës që bën ai me gjithë punetorët

Nëna u ngrit, e tronditur, e rrëmbyer nga dëshira që të shkrinte zemrën e saj me zemrën e të birit në një zjarr.

— Prit, Pavli... prit! — murmuriti ajo duke gulçuar nga emocioni. — Edhe unë e kuptoj, e ndjej... prit!

## XXIV.

Dikush kishte ardhur te dera e shtëpisë. Ëmë e bir u drodhën dhe shikuan njëri tjetrin.

Dera u hap me ngadalë dhe hyri Ribini duke u krrusur.

— Ja ku erdha! — tha ai duke qeshur dhe ngriti kokën. — U mërzita larg jush dhe gëzohem që po ju shoh përsëri!

Ishte veshur me një qyrk të shkurtër tërë njolla katrani dhe mbathur me opinga lëvozhge; në brezin e tij vareshin një palë doreza të zeza; në kokë kishte një qylaf gëzofi.

— Shëndoshë e mirë të gjithë? Të paskan liruar ty Pavli? Po ti, nëno, si ja shpie?

Ribini qeshte dhe i dukeshin dhëmbët e tij të bardhë; zëri i qe zbutur dhe mjekra sikur i qe dendësuar edhe më tepër se më parë.

Nëna u gëzua, i vajti pranë, i shtrëngoi dorën e gjerë të nxirë nga qimet dhe, duke shijuar erën e fortë dhe të shëndetëshme të katranit, i tha:

— Ah, sa gëzohem që na erdhe!...

— Hajde, muzhik, hajde! — i tha Pavli duke qeshur.

Ribini u xhvesh pa u ngutur dhe ja ktheu:

— Po, u bëra muzhik përsëri... Ju dalngadalë po bëheni zotërinj, kurse unë po kthehem prapa.

Hyri në dhomë duke ndrequr këmishën prej kërpi, hodhi një vështrim rreth e përqark dhe tha:

---

e tjerë revolucionarë. Duke shikuar në faqet e romanit punën e madhe që bejnë anëtarët e partisë dhe gjithë revolucionarët e bindjen e nënës, ne kuptojmë punën shumë të madhe e këmbëngulëse që kanë bërë e bëjnë komunistët me masat punonjëse kudo në botë.

— Me sa më duket, s'qenkeni bërë më të pasur nga ç'ishit, vetëm libra keni më shumë... po librat, sot, janë gjëja më e çmuar... me të vërtet![94]) E, pa më thoni si venë punët?

U ul, çakariti këmbët, vuri pëllëmbët mbi gjunjët dhe ja qepi sytë Pavlit. I kënaqur dhe si i freskuar, me fytyrën të çelur, po priste përgjegjen duke buzëqeshur.

— Punët venë mirë! — tha Pavli.

— Oh, bukuri, ahere! Gëzohem, gëzohem shumë!...

— Po ju, si ja shpini, Mihail Ivanoviç? — e pyeti Pavli duke ndenjur përkundrejt tij.

— Jo keq. Vajta e u ngula në Egidejevo. E keni dëgjuar këtë emër? Goxha fshat. Dy mijë banorë, dy panaire në mot. Njerëz të këqinj! Tokë s'kanë, marrin me qira një tokë të keqe. Unë u pajtova argat te një kulak. Shushunja të tilla atje ka sa të duash: si mizat në kërmë. Nxjerrim katran, djegim qymyr. Punoj dy herë më shumë se këtu dhe paguhem katër herë më pak, ja kështu! Jemi shtatë punëtorë tek ajo shushunjë.[95]) Të gjithë vendës, përveç meje. Djem të mirë, dinë të shkruajnë e të lexojnë... Sidomos njëri, një Jefim, Jefim, djalë për kokën e djalit: i zoti, i shkathët...

— Po a bisedoni në mes tuaj? — pyeti Pavli me gjallëri.

— Nuk mund të them se rri gojëmbyllur. I kisha marrë me vete gjithë broshurat e këtushme. Gjithësejt tridhjetekatër copë. Po unë përdor më shumë Biblën. Është një libër ku gjen ç'të kërkosh... pastaj i kanë dhe besim njerëzia se e ka shtypur Sinodhi i Shenjtë.[96])

---

94. Me këtë vizitë të Ribinit te Pavli vrejmë një afrim të tij drejt partisë së klasës punëtore. Duke qenë në fshat, ai ka filluar ta kuptojë nevojën e aleancës së fshatarësisë me klasën punëtore, nevojën e udhëheqjes së lëvizjes fshatare nga klasa punëtore. Tani Ribini i vlerëson librat me përmbajtje revolucionare si „gjëja më e çmuar", ndërsa në fillim ai s'kish besim sepse ato i shkruanin „zotërinjtë".

95. Nëpërmjet pak fjalëve të Ribinit na është tablloja e jetës së fshatit. Atje shfrytëzimi është shumë i egër dhe fshatarët jetojnë në varfëri të madhe:

96. *Bibla:* libri që përmban mitet dhe dogmat e fesë izraelite dhe të krishterë. Meqenëse në Rusinë e kohës në fshatarët e prapambetur e fanatikë ky libër kishte një përhapje të madhe, Ribini mundohet ta përdorë sipas mënyrës së tij, për të vënë në dukje padrejtësitë.

*Sinodhi i shenjtë:* administrata e lartë kishëtare e kishës sllave.

Ribini i shkeli syrin Pavlit dhe vazhdoi duke qeshur:

— Po kjo nuk është mjaft. Unë erdha këtu që të kërkoj libra. Prumë ca katran të kulakut bashkë me Jefimin... Qe rast i mirë... M'i jep librat para se të vijë Jefimi... s'ka nevojë ta dijë ai se ku i marr...

Nëna vrente Ribinin me kujdes dhe iu duk sikur ai, kur hoqi qyrkun, nxori edhe diçka tjetër. Nuk ishte aq hijerëndë siç kishte qenë dhe sytë e tij dukeshin më dinakë.

— Nënë, — tha Pavli — shkoni merrni libra... Thojuni duhen për në fshat... dhe ata e dinë se ç't'ju japin...

— Mirë! — tha nëna. — Ja, sa të bëhet gati samovari.

— Edhe ti, nëno, paske filluar të merresh me këto punë? — pyeti Ribini duke qeshur. — Atje në fshat ka shumë njerëz që kërkojnë libra. Edhe mësuesi vetë i ka qejf. Thonë se është djalë i mirë, megjithqë ka dalë nga seminari.[97]) Nja shtatë verste më larg është edhe një mësuese... Natyrisht ata, si nëpunës të shtetit, nuk guxojnë të shpërndajnë libra të ndaluara, kanë frikë... Kurse mua më duhen libra që të prekin muzhikun atje ku i dhemb. Do t'i përhap tinës. Dhe në i rëntë ndonjë në dorë priftit apo xhandarit, ata do të kujtojnë se është propaganda e mësuesve. Kështuqë unë jam rehat, se nuk mund të dyshojë njeri për mua.

Dhe zuri të qeshte, i kënaqur nga kjo mendje.

— Shiko! shiko! — tha nëna me vete. — Duket si ari, mirëpo qenka dhelpër!...

— Pa më thoni, si e mendoni ju, — iu kthye Pavli me një ton serioz — a do t'i futin në burg mësuesit po të dyshojnë për ta se përhapin libra të ndaluara?

— Sigurisht që do t'i futin... Po ç'del nga kjo?

— Po gjersa këto libra i përhapni ju dhe jo ata, duhet të burgoseni ju!

— Sa i çuditshëm je dhe ti! — tha Ribini duke qeshur. — Kujt mund t'i shkojë mendja për mua? A është e mu-

97. *seminar* = kështu quheshin disa institucione arësimore speciale të mesme, me karakter fetar.

ndur që një muzhik i pagdhendur të merret me të tilla punë? Librat janë punë e zotërinjve, ata duhet të përgjegjen për to...

Nëna e ndjeu se Pavli nuk e kuptonte këtë arësyetim dhe e pa se zunë t'i dridheshin qepallat, shenjë kjo që tregonte zemërimin e tij. Prandaj ndërhyri urtë e butë:

— Mihail Ivanoviçi do që ai të bëjë punën, po shkopinjtë t'i hanë të tjerët.

— Tamam! — tha Ribini duke fërkuar mjekrën.

— Nënë! — iu shkreh Pavli. — Sikur njëri prej nesh, Andrea për shembëll, të bënte një punë prapa shpinës sime dhe mua të më burgosnin, ç'do të thoshe?

Nëna u drodh, vështroi të birin me habi dhe u përgjigj duke tundur kokën në shenjë mohimi:

— A është e mundur të marrë njeriu shokun e tij më qafë?

— Hë-hë! Tani të kuptova, Pavli! — tha Ribini.

Buzëqeshi me ironi dhe iu kthye nënës:

— Kjo është një punë tepër e hollë.

Pastaj iu drejtua Pavlit dhe, me një ton mësuesi, vazhdoi:

— Ti je akoma shumë leshko, vëllako! Kur merret njeriu me një punë të fshehët, nuk ve re e nuk pyet shumë për të tilla gjepura që thua ti. Mendohu pak: i pari që do të kapin do të jetë ai që do t'i gjejnë librin e ndaluar në dorë dhe jo mësuesi. Një, kjo. E dyta, brendia e librave të lejuara që përhapin mësuesit nuk ndryshon shumë nga ajo e librave të ndaluara, vetëm fjalët janë më të buta dhe të vërtetën nuk e thonë troç. Domethënë se edhe mësuesit duan po atë që dua unë, vetëm ata shkojnë tërthorazi, kurse unë i bie drejt nga rruga me e shkurtër. Sidoqoftë, përpara autoriteteve që të dy palët jemi fajtorë, apo jo?... E treta, vëllako, s'bëhem shumë merak për ta. Ata janë hipur, unë jam më këmbë dhe këmbësori nuk mund të bëhet shok me kalorësin. S'do mend që kundrejt një muzhiku unë nuk do të veproja kështu. Po me ata ndryshon puna. Njëri është bir prifti, tjetra bijë çifligari dhe nuk e di ç'i shtyn të çojnë popullin më këmbë. Mendimet

e atyre zotërinjve nuk mund t'i kuptoj unë, muzhiku. Atë që dua vetë e di mirë, po se ç'qëllim ndjekin zotërinjtë e mësuar, unë atë s'e di. Mijëra vjet me radhë zotërinjtë sunduan muzhikun, i ropën lëkurën dhe tani na qenkan kujtuar t'i hapin sytë e ta stërvitin... Kjo punë më duket si përrallë dhe përrallat mua nuk më pëlqejnë. Larg nga zotërinjtë!... këtë di unë...[98]) Dimrit, kur shkoj fushës, shoh së largu një gjë të gjallë, po se ç'është: ujk, dhelpër apo ndonjë qen, s'e marr dot vesh. Nuk dallohet... është tepër larg.

Nëna i hodhi një sy të birit: Pavli dukej i ngrysur.

Sytë e Ribinit kishin një shkëlqim të errët; dukej i kënaqur për ato që foli; kaloi gishtërinjtë si krëhër midis fijeve të mjekrës së zezë e të dendur dhe vazhdoi:

— Unë s'kam nge të tregohem i sjellshëm... S'më pret puna; secili duhet të punojë sipas ndërgjegjës së tij; çdo zog ka zërin e vet.

— Po ka dhe zotërinj, — u hodh e tha nëna duke sjellë ndër mend fytyrat që njihte — që shkrijnë jetën e tyre për popullin, që kalben nëpër burgje...

— Ata janë veç të tjerëve dhe duhen nderuar! — tha Ribini. — Kur muzhiku pasurohet, bëhet shok me zotërinjtë sikundër edhe aristokrati kur varfërohet, bëhet mik me muzhikët. Kur qesja është bosh, zemra, do s'do, bëhet e pastër. E mban mend, Pavli, se ti vetë më ke spieguar që çdo njeri si rron ashtu edhe mendohet, pas konditave të jetës ndryshojnë edhe mendimet. Prandaj kur punëtori thotë: *po*, pasaniku duhet doemos të thotë: *jo;* dhe kur punëtori thotë: *jo*, s'do mend që patroni do të thotë: *po*. Kështu është edhe me muzhikët e me pronarët. Kur fshatari është i kënaqur, pronarit i del gjumi. Natyrisht çdo kla-

---

98. Ribini kudo që ka punuar e jetuar, ka parë shfrytëzimin e egër të pronarëve, „të zotërinjve" si i quan ai. Prandaj ai i urren me gjithë shpirt ata. Por ai s'dallon nga zotërinjtë nëpunësit e vegjël, mësuesit e thjeshtë, që shtypeshin e shfrytëzoheshin; nga ana tjetër ai nuk u beson elementeve të veçantë me origjinë të pasur, që kanë braktisur interesat e klasës së tyre dhe janë bashkuar e punojnë për popullin. Pra ndonëse Ribini me këto fjalë që thotë („larg zotërinjve") në thelb ka të drejtë, por në rastin konkret gabon, mbasi mësuesit për të cilët ai bën fjalë, nuk janë armiq.

së ka maskarenjtë e vet dhe unë s'kam ndër mend t'u dal zot të gjithë muzhikëve sa janë...

Ribini ishte ngritur më këmbë; fytyra iu err; mjekra i dridhej sikur të kërciste dhëmbët nga të ftohtit. Vazhdoi me zë më të ulët:

— Kam bredhur fabrikë më fabrikë nja pesë vjet me radhë, kështuqë e kisha harruar jetën e fshatit. Kur shkova aty përsëri dhe pashë si qendronin punët, e kuptova menjëherë se nuk mund të jetoja më, ashtu si rrojnë muzhikët. Dëgjon? Ishte e pamundur! Ju nuk e dini se ç'është uria... nuk e dini akoma se ç'poshtërsira mund të bëhen mbi kurriz të njeriut. Po atje në fshat uria e ndjek njerinë si një hije sa është gjallë, ai rron pa shpresë që të nginjet një herë. Uria po gryen shpirtrat, muzhiku i ka humbur tiparet e tij prej njeriu, ai nuk rron më, po kalbet në një mizerje pa shërim... Dhe autoritetet i bëjnë sytë katër: vëzhgojnë mu si korbat se mos i shohin muzhikut në dorë ndonjë copë bukë të tepër... Ku gjejnë, ja xhvatin nga dora, pastaj i japin edhe një grusht turinjve...

Ribini vështroi një herë rrotull; pastaj u zgjat nga Pavli duke mbështetur dorën mbi tryezë.

— Më erdhi të peshtirë kur e pashë përsëri atë jetë... M'u duk sikur nuk do ta duroja dot. Po e mbajta veten. Thashë: „Hajt! mos bëj naze!... Këtu do të qëndroj!... Ju muzhikëve, bukë s'kam se ku ju gjej, po do t'ju tund e t'ju shkund një herë mirë... Kam në shpirt vrerin e të gjitha poshtërimeve që kam pësuar vetë edhe ju të gjithë... E ndjej si një thikë mu në zemër...".

Balli iu mbyt në djersë. Iu afrua Pavlit me ngadalë dhe i hodhi dorën mbi sup. Dora i dridhej.

— Ndihmomë! Nëm libra të tilla që njeriu, pasi t'i lexojë, të mos gjejë më prehje. U duhet futur një uriq nën kafkën e kokës, një uriq që t'i shpojë e të mos i lerë rehat më. Thuaju atyre të qytetit që të shkruajnë broshura edhe për fshatin. Dua shkrime që ta vaditin fushën si me ujë të valuar, ta bëjnë muzhikun të mos i trembet asnjë rreziku, po të hidhet në zjarr, drejt vdekjes, pa u druajtur!

Ngriti dorën dhe, duke theksuar çdo fjalë, tha:

— Ta mundim vdekjen me vdekje, po! Domethënë të vdesësh që njerëzit të ngjallen; të vdesin me mijë që të ngjallen me milionë njerëz në gjithë botën! Po! është e lehtë të vdesësh, mjaft që të ngjallen, të ngrihen njerëzit!

Nëna solli samovarin dhe vështroi Ribinin me bisht të syrit. Fjala e tij e fortë ja prishi mendjen. Ribini kishte diçka që i kujtonte Vllasovës të shoqin. Që të dy njësoj ckërmitnin dhëmbët e përvishnin mëngët; që të dy buçitnin po me atë zemërim të papërmbajtur, vetëm se Vllasovi ishte i heshtur si memec, kurse Ribini fliste dhe prandaj nuk ishte aq i tmershëm.

— Po, është e domosdoshme! — tha Pavli duke tundur kokën. — Duhet të nxjerrim një gazetë edhe për fshatin... Na jepni lëndë, fakte e ngjarje nga jeta e atjeshme, dhe ne po ju botojmë një gazetë...[99])

Nëna e vështroi të birin me buzë në gaz, pastaj u vesh dhe doli pa thënë asnjë fjalë.

— Mirë! Do të të japim gjithçka të duhet. Vetëm, shkruani sa më thjeshtë që edhe viçërit t'ju kuptojnë! — tha Ribini me nxehtësi.

U hap dera e jashtëme dhe dikush hyri në shtëpi.

— Është Jefimi! — tha Ribini duke hedhur një sy nga kuzina. — Eja Jefim!... Ja Pavli: është ai për të cilin të kam folur shpesh.

Përpara Pavlit u çfaq një djalë i gjatë me shtat të derdhur e të shëndoshë, me fytyrë të gjerë, sy bojëhiri dhe flokë të kuq. Kishte veshur një kozhuf[100]) lëkure dashi, mbante kasqetën në dorë dhe shikonte nën vetullat.

— Tungjatjeta! — tha me një zë pak të ngjirur; pastaj i shtrëngoi dorën Pavlit dhe ndreqi flokët e ashpër që nuk i shtroheshin. Hodhi sytë rreth e rrotull dhomës dhe me të parë raftin e librave, iu afrua me marifet sikur nuk donte që ta pikasnin.

— I pa! — tha Ribini duke i shkelur syrin Pavlit.

---

99. Të vrehet roli udhëheqës ndaj fshatarësisë që lot partia dhe klasat punëtore në përgjithësi nëpërmjet nxjerrjes së gazetës për fshatarë, shpërndarjes së librave, bisedave që bën e udhëzimeve që merr Ribini te Pavli e antarët e tjerë të Partisë.

100. *kozhuf* = veshje e jashtme prej lëkure, si peliçe.

Jefimi ktheu kokën, i hodhi një vështrim dhe zuri të kqyrte librat duke thënë:

— Sa shumë paskeni? Dhe këtu sigurisht nuk gjeni kohë që t'i lexoni. Në fshat njeriu ka nge më tepër për të lexuar...

— Po dëshirë më pak? — pyeti Pavli.

— Jo, psè? Përkundrazi! Edhe dëshirë ka! — ja priti djaloshi duke fërkuar mjekrën. — Populli ka zënë e vret mendjen tani... *Gjeologji!* përse flet ky libër?

Pavli ja spiegoi.

— S'na duhet gjë neve! — tha Jefimi duke e vënë librin në vend.

Ribini psherëtiti me fort dhe vrejti:

— Muzhikut nuk i hyn në punë se qysh u sajua toka, po qysh u bë pronë e disave, qysh ja rrëmbyen pronarët popullit nga dora! Se lëviz toka apo qendron në vend, aq na bën, mjafton që ajo të na ushqejë, të mbajë me bukë ata që e punojnë! ...

— *Historia e skllavërisë*, — lexoi Jefimi dhe pyeti Pavlin përsëri.

— Për ne shkruan?

— Ja, ky libër shkruan për bujkrobërinë! — tha Pavli, duke i dhënë një tjetër.

Jefimi e mori, e hapi në disa faqe, pastaj e vuri në vend e tha:

— I kaloi koha!

— Keni tokë tuajën, ju? — e pyeti Pavli.

— Ne? Po. Jemi tre vëllezër dhe kemi katër hektarë ranishte... Një rërë e hollë që mund të përdoret për të fshirë bakërin, po që të mbijë grurë atje është e pamundur.

Heshti pak, pastaj foli përsëri:

— Hoqa dorë nga toka. Sa që të mban varur e të lidh duart, se për të ushqyer nuk të ushqen. Po bëhen katër vjet që punoj si argat. Në vjeshtë do të shkoj ushtar. Xha Mihali më thotë: „Mos shko! Se tani ushtarët i dërgojnë të vrasin popullin". Po unë jam i mendjes së duhet të shkoj. Ushtarët gjithnjë kundër popullit i kanë përdo-

rur dhe tamam kësaj i duhet dhënë fund. Si thua ti? — pyeti duke e parë Pavlin në sy.

— Mirë e ke! — iu përgjegj Pavli. — Po nuk është punë e lehtë. Duhet të dish si t'u flasësh ushtarëve dhe ç't'u thuash...

— Do të mësojmë dhe do të dimë! — ja ktheu Jefimi.

— Po sikur t'ju diktojnë, e dini se ju vënë në plumb? — tha Pavli duke e shikuar Jefimin me kureshtje.

— Ajo dihet: po më kapën, s'më kanë për të falur! — pohoi Jefimi pa e prishur gjakun dhe filloi përsëri të kqyrte librat.

— Pije çajin se duhet të nisemi! — i tha Ribini.

— Ja, ja... — u përgjigj Jefimi. Dhe pyeti prapë: — *Revolucion* do të thotë kryengritje?

Hyri Andrea i lodhur dhe i ngrysur. I shtrëngoi dorën Jefimit pa folur, ndenji pranë Ribinit, e shikoi dhe qeshi:

— Pse je i mërzitur? — e pyeti Ribini dhe i rrahu gjurin me dorë.

— Ashtu, kot... — tha hoholli.

— Edhe ky punëtor është? — pyeti Jefimi duke treguar Andrenë.

— Po! — u përgjigj hoholli. — Pse pyete?

— Eshtë e para herë që sheh punëtorë fabrike, — ja spiegoi Ribini, — dhe i duken si ndryshe nga njerëzit e tjerë.

— Pse ndryshe? — pyeti Pavli.

Jefimi shikoi Andrenë me vrejtje dhe tha:

— Ju i kini eshtrat të holla, si me majë. Muzhiku i ka më të trasha e më të rrumbullosura...

— Muzhiku është më i shtruar e më i sigurtë, — shtoi Ribini. — Ai ndjen tokën nën këmbët, sado që nuk është e tia, po së paku e ndjen. Kurse punëtori është si një zog, pa plëng e pa shtëpi, sot këtu, nesër gjetiu... Punëtorin as gruaja nuk e lidh dot në një vend; kur s'i pëlqen, ai i thotë: „Mbeç me shëndet!" dhe shkon më tutje të provojë fatin. Muzhiku s'të luan nga vendi: kërkon të rrojë më mirë atje ku është... Ah! ja ku po vjen dhe nëna!...

Jefimi iu afrua Pavlit dhe i tha me drojtje:

— A mund të më jepni ndonjë libër?

— Me gjithë qejf! — ja priti Pavli.

Sytë e djaloshit fshatar shkëlqyen prej lakmisë, tek po i thoshte Pavlit:

— Do t'jua kthej. Një shoku im që bie katran këtu afër jush do t'jua sjellë.

Ribini, që ishte bërë gati për të dalë, iu kthye shokut të tij:

— Eja të shkojmë se u bë vonë!...

— E shikon? Tani kam se ç'të lexoj! — i tha Jefimi duke i treguar librat që i kqyrte me kënaqësi të madhe.

Si ikën, Pavli i tha Andresë:

— A i pe këta të dy?

— Po! — u përgjegj hoholli. — Më duken si retë mbrëmanet... të trashë, të errët e të ngadalshëm...

— Për Ribinin flisni? — pyeti nëna. — Nuk mund të besosh që ka punuar në fabrikë... Është bërë përsëri tamam muzhik... Trembesh kur e sheh!

— Mëkatë që nuk u ndodhe këtu! — i tha Pavli hohollit, i cili kishte ndenjur afër dritares dhe po vrente i hutuar gotën me çaj. — Do të kishe parë një zemër, ti që flet gjithnjë për zemër e për ndjenja. Ka thënë ca fjalë, Ribini!.. Më ngatërroi fare... E humba torruan dhe nuk dita ç't'i përgjigjesha... Çudi sa dyshon ai në njerëzit dhe sa pak i çmon!... E megjithatë, mirë thotë nëna, ai njeri ka një forcë të tmershme!

— E kam vënë re — tha hoholli. — U kanë helmuar shpirtin njerëzve. Prandaj janë egërsuar aq tepër sa duan ta përmbysin botën pa ndarë të mirën nga e liga... E duan tokën lakuriq dhe do të shkulin nga rrënja çdo gjë pa dallim.

Fliste me ngadale; kuptohej se e kish gjetkë mendjen. Nëna i tha me të butë:

— Shkundu pak, Andre!

— Pritni, nënoke e dashur! — u përgjigj Andrea. — Pritni!... Sidoqë nuk e desha një gjë të tillë, prapseprapë nuk mund të qetësohem!

Aty për aty u ndez menjëherë, i ra tryezës me grusht e tha:

— Ke të drejtë, Pavli; ditën që do të ngrihet fshatari ynë, do ta xhveshë tokën lakuriq. Do t'i djegë të gjitha, sikundër bëjnë pas një sëmundjeje epidemike... Do t'i bëjë të gjitha hi e pluhur që të mos mbetet as një shenjë nga bota e urryer e asgjë gjurmë nga poshtërimet që ka pësuar.

— E pastaj do të na bëhet pengesë! — vazhdoi Pavli me zë të ulët.

— Detyra jonë do të jetë që të mos e lejojmë! Duhet ta përmbajmë, Pavli! Ne jemi afër tij... do të na besojë... do të na bindet...

— A e di? Ribini na kërkon të nxjerrim një gazetë për fshatin!

— Shumë mirë! Duhet të fillojmë nga puna sa më shpejt!

— Më vjen turp nga vetja ime, — tha Pavli duke qeshur — që nuk dita të bisedoj me të.

Hoholli ja ktheu me zë të qetë, duke fërkuar kokën:

— Do të të vijë rasti përsëri! Ti bjeri fyellit pa ata që i kanë këmbët të lehta, do të kërcejnë pas avazit tënd! Ribini ka të drejtë kur thotë se ne punëtorët nuk e ndjejmë tokën nën këmbët tona; dhe ca më mirë që është kështu se neve na bie barra që ta vëmë tokën në lëvizje... Kur ta shkundim një herë, njerëzit do të shqiten prej saj... herën e dytë...

Nëna qeshi dhe tha:

— Sa të lehta i sheh punët ti Andre!

— Po ashtu janë me të vërtet, — u përgjigj hoholli; dhe shtoi me një zë të hidhur:

— Siç është e thjeshtë edhe vetë jeta!

Si heshti një copë herë, u ngrit e tha:

— Po dal të shëtis fushës.

— Tani pas banjës? Fryn erë e ftohët! Do të plevitosesh! — i foli nëna.

— Kam nevojë për ajër të freskët!

— Rri këtu, se do të ftohesh! — i tha Pavli — Ti më mirë bjerë, mundohu të flesh.

— Jo, dua të dal!

U vesh dhe doli pa folur më.

— Nuk është i qetë! — tha nëna me trishtim. — Vuan.

— E di, — tha Pavli — bëre mirë që i fole me „ti" dhe u tregove e dashur me të...

Nëna e shikoi me habi, u mendua pak dhe tha:

— Po unë as e vura ré këtë gjë... i fola ashtu vetvetiu, pa e ditur as unë... më është aq i afërt, sa nuk e tregoj dot!

— Sa zemërbardhë që je ti nënë!

— Aq më mirë, në është e vërtetë! Ah, sikur të mundja, sikur të dija t'ju ndihmoja... ty dhe shokëve të tu...

— Mos kij frikë, se do të mësohesh!...

Nëna qeshi.

— Një gjë nuk do ta mësoj mbase kurrë, të mos kem frikë!

— Mirë, mirë, nënë! Vetëm dije se unë të dua dhe të jam mirënjohës sa s'ka.

Nëna u mallëngjye dhe, që të mos e turbullonte të birin me lotët e saj, shkoi në kuzinë.

Hoholli u kthye vonë; ishte lodhur; ra të flinte menjëherë, duke thënë:

— Të ecur që kam bërë! Nja dhjetë verste, po se po!...

— Je më mirë tani? — e pyeti Pavli.

— As unë s'di si të them... Mos bëj zhurmë, se dua të fle.

Pak më vonë erdhi Vesovshçikovi, i ndyrë, i reckosur i pakënaqur si gjithmonë.

— A mos e di kush e vrau Isainë? — pyeti Pavlin, duke ecur nëpër dhomë.

— Jo! — tha Pavli.

— Domethënë u ndodh një njeri që nuk u praps nga një punë kaq e ndotur. Dhe unë po bëhesha gati ta vrisja me duart e mia! Ishte puna që mund të kryeja më mirë.

— Mos folë ashtu, shok! — i tha Pavli miqësisht.

— Mirë të thotë Pavli! — ja priti nëna me zë të ëmbël. — Ti je i mirë nga shpirti, po gjithnjë nxjerr nga goja fjalë plot vrer... Pse kështu?

Në atë çast nëna e shikonte Nikollën me kënaqësi, fytyra e tij vrarëlije i dukej pothuajse e bukur; ndjente për të një mëshirë që s'e kish ndjerë gjer atëherë.

— Unë s'hyj në punë për gjë, përveç se të qëroj ndonjë mikrob si Isaiu, — tha Nikolla me zë të mbytur. — Dua të di se ku e kam vendin dhe nuk e gjej... nuk e gjej. Për të folur me njerëzit unë s'jam i zoti... I shoh të gjitha vuajtjet, i ndjej të gjitha poshtërimet që u nxijnë jetën njerëzve, po nuk di t'i shpreh... Shpirti im është memec...

Iu afrua Pavlit dhe duke mbajtur kokën ulur teksa kruante me gisht tryezën, iu lut me një zë të trishtuar si ndonjë fëmijë që ankohet:

— Vëllezër, ngarkomëni një punë të rëndë çfarëdo që të jetë. Nuk mund të rroj kështu pa bërë asgjë... Ju të gjithë punoni për çështjen dhe e shoh se puna shkon përpara... Kurse unë, unë rri mënjanë... Vozit trarë edhe dërrasa... A mund të rrohet kështu? Nëmni ndonjë punë të rëndë, ndonjë punë me rrezik për të bërë.

Pavli i mori dorën dhe i tha:

— Do të të gjejmë një punë edhe ty!

U dëgjua zëri i hohollit që matanë murit:

— Do të të mësoj të dallosh shkronjat tipografike dhe do të bëhesh një nga radhitësit tanë... Mirë?

Nikolla i vajti pranë dhe i tha:

— Po më mësove me të vërtet, do të të fal një thikë...

— Ikë, mor, me gjithë thikën tënde! — bërtiti hoholli.

— Një thikë shumë të mirë! — nguli këmbë Vesovshçikovi.

Andrea dhe Pavli qeshën. Nikolla qëndroi në mes të dhomës dhe pyeti:

— Me mua po talleni?

— Natyrisht me ty! — tha hoholli dhe u çua nga shtrati. — A shkojmë të shëtisim? Nata është e bukur... me hënë... A po vini?

— Po! — tha Pavli.

— Edhe unë po vij! — tha djaloshi me fytyrën vrarëlie... — Më pëlqen kur qesh ti hoholl!

— Edhe mua më pëlqen kur ti më premton dhurata, — ja ktheu hoholli duke buzëqeshur.

Tek po vishej, nëna e këshilloi:

— Vishu sa më trashë që të mos ftohesh.

Si dualën, nëna i përcolli me sy, pastaj hodhi vështrimin nga ikonat dhe tha me zë të ulët:

— O Zot! Jepu dorën e ndihmoji!...

## XXV.

Ditët fluturonin njëra pas tjetrës me një shpejtësi që nuk i linte kohë nënës të mendohej për festën e 1 Majit. Vetëm natën kur çlodhej nga andrallat turbullonjëse të ditës, zemra i pikëllohej dhe thoshte me vete:

— Ah, sikur të kishte kaluar ajo ditë!

Me të zbardhëllyer agimi, fyelli i fabrikës ulërinte me tërbim. Pavli me Andrenë pinin çajin shpejt e shpejt, hanin një copë bukë dhe i linin nënës një tok porosira. Dhe tërë ditën e ditës ajo vërtitej nëpër shtëpi si ndonjë ketër në kuvli. Bënte drekën, përgatiste tutkallin dhe një farë pelteje ngjyrë vjollce për botimet; vinin njerëz që i linin ndonjë pusulle për Pavlin dhe zhdukeshin sakaqë, si i jepnin edhe asaj një pjesë nga entuziazmi i tyre.

Natë për natë fletët e shtypura që ftonin punëtorët të festonin ditën e 1 Majit ngjiteshin nëpër muret gjer afër zyrës së xhandarmërisë; përndaheshin edhe nëpër punishtet e fabrikës. Që në mëngjes policët delnin nëpër rrugët e lagjes dhe grisnin shpalljet duke sharë me vete ata që i kishin bërë. Po në drekë ato çfaqeshin përsëri dhe fluturonin nëpër këmbët e shëtitësve. Policë të fshehtë u dërguan nga qendra. Ata zinin qoshet dhe përgjonin punëtorët që shkonin, të gëzuar e plot gjallëri, të hanin drekë në shtëpi ose që ktheheshin në punë. Të gjithë fluturonin nga gëzimi duke parë se policia nuk qe e zonja të zbulonte burimin

e propagandës. Edhe burrat e shkuar nga mosha i thoshin njeri tjetrit duke buzëqeshur:

— Pa shikoni një herë se ç'bëjnë!

E kudo mblidheshin kokë më kokë, grupe-grupe për të biseduar mbi këto shpallje.

Jeta ziente e buçiste. Asaj pranvere që të gjithë ishin si të përtrirë; pranvera u sillte që të gjithëve diçka të re; disave u jepte rastin të ndizeshin e të villnin sharjet më të ndyra kundër ngatrrestarëve; disa të tjerëve u sillte një fije shprese të përzier me një shqetësim të turbull; dhe vetëm një pakicë e vogël ndjente një gëzim të flakët duke parë se ata ishin forca që zgjonte botën. [101])

Pavli me Andrenë pothuaj se nuk flinin fare. Ktheheshin në shtëpi të lodhur, të zbetë, të ngjirur disa minuta më parë se të binte fyelli i fabrikës. Nëna e dinte se ata mbanin mbledhje të fshehta në pyllin afër kënetës. Ajo e dinte se patrulla policësh shëtisnin kaluar anembanë lagjes punëtore, se agjentët e fshehtë përgjonin më çdo qoshe, i ndalnin e i kontrollonin punëtorët e dyshimtë, shpërndanin grupet, herë-herë edhe arrestonin ndonjë. Nëna e kuptonte se në çdo çast policia mund të kapte të birin dhe Andrenë dhe nganjëherë i dukej se do të ishte më mirë për ta sikur t'i burgosnin, se aty do të ishin më të siguruar.

Një heshtje e pakuptueshme e mbuloi vrasjen e Isaiut. Dy ditë me radhë policia e vendit kishte marrë në pyetje nja dhjetë veta, dhe puna kishte ngelur me kaq.

Një ditë Maria Korsunova, duke folur me nënën, i çfaqte mendimin e policisë, me të cilën ajo e kish mirë siç e kish me gjithë botën. Maria thoshte:

— E si mund të zbulohet vrasësi? Atë mëngjes me Isainë ishin takuar mbase njëqind veta dhe midis tyre ka nëntëdhjetë në mos më tepër që do ta kishin vrarë pa u drojtur... Mjaft u ra më qafë botës në këto shtatë vjet...

---

101. Autori tregon këtu gjendjen shpirtërore të grupeve e të klasave të ndryshme shoqërore. Autori parashikon se armiqtë dhe elementët e gënjyer do të vjellin vrer, punëtorët që akoma s'janë të qartë, ndjejnë një farë shprese, por dhe frikë, ndërsa pakica e vendosur, revolucionarët, gëzohen. Të vrehen se si punëtorët revolucionarë të ndërgjegjshëm janë ende pakicë.

...Hoholli ishte prishur shumë nga fytyra. Faqet i qenë tretur, kapakët e rënduar nuk i hapeshin tamam, kështuqë sytë e enjtur e të skuqur i rrinin gjithmonë gjysmë të mbyllur. Tani buzëqeshte fort rrallë; një rrudhë e hollë i zbriste nga vrimat e hundës gjer në çipat e buzëve. Nuk fliste më aq shumë për gjëra të zakonshme, po ndizej shpejt nga një entusiazëm i flakët që përhapej edhe ndër ata që e dëgjonin. Trumbetonte të ardhmen e shkëlqyer, ditën e mrekullueshme kur do të ngadhënjente liria dhe arësyeja...

Një ditë, si u harrua vrasja e Isaiut, Andrea tha me një ton përçmonjës e duke buzëqeshur me trishtim:

— Ata le popullin që s'e duan, po nuk duan as qentë e tyre besnikë që përdorin për të na gjyrmuar ne!... Atyre nuk u vjen keq për Judët që u shërbejnë qenërisht, po vetëm për të hollat.. . dhe për asgjë tjetër!...

— Mjaft me këtë çështje! — tha Pavli me një ton të prerë.

Nëna shtoi me zë të ulët:

— I ranë me këmbë një kërcuri të kalbur, dhe ai u bë pluhur, aq i ronitur ishte!

— Vërtet ashtu, po kjo nuk më ngushëllon! — tha hoholli i brengosur.

I përsëriste shpesh këto fjalë që merrnin në gojën e tij një kuptim të hidhur e të helmatisur.

...Më së fundi erdhi edhe dita e 1 Majit.

Si gjithnjë, pa aguar mirë, kumboi vërshëllimi i fyellit. Tërë atë natë nëna s'kishte mbyllur sy. Me të dëgjuar fyellin, ajo u ngrit dhe ndezi samovarin që e kish bërë gati që mbrëmanet. Pastaj deshi të trokiste te dera e dhomës ku flinin Pavli me Andrenë, po ngurroi, u mendua pak, ndroi mendje dhe ndenji afër dritares, duke mbështetur faqen në pëllëmbët sikur t'i dhimbte ndonjë dhëmballë.

Në qiellin, që kishte marrë një ngjyrë të kaltër të zbetë vozitnin me nxitim disa grumbuj resh trëndafili. Thuajse ishin shpendë që fluturonin me krahë hapur, të tmeruar nga ulërima e avullit. Nëna e kishte kokën të rëndë; sytë e saj të buhavitur nga pagjumësia ishin të thatë. Shpirtin e

kishte për çudi të qetë; zemra i rrihte njësoj e me ngadalë; mendjen s'e kish aspak të turbull; mendonte sende të zakonshme.

— Të mos e kisha ndezur kaq shpejt samovarin, ujët do të avullohet. Le të flenë një çikë më shumë sot!... Janë raskapitur që të dy...

Një rreze e diellit që po lindte përshkoi gëzueshëm xhamin e dritares; nëna zgjati dorën dhe kur rrezja e ndritëshme shkëlqeu mbi gishtrinjtë e saj, ajo e përkëdheli me dorën tjetër dhe buzëqeshi e menduar. Pastaj u ngrit, hoqi borijen e samovarit, lau fytyrën pa bërë zhurmë dhe zuri të falej duke bërë kryq e duke lëvizur buzët. Fytyra iu kthjellua.

Vërshëllima e dytë e fyellit nuk ishte aq e fortë, as e sigurtë; tingulli i saj i thellë dhe i mbytur dukej sikur dridhej pak. Nënës iu bë sikur këtë radhe fyelli zgjati më shumë.

U ndie zëri i Andresë nga dhoma:

— A dëgjon, Pavli? Po na thërrasin!....

Njëri prej tyre eci këmbë-zbathur nëpër dysheme; pastaj u dëgjua një gogësimë.

— Samovari është gati! — tha nëna.

— Po çohemi! — u përgjigj Pavli me gëzim.

— Po shkëlqen dielli, dhe retë po largohen — tha Andrea [102]) — Janë të tepra sot retë!... — Hyri në kuzinë me flokët të pakrehura dhe me fytyrën akoma të buhavitur nga gjumi, po i gëzuar:

— Mirëmëngjesi, nënoke! Si u gdhitë, a fjetët mirë?

Nëna i vajti pranë dhe i foli me zë të ulët:

— Andrijusha, të jesh pranë tij sot, të lutem!

---

102. Shikoni peizazhin e kësaj dite maji, që përshkruhet këtu dhe në faqet e tjera dhe krahasojeni me peizazhin që jep autori në fillim të librit. Këtu s'kemi më atë pamjen e rëndë e të zymtë, por një ditë të kthjellët, me diell. Nëpërmjet këtij peizazhi lexuesi sikur ndjen agimin e ditës së re.

Ditën që u bë demostrata e vërtetë në Sormovë, koha ka qenë me shi prandaj në fillim u anullua demostrata, për kur koha u hap, punëtorët dolën vetë. Autori e ka transformuar këtë detal në funksion të idesë së romanit.

— Natyrisht! — pëshpëriti hoholli. — Bashkë do të jemi gjithnjë, kudo krah për krah... mos kij keq!

— Ç'po kurdisni ashtu, ju atje? — pyeti Pavli.

— Asgjë, o bir, asgjë!

— Nëna më thotë të lahem më me kujdes se do të na shikojnë çupat sot! — tha hoholli dhe doli të lahej.

— „Çohu më këmbë, popull punëtor" — filloi të këndonte me ngadalë Pavli.

Dita sa vinte bëhej më e kthjellët, frynte erë dhe retë po largoheshin. Nëna shtroi tryezën. Tundte kokën duke menduar se sa e çuditshme është jeta: Andrea me Pavlin qeshnin e bënin shaka, po kush e di se ç'mund t'u ngjiste aty nga mezi i ditës? Po as ajo nuk ndjente ndonjë shqetësim, ishte e qetë, pothuaj e gëzuar.

Ndenjën një copë herë të gjatë në tryezë që të kalonte koha. Si gjithmonë, Pavli trazonte çajin me lugë pa u nxituar, kripte thembrën e bukës (thembra i pëlqente më tepër) me kujdes dhe hante pa folur. Hoholli luante këmbët nën tryezë; ai e kish zakon që do t'i luante këmbët një copë herë gjersa t'i zinin vend. Vështroi rrezet e diellit që binin mbi gotat, përhidheshin në muret dhe ngjiteshin gjer në tavan.

— Kur isha fëmijë dhjetë vjeç, — filloi hoholli — m'u shkrep një ditë të kap një rreze dielli me gotën time. Dhashë e mora sa preva dorën dhe hëngra një të rrahur. Pastaj dola jashtë, pashë diellin që pasqyrohej në një pellg me ujë dhe u turra ta shkelja me këmbë. Përsëri m'i hoqën veshët se u zhyta në baltë... I shfryva diellit: „Nuk më dhemb, jo, dreq i kuq, nuk më dhemb!". Dhe i nxora gjuhën... Kështu sikur e ngushëlloja veten...

— Pse të dukej i kuq? — e pyeti Pavli duke qeshur.

— Përkundrejt shtëpisë sonë banonte një farkëtar me fytyrë të mbushur e me mjekër të kuqërreme. Ishte një burrë i shëndoshë, i këndshëm e i qeshur. Më dukej sikur dielli i ngjante atij.

Nëna e humbi durimin dhe tha:

— Po ju flisni më mirë për punën që ju pret!

— Ajo punë është e rregulluar! — ja ktheu Pavli.[103])

— Dhe kur flet përsëri për punët e rregulluara një herë, veç në i ngatërrofsh, se gjë tjetër nuk nxjerr në shesh! — shtoi hoholli me zë të butë. — Në rast se na marrin ne, Nikolla Ivanoviçi do t'ju thotë se ç'keni për të bërë. Ai do t'ju ndihmojë për çdo gjë, nënoke...

— Mirë! — tha nëna duke psherëtitur.

— Dua të dal në rrugë! — tha Pavli i menduar.

— Jo, rri më mirë këtu dhe prit! — e këshilloi Andrea. — Përse të dalësh para kohe dhe të tërheqësh vemendjen e policisë? Apo nuk të ka nën vëzhgim.

Hyri me vrap Fedja Mazini që i qeshte fytyra e i shkëlqente prej gëzimit. Me entuziazmin e tij djaloshar Fedja e lehtësoi mërzinë e pritjes.

— Filluan! lajmëroi ai. — Populli zuri të lëvizë... Fytyrat rrugës duken të mprehura... si sëpata. Që pa gdhirë, Vesovshçikovi, Vasil Gusevi dhe Samoillovi kanë zënë vendte porta e fabrikës. Ndalin punëtorët që duan të venë në punë dhe u flasin... Shumë prej tyre u kthyen në shtëpitë e veta... Ejani se erdhi koha! Vajti ora dhjetë.

— Po shkoj! — tha Pavli me ton të prerë.

— Do të shihni: pas buke të gjithë do ta lenë punën! — tha Fedja i bindur dhe krisi e iku.

— Digjet si ai qiriri që e rreh era! — pëshpëriti nëna, dhe u ngrit e vajti në kuzinë që të vishej.

— Ku po shkoni, nënoke? — pyeti Andrea.

— Do të vij me ju!

— Andrea shikoi Pavlin duke trazuar mustaqen. Pavli ndreqi flokët me rrëmbim dhe shkoi pranë s'ëmës.

— Unë nuk do të të flas, nënë... po edhe ti nuk do të më thuash gjë! Kështu, hë?

— Ashtu qoftë, biri im!... Zoti ju mbrojttë! — pëshpëriti nëna.

---

103. Të bën përshtypje siguria e gjakftohtësia me të cilën e presin demostratën e 1 majit këta udhëheqës të saj. Ata kanë bërë një punë të madhe paraprake, kanë besim në masat punëtore dhe në çështjen së cilës i janë kushtuar krejtësisht, prandaj janë të qetë, të sigurtë.

## XXVI.

Nëna doli në rrugë dhe dëgjoi zërat e mbytur të njerëzve, pá në dritaret e në dyert e shtëpive grupe njerëzish që ndiqnin Pavlin dhe Andrenë me një vështrim plot kureshtje. Menjëherë iu veshën sytë si me një mjegull ngjyra-ngjyra, herë e gjelbër dhe e ndritëshme, herë e murme dhe e errët.

Të gjithë përshëndetnin Pavlin dhe Andrenë me respekt e me admirim. Nënës i zinte veshi vërejtje të shkëputura:

— Ja vojvodët!...[104]

— Nuk e dimë cilët janë vojvodët...

— Po unë s'thashë gjë të keqe!...

Më tutje dikush thirri me të egër:

— Po i kapën, e kanë punën të humbur: do t'ua tregojnë vendin!...

— Vërtet, po a i kapin dot pa? — ja priti një tjetër.

Zëri i një gruaje që ulërinte si e lebetitur dëgjohej herë nga dritarja, herë nga rruga:

— Mos lojte nga mentë?... Ti je me një rreth fëmijë! ... Mos shiko ata! Janë beqarë ata... s'kanë përse të mendohen!...

Kur ata të tre kaluan përpara shtëpisë së një punëtori invalid që merrte një pension nga fabrika, ai hapi dritaren dhe bërtiti:

— Pavli, do të ta presin kokën! I krisur, ç'kërkon të bësh?[105]

Nëna u drodh dhe qëndroi. Ato fjalë e zemëruan keq. Hodhi një vështrim nga ana e dritares ku invalidi vazhdon-

---

104. *vojvod* — udhëheqës ushtarak. (Këtu është thënë me ironi.)

105. Me punën politike të Pavlit me shokë, pas luftës për kopek, punëtorët e kuptuan se fabrikantët, pronarët, shfrytëzuesit i mbron shteti, me aparatin e vet. Prandaj punëtorët duhet të mbledhin forcat e tyre dhe të luftojnë kundër klasës sunduese dhe shtetit të saj shtypës.

Të vrehet sa me mjeshtëri e jep autori skenën masive, pa u zgjatur në përshkrime të hollësishme; autori këtu e më poshtë, me anë të një fjale ose fraze që thotë njëri e tjetri („Ja vojvodët", „Nuk e dimë cilët janë vojvodët", „Po i kapën, e kanë punën të humbur"... „Vërtet, po a i kapin dot pa"), autori na jep qëndrimin e grupeve të ndryshme shoqërore (të prapambeturit tërbohen, shumica gëzohet, rina revolucionare entuziazmohet). Nga ana tjetër kjo tregon se vepra e fjalët e Pavlit me shokë kanë tronditur dhe kanë vënë në lëvizje lagjet punëtore.

te të shfrynte e të shante duke shtrembëruar fytyrën, pastaj shpejtoi hapat dhe shkoi në krah të Pavlit, se nuk donte që të mbetej prapa.

Andrea dhe Pavli dukeshin sikur nuk shihnin gjë, sikur nuk i dëgjonin britmat që u drejtoheshin nga çdo anë. Ecnin me çape të matura, ishin të qetë nga pamja dhe flisnin me zë të lartë për gjëra që s'kishin të bënin fare me çështjen e ditës. Në një të kthyer të rrugës i ndali Mironovi, një burrë i pjekur e i urtë që e nderonin të gjithë se bënte një jetë të shtruar e të përkorët.

— Edhe ju s'punoni sot, Danillo Ivanoviç? — pyeti Pavli.

— Kam time shoqe për të lindur, — tha Mironovi — pastaj sot, siç duken shenjat... Thonë se keni ndër mend t'i nxirrni ngatërresa drejtorisë, të thyeni xhamat...

— S'jemi të dehur! — ja priti Pavli.

— Do të kalojmë rrugës me flamur në dorë dhe duke kënduar këngën e lirisë, ja, këtë do të bëjmë! — tha Andrea. — Dëgjoni këngët tona dhe do të merrni vesh idealin tonë! [106])

— E di, e di! — tha Mironovi i menduar. — Kam lexuar edhe shpalljet tuaja... Po si, edhe ti, Nillovna, bashkë me rebelët?

Duke i folur nënës, ai e vrejti me sytë e tij të mençur.

— Njeriu duhet të vejë pas së vërtetës edhe kur është buzë varrit.

— Pa shiko një herë! — tha Mironovi. — Mbase kanë të drejtë ata që thonë se ti shpije në fabrikë broshurat e ndaluara.

— Kush e thotë këtë? — pyeti Pavli.

— Të gjithë!... E po, lamtumirë... Mos bëni marrëzira!

---

106. Në hapat e para të luftës së klasës, punëtore, punëtorët, duke mos ditur shkaqet e vërteta të gjendjes së mjeruar të tyre, mendonin se fajin e kanë makinat, prandaj pati dhe lëvizje punëtore që deshën t'i thyejnë ato (kujto „lëvizjen ludite" në Angli në fillim të shekullit XIX). Borgjezia çdo lëvizje të klasës punëtore e quan si shkatërrimtare. Prandaj ajo ka përhapur parulla se punëtorët duan të shkatërrojnë fabrikën. Kuptohet se qëllimi i Pavlit dhe i punëtorëve revolucionarë s'ka të bëjë fare me këtë.

Nëna qeshi, e kënaqur nga fjalët e Mironovit. Pavli i tha si me shaka:

— Do të të burgosin, nënë!

Dielli ngjitej me ngadalë dhe lëshonte ngrohtësinë e tij të ëmbël në freskinë e këndëshme të asaj dite pranvere. Retë vozitnin madhërisht në qiellin e kaltër; hieja e tyre ishte bërë më e hollë, më e përshkueshme... Drita e diellit, freskia pranverore dukej sikur e kishin hequr mërzinë nga fytyrat e njerëzve. Zërat kumbonin me hare dhe mbytnin oshëtimën e largët të zhurmës së maqinave, të psherëtimave të fabrikës. [107])

Nga dritaret, nga dyert e shtëpive, nga çdo anë çoheshin britma zemërimi apo shqetësimi, gëzimi apo trishtimi dhe arrinin gjer në veshin e nënës duke i shkaktuar përshtypje të ndryshme. Vllasova do të kishte dashur të përgjigjej, të falënderonte, të spiegohej, të shkrihej me jetën çuditërisht të shumëngjyrtë të asaj dite.

Në cepin e sheshit të madh, në një rrugicë të ngushtë afro njëqind veta ishin mbledhur rreth Vesovshçikovit. [108])

— Ata na shtrydhin dhe del nga ne gjaku si lëngu prej rrushit! — thoshte ai, duke i nxjerrë fjalët si me darë.

— Ashtu vërtet! — u përgjigjën menjëherë disa zëra si një buçimë e vetme.

— Po mundohet i shkreti! — tha hoholli. — Do të vete t'i ndihmoj...

U krrus dhe pa i lënë kohë Pavlit që ta mbante, u fut nëpër turmë me trupin e tij të gjatë e të lëvritshëm si ndonjë tryelë. Pas një çikë u dëgjua zëri i tij që kumbonte si ndonjë këngë:

---

107. Sa më tepër afrohet çasti kur do të bëhet demostrata, aq më tepër ndryshon përshkrimi që i bën autori natyrës: ngjyrat bëhen më të qarta, më të bukura. Një përshkrim i tillë koincidon me gjendjen shpirtërore të punëtorëve revolucionarë dhe është si një farë alegorie. Autori këtu e ka lënë në plan të dytë fabrikën dhe ka theksuar gëzimin e punëtorëve zërat e hareshme të të cilëve eklipsojnë zhurmën e maqinave, që tani ngjan si psherëtimë.

108. Të vrehet evolucioi që ka pësuar Vesovshçikovi në botëkuptimin e tij. Ai në fillim s'dinte kush është shkaktari i gjendjes së mjeruar, ndërsa tani ka arritur të kuptojë shfrytëzimin dhe interesat e kundërta që ka klasa punëtore me kapitalistët dhe përpiqet t'i sqarojë edhe punëtorët e tjerë.

— Shokë! Thonë se ka në botë shumë popuj: jahudij e gjermanë, englezë, e tatarë. Po mua nuk më duket e vërtetë. Në tërë faqen e dheut ka vetëm dy raca, dy popuj që nuk mund të pajtohen: të pasurit dhe të varfërit! Njerëzit nuk vishen njësoj dhe nuk flasin një gjuhë; po gjithë zotërinjtë pasanikë, qofshin francezë, gjermanë apo englezë e përdorin po në një menyrë popullin punëtor dhe që të gjithë për punëtorin janë bashibozukë, i hëngërt kolera i hëngërt!

Nga mezi i turmës buçitën të qeshurat.

— Dhe po të hedhim sytë nga ana tjetër, do të shohim se punëtori francez, apo tartar, apo turk bën një jetë prej qeni ashtu si dhe ne populli punëtor i Rusisë! [109])

Grumbulli po shtohej. Njerëzia shtrëngoheshin njëri pas tjetrit në atë rrugicë të ngushtë. Ata që ishin më prapa, zgjatnin kokën, çoheshin në majë të këmbëve dhe dëgjonin me vemendje të madhe.

Andrea e ngriti zërin dhe më fort:

— Në viset e tjera punëtorët e kanë kuptuar këtë të vërtetë të thjeshtë. Dhe sot, në këtë ditë të shkëlqyer të 1 Majit...

— Policia! — bërtiti dikush.

Dhjetë xhandarë kaluar u dukën te qoshja e rrugës së ngushtë, u drejtuan mbi turmën dhe duke tundur kamzhikët, bërtisnin:

— Shpërndahuni!

Njerëzia u vrejtën e u egërsuan dhe tërhiqeshin me pahir që t'u hapnin rrugën kalorësve. Disa hypën mbi gardhet.

— Pa dëgjo si ungrojnë këta derra majë kuajve! „Edhe ne jemi vojvoda!", gërhasin, — bërtiti një zë.

Hoholli kishte mbetur vetëm në mes të rrugës. Dy kuaj iu turrën duke tundur kokën. Andrea këceu mënjanë; po në atë çast nëna e kapi për krahu dhe e tërhoqi duke belbëzuar:

---

109. Andrea do të fusë në masat punëtore konceptin se shoqërinë kudo në botë e përbëjnë klasat: të shtypurit e të shfrytzuarit nga një anë dhe të pasurit, shfrytëzuesit nga ana tjetër dhe se midis tyre kontradiktat janë të papajtueshme. Pa vetëdije klasore punëtorët nuk mund të bashkohen e të luftojnë me sukeses kundër rendit shfrytëzues në fuqi.

— Më dhe fjalën se nuk do të ndaheshe nga Pavli, kurse, ti i pari, po e lë vetëm!

— Më fal! — tha hoholli duke i buzëqeshur Pavlit.

Nënës po i merreshin mentë nga lodhja e nga shqetësimi që e kishte plakosur. E ndjente veten të tronditur: tani gëzohej, tani brengosej. Nuk i durohej gjersa të binte fyelli i mesditës.

Më në fund arritën te sheshi i madh në mes të të cilit ngrihej kisha. Afro pesëqind veta, djem të gëzuar, gra të shqetësuara dhe fëmijë, qenë mbledhur dhe po prisnin, kush ndenjur në truallin e kishës e kush më këmbë. Të gjithë lëviznin të paduruar, ngrinin kryet dhe shikonin larg, nga të gjitha anët. Atmosfera ishte e elektrizuar. Ata më të vendosurit haheshin me ata që druheshin e që kishin frikë. Një zhurmë e mbytur fjalësh të ashpra e grindjesh çohej nga turma:

— Mitja! — thërriste, me një zë sikur vajtonte, një grua që po dridhej e tëra, — shiko mirë, mos merr veten më qafë!

— Lerna rehat, tani, të shkretën! — iu përgjigjën.

Sizovi thoshte me një zë të shtruar e që të mbushte mendjen:

— Jo, nuk duhet t'i lemë të rinjtë vetëm! Ata dualën më të mençur se ne dhe më guximtarë! Kush u hodh e foli për kopekun e kënetës? Të rinjtë! Duhet të mos ua harrojmë! Ata u burgosën për këtë shkak... po të gjithë përfituan nga guximi i tyre! [110])

Ulërima e fyellit e mbuloi zhurmën e zërave. Turma u drodh; ata, që ishin ulur, u ngritën; një çast heshtën që të gjithë duke përgjuar sikur diç prisnin; shumë fytyra u zverdhën.

— Shokë! — filloi Pavli me një zë të fortë e kumbonjës.

Nënës iu veshën sytë nga një mjegull e thatë, e përvëluar. Pastaj menjëherë e mblodhi veten dhe u hodh e

---

110. Nëpërmjet këtyre fjalëve që thotë punëtori plak Sizov, ne kuptojmë sa është shtuar dashuria e masave punëtore për këta udhëheqës të tyre. Për ta flasin me respekt jo vetëm punëtorët e rinj, por dhe pleqtë.

zuri vend prapa të birit. Fytyrat ktheheshin nga ana e Pavlit dhe turma e rrethonte si e tërhequr nga një magnet. Nëna vështroi të birin, po s'mundi të shihte veçse sytë e tij, dy sy të flakët, krenarë, plot bindje dhe guxim.

— Shokë! Sot kemi vendosur ta shpallim sheshit se kush jemi, sot po shpalosim flamurin tonë, flamurin e arësyes e të së vërtetës, flamurin e lirisë!

Një shtizë e gjatë dhe e bardhë u ngrit në erë, pastaj u ul dhe u zhduk në mes të turmës; pas një çikë, përmbi kryet e njerëzve, mu si një shpend i zjarrtë që rreh krahët, valonte flamuri i kuq i popullit punëtor.

Pavli ngriti krahun, zgjati flamurin, një shumicë duarsh e kapën shtizën e bardhë e të lëmuar; midis tyre ishte edhe dora e nënës.

— Rroftë populli punëtor! — thirri Pavli.

Qindra zëra iu përgjigjën si një oshëtimë e fuqishme.

— Rroftë partia punëtore social-demokrate, partia jonë, shokë, atdheu ynë shpirtëror!

Turma ziente e buçiste. Ata që e dinin kuptimin e flamurit të kuq çanin rrugën që t'i vinin sa më afër. Mazini, Samoillovi, vëllezërit Gusev kishin zënë vend afër Pavlit. Vesovshçikovi, me kokën ulur, shtynte njerëzit më të djathtë e më të mëngjër. Edhe të rinj të tjerë që u shkëlqenin sytë dhe të cilët nëna nuk i njihte, mundoheshin të delnin në radhën e parë duke çarë turmën.

— Rrofshin punëtorët e të gjitha vendeve! — thirri Pavli. [111])

---

111. Gorki këtu flamurin e kuq, simbolin e luftës për liri të proletariatit, e krahason me një shpend të zjarrtë që rreh krahët. Ky krahasim na kujton poemën alegorike „Lajmëtari i furtunës”.

Në fjalët e pakta, por me përmbajtje të thellë të Pavlit kuptojmë pregatitjen e gjërë ideologjike të këtij punëtori revolucionar: ai është i ndërgjegjshëm për forcën e klasës punëtore, vetë del si një udhëheqës i kësaj lëvizje, e ka të qartë rolin e partisë së proletariatit dhe rëndësinë e lëvizjes revolucionare punëtore kudo në botë.

Vreni radhën e parullave që hedh Pavli. Ai në fillim thërret punëtorët të brohorasin për popullin punëtor, me këtë ai tërheq vemendjen mbi forcën e madhe dhe rolin e veçantë historik të punonjësve; pastaj ai brohoret për partinë, duke treguar kështu rolin e rëndësinë e saj si udhëheqëse e punonjësve; në fund brohoret për punëtorët e tërë botës, duke theksuar me këtë karakterin internacionalist të luftës revolucionare të proletariatit.

Mijëra zëra iu përgjigjën me një forcë e një gëzim që vinin duke u shtuar e që të preknin thellë në zemër.

Nëna rrëmbeu dorën e Nikollës dhe të dikujt tjetër: lotët i qenë bër si lak në fyt, po ajo nuk qante; këmbët iu prenë; foli me zë të ngashëryer dhe buzët i dridheshin:

— O bijtë e mi... vërtet është, apo më bëjnë sytë?

Një buzëqeshje e plotë ja ndriçonte fytyrën Vesovshçikovit. Ja kishte ngulur sytë flamurit, e me dorën të zgjatur drejt simbolit të lirisë, belbëzonte disa fjalë pa kuptim. Pastaj, menjëherë, përqafoi nënën, e puthi dhe filloi të qeshte.

— Shokë! — nisi të flasë hoholli, duke zotëruar murmuritjen e mbytur të turmës me zërin e tij të ëmbël që tingëllonte si ndonjë këngë, — ne u ngritëm në emër të një Zoti të ri, të Zotit që përhap dritën dhe të vërtetën, të Zotit që simbolizon arësyen dhe mirësinë. Jemi akoma larg qëllimit, po kurorat me gjëmba janë afër.[112]) Ata që mohojnë fuqinë e së vërtetës, ata që s'kanë kurajën t'a mbrojnë gjer në vdekje, ata qe s'kanë besim në veten e tyre dhe u tremben vuajtjeve, ata le të rrinë larg luftës sonë! Le të vinë me ne vetëm ata që kanë besim në fitoren tonë; ata që nuk e shohin qëllimin tonë nuk duhet të na ndjekin se do të ngecin rrugës, të mundur nga dëshpërimi dhe nga vuajtjet që na presin. Radhituni, o shokë! Rroftë 1 Maji, festa e njerëzve të lirë!

Turma u dendësua edhe më tepër. Pavli tundi flamurin që valoi si një flakë e kuqe, në dritën e diellit pranveror.

— *Botën e vjetër ne do ta shkallmojmë* — ja mbushi këngës Fedja Mazini me një zë kumbonjës.

Kori i turmës oshëtiu si një valë e fuqishme që ngrihet së thelli:

— *Që nga themeli, dhe pastaj...*

Me fytyrë të ndezur nga entuziazmi, nëna ecte prapa Mazinit, duke shikuar, përmbi kokën e këtij, të birin dhe flamurin. Rreth e rrotull saj çfaqeshin e zhdukeshin fytyra të zjarrta nga emocioni, shkrepëtinin sy të çdo ngjyre. I

112. Kurora të thurura me gjemba: simboli i vuajtjeve e mundimeve.

biri dhe Andrea ishin në ballë të demostratës. Ajo ua dëgjonte zërin: zëri i Andresë, i ëmbël dhe jo shumë i lartë, përzihej plot harmoni me zërin e trashë e të ashpër të Pavlit:

*Çohu më këmbë, popull punëtor,*
*Ngrehuni në luftë njerëz të uritur!...*

Populli vraponte pas flamurit dhe britmat e tij përzjeheshin me melodinë e këngës, të asaj kënge që, në shtëpi, e këndonin me zë të ulët se të tjerat. Tani që këndohej me plot zërin në mes të rrugës, ajo oshëtinte me një forcë të tmershme si bronxi i një kambane. Ajo i ftonte njerëzit të ndiqnin rrugën e largët që shpie në një të ardhme të shkëlqyer, dhe po në atë kohë u tregonte hapur vështirësitë që do të kishin para se të arrinin. Në flakën e saj të madhe e të qetë shkrihej gjithë e kaluara, barra e rëndë e mundimeve të përditëshme dhe digjej e bëhej pluhur e hi mosbesimi dhe frika e mallkuar ndaj së resë...

*Ne do shkojmë tek vëllezërit tanë që vuajnë...*

vazhdonte kënga.[113])

Një fytyrë e panjohur që shprehte po në një kohë gëzim dhe frikë lëvizte pranë nënës dhe një zë i dredhur lutej si me ngashërim:

— Mitja! Ku kërkon të veç?

Nëna ia priti pa u ndalur:

— Lereni të vejë... Mos u trembni... Edhe unë kisha frikë... Im bir është në ballë. E shikon? Ai që mban flamurin!...

— Ku veni, mor të mjerë! Atje ka ushtarë!

Ajo që lebetitej kështu ishte një grua e gjatë dhe e dobët. Befas, si e prekur nga fuqia e këngës, gruaja vuri dorën e saj të thatë mbi krahun e Vllasovës dhe tha:

— Ah, moj motër!... Pa dëgjo si këndojnë!... Edhe Mitja im këndon!...

— Mos u shqetësoni — i pëshpëriti nëna. — Kjo është një punë e shenjtë... Edhe Krishti vetë do të mos kishte

113. Në fjalët e kësaj kënge shprehen idealet e larta të klasës punëtore. Sa rol të madh që lot kënga në këtë demostratë, me forcën e saj ajo trondit e bën për vete masat.

qenë po të mos kish pasur njerëz që të jepnin jetën për hir të tij.[114])

Ky mendim i kish ardhur nënës befas ndër mend dhe i kish bërë përshtypje si një e vërtetë e qartë dhe e thjeshtë. Nëna vrejti në fytyrë atë grua që i shtrëngonte krahun me aq fuqi dhe përsëriti me një buzëqeshje habie:

— Zoti Krisht nuk do të kish zbritur nga qielli po të mos kish pasur njerëz që të vdisnin për lavdinë e tij!

Sizovi iu afrua nënës. Kishte hequr kasqetën dhe po e tundte pas ritmit të këngës.

— E shihni, apo s'e shihni? — i tha nënës. — Ja bënë fora, tani, hë? Veprojnë sheshit! Kanë ngritur edhe një këngë... dhe çfarë kënge! Hë, nënoke?

*Carit i duhen ushtarë;*
*Jepini bijtë tuaj...*

— S'u trembet syri fare! — thoshte Sizovi. — Dhe im bir po kalbet në varr...

Nënës i rrihte zemra aq fort sa iu pre fuqia dhe ngeli prapa. E shtynë mënjanë; ajo u mbështet pas një gardhi dhe përpara saj kaloi duke u lëkundur vala e gjerë e popullit që shkonte pas flamurit. Kur pa se sa shumë ishin mbledhur iu mbush shpirti me gëzim.

*Çohu më këmbë, popull punëtor!...*

Kënga buçiste si ndonjë borie bronxi në veshët e njerëzve dhe zgjonte në disa dëshirën e luftës, në të tjerët një ndjenë lumturie të mjegullt, një kureshtje të zjarrtë, parandjenjën e një gjëje të re e të bukur. Herë ngjallte një shpresë të përgjumur, herë i çelte rrugën rrymës së urrejtjes të grumbulluar vjete me radhë në shpirtrat e njerëzve. Të gjithë shikonin përpara atje ku valonte flamuri i kuq.

— Më ju lumtë o djem! Përpara që të gjithë të bashkuar! — thirri një zë me entuziazëm.

---

114. Me këtë krahasim nëna don të thotë se pa therorë, pa sakrifica, pa luftë asgjë s'arrihet. Ajo ende s'është shkëputur nga botëkuptimi fetar, prandaj krahasimet i bën me shembuj të marrë nga sfera e besimeve fetare.

Burri që nxori këtë klithmë ndjente siç duket diçka që nuk mund ta shprehte me fjalët e zakonshme, prandaj lëshoi një breshër të sharash e përbetimesh të ashpra.

Po edhe furia, tërbimi i errët e i verbër i skllavit, vërshëllente si gjarpër nëpër dhëmbët e shtrënguar, përdridhej e shpërthente me fjalë plot zemëratë.

— Rebela! — bërtiti dikush duke treguar grushtin nga një dritare.

Dhe një klithmë e mprehtë ja shpoi veshët nënës si një tryelë;

— Qysh? Kundër Mbretit — Perandor, kundër Madhënisë së Tij Carit? Kryengritje? Pa, pa, pa!...[115])

Fytyra të turbullta kalonin përpara syve të saj. Gra dhe burra turreshin përpara. Turma derdhej si lava e zezë e një vullkani, e tërhequr nga kënga që dukej sikur e hapte rrugën dhe e spastronte me tingujt e saj të fuqishëm.

Kur hidhte vështrimin tej nga flamuri, nëna shihte pa e shquar mirë fytyrën e të birit, me ballin e zeshkët, me sytë që i vetëtinin nga flaka e shkëlqyer e idealit.

Tani ajo kishte mbetur në radhët e fundit të turmës, midis njerëzve që ecnin pa u nxitur, që shikonin përpara me sy të shuar, me kureshtjen e ftohët të spektatorit që e di qysh më parë se si do të mbarojë drama dhe flet me zë të ulët po me bindje se do të ngjasë ashtu si thotë ai...

Dikush thoshte:

— Kanë vendosur një togë te shkolla dhe një tjetër pranë fabrikës...

— Ka ardhur dhe guvernatori vetë...

— Vërtet?

— E pashë me sytë e mi!...

Një tjetër këputi nj'a dy-tri të shara dhe tha:

— Sido qoftë, zunë të na e kenë frikën!... Po na dërgojnë ushtarë... vjen edhe vetë guvernatori!...

— Miqtë e mi të dashur! — tha nëna me vete dhe zemra i rrahu më shpejt.

---

115. Nënkuptohet se këta janë njerëz të thjeshtë që ende nuk janë zgjuar, nuk e kanë kuptuar shfrytëzimin, njerëz të prapambetur që kanë besim të verbër prej skllavi ndaj carit e pronarëve.

Po fjalët që dëgjonte rrotull saj nuk e kishin më atë gjallërinë e mëparëshme. E prekur nga ky ndryshim, nëna i shpejtoi çapet duke i lënë prapa ata njerëz që ecnin me të përtuar e mezi i hidhnin këmbët.

Befas u duk sikur balli u përpoq në një mur. Si vala që përplaset pas shkëmbit, masa e njerëzve e preu hovin dhe u kthye praptazi me një zhurmë të mbytur. Edhe melodia e këngës u shua dalngadalë. Zërat pushonin njëri pas tjetrit megjithqë aty-këtu grupe punëtorësh përpiqeshin ta forconin këngën përsëri:

*Çohu më këmbë popull punëtor!*
*Suljuni armikut, njerëz të uritur!*

Po këto përpjekje mbeteshin të izoluara, kënga nuk kishte më si në fillim tingëllimin e një kushtrimi të fortë dhe të një besimi të patundur; shqetësimi dhe drojtja ishin futur në zemrat e turmës.

Nëna nuk e shihte dot se ç'po ngjiste në radhët e para, prandaj çau rrugën duke larguar njerëzit dhe eci më shpejt: turma prapsej, shumë veta ulnin kryet, rrudhnin vetullat. Dikush buzëqeshte si i zënë në faj, tjetri vërshëllente si me tallje. Nëna vrente fytyrat e njerëzve me trishtim, sytë e saj pyesnin, luteshin, u bënin thirrje të heshtura.

— Shokë! — u dëgjua zëri i Pavlit. — Edhe ushtarët janë njerëz si ne. Nuk do të na bien! Përse do ta bënin këtë? Apo pse ne luftojmë për të vërtetën? Po edhe ata vetë kanë nevojë për të vërtetën... Sot për sot nuk e kuptojnë, po nuk është larg ajo ditë kur edhe ata do të hyjnë në radhët tona, nën flamurin e lirisë. Dhe që ta kuptojnë më shpejt të vërtetën tonë duhet që ne të shkojmë përpara! Përpara, shokë! Gjithmonë përpara![116])

Zëri i Pavlit ish i fortë dhe i sigurtë, fjalët i delnin qartë e shquar nga goja. Megjithkëtë, turma po shpërndahej, njerëzit largoheshin njeri pas tjetrit, kush më të djath-

---

116. Ushtarët ishin bij të punëtorëve e të fshatarëve, prandaj thotë Pavli se dhe ata kanë nevojë për të vërtetën revolucionare; kur ata ta kuptojnë këtë të vërtetë, s'do të jenë më vegla qorre që të luftojnë kundër punëtorëve. Kujtoni qëndrimin që mbajtën punëtorët e marinarët, bij të fshatarëve e të punëtorëve, në Revolucionin e Tetorit.

të, kush më të mëngjër, shkisnin anës mureve që të mos binin në sy. Tani turma kish marrë formën e një trekëndëshi me Pavlin në krye. Flamurin e popullit punëtor ai e mbante lart, pa e lëshuar nga duart. Turma i shëmbëllente gjithashtu një zogu të zi me krahët e hapur dhe gati që të fluturonte. Pavli ishte sqepi i këtij shpendi vigan...[117])

## XXVII.

Në fund të rrugës nëna pa një gardh të ulët bojë hiri të përbërë prej njerëzish që nuk u shquhej fytyra e që mbyllnin hyrjen në sheshin e madh. Në supin e secilit prej këtyre njerëzve shkëlqente maja e bajonetës. Nga ky gardh i heshtur dhe i palëvizshëm vinte përhapej mbi turmë një rrymë e ftohët, që ja ngriu zemrën nënës.

Vllasova u drejtua nga ana e atyre që njihte, të cilët ishin në ballë dhe shkriheshin me të panjohurit sikur të mbështeteshin mbi ta. Duke ecur, nëna u përpoq me një burrë të gjatë, të rruar e me një sy. Ai ktheu kokën me rrëmbim dhe pyeti:

— Cila je ti? Ç'kërkon?

— Jam e ëma e Pavël Vllasovit! — u përgjigj Pellageja. Këmbët iu prenë, buza i dridhej.

— Ah! — ja priti ai.

— Shokë! — thoshte Pavli. — Jeta është përpara nesh. S'kemi rrugë tjetër. Mbushjani këngës!

Plakosi një heshtje e rëndë. Duke ngritur flamurin që valonte përmbi kryet e njerëzve, Pavli u vërsul drejt gardhit të murmë prej ushtarësh. Nëna u drodh, mbylli sytë dhe nxori një klithmë të pikëlluar. Nga gjithë ajo masë njerëzish vetëm tri veta u shkëputën dhe i shkuan Pavlit prapa: Andrea, Samoillovi dhe Mazini.

Befas u dëgjua zëri i qartë i ngadalshëm e i dredhur i Fedja Mazinit:

---

117. Analizoni kuptimin metaforik të këtij krahasimi të turmës me zogun. Krahasoni këtë figurë (turma në formë zogu) me „Lajmëtarin e furtunës („Sgalemi") dhe me figurën që përdori autori më parë kur e krahasoi flamurin me një shpend të zjarrtë.

— *Ju ratë dëshmorë* — ja filloi këngës.

— *Në luftën fatale!* — ja pritën dy zëra të trashë e të mbytur, si dy psherëtima të thella. Njerëzit bënë disa çape përpara duke ecur në ritmin e melodisë. Dhe kënga e re buçiti përsëri duke i frymëzuar turmës besim e burrëri.

— *Ju kushtuat jetën tuaj* — vazhdoi këngën Fedja me një zë që shtillej si një shirit me ngjyra shumë.

— *Luftës për liri!* — ja prisnin shokët gjithë bashkë.

— Ah, zutë të këndoni këngën e dëshmorëve! — bërtiti një zë i keq.

— Bjeruni! — ja priti një zë tjetër i tërbuar nga zemërimi.

Nëna përpoqi duart, e lebetitur; ktheu kokën dhe pa se turma që ishte aq e dendur aty më parë sa mbushte tërë rrugën, kishte qëndruar tani si e tutur dhe shikonte të shkëputeshin prej saj ata që rrethonin flamurin. Vetëm nja dhjetë veta u vajtën pas. Në çdo çap që bënin përpara dikush këcente mënjanë, sikur mezi i rrugës të ishte shtruar me prush dhe të përvëlonte këmbët.

— *Përdhunimi do të shembet...* — profetizonte kënga që ja thosh Fedja.

— *Dhe populli do të ngrihet!* — i përgjigjej kori prej zërash të fuqishëm si një gjëmim.

Po fjalë të pëshpëritura me gjysmë zëri prisnin në mes rrymën e harmonishme të këngës së dëshmorëve të lirisë.

— Tani po jep urdhërin...

— Bajonetat kryq! — klithi një zë i rreptë.

Bajonetat lëvizën në erë, u ulën poshtë dhe u zgjatën përpara në drejtim të flamurit.

— Para marsh!

— Tani e pësuan! — tha burri me një sy. Pastaj futi duart në xhepet dhe u largua me të shpejtë.

Nëna vështronte me sytë ngulur përpara. Gardhi i murmë i ushtarëve lëvizi, zuri tërë rrugën dhe iu afrua flamurit me hapa të njëjta. Bajonetat e shkëlqyera si prej argjëndi dukeshin si dhëmbët e një krehëri vigan. Nëna iu afrua Pavlit dhe pa Andrenë që po delte përpara të birit për ta mbrojtur me trupin e tij të gjatë.

— Shko në krah! — i thirri Pavli me një ton të prerë.
Andrea po këndonte, me duart të kryqëzuara prapa shpinës dhe me kokën lart. Pavli e shtyti me sup dhe i bërtiti përsëri:

— Shko në krah! Mos më dil përpara! I pari duhet të jetë flamuri.

— Shpër-nda-hu-ni! — ulëriti një oficer i pakët me një zë të hollë, duke tundur shpatën e ndritëshme. Më çdo çap e përplaste këmbën përdhe me tërbim, pa e thyer gjurin. Nënës i ra në sy shkëlqimi i çizmeve të tij të llustruara.

Pranë oficerit, një çikë më prapa, ecte me çape të rënda një burrë i madh, me fytyrë të rruar dhe me mustaqe të bardha e të dendura. Ishte veshur me një pallto të gjatë bojëhiri me astar të kuq dhe pantallonat i kish të stolisura për së gjati me një shirit të verdhë. Edhe ai i kishte lidhur duart prapa shpinës si hoholli; kishte ngritur përpjetë vetullat e tij të trasha dhe po shikonte Pavlin.

Duke parë të gjitha këto, nënës i vinte të bënte kujen; po pa e ditur as vetë, ajo mbante të dy duart mbi kraharor dhe nuk e linte të dalë atë klithmë që i shtrëngonte grykën e i zinte frymën. Po e shtynin nga çdo anë, mezi qëndronte më këmbë dhe shkonte gjithnjë përpara pa qenë në vete. Nëna e ndjente se prapa saj numuri i njerëzve sa vinte pakësohej, sikur një valë e akullt, e ngrirë, turrej mbi ta dhe i shpërndante.

Grupi i të rinjve me flamurin dhe vargu i ushtarëve me bajonetat përpara, po afroheshin njëri me tjetrin. Dukeshin qartë fytyrat e ushtarëve; ato formonin një lloj shiriti të verdhë që ndërej në tërë gjerësinë e rrugës. Mbi këtë shirit të verdhë, sytë e njerëzve dukeshin si pika me shumë ngjyra dhe përpara vargut qenë zgjatur bajonetat me majat e mprehta që shkëlqenin dhe të ngrinin gjakun. Pamja e bajonetave, të drejtuara në gjoksin e turmës, mjaftonte për të shkëputur njerëzit prej saj e për t'i shpërndarë.

Nëna dëgjonte prapa saj zhurmën e çapeve të njerëzve që kërcisnin e iknin. Dëgjoheshin zëra të trembura e të mbytura:

— Shpërndahuni, djema!

— Eja, Vllasov!...

— Prapsu, Pavlusha!

— Hidhma flamurin, Pavli! — bërtiti Vesovshçikovi i ngrysur si gjithmonë. — Nëma këtu ta fsheh!

Dhe hodhi dorën e kapi shtizën. Flamuri u lëkund.

— Mos e prek! — i bërtiti Pavli.

Nikolla e hoqi dorën me rrëmbim sikur t'i kish çikur në prush.[118]) Kënga pushoi. Të rinjtë u ndalën dhe rrethuan Pavlin, po ky e çau rrethin dhe doli përsëri përpara. Një heshtje e papritur i mbuloi të gjithë, thua se zbriti nga lart dhe i mbështolli njerëzit si me një ré të ndritur.

Nën flamurin ishin njëzet veta, jo më tepër, po ata qëndronin të patundur. Nëna dridhej për ta; zemra ja donte që diç t'u thosh... po se ç'do t'u thosh sikur të ishte pranë tyre, as ajo vetë s'e dinte.

— Toger, merrjani... atë! — tha plaku mustaqe-bardhë me një zë të matur.

Dhe zgjati dorën e tregoi flamurin.

Oficeri i pakët nga trupi u turr, kapi shtizën e flamurit dhe bërtiti me një zë të çjerrë:

— Lëshoje!

— Mos e prek me dorë! — thirri Pavli.

Flamui i kuq u lëkund, herë më të djathtë, herë më të mëngjër, pastaj përsëri erdhi në vendin e parë, drejt përpjetë, dhe oficeri u përplas për tokë. Përpara nënës kaloi, i shpejtë si shigjeta, Nikolla me grushtin të zgjatur përpara.

— Kapini! — gërthiti plaku duke përpjekur këmbën.

U turrën disa ushtarë. Njëri prej tyre ngriti qytën e pushkës; flamuri u tund e u shkund disa herë, u var mënjanë dhe u zhduk midis grupit të murmë të ushtarëve.

— Eh! — psherëtiti dikush me trishtim.

---

118. Gjurmat e pregatitjes së pamjaftueshme ideologjike së Vesovshçikovit i shikojmë në këtë skenë; ai para një situate të tillë mendon të largohet, ndërsa revolucionarët e kalitur si Pavli, Andrea etj. nuk tremben e nuk prapsohen para bajonetave që u janë drejtuar, ata nuk pranojnë që flamuri i kuq të fshihet, ai duhet të valavitet për të ngritur rreth tij dhe punëtorët e tjerë.

Nëna nxori një klithmë, një ulërimë që nuk dukej se kish dalë nga kraharori i një njeriu. Që nga mezi i ushtarëve iu përgjigj zëri i kulluar i Pavlit:

— Lamtumirë, nënë! Lamtumirë, e dashura nënë!

— Gjallë është! Më kujtoi! — tha me vete nëna. — Lamtumirë, bir i nënës!

— Mirupafshim, nënoke! — u dëgjua zëri i Andresë.

Vllasova u çua në majë të këmbëve, ngriti krahët dhe mundohej t'i shihte. Më së fundi, mbi kokët e ushtarëve, pa fytyrën e rrumbullaktë të Andresë, që po e përshëndeste me buzë në gaz.

— Djemtë e nënës... Andrijusha... Pasha... — u thirri ajo.

— Lamtumirë, o shokë! — thanë disa zëra nga mezi i ushtarëve.

Atyre iu përgjigj një jehonë e gjatë prej zërash shumë, po të shkëputur. Oshëtima e përshëndetjeve vinte nga larg, nga dritarot, nga çatitë...

## XXVIII.

Dikush e shtyu nënën duke i rënë në kraharor. Përmes mjegullës që i vishte sytë, ajo pa oficerin e pakët nga trupi, me fytyrë të skuqur e të nxehur, që po i thërriste:

— Largohu, plakë!

Ajo e shikoi nga lart poshtë dhe pa në këmbët e tij shtizën e flamurit të thyer më dysh. Në njërën anë varej një copë pëlhurë e kuqe. Nëna u ul që ta merrte. Oficeri ja shkëputi nga duart, e flaku përdhe, e shkeli me këmbë dhe bërtiti:

— Largohu, të them!

Befas, që nga mezi i ushtarëve buçiti kënga:

*„Çohu më këmbë popull punëtor!".*

Gjithçka lëkundej e vërtitej si në një dredhë të çmendur. Një zhurmë e mbytur, si uturima e telave të telegrafit, mbushte ajrin. Me të dëgjuar këngën, oficeri këceu prapa dhe bërtiti:

— Ndaloje këngën, reshter Krajnov!

Duke u kolovitur si e dehur, nëna e rrëmbeu copën e shtizës që e kish flakur togeri dhe e ngriti përsëri.

— Mbylluani gojën!...

Kënga u ngatërrua, u këput dhe më së fundi u shua. Dikush e kapi nënën nga supi, e ktheu në anën tjetër dhe e shtyti nga pas.

— Hajt, çporru!...

— Spastroni rrugën! — gërthiti oficeri.

Dhjetë çape përpara saj nëna pa përsëri një grumbull njerëzish që bërtisnin, shfrynin, grindeshin e vërshëllenin dhe, duke u larguar me ngadalë nëpër rrugën e ngushtë, zhdukeshin në oborret e shtëpive pranë.

— Këput qafën! — i bërtiti nënës mu në vesh një ushtar i ri me mustaqe dhe e shtyu mbi trotuar.

Ajo ecte duke u mbështetur mbi copën e shtizës, sepse gjunjët po i priteshin; me dorën tjetër mbahej pas mureve e pas gardheve. Përpara saj njerëzit po prapseshin; për bri dhe prapa saj vinin ushtarë duke bërtitur kohë më kohë:

— Ecë, ecë...

Si e kaluan ushtarët, nëna u ndal dhe vrejti rreth e rrotull. Në fund të rrugës dukeshin përsëri ushtarë që s'linin njeri të dilte në sheshin e madh, i cili tani ishte fare i shkretë. Përpara silueta të murme drejtoheshin mbi turmën pa u ngutur.

Nëna u mat të kthehej prapa, po pa dashur shkoi përsëri përpara dhe arriti në një rrugicë të ngushtë ku pa njerëz. Aty u ndal përsëri dhe vuri veshin. Diku, larg, populli buçiste.

Duke u mbështetur gjithmonë mbi copën e shtizës, nëna mori udhën përsëri. Kish dërsirë. Zemra i gufonte nga disa klithma që nuk arrinte t'i nxjerrë. Prej mundimit, ngrinte vetullat, tundte krahun, lëvizte buzët. Në kraharorin e saj shkrepëtinin si shkëndija disa fjalë tronditëse dhe ajo ndjente një dëshirë të flakët që t'i thosh me zë të lartë, të bërtiste me sa kishte fuqi...

Rrugica kthehej përnjëheresh më të mëngjër; te qoshja nëna pa një grumbull njerëzish që po bisedonin me nxehtësi. Njëri thoshte:

— Njeriu nuk mund të hidhet kot mbi bajoneta!

— I patë apo jo se ç'burra janë? Kur iu vërsulën ushtarët, ata qëndruan, pa frikë fare...

— Vërtet...

— Sa trim ai Pavël Vllasovi!

— Po hoholli?

— Ai kishte vënë duart prapa shpinës dhe qeshte, dreqi!...

— O miqtë e mi të dashur! — tha nëna duke u futur midis turmës. Njerëzia i bënë vend duke u tërhequr me respekt. Dikush tha duke qeshur:

— Pa shiko një herë! Me flamur në dorë!...[119])

— Hesht! — tha një tjetër me zë të rreptë.

Nëna hapi krahët duke i ngritur lart.

— Për hir të Krishtit, dëgjoni! Ju të gjithë, burra të dhëmshur e zemërbardhë, hapni sytë, shikoni rrotull pa frikë... ç'ngjau? Djemtë tanë, gjaku, shpresa jonë shkonin në paqë... kërkonin rrugën e së vërtetës... rrugën e drejtë, rrugën e gjerë që të shpie në të mirën e të gjithëve. Për ne të gjithë, për fëmijët tanë, ata dënuan veten dhe një mijë mjerime... kërkojnë një dritë të re... kërkojnë ditë të bardha... Ata duan të ndërtojnë një botë të re mbi të vërtetën dhe drejtësinë... duan lumturinë e të gjithëve.

Zemra mend i copëtohej, mezi merrte frymë dhe gryka i qe tharë, i digjte. Ato fjalë zhuritëse të një dashurie të pakufishme që pushtonte gjithëkënd e gjithçka i dilnin që nga thelbi i shpirtit. Gjuha iu zgjidh dhe fjalët që duheshin për të çfaqur atë që ndjente, i vinin vetvetiu, pa mundim.

---

119. Në fillim të këtij kapitulli përmendet që nëna pa shtizën e flamurit të thyer me një copë pëlhurë të kuqe dhe u ul ta merrte, por oficeri ja hoqi nga duart dhe e flaku për dhé. Më poshtë, autori, na tregon se ajo ecën duke u mbështetur mbi shtizën e flamurit. Ky detal ka kuptim metaforik dhe na hedh dritë për rrugën e mëtejshme të nënës, do të thotë se tanim idealet e Pavlit janë bërë më të afërta, më të kuptueshme për nënën. Këtë e kuptojmë dhe nga fjalët e zjarrta që ajo thotë pak më poshtë.

Ajo e shihte se po i vinin veshin, e ndjente se fjalët e saj u bënin përshtypje. Të gjithë heshtnin. Nëna e kuptonte se ata po mendoheshin. Atëherë Vllasova ndjeu fare qartë në zemrën e saj dëshirën e fortë që t'i shtyjë njerëzit të vrapojnë pas të birit, pas Andresë, pas të gjithë atyre që i lanë vetëm në duart e ushtarëve.

Hodhi një sy mbi fytyrat e vrejtura që e shikonin me vemendje dhe vazhdoi me fjalë të shtruara dhe bindëse:

— U ngritën djemtë tanë të kërkojnë gëzimin në jetë, të sjellin në vend të drejtën e Krishtit, të luftojnë gjithë ato të zeza që bëjnë ata që kemi mbi krye për të na lidhur e për të na shtypur. O miqtë e mi! Ju e shihni se të rinjtë tanë, gjaku ynë, u çuan për hir të gjithë popullit, për gjithë të shtypurit... Mos i lini, pra, vetëm, mos u ndani prej tyre tani në orën e rrezikut. Ata u përpoqën të na tregojnë neve rrugën e së vërtetës, të na nxjerrin të gjithëve në dritën e shpëtimit, në dritën e një jete të lumtur. T'ju vijë keq për ta, për veten tuaj... kuptojini zemrat e tyre, kini besim në djemtë tuaj; ata ngjallën të vërtetën, për atë jetojnë, për atë mendojnë, për atë po shkrijnë jetën e tyre. Besojuni!

Zëri iu pre dhe zuri të kolovitej si e këputur; dikush e zuri dhe e mbajti nga krahu...

— Flet fjalë të Zotit! — tha dikush i tronditur. — Po, vetë Zoti na flet me gojën e saj! Dëgjoni, o të mirë, dhe mësoni!

— Një tjetri i erdhi keq:

— Sa vuan! Po dërmohet, e shkreta!

— Nuk dërmohet, po na dërmon ne, budallenjtë, me fjalët e saj të prekëshme. Si nuk e kupton?

Një zë i hollë, i dredhur e plot angushti kumboi mbi turmën:

— Njerëz të Perëndisë! — Mitja im, pëllumbi i bardhë i nënës, ç'faj ka? Pse shkoi pas shokëve të tij të dashur... Mirë thotë plaka: pse po i lemë djemtë tanë? Ç'të keqe na bënë ata?

Nëna u drodh nga këto fjalë dhe lotët s'iu mbajtën më.

— Shko në shtëpi, Nillovna! Shko, se u këpute! — i thirri Sizovi.

Ishte zverdhur në fytyrë, mjekra e pakrehur i dridhej. U hodhi një vështrim të rreptë të gjithëve sa ishin, mblodhi vetullat, krekoi trupin sa i gjatë ish, dhe tha me zë të qartë:

— Ma dërmuan në fabrikë djalin tim, Matvenë, ju e dini... Po sikur të ishte gjallë sot, vetë do ta shtyja të vinte më një radhë me ata... vetë do t'i thosha: „Shko edhe ti, Matve! Shko, se ajo që bëjnë ata është një punë e drejtë, një punë e shenjtë!"

Sizovit iu pre zëri; të gjithë heshtën, të pushtuar nga një ndjenjë e re, e fuqishme që nuk i frikësonte më. Sizovi ngriti dorën, e tundi në erë dhe vazhdoi:

— Ja ku jua them unë plaku, që më njihni mirë. U bëra pesëdhjetetre vjeç, kam tridhjetenëntë vjet që punoj këtu... Tim nip, një djalë të mençur e të ndershëm, e muarën prapë sot... Ishte nga të parët, ecte ngjitur me Pavlin, pranë flamurit.[120])

Fytyra iu rrudh; kapi nënën nga krahu dhe tha:

— Kjo grua tha. të drejtën... Djemtë tanë duan të rrojnë me nder, si e lyp e drejta dhe arësyeja, kurse ne i lamë në hall të tyre... i lamë vetëm dhe krisëm e ikëm... kështu është! Eja, Nillovna...

— Të dashurit e mi! — tha nëna, duke i shikuar me sy të përlotur. — Për djemtë tanë, për të rinjtë është jeta, e atyre është bota!...

— Eja, Nillovna! Na, merr shkopin... — thosh Sizovi duke i dhënë copën e shtizës.

Që të gjithë e vështronin nënën plot me trishtim e me respekt dhe e përcillnin me fjalë simpatie. Sizovi hapte rrugën, njerëzia tërhiqeshin mënjanë pa bërë zë dhe, duke iu bindur një fuqie të fshehtë, shkonin pas nënës me ngadalë dhe shkëmbenin me gjysmë zëri fjalë të shkurtra.

---

120. Pavli me shokë me qëndrimin burrëror që mbajtën në demostratë, fitojnë admirimin e simpatinë e tërë masës së punëtorëve. Kjo simpati është dhënë me frazat e shkëputura që thonë punëtorët. Të shikohet krenaria që ka ky punëtor plak për nipin e tij sepse ai qëndronte pranë flamurit, ngjitur me Pavlin.

Te porta e shtëpisë nëna u kthye nga ana e tyre, u mbajt pas shtizës së flamurit, u përul në shenjë mirënjohjeje dhe tha:

— Ju falemnderit!...

Dhe përsëri iu kujtua mendimi që kishte lindur vetvetiu në zemrën e saj dhe ajo e përsëriti me zë të lartë:

— Zoti Krisht nuk do të kish zbritur nga qielli po të mos kishte pasur njerëz që të vdisnin për lavdinë e tij.

Turma e vështronte duke heshtur. Ajo i përshëndeti edhe një herë dhe hyri brenda bashkë me Sizovin. Njerëzit qëndruan edhe një hop tek porta duke shkëmbyer mendime. Pastaj u shpërndanë dalngadalë.[121])

ne stuhi...

a vente e vinte nëpër dhomë, ulej pranë dritares, nte jashtë në rrugë, ngrihej përsëri, ecte si e hutuar ıd në kokë, lëvizte vetullat dhe hidhte sytë rreth e sikur diç kërkonte... Pinte ujë, po etjen nuk e e dot; afshi përvëlonjës i brengës dhe i zemërimit iste zemrën. Dukej sikur dita ishte prerë më dysh: a e parë kish qenë plot ngjarje e plot kuptim, kurse ërpara nënës shtrihej një errësirë e zbrazët, një bosh ur dhe në mendjen e saj tym e mjegull, sillej rrotull ı:

- Po tani? Si do t'i bëhet hallit?

rdhi Maria Korsunova. Ajo dha e mori me gojë e me-

---

121. Idetë revolucionare të Pavlit me shokë, qëndrimi heroik i tyre kanë bërë për vete masa të mëdha punëtorësh. Vreni si e ka dhënë këtë autori në fundin e këtij kapitulli.

Gjatë gjithë romanit forcën frymëzuese të ideve komuniste, tërheqjen e masave drejt tyre, autori e jep në mënyrë të fuqishme dhe lakonike. Të ndiqen me kujdes më pas skenat që tregojnë gjyqin e Pavlit, nënën në fshat si dhe mbyllja e romanit.

Ky kapitull që përshkruan demostratën e 1 majit përbën, pikën kulminante të pjesës së parë të romanit, se këtu për herë të parë komunistët dalin hapur para masës dhe punëtorët ndeshen me ushtërinë, me vegiat shtypëse të shtetit carist. Puna e Pavlit me shokë dha frutet e veta.

# PJESA E DYTË

## I.

Gjithë dita kaloi në një dredhë të mjegullt kujtimesh: nëna e ndjente veten të lodhur, të vrarë, të tclekosur trup e shpirt. Ai oficeri i vogël i çfaqej përpara si një njollë e murme; fytyra e zeshkët e Pavlit dhe sytë e qeshur të Andresë vetëtinin në mes të turmës së errët, si një det me valë në stuhi...

Nëna vente e vinte nëpër dhomë, ulej pranë dritares, vështronte jashtë në rrugë, ngrihej përsëri, ecte si e hutuar pa mend në kokë, lëvizte vetullat dhe hidhte sytë rreth e rrotull sikur diç kërkonte... Pinte ujë, po etjen nuk e shuante dot; afshi përvëlonjës i brengës dhe i zemërimit i zhuriste zemrën. Dukej sikur dita ishte prerë më dysh: gjysma e parë kish qenë plot ngjarje e plot kuptim, kurse tani përpara nënës shtrihej një errësirë e zbrazët, një bosh i hidhur dhe në mendjen e saj tym e mjegull, sillej rrotull pyetja:

— Po tani? Si do t'i bëhet hallit?

Erdhi Maria Korsunova. Ajo dha e mori me gojë e me duar, thërriste, qante, përpiqte këmbët, thoshte të bëjmë kështu e ashtu, çirrej e ngjirej, se kujt i kanosej, — po të gjitha këto nënës nuk i bënë asnjë përshtypje.

— Aha! — gërthiste Maria. — Ja suallën popullit shpirtin në majë të hundës! Tërë fabrika u ngrit më këmbë!

— Po, po, — i përgjigjej nëna me ngadale, duke tundur kokën dhe sytë e saj rishikonin me një vështrim të ngulur e të hutuar pamjen tronditëse që u zhduk bashkë me Pavlin dhe Andrenë. Tanimë ajo pamje ishte vetëm

një kujtim. Donte të qante e s'qante dot. Zemra i qe ndrydhur, sytë dhe buzët i qenë tharë, goja i qe bërë shkrumb. Duart i dridheshin dhe në kurriz i shkonin mornica të ftohta.

Mbrëmanet erdhën xhandarët. Vllasova as u tremb, as u çudit. Hynë në shtëpi me potere, të gëzuar e të kënaqur. Oficeri me atë çehre të verdhë tha duke ckërmitur dhëmbët:

— E, si shkoni? Është hera e tretë që po takohemi bashkë, apo jo?

Ajo s'u përgjigj, vetëm shkoi gjuhën mbi buzët e saj të thara. Oficeri foli e foli me një ton sikur predikonte dhe dukej se i pëlqente të shiste mendje. Po fjalët e tij e lanë të ftohët nënën, ajo as që i dëgjonte fare. Vetëm kur oficeri i tha:

— Ti vetë e ke fajin që s'ke qenë e zonja ta mësoje tët bir të nderojë Zotin dhe Carin...

Ajo iu përgjegj me zë të mbytur dhe pa e vështruar:

— Po, djemtë le të jenë gjykatësit tanë!... Ata do të na gjykojnë, sipas së drejtës, që i lamë në këtë rrugë...

— Qysh? — thirri oficeri. — Ngreje zërin të dëgjojmë!

— Thashë që djemtë tanë le të na gjykojnë! — përsëriti nëna duke psherëtitur.

Ahere oficeri zuri të dërdëlliste me zemërim e me të shpejtë, po nëna as që ja vuri veshin fare.

Midis dëshmitarëve ishte edhe Maria Korsunova. Qendronte më këmbë pranë nënës, pa e shikuar në sy dhe kur oficeri i drejtonte ndonjë pyetje, ajo përulej gjer përdhe e i përgjigjej gjithmonë njësoj: — Nuk di gjë, Fisnikëria Juaj. Unë jam një copë grua e paditur, shikoj punën time... jam aq e humbur sa s'marr vesh fare nga këto gjëra...

— Mirë, pusho! — urdhëronte oficeri duke lëvizur mustaqet.

— Korsunova i bënte edhe një temena, e, duke i dhënë munxët[122]) fshehurazi, pëshpëriste:

---

122. *munxë* = gjest i bërë me pëllëmbë të hapët, si sharje kundrejt dikujt.

— Na, të plaçin e i mbajç në pëllëmbët!

I dhanë urdhër ta kontrollonte nënën në trup, mos kishte gjë me vete. Maria përpëliti sytë, ja qepi oficerit dhe tha e tmeruar:

— Fisnikëria Juaj, nuk më vjen dore për kësi punësh!

Oficeri përpoqi këmbën përdhe e zuri të çirrej. Maria uli sytë dhe i tha nënës me ngadalë:

— S'kemi ç'bëjmë... shkopsit fustanin, Pellage!

Duke e kërkuar nënën me të dy duart nëpër trup, e skuqur flakë nga turpi e nga inati, shfrynte me vete:

— Ah, qentë! Shih se ç'më shtrëngojnë të bëj!...

— Ç'llomotit ashtu? — gërthiti oficeri duke shikuar nga këndi i dhomës ku qëndronin të dy gratë.

— Flasim për punë granishte, Fisnikëria Juaj! — belbëzoi Korsunova e trembur.

Kur oficeri i dha urdhër të nënshkruante procesverbalin, nëna shkroi me dorën e pastërvitur dhe me shkronja të mëdha e të trasha si të shtypit:

„Pellage Nillovna Vllasova, e veja e një punëtori".

— Çfarë shkrove ashtu? Përse? — bërtiti oficeri duke shtrembëruar fytyrën me përçmim; pastaj qeshi me zë dhe tha:

— Sa të pagdhendur!

Më së fundi xhandarët ikën. Nëna qëndroi pranë dritares, lidhi duart kryq në kraharor dhe vështroi, e zhytur në mendime pamjen që shtrihej përpara shtëpisë. Kish ngritur vetullat, kish mbledhur buzët dhe i kish shtrënguar nofullat aq fort sa ndjeu një dhëmbje në dhëmbët. Llambës iu sos vajguri dhe drita e saj zuri të venitej e të regëtinte, duke kërcitur. Nëna i fryu fitilit dhe e shoi fare duke mbetur në t'errët. Shpirti i qe nxirë nga trishtimi i një brenge të pashprehur, zemra i rrihte me mundim. Qëndroi një copë herë duke shikuar si e ngrirë në vend, gjersa sytë dhe këmbët iu lodhën. Dëgjoi si në ëndër zërin e dehur të Marisë që u ndal nën dritare dhe i thirri:

— Pellage! Fjete, moj? Ah, moj motër e mjerë!... Fli, mos u helmo, se të gjithë kështu vuajnë dhe poshtërohen...

Nëna, pa u xhveshur, u lëshua mbi dyshek si e vdekur dhe përnjëheresh ra në një gjumë të thellë.

Në öndër pa tumbën me rërë të verdhë që ndodhej matanë kënetës, në rrugën që shpie në qytet. Lart në majë, atje ku fillon tatëpjeta që zbret e thepisur gjer në gropat ku merrnin rërë, qëndronte Pavli drejt më këmbë dhe këndonte, me zërin kumbonjës të Andresë:

*„Çohu më këmbë, popull punëtor...".*

Nëna kaloi përpara tumbës me rërë dhe vështroi të birin duke vënë dorën mbi sy. Në sfondin e kaltër të qiellit silueta e Pavlit shquhej fare qartë. Asaj i vinte turp t'i afrohej meqë ishte me barrë. Edhe në krahë mbante një foshnjë. Në arat një tok djema po loznin me një top të kuq. Djali që kish në krahë zgjati duart nga ana e tyre dhe zuri të qante më fort. Nëna i dha sisë dhe u kthye prapa. Në tumbën me rërë pa një grumbull ushtarësh që po i drejtonin bajonetat. Nëna iku me vrap dhe hyri në një kishë. Ishte një kishë e lartë gjer në qiell, e bardhë, e lehtë, si e ndërtuar me re të bardha mu në mes të fushës. Aty se kë po varrosnin; qivuri ishte i madh e i zi, me kapakun të mbërthyer. Prifti dhe dhjaku, veshur me rroba kishëtare borë të bardha, vinin rrotull duke kënduar.

„Krishti u ngjall së vdekurish"...

Dhjaku tundi temjanicën dhe i buzëqeshi nënës kur e pa; flokët i kish të kuq dhe të ndritur dhe fytyrën të qeshur si të Samoillovit. Që lart nga kubeja derdheshin rrezet e diellit të gjera si peshqirë të artë. Më të dy anët e alltarit kori i djemve përsëriste me gjysmë zëri:

„Krishti u ngjall së vdekurish"...

— Kapini! — bërtiti befas prifti duke u ndaluar në mes të kishës. Rroba e bardhë kishëtare u zhduk nga trupi i tij dhe në fytyrë iu bënë ca mustaqe të trasha e të thinjura që të kllisnin datën. Të gjithë filluan të iknin me vrap, edhe dhjaku flaku temjanicën mënjanë, zuri kokën me të dy duart, tamam si hoholli dhe ua mbathi këmbëve. Nënës i shpëtoi foshnja nga duart dhe ra në këmbët e njerëzve që ishin në kishë. Ata ndronin rrugën që të mos e

shkelnin dhe vështronin me frikë trupthin e tij lakuriq. Vllasova ra më gjunjë dhe u thirri me të lutur:

— Mos e lini foshnjën! Merreni...

„Krishti u ngjall së vdekurish!..." — këndonte hoholli, me duart prapa kurrizit e me buzë në gaz.

Pellageja u ul e mori foshnjën dhe e vuri në një karro me dërrasa, për bri së cilës po shkonte me ngadalë Vesovshçikovi dhe thoshte duke qeshur me zë të lartë:

— Më dhanë edhe mua punë të rëndë...

Rruga ishte me baltë, nga dritaret e shtëpive njerëzia zgjatnin kryet, vërshëllenin, bërtisnin, bënin shenja me dorë. Moti ish i kthjellët, dielli shkëlqente e digjte, hije nuk dukej asgjëkund.

— Këndoni, nënoke! — thoshte Andrea — Pa shikoni ç'jetë që është!

Dhe ja mbushte këngës më fort duke mbuluar me zërin e tij të bukur e të këndshëm gjithë zërat e tjerë. Nëna e ndiqte pas.

Po përnjëherësh u pengua dhe u rrukullis në një greminë të thellë e të zezë, nga e cila ngjitej një ulërimë e llahtarëshme...

Nëna u zgjua, e drithtëruar, e mbytur në djersë. U përpoq ta mblidhte mendjen, të vinte në vete, po ndjeu për çudi sikur e kish bosh kraharorin. I dukej sikur një dorë e rëndë dhe e rreshkët ja kish kapur zemrën dhe po ja shtrëngonte ca nga ca si me darë. Fyelli i fabrikës ulërinte me zemërim dhe thërriste njerëzit në punë. Nga vërshëllima nëna e kuptoi se ishte e dyta herë që po binte. Në mes të dhomës ishin hedhur një tok libra, të gjitha plaçkat qenë luajtur nga vendi, dyshemeja ish tërë gjurmë këmbësh.

Nëna u ngrit dhe, pa u larë e pa u falur, zuri të rregullonte dhomën. Në kuzinë i vanë sytë në një shkop ku qe lidhur një copë stofë e kuqe; e mori në dorë si me inat dhe u mat ta hidhte prapa sobës; po pastaj u pendua, psherëtiu; çqiti pëlhurën nga druri, e palosi me kujdes dhe e futi në xhep; shtizën e theu në gju më dysh dhe e hodhi në një qoshe ku mbante drutë. Pastaj lau me ujë dritaret

dhe dyshemenë, ndezi samovarin dhe u ndrua... Ndenji në kuzinë afër dritares dhe përsëri ajo pyetja e djeshme zuri t'i vinte rrotull nëpër mendje:

— Po tani? Si i bëhet hallit?

Atëherë iu kujtua që nuk e kishte bërë lutjen e mëngjesit, u kthye nga kora, u fal një minutë dhe pastaj ndenji përsëri. I dukej sikur e kish zemrën bosh.

Edhe varësi i sahatit tani punonte më me ngadalë, jo me atë ritmin e tij të zakonshëm. Mizat zhuzhullinin si të fjetura dhe përpiqeshin si të verbëra pas xhamave të dritares.

E tërë lagjeja punëtore ishte çuditërisht e qetë. Dukej sikur të gjithë ata që dje bërtisnin rrugëve me aq gjallëri, sot ishin fshehur nëpër shtëpitë dhe mendonin në heshtje mbi atë ditë të jashtëzakonshme.

Befas nënës iu kujtua ç'kishte parë një ditë në kohë të çupërisë së saj: në parkun e madh të çifligarit Zausajllov ishte një pellg i gjerë i mbuluar me zambakë uji. Një ditë të zymtë vjeshte, ajo kaloi andej dhe pa një barkë në mes të pellgut. Qielli ishte i vrejtur, pellgu i errët dhe i qetë dhe barka dukej si e mbërthyer në vend mbi atë ujë të zi, mbuluar me fletë të verdha që kishin rënë nga pemët. Kjo barkë e zbrazët, e vetmuar, pa lopata, pa timon që dergjej mbi ujët ngjyrëplumbi në mes të fletëve të venitura, ta mbushte shpirtin me një hidhërim misterioz, me një trishtim të thellë. Pellageja qëndroi një copë herë anës pellgut duke vrarë mendjen se kush do ta kish larguar barkën nga bregu dhe përse... Tani i bëhej sikur edhe ajo vetë i përngjiste asaj barkës së neveritur që iu duk atëherë si një qivur që pret të vdekurin. Dhe tamam në mbrëmje të asaj dite ajo kish marrë vesh se në atë pellg ishte mbytur e shoqja e kujdestarit të Zausajllovit, një grua e pakët që e kish të ecurit të shpejtë dhe leshrat e zeza gjithmonë të pakrehura...

Nëna fërkoi duart si me qëllim që të largonte kujtimet e trishtuara; po mendja e saj bridhte nga bridhte dhe përsëri kthehej në përshtypjet e ditës së djeshme... Ngjarjet e asaj dite të çuditshme e kishin prekur aq thellë, sa ajo

nuk mund të shkëputej prej tyre dhe të mendonte gjë tjetër. Një copë herë të mirë ndenji e palëvizur, duke ja qepur sytë gotës me çaj të ftohur; ja donte zemra të kish aty pranë një njeri të thjeshtë e me mend që të bisedonte me të e ta pyeste për një tok gjëra.

Dhe, si për t'iu përgjigjur kësaj dëshire, pas dreke erdhi Nikolla Ivanoviçi. Megjithkëtë, nëna u alarmua kur e pa dhe, pa e përshëndetur, tha me ngadalë:

— Ah, djalthi im, s'bëtë mirë që erdhët! Po t'ju shohin, ata ju kapin menjëherë!...

Ai i shtrëngoi dorën me fort, ndreqi syzet e, duke iu qasur pranë veshit, i tha me nxitim:

— Unë, Pavli dhe Andrea e kishim bërë me fjalë që, po t'i arrestonin ata, ju që të nesërmen do të vinit të banonit tek unë në qytet. — Zëri i tij ishte i ëmbël dhe i dashur. Heshti një hop, pastaj pyeti:

— Ju bastisën?

— Po, erdhën e s'lanë vend pa kërkuar. S'kanë as turp as ndërgjegje këta njerëz! — u përgjigj nëna me zë të mbytur nga zemërimi.

— Ç'iu duhet turpi atyre? — ja pat Nikolla duke ngritur supet. Pastaj zuri t'i spiegonte përse duhej që ajo të rronte në qytet.

Nëna dëgjonte ato fjalë të frymëzuara nga një përkujdesje miqësore për të, e shikonte në fytyrë duke nënqeshur me buzët e saj të zbeta dhe, pa i kuptuar arësyet që çfaqte ai, habitej për besimin plot dashuri që ndjente për këtë shok të të birit.

— Posa që është dëshira e Pavlit — tha Vllasova — dhe nëqoftëse nuk ju mërzis...

Ai ja preu fjalën:

— Për atë mos u bëni merak. Unë jam fill i vetëm, më të rrallë diku vjen ime motër...

— Po unë dua të punoj, të mos e ha bukën kot!

— Po të doni të punoni, edhe punë do t'ju gjejmë! — ja ktheu Nikolla.

Tani, për nënën, kuptimi i fjalës punë ishte lidhur ngushtë me atë që bënin Pavli, Andrea dhe shokët e tyre. Iu afrua Nikollës, e shikoi në sy dhe pyeti:

— Ashtu besoni? Do të gjendet punë për mua?

— Po, ja punët e shtëpisë sime të vogël prej beqari...

— Nuk e kam hallin për punët e shtëpisë! — spiegoi nëna me zë të ulët. — E kisha fjalën për punë të tjera.

Nënës i erdhi keq kur pa se ai nuk e kuptoi menjëherë, prandaj psherëtiu me trishtim. Nikolla u ngrit, nënqeshi me sytë e tij prej miopi dhe tha, i menduar:

— Edhe për punët e tjera do t'ju gjejmë vend, po të dëshëroni... Ja, për shembëll, kur të takohemi me Pavlin, përpiquni të mësoni adresën e atyre fshatarëve që kërkonin gazetë...

— Unë i njoh ata! — ja priti nëna e gëzuar. — E di se cilët janë dhe se ku rrinë. M'i jepni mua gazetat t'ua shpie. Do t'i gjej dhe do të bëj si të më thoni... Kujt do t'i vejë mendja se unë kam me vete libra të ndaluara? Sa të atilla shpura unë në fabrikë...? Kush e di se sa kile dhe prapë, shyqyr Zotit, asnjëherë nuk më diktuan dot!

Dhe menjëherë i hypi një dëshirë të baresë rrugëve me pluhur, nëpër pyje e nëpër fshatra, me trastën në sup e me shkopin në dorë.

— Ja, biri im, — thoshte nëna me nxehtësi — rregullojeni që të më ngarkohet mua kjo punë, ju lutem shumë! Vete unë ku të doni ju, më çdo guvernë, nëpër gjithë Rusinë, mos kini keq! Do të bares dhe verës dhe dimrit... gjer në buzë të varrit...[123])

Po një farë trishtimi ja preku zemrën tek e përfytyronte veten e saj pa shtëpi, pa katandi, duke bredhur rrugëve, duke kërkuar lëmoshë në dyert e izbave fshatare...[124])

Nikolla i mori dorën me dashuri dhe ja përkëdheli. Pastaj shikoi orën dhe tha:

— Do të flasim më vonë për këtë... Duhet menduar kjo punë... Ka rreziqe!

---

123. Nëna tani dëshëron të fillojë nga veprimet në shërbim të revolucionit. Ajo e bën këtë nga dashuria që ka për djalin, por edhe se e ka kuptuar se e vërteta është me atë.

124. *izbë* = kështu quheshin në Rusi shtëpitë fshatare prej druri.

— Djalthi im! — ja priti nëna. — Ç'do të mendohemi? Kur djemtë tanë, zemra e zemrës sonë, gjaku i gjakut tonë, japin jetën për këtë punë, vuajnë dhe shkrihen e s'u vjen pikë keq për veten e tyre, ç'të mendohemi ne nënat, pastaj?

Nikolla u zbe, e shikoi nënën me vrejtje dhe me mallëngjim, pastaj foli me zë të prekur:

— Është e para herë që dëgjoj të tilla fjalë...

— E ç'mund të them unë? — ja bëri nëna duke tundur kokën me trishtim dhe hapi krahët si në shenjë pyetje të dëshpëruar. — Sikur të gjeja dot fjalë e të tregoja ato që ndjen zemra e një nëne si unë...

U ngrit më këmbë e shtytur nga një fuqi që ja mbushte shpirtin dhe ja ndiste zemrën.

— ... Shumë veta do të qanin... bile dhe ata më të këqinjtë, më katilët...

Nikolla u ngrit dhe shikoi përsëri orën:

— Pra, u vendos, po vini tek unë në qytet?

Nëna tundi kokën dhe nuk foli.

— Kur po vini? Duhet sa më shpejt!... Unë nuk do të jem i qetë sa kohë që do të mbeteni këtu.

Nëna e shikoi me habi: e pse të shqetësohej ai për të? Ç'e kish? Qëndronte afër saj kokë-ulur dhe po e shikonte me ata sy miopë me një buzëqeshje të drojtur; zhaqeta e zezë që kishte veshur nuk i·vinte pas trupit, i dukej si e huaj.

— Po të holla, kini? — pyeti ai duke ulur sytë.

— Jo!

Nxori me të shpejtë kuletën, e çeli dhe ja zgjati:

— Merrni, ju lutem...

Nëna buzëqeshi pa dashur, tundi kokën dhe tha:

— Të gjitha u ndryshuan! Për ju, as paraja s'ka vlerë. Bota për pará s'lënë gjë pa bërë, shesin edhe shpirtin, kurse për ju, ato janë vetëm ca copa letre... ca rrotullame bakëri... Sikur nuk i mbani për vete tuaj po për t'u bërë mirë të tjerëve.

Nikolla qeshi:

— S'ka gjë më e keqe se paraja! Njeriu e ndjen veten si më gjëmba dhe kur e jep dhe kur të japin...

14*

I mori dorën nënës dhe ja shtrëngoi me fort sikur i lutej:

— Pra, të vini sa më shpejt!

Dhe si gjithmonë doli pa bërë zhurmë.

Si e përcolli, nëna mendonte:

— Sa i mirë është! Po, prapë, keq nuk i erdhi.

Dhe s'dinte të thosh në se vetëm e çudiste kjo sjellje apo edhe nuk i pëlqente.

II.

Pas katër ditësh Vllasova u nis për udhë që të vente te Nikolla Ivanoviçi. Dhe kur karrua mbi të cilën ishin ngarkuar edhe dy baullet e saj doli nga lagjeja punëtore në fushë, nëna ktheu kokën prapa dhe ndjeu befas se po e linte për gjithmonë atë vend ku kishte kaluar periudhën më të rëndë dhe më të errët të jetës së saj dhe ku kishte filluar për të një jetë e re plot vuajtje dhe gëzime, të ndryshme nga të parat, një jetë plot gjallëri dhe veprim që i përpinte ditët me një shpejtësi të madhe.

Fabrika, si ndonjë merimangë e madhe bojë-tjegulle, shtrihej mbi tokën e nxirë nga bloza dhe ngrinte në qiell oxhakët e saj të lartë. Rreth e rrotull saj radhiteshin shtëpitë e vogla të punëtorëve. Të ulëta e të murme, ato formonin një grumbull të dendur buzë kënetës dhe dukeshin sikur shihnin njëra tjetrën me ankim me sytë e shuar të dritareve të tyre si vrima të zymta. Midis tyre ngrihej kisha, e kuqe si fabrika, me kambanoren që dukej si e shtypur nga oxhakët e fabrikës.

Nëna psherëtiu dhe zbërtheu qaforen e fustanit që e shtrëngonte: ish e trishtuar, po me një trishtim të thatë si pluhuri i një dite vere.

— Dé, ore! — bërtiste karrocieri duke hequr frerin. Ish një meso burrë me këmbë të shtrembëra, me ca sy pa kurrfarë ngjyre e me flokë të rrallë në kokë. Ecte për bri karros duke u kolovitur si barkë e prishur dhe dukej qartë se qëllimi i udhëtimit nuk e interesonte aspak.

— Ecë! — thoshte si me pahir duke i hedhur këmbët si çalaman; kishte mbathur një palë çizme të rënda gjithë baltë. Nëna shikonte rreth e rrotull: fusha ishte e shkretë ashtu si shpirti i saj.

Duke tundur kokën me përtesë, kali ngulte këmbët në rërën e thellë, që kërciste, e ngrohur nga dielli. Angullinin si këlyshë edhe rrotat e palyera mirë të karros. Të gjitha zhurmat përzjeheshin me pluhurin dhe mbeteshin prapa...

Nikolla Ivanoviçi banonte në anë të qytetit, në një pavion të vogël e të blertë, ndërtuar në oborrin e një shtëpie të vjetër dy-katesh, në një rrugë të qetë. Përpara pavionit ishte një kopsht me gjithfarë drurësh dhe nëpër dritaret e të tri dhomave dukeshin gjethet e bukur e të freskët të akasjeve, të jargavanëve dhe fletët e argjëndta të plepave të rinj. Dhomat ishin të qeta e të pastra; hije të heshtura, me forma elegante, shtriheshin e dridheshin mbi dysheme nga dantellat e perdeve; gjatë mureve radhiteshin rafte plot me libra dhe mbi to ishin varur disa portrete njerëzish të menduar e hijerëndë.

— A do të jeni mirë këtu? — pyeti Nikolla duke i treguar Vllasovës një dhomë me dy dritare, njëra nga të cilat hapej mbi kopshtin dhe tjetra mbi oborrin e mbuluar me një bar të dendur. Edhe aty muret kishin plot rafte, ngarkuar me libra.

— Më mirë në kuzinë. — tha nëna.

Të tri dhomat ishin plot me ajër, ta kish ënda të rrije aty, po nuk guxoje të flisje me zë të lartë se mos u prishje qetësinë atyre zotërinjve të radhitur nëpër muret që të shikonin nga pëlhura e pikturuar me një vështrim plot mendime.

— Lulet duhen vaditur! — tha nëna si preku me gisht tokën e tharë në saksitë e vendosura në dritaret.

— Po, po! — tha i zoti i shtëpisë si i zënë në faj. — Unë i dua shumë lulet, po s'kam kohë të merrem me to.

Vllasova vuri re se edhe në shtëpinë e tij të rehatëshme Nikolla Ivanoviçi ecte me kujdes, pa bërë zhurmë, si i huaj dhe i largët për çdo gjë që e rrethonte. E afronte

mu në sytë çdo gjë që shikonte, ndreqte syzet me gishtrinjtë e hollë të dorës së djathtë, mblidhte vetullat dhe dukej sikur i bënte një pyetje të heshtur e të gjatë çdo plaçke që e merrte në dorë, sikur hynte edhe ai për herë të parë, ashtu si nëna, në atë shtëpi dhe çdo send ishte i panjohur për të. Kur e pa kështu, nëna menjëherë e ndjeu veten si në shtëpi të saj. I shkonte pas Nikollës, vinte re vendin e çdo plaçke, e pyeste mbi rregullat e jetës së tij; ai përgjigjej si i turpëruar, me tonin e një njeriu që e di se nuk vepron ashtu si duhet, po nuk është i zoti të bëjë ndryshe.

Si vaditi lulet dhe radhiti me kujdes defterët e notave të përhapura mbi pjanon, nënës i vanë sytë te samovari dhe tha:

— Duhet pastruar!

Nikolla fërkoi me gisht bakërin e nxirë, e shpuri gishtin gjer pranë hundës dhe e shikoi me vrejtje. Nëna qeshi.

Kur ra të flinte dhe shkoi nëpër mend ngjarjet e asaj dite, nëna ngriti kokën nga jastëku dhe vështroi rreth e rrotull. Për herë të parë në jetën e saj, ishte në një shtëpi të huaj, dhe megjithkëtë nuk ndjente asnjë shqetësim e s'i vinte rëndë aspak. Përkundrazi, ajo mendonte për Nikollën si për një njeri të afërt dhe ja donte zemra që t'i shërbente sa më mirë dhe të fuste një grimë përkëdhelje e ngrohtësi në jetën e tij. I vinte keq për Nikollën që s'i jepej fare të gjorit as për punët më të thjeshta e më të lehta të shtëpisë, për ngathtësinë e tij qesharake, për hutimin e tij që e tregonte sikur nuk ish aty, sikur s'kish haber nga jeta e përditëshme. Po sytë e tij të kaltër, ku shprehej një urtësi foshnjore, të bënin për vete. Duke menduar për Nikollën, nënës i shkoi mendja tek i biri dhe përsëri iu kujtuan ngjarjet e asaj dite, që kishin në sytë e saj një kuptim të veçantë. Si vetë dita e 1 Majit, edhe dhëmbja që i kish shkaktuar nënës ndryshonte nga të tjerat; ajo dhëmbje nuk ja kruste kokën poshtë siç ngjet pas një grushti të fortë, po ja shponte zemrën me një mijë thumba që e bënin të ziente nga zemërimi dhe të brofte më këmbë duke drejtuar shpinën e saj të mplakur e të rrahur nga jeta.

— Djemtë marrin arratinë nëpër botë... — mendonte nëna duke u vënë veshin zërave të panjohur të jetës së qytetit natën. Ata zëra vinin që larg, të zbutur e të lodhur, lëviznin lehtë gjethet e pemëve në kopsht duke kaluar dhe shuheshin në muret e dhomës.

Nëna u ngrit që me natë, pastroi samovarin, e ndezi, lau enët, i vuri nëpër vendet dhe ndenji në kuzinë duke pritur sa të zgjohej Nikolla Ivanoviçi. U dëgjua kolla e tij karakteristike dhe ai vetë hyri nga dera me syzat në një dorë dhe me dorën tjetër në qafë. Si u përshëndetën, nëna shpuri samovarin në dhomë dhe ai filloi të lahej. Si në çdo punë që bënte, edhe duke u larë, spërkatej, rrëzonte përdhe sapunin, furcën e dhëmbëve dhe grindej me veten e tij.

Duke pirë çaj, Nikolla i thosh nënës:

— Unë jam me punë në këshillin krahinor, po në një punë që është për të qarë me lot: shikoj se si po shkatërrohen bujqit tanë...

Dhe e përsëriti duke buzëqeshur me pahir.

— Po, shikoj, është tamam fjala! Njerëzia vuajnë për bukë; futen në varr para kohe, të tretur nga të pangrënët; fëmijët lindin të dobët, vdesin si mizat në vjeshtë... ne i dimë këto të gjitha, dimë shkakun e këtyre mjerimeve, dhe pikërisht se kqyrim këto gjëra, na paguajnë rrogën... Vetëm për këtë...

— Po ju ç'jeni, student? — e pyeti nëna.

— Jo, unë isha mësues fshati... Im atë është drejtor fabrike në Vjatkë, kurse unë u bëra mësues. Po në fshat fillova t'u ndaj libra muzhikëve dhe për këtë shkak më burgosën. Si u lirova, hyra si shitës në një librari, po dhe atje punova pa u ruajtur dhe më kapën përsëri; kësaj here më internuan në Arkangel... Këtu gjeta belanë nga guvernatori, i cili më degdisi andej nga Deti i Bardhë, në një fshat të humbur ku ndenja pesë vjet...[125])

---

125. Nikolla Ivanoviçi është nëpunës, por ndryshon krejtësisht nga nëpunësit e tjerë. Ai i është kushtuar revolucionit; ka dashuri e respekt për punonjësit. Nga origjina është i pasur, por ka braktisur interesat e klasës së vet, lufton së bashku me punëtorët për ta përmbysur atë rend të mbështetur mbi shfrytëzimin, ka bindje të forta dhe është i gatshëm t vuajë për hir të revolucionit.

Zëri i tij kumbonte i qetë dhe i kthjellët në atë dhomë plot me diell.

Shpesh herë nëna kish dëgjuar histori të tilla dhe çuditej se si i tregonin pa e prishur gjakun fare, pa i hedhur faj njeriu për vuajtjet që kishin hequr, duke i shikuar këto vuajtje gati si të domosdoshme.

— Sot vjen ime motër! — tha befas Nikolla.

— E martuar është?

— Është e ve. I shoqi ishte internuar në Siberi, u arratis së andejmi po u plevitos rrugës dhe vdiq në vend të huaj, dy vjet më parë...

— Më e vogël është, apo më e madhe nga ju?

— Është gjashtë vjet më e madhe se unë... Unë i detyrohem shumë... Kjo është pianua e saj. Do ta dëgjoni sa bukur që i bie. Shumë nga këto plaçka që shihni këtu janë të sajat... vetëm librat janë të miat...

— Ku banon motra juaj?

— Kudo! — u përgjigj Nikolla duke bërë buzën në gaz. — Kudo që duhet një njeri me guxim, atje do të gjeni time motër.

— Edhe ajo merret me punën tonë?

— Natyrisht!

Nikolla shkoi në zyrë dhe nëna filloi të mendohej mbi „këto punë" që kryenin ata njerëz, ditë për ditë, me bindje dhe pa u tundur. Ajo e ndjente veten përpara këtyre njerëzve si përpara një mali të lartë, në errësirën e natës.

Aty afër drekës erdhi një zonjë me shtat të gjatë e të derdhur, e veshur me të zeza. Kur i çeli derën nëna, ajo lëshoi mënjanë një valixhe të vogël e të verdhë, i rrëmbeu dorën Vllasovës dhe tha:

— Ju jeni nëna e Pavël Mihaillovìçit?

— Po, unë jam! — u përgjigj nëna si e hutuar nga veshja elegante e asaj zonje.

— Tamam kështu ju përfytyroja! Im vëlla më shkruante se do të rrini në shtëpinë e tij... Me Pavël Mihaillovìçin ka kohë që jemi miq... Më ka folur shpesh herë për ju...

E kishte zërin si të mbytur, fliste me ngadalë, po lëvizjet i kish të shpejta e të sigurta. Sytë e saj të mëdhenj

bojëhiri kishin një vështrim të çelur e të gjallë, tëmthat i kishte të rrethuara me rrudha të holla dhe tufa flokësh të bardhë si argjëndi i shkëlqenin përmbi veshët e vegjël.

— Më ka marrë uria! — tha ajo. — Ah, të kisha tani një filxhan kafe...

— Jua bëj sakaq, — tha nëna, dhe, duke nxjerrë nga dollapi xhezven e kafesë, e pyeti me zë të ulët:

— Vërtet ju ka folur Pavli për mua?

— Sigurisht, dhe kush e di sa herë!

E motra e Nikollës nxori një kuti të lëkurtë me cigare, e ndezi një dhe, duke u vërtitur nëpër dhomë, pyeti:

— Jeni shumë në merak për Pavlin, hë?

Nëna bënte buzën në gaz duke ndjekur lëvizjet e flakës së kaminetos nën xhezven e kafesë. Drojtja që ndjeu në fillim përpara kësaj gruaje elegante u zhduk nga hovi i gëzimit të tanishëm.

„Hë, domethënë se folka për mua, djali i nënës!" tha me vete. Pastaj foli me zë të lartë:

— Më pyesni a jam në merak për të?... Doemos, më dhimbet... po në fillim ish më keq... tani, më ndryshe, se e di që nuk është vetëm...

E shikoi drejt në fytyrë dhe e pyeti befas:

— Po ju si e kini emrin?

— Sofi!

Nëna e kqyri me vrejtje. Dukej trime ajo grua, guximtare dhe e rrëmbyer në lëvizjet e saj. Kur fliste, dukej thellësisht e bindur për atë që thoshte.

— Puna është që të mos i mbajnë shumë në burg — thoshte Sofia — po t'i gjykojnë sa më parë. Dhe sapo t'i internojnë gjëkundi, do të përgatitim arratisjen e tyre. Pavël Mihailloviçi është i domosdoshëm këtu...

Si vështroi rreth e rrotull mos gjente një vend ku të hidhte cigaren, e kalli më në fund në saksinë e luleve.

— Prishen lulet ashtu! — i shpëtoi nga goja nënës pa dashur.

— Më ndjeni! — tha Sofia. — Edhe Nikolla më heq vrejtjen gjithnjë për këtë punë. — Pastaj nxori cigaren nga saksia dhe e flaku nga dritarja.

Nëna e shikoi e turpëruar dhe tha:

— Mos ma vini re, ju lutem. Unë e thashë ashtu pa menduar. Si mund t'ju mësoj unë ju?...

— E pse jo, kur unë bëhem si e lënë nga mendja? — ja priti Sofia duke ngritur supet. — Kafeja u bë gati? Ju falemnderit! Po pse vetëm një filxhan? Ju nuk do të pini?

Pa mbaruar mirë fjalën, e kuptoi shkakun, i hodhi duart nënës në supet, e shikoi në sy dhe tha e habitur:

— Si është e mundur që t'ju vijë rëndë nga unë?

— Qysh më ardhka rëndë nga ju, kur unë tani sapo ju fola për cigaren? — ja ktheu nëna me buzë në gaz. — Pa ardhur mirë këtu, s'kam as një ditë, dhe sillem sikur jam në shtëpinë time e sikur t'ju njihja kush e di prej sa kohe... as druhem fare, flas si të vijë, pa ju heq edhe vrejtjen...

— Tamam ashtu duhet! — tha Sofia me bindje.

— As unë s'e di se si... më duket sikur s'jam ajo që isha,— vazhdoi nëna me ngadalë. — Më parë duhej të njihesha mirë e mirë me një njeri, pa të mund t'i hapja zemrën... Kurse tani, këtu me ju, as drojtje kam, as turp më vjen, më gjen shpirti rehat, gjuha m'u zgjidh dhe them ca gjëra që më parë as në mendje s'mund t'i shkoja.[126])

Sofia ndezi prapë një cigare; sytë e saj bojëhiri shikonin nënën me një vështrim përkëdhelës.

— Ju thoni, — vazhdoi nëna pas një heshtje të shkurtër — se do të organizoni ikjen e Pavlit... Po si do të rrojë ai pastaj?

Kjo ishte pyetja që e kishte futur nënën në merak që kur përmendi Sofia punën e arratisjes.

— Ajo është punë e lehtë! — u përgjigj Sofia duke mbushur filxhanin me kafe. — Do të rrojë siç po rrojnë ata që kanë ikur para tij... Tani sapo u ndava me njërin prej tyre, që e shoqërova gjer jashtë kufirit... Ishte një punëtor nga Jugu, njeri shumë i vlefshëm, i internuar për pesë vjet, po s'bëri as tre muaj e gjysmë dhe e shkëputëm

---

126. Bukuria shpirtërore e këtyre revolucionarëve, e këtyre njerëzve të rinj, e bën nënën që qysh në fiim të mos ketë ndrojtje po të sillet me ta lirshëm, sinqerisht si me njerëz të njohur prej kohësh.

andejmi... Prandaj jam veshur elegante sot... Mos kujtoni se vishem gjithmonë kështu.

Nëna e shikonte me vrejtje. Buzëqeshi dhe tha me zë të ulët duke tundur kokën:

— Si duket, më trallisi fare ajo ditë e 1 Majit! Nuk jam më të fare. Më vjen sikur po në atë kohë shkoj nga dy rrugë... herë me duket sikur i kuptoj të gjitha, herë sikur jam në mes të një mjegulle të dendur... Ja, për shembëll, ju... kur ju shikon njeriu, kujton se jeni një zonjë nga derë e madhe... kurse ju merreni me këto punë... njihni Pavlin dhe e çmoni... Për këtë ju falemnderit...

— Sa për atë, ju duhet t'ju falenderojmë, e jo mua! — tha Sofia duke qeshur.

— Pse mua? Bah! Nuk ja tregova unë rrugën që po ndjek! — ja ktheu nëna duke psherëtitur.

Si e shoi bishtin e cigares në tabaken e filxhanit, Sofia shkundi kokën dhe leshrat e verdha iu derdhën mbi supet si valë të arta; pastaj shkoi në dhomën tjetër që të xhvishej, duke thënë:

— Më duket se erdhi koha që ta heq nga trupi tërë këtë salltanet...

## III.

Nikolla u kthye aty nga mbrëmja. Tek ishin shtruar në tryezë, Sofia u tregonte duke qeshur se si u takua me të arratisurin, si kishte frikë nga spiunët dhe shikonte me dyshim çdo njeri që u shkonte pranë... Në zërin e saj ndihej diçka që i kujtonte nënës lëvdatat e një punëtori të kënaqur nga puna e vështirë që ka bërë.

Tani Sofia ishte veshur me një fustan të gjerë bojë-plumbi me kinda që i derdhej në trup për bukuri. Kështu dukej më e gjatë nga shtati, sytë i kishte si më të thellë dhe lëvizjet më të shtruara.

— Ti Sofi, — tha Nikolla pas buke — duhet të merresh me një punë tjetër tani... Ti e di se kemi ndërmend të nxjerrim një gazetë për fshatin... po pas arres-

timeve të fundit i humbëm lidhjet me njerëzit e atjeshëm. Vetëm Pellage Nillovna mund të na gjejë njerinë që ka për të marrë përsipër përhapjen e gazetës. Ti duhet të shkosh atje bashkë me të... dhe sa më shpejt...

— Mirë! — tha Sofia, duke ndezur përsëri një cigare — Shkojmë, Pellage Nillovna?

— Po si jo? Shkojmë...

— Është larg?

— Mban nj'a tetëdhjetë verste...

— Bukuri!... Tani unë do t'i bie një çikë pianos... Ju, Pellage Nillovna, a mund të duroni pak muzikë?

— Hiç mos më pyetni mua, bëni sikur s'jam këtu fare! — tha nëna duke ndenjur në një çip të kanapesë të mbuluar me mushama. Ajo e shihte se vëlla e motër shtireshin sikur nuk e kishin mendjen tek ajo, po gjenin gjithmonë mënyrën që ajo të përzihej në bisedimin e tyre.

— Dëgjoje këtë, Nikolla, është një pjesë e Gringut[127]) që prura sot... Mbylle dritaren!

Sofia hapi defterin e notave dhe kaloi lehtas dorën e mëngjër mbi tastierën e pianos. Telat nisën të dridhen me tingëllime të buta e të dendura. Në fillim rënkoi një psherëtimë e thellë, pastaj një notë e re me një harmoni të pasur e të plotë iu shtua notave të para. Nga gishtërinjtë e dorës së djathtë fluturuan me një kumbim të qartë, si një tufë zogjsh të trembur, disa tinguj çuditërisht të hollë e të prekshëm dhe u përhapën mbi sfondin e gjerë të notave të ulta që këndonin shtruar e plotë harmoni si valët e detit, të lodhura nga furtuna...

Në fillim nëna nuk ndjeu as kuptoi gjë, notat e muzikës iu dukën si një kaos i kumbueshëm. Veshi i saj nuk mund të shquante fillin e melodisë në mes të asaj gjëme notash që dridheshin e kumbonin. Duke dremitur për gjysmë, vështronte Nikollën që kish ndenjur në çipin tjetër të kanapesë, me këmbët të mbledhura nën vete; kqyrte profilin e rreptë të Sofisë dhe kokën e saj të krrusur nën peshën e flokëve të artë. Dielli po perëndonte, një rreze

---

127. Eduard Grig (1843-1907), kompozitor i madh norvegjez, përfaqësuesi më i shquar i muzikës klasike borgjeze.

e tij rrethoi tastierën e pianos dhe u përpëlit midis gishtërinjve të saj. Melodia mbushte dhomën me tingujt e saj dhe zemra e nënës po zgjohej pa e kuptuar as ajo vetë...

Befas nga thellësia e errët e së kaluarës, u ngrit kujtimi i një dhune të harruar prej kohe, që ringjallej tani me një qartësi plot dhembje.

Një herë i ndyeri burrë i saj ishte kthyer në shtëpi natën vonë, tapë i dehur; e kish kapur për krahu, e kish hedhur poshtë nga shtrati dhe i kish hyrë me shqelme, duke ulëritur:

— Shporru, qene, shporru se m'u mërzite!... Ik, mos të t'i shoh sytë!...

Që të shpëtonte nga shqelmet, kish rrëmbyer me të shpejtë në krahë djalin e saj dyvjeçar e, duke u ngritur më gjunjët, e mbante foshnjën përpara si një mburojë. I vogli qante, përpëlitej, i tmeruar, lakuriq, i vakët.

— Ikë! — bërtiste Mihail Vllasovi si egërsirë.

Ajo ish ngritur më këmbë dhe ish sulur në kuzinë; atje kish hedhur diçka mbi supet, kish mbështjellë djalin me një shallë dhe pa hapur gojën fare, pa lot e pa bërë zë kish dalë në rrugë këmbëzbathur dhe gjysmë e xhveshur. Ishte muaji i majit, nata ish e freskët, pluhuri i rrugës, i ftohët dhe i lagët, i ngjitej pas këmbës, i futej midis gishtrinjve e i ngjethte mishtë. Foshnja e tmeruar qante e lebetitej. Ajo zbuloi gjirin, shtrëngoi djalin pas kraharorit dhe me zemër të ngrirë eci nëpër rrugën e errët duke i kënduar foshnjës që ta vinte në gjumë:

— O-o-o... O-o-o!...

Dita filloi të zbardhëllente dhe asaj i vinte turp e frikë se mos e takonte njeri ashtu gjymsë të xhveshur, siç ishte. Zbriti gjer afër kënetës dhe atje ndenji midis një tufe shelgjesh të rinj... Qendroi aty një copë herë, natën, me sy të ngulur në errësirë, duke kënduar me zë të dredhur nga frika që të nanuriste foshnjën e tulitur me zemrën e saj të lënduar...

— O-o-o!... O-o-o!... O-o-o!...

Tek po rrinte gjysmë e dremitur, mbi kokën e saj fluturoi dhe u ngjit lart në qiell një shpend i zi që e solli

në vete. Duke u dredhur nga të ftohtit, nëna u ngrit e u kthye në shtëpi, ku e priste tmeri i zakonshëm, dhuna e përditëshme, grushtet e padurueshme...

Për herën e fundit një akord i kumbueshëm, i ftohët dhe i çkujdesur, psherëtiti dhe u shua.

Sofia ktheu kokën nga ana e të vëllait dhe e pyeti:

— Të pëlqeu?

— Shumë! — tha Nikolla me rrëmbim, si i zgjuar nga një ëndër. — Shumë e bukur...

Në kraharorin e nënës këndonte e dridhej jehona e kujtimeve. Ajo desh të dëgjonte muzikë edhe më. Thellë në shpirtin e saj fillohej ky mendim:

— Ja sa bukur rrojnë njerëzit... motër e vëlla... si dy miq të mirë... U pëlqen muzika... Nuk e shajnë njeri tjetrin, nuk pinë vodkë, nuk grinden për çikërime... As që u shkon në mendje ta lëndojnë shoku shokun siç bëjnë ata që janë shtypur nga jeta e rëndë...[128])

Sofia hiqte tymin e duhanit me plot mushkëritë: ajo pinte cigare pothuaj njërën pas tjetrës.

— Kjo ishte pjesa që i pëlqente më tepër të mjerit Kostë! — tha Sofia duke filluar përsëri një melodi të lehtë e të trishtuar. — Sa gëzim kisha kur i bija për të! Sa i hollë, sa i ndieshëm që ishte! S'kish gjë që të mos e kuptonte, që të mos i hynte në shpirt!...

— Për të shoqin flet, duket... — mendoi nëna. — Dhe gjene i qeshi buza...

— Sa lumturi më ka dhënë ai njeri!... — thoshte Sofia me zë të ulët duke i përcjellur fjalët e saj me akorde të lehta. — Sa mirë dinte të rronte!... Një gëzim i përhershëm, një gëzim i gjallë, një gëzim i thjeshtë prej foshnje buronte prej tij...

— Po! — tha Nikolla duke trazuar me dorë mjekrëzën e tij. — I këndonte zemra...

---

128. Autori, duke kundërvënë përballë nga njera anë gjendjen e gëzueshme që ndjehet në këtë shtëpi, ndjenjat e sinqerta që zotërojnë në marrëdhëniet e këtyre dy revolucionarëve dhe nga ana tjetër tabllonë çnjerëzore nga jeta e Nillovnës në të kaluarën, bën aluzion për jetën e lumtur në të ardhmen socialiste në antitezë me karakterin e egër të shoqërisë kapitaliste.

Sofia hodhi cigaren pa e shuar, u kthye nga nëna dhe e pyeti:

— Nuk ju mërzit kjo potere?

— Mos më pyetni mua, — u përgjigj nëna me një ton ku ndihej një farë pakënaqësie — unë s'kuptoj gjë... rri e dëgjoi dhe mendohem...

— Jo, duhet të kuptoni! — ja ktheu Sofia. — Gruaja s'ka si të mos e kuptojë muzikën... sidomos kur është e brengosur...

Sofia goditi tastierën me forcë; kumboi një klithmë e drithtëruar që ndihej si rënkim i thekshëm i një zemre të goditur nga një mandatë. Një varg tingujsh u përpëlitën të trembur e të hutuar dhe u zhdukën me të shpejtë kush e di se ku; dhe përsëri kumboi me zemërim një zë i fuqishëm që i mbuloi gjithë të tjerët... Dukej sikur kishte ngjarë një fatkeqësi, një gjëmë, po kjo gjëmë zgjonte zemërim dhe jo vaj e lot... Pastaj u ndje një tjetër zë, energjik dhe përkëdhelës, i cili filloi një këngë të bukur, të ëmbël e të thjeshtë, që të tërhiqte e të bënte për vete...

Nëna ndjente një dëshirë të fortë t'u thoshte një fjalë të mirë atyre të dyve. Buzëqeshte me ëmbëlsi, e dehur nga muzika dhe diç kërkonte të bënte për t'u hyrë në zemër motrës e vëllait. Si shikoi rreth e rrotull, u ngrit befas dhe u sul në kuzinë të gatiste samovarin.

Por dëshira që ndjente për të qenë e dobishme nuk u shua; ajo ja kish pushtuar zemrën dhe nuk e linte të mendojë për gjë tjetër. Duke mbushur gotat me çaj, nëna filloi të flasë me një zë që i këputej nga mallëngjimi e duke buzëqeshur si e turpëruar. Fjalët e saj ishin si një përkëdhelje e ngrohtë që i lëmonin zemrën jo vetëm asaj po edhe atyre të dyve që e dëgjonin.

— Ne njerëzit e popullit i ndjejmë të gjitha me zemër, po nuk dimë t'i shprehim. Na vjen për të plasur që shumë gjëra i kuptojmë dhe nuk dimë t'i themi. Shumë herë zemërohemi me veten tonë, me mendimet që na plakosin, zemërohemi edhe me ata që na i yshtin këto mendime dhe i përzemë. Jeta s'të le rehat. Ti do të harrosh, të çlodhesh, kurse ajo të shpon, të nget nga çdo anë, të pla-

kosin mendimet që ta zgjojnë shpirtin e të thonë: shiko, hapi sytë!...

Nikolla dëgjonte dhe tundte kokën duke fshirë syzat me nxitim; Sofia e vrente nënën duke hapur sytë me habi dhe kish harruar të pinte cigaren që po i shuhej. Ajo kish ndenjur përpara pianos dhe kohë më kohë çikte tastierën me gishtërinjtë e dorës së djathtë. Tingujt e muzikës përzjeheshin me zërin e nënës, e cila mundohej t'i shprehte ndjenjat e saj me fjalë sa më të thjeshta e më të sinqerta.

— Ja tani unë mund të them ndonjë fjalë për veten time, për njerëzit e mi... mund të them diçka tani, sepse e kuptoj jetën... dhe fillova ta kuptoj kur munda ta krahasoj. Më parë rroja dhe nuk dija me se ta krahasoja jetën time. Ne punëtorët të gjithë njësoj rrojmë. Kurse tani shoh si rrojnë të tjerët, sjell ndër mend si kam rrojtur vetë dhe më zhuritet zemra kur e kujtoj atë jetë...

Dhe vazhdoi duke ulur zërin:

— Mbase po them gjëra të kota meqë ju i dini të gjitha më mirë se unë... Po unë flas për veten time... dhe ju vetë më vutë në radhën tuaj...

Në zërin e saj u ndjenë lotët e një mirënjohjeje të hareshme; duke i shikuar me një vështrim të qeshur, nëna vazhdoi:

— Desha të hapja zemrën time përpara jush që të shihnit se sa ju dua të mirën!

— E kemi kuptuar me kohë! — tha Nikolla duke vënë në zërin e tij tërë zemërbardhësinë që e cilësonte. — Jemi të lumtur që ju kemi në mes tonë.

Nënës i qe zgjidhur gjuha e s'përmbahej dot; zuri prapë t'u fliste për gjëra që ishin të reja për të e që i dukeshin me rëndësi të madhe. Pastaj u foli për veten e saj, për jetën e saj të varfër plot vuajtje dhe mjerime, që i kish duruar pa u qarë e pa nxjerrë zë nga goja. Duke buzëqeshur me dhemshuri e me mëshirë, me fjalë të zakonshme, me gjak të shtruar e pa zemërim, nëna shtillte përpara syve të tyre lëmshin monoton e të pangjyrë të ditëve të kaluara në hidhërime; numuronte të rrahurat e

të shoqit e habitej edhe vetë tani sa pa rëndësi ishin arësyet që u kishin dhënë shkak, habitej se si nuk kish mundur t'i evitonte...

Nikolla me Sofinë e dëgjonin me vrejtje, duke heshtur. Ishin të dërmuar nga kuptimi i thellë i kësaj historie të një krijese njerëzore që e kishin përdorur si ndonjë kafshë dhe që për kaq vjet nuk e kish ndjerë padrejtësinë e gjendjes së saj, e kish pandehur veten ashtu siç e quanin të tjerët dhe i kish duruar të gjitha të zezat që i punonin, pa bërë zë. U dukej sikur me gojën e nënës u flisnin mijëra njerëz. Çdo gjë ish e thjeshtë dhe e rëndomtë në jetën e saj, po kishte mbi tokë një mori të panumurt njerëzish që bënin po at jetë. Prandaj duke u zgjeruar në sytë e tyre, historia e nënës merrte kuptimin e një simboli... Nikolla kish mbështetur brylet në tryezë, kishte marrë kokën në mes të pëllëmbëve dhe, pa bërë asnjë lëvizje, e shikonte nënën me vrejtje të madhe. Sofia ish lëshuar mbi karrige dhe herë tronditej, herë diç murmuriste me vete duke tundur kokën në shenjë mohimi. Tani nuk pinte duhan dhe fytyra i dukej më e zbetë e si më e dobët.

— Një herë — tha Sofia me zë të ulët, — e ndjeva veten fatzezë, jeta m'u duk si ndonjë ëndër e keqe. Aso kohe ndodhesha e internuar në një qytet të vogël. Punë s'kisha, të mendohesha s'kisha për kë, veçse për veten time... Fillova të sjell nëpër mend e të radhit të gjitha mjerimet që më kishin rënë mbi kokë: isha grindur me tim atë, të cilin e desha shumë; më kishin përzënë nga gjimnazi pse lexoja libra të ndaluara; pastaj erdhi burgu, tradhëtia e një shoku më të afërt, arrestimi i tim shoqi dhe prapë burgu e internimi dhe vdekja e tim shoqi... Atëherë m'u duk sikur isha njeriu më fatzi në këtë botë... Po tani e shoh se të gjitha mjerimet e mia, qoftë edhe dhjetëfishi i tyre, nuk mund të barabiten as me një muaj të jetës suaj, Pellage Nillovna... jo, nuk mund të barabiten. Kjo torturë e përditëshme që zgjat me vjete... Ku e gjejnë të varfërit atë forcë që t'i durojnë gjithë këto vuajtje?

— Mësohen! — u përgjigj nëna duke psherëtitur.

— Pandehja se e njihja këtë jetë! — tha Nikolla i menduar. — Mirëpo përshtypja që të le një libër, ose ngjarje të shkëputura të kësaj jete, nuk janë asgjë në krahasim me atë që ndjen kur e sheh të gjallë përpara teje njeriun që e ka rrojtur. Është një gjë e tmershme kur të flet ai që i ka hequr ditë për ditë gjithë ato vuajtje. Të tmerojnë edhe gjërat më të vogla, edhe sekondat që përbëjnë vjetet...

Bisedimi rrodhi i qetë dhe me ngadalë duke ndriçuar nga çdo anë jetën e atyre që rronin në errësirë. Nëna thellohej në kujtimet e saj, nxirrte nga muzgu i së shkuarës poshtërimet e vogla të përditëshme dhe vizatonte një pikturë tmeri të heshtur ku kishte tretur të ritë e saj. Më së fundit ajo tha:

— Si shumë e zgjata... Ju duhet të çlodheni, erdhi koha e gjumit tani! Pastaj, e ku rrëfehen të gjitha!...

Vëlla e motër e përshëndetën në heshtje. Iu duk sikur Nikolla e përshëndeti më me respekt dhe i shtrëngoi dorën më me ngrohtësi: Sofia e përcolli gjer ne dera dhe atje qëndroi e i tha me ngadalë:

— Çlodhuni... Natën e mirë!

Në zërin e saj ishte mbledhur tërë ngrohtësia e një shpirti të kulluar; sytë e saj bojëhiri përkëdhelnin ëmbël me vështrim fytyrën e nënës. Vllasova i mori dorën, ja shtrëngoi në duart e saj dhe tha:

— Ju falemnderit!...[129])

Pas disa ditësh nëna me Sofinë iu paraqitën Nikollës të veshura me nga një fustan të vjetëruar prej basmaje, me shkop në dorë dhe me trastën në sup. Këto rroba e tregonin Sofinë si më të vogël nga shtati dhe e bënin më të rreptë fytyrën e saj të zbetë.

Duke u ndarë me të motrën Nikolla i shtrëngoi dorën dhe nënës i bëri prapë përshtypje kjo thjeshtësi sjelljesh midis atyre të dyve. Ata as puthesin as përqafoheshin

---

129. Sofia është intelektuale, por si dhe i vëllai duke kuptuar madhështinë, forcën dhe shumë e shumë tipare pozitive të njerëzve të thjeshtë e sidomos të punëtorëve, ajo gjithë jetën ja ka kushtuar çështjes së klasës punëtore. Të vrehet dhe këtu admirimi i madh dhe respekti që ajo ka për njerëzit e thjeshtë e të vuajtur si Pellage Nillovna.

dhe as përdornin fjalët e zakonshme të një dashurie me bujë, megjithatë ishin shumë të sinqertë dhe të dhemshur kundrejt njëri tjetrit e kundrejt të gjithëve. Kurse atje ku kish jetuar më parë nëna, njerëzit putheshin shumë, përdornin shpesh fjalë përkëdhelëse, po prapë mundoheshin ta kafshonin njëri tjetrin si qenër të egërsuar nga uria.

Të dy gratë kaluan në heshtje përmes qytetit dhe dolën në rrugën e madhe, midis dy radhësh mështeknash të vjetra.

— Mos lodheni, ju? — e pyeti nëna Sofinë.

— Ju kujtoni se s'jam mësuar me të ecur? Jo, jo, jam stërvitur unë...

Dhe tërë gëzim e duke qeshur, sikur rrëfente hyneret e vogëlisë, Sofia zuri t'i tregonte nënës punët që kish bërë si revolucionare. I kishte takuar të jetonte me një emër të rremë, të përdorte dokumenta të rreme, të vishej tebdil, të fshihej nga spiunët, të shpinte libra të ndaluara qytet më qytet, të organizonte arratisjen e shokëve të internuar, t'i përcillte jashtë kufirit. Një herë kishte ngritur në shtëpi të saj një shtypshkronjë të fshehtë; kur e mori vesh policia dhe po vinin ta bastisnin, ajo gjeti kohë të vishej si shërbëtore dhe, duke dalë nga shtëpia, ndeshi xhandarët te dera. As u trondit fare dhe ashtu si ishte, pa pallto, me një shami në kokë, me ibrikun e vajgurit në dorë shëtiti tërë qytetin, duke i rënë mes për mes në një kohë të ftohët dimri. Një herë tjetër, në një qytet të huaj, ishte nisur të vinte në disa miq të saj, kur, tek po ngjitte shkallët, vuri re se atje po bastisnin xhandarët. Të kthehej prapa nuk ish e mundur, kështuqë mori guxim e i ra ziles në një derë tjetër, në katin e poshtëm të shtëpisë dhe, me të hyrë në apartamentin e disa njerëzve të panjohur, ua tregoi punën ashtu siç ishte.

— E keni në dorë të më kallëzoni, po nuk besoj që ta bëni, — u kish thënë Sofia me bindje.

Të zotët e shtëpisë qenë tmeruar dhe tërë natën pritën me shpirt ndër dhëmbë mos trokisnin në derë, po

nuk guxuan ta dorëzonin vetë mysafiren e rrezikëshme, dhe të nesërmen, si e panë që shpëtuan, qeshnin edhe ata me frikën që kishin hequr. Një herë tjetër ishte veshur si murgeshë dhe udhëtonte në tren bashkë me spiunin që ishte ngarkuar ta vëzhgonte. Ky i kishte ndenjur pranë pa e njohur dhe, për t'u mburrur, i tregonte trimëritë që kishte bërë në „zanatin" e tij. Ishte i bindur se edhe Sofia ndodhej brenda në tren, po në një vagon të klasës së dytë. Sa herë qëndronte treni, ai delte dhe, kur kthehej, i thosh asaj që kujtonte se ishte murgeshë me të vërtet:

— S'po e shoh... do të ketë rënë të flerë, duket. Edhe ata lodhen... bëjnë një jetë mjaft të vështirë... tamam si tonën!...

Nëna qeshte duke dëgjuar këto tregime dhe shikonte Sofinë me sy të ëmbël plot përkëdhelje. E hollë dhe e gjatë, me këmbët të derdhura e të shëndosha, Sofia barište me çape të lehta e të sigurta. Në të ecurit, në fjalët, në zërin e saj pak të ndrydhur po të sigurtë, në tërë shtatin e saj të hedhur ndihej një fuqi morale e paepur, një trimëri e qeshur, një nevojë për ajër dhe hapësirë të lirë. Sytë e saj të gjallë gjenin në çdo send diçka që e bënte të gëzohej si fëmijë.

— Shikoni sa borigë e bukur! — bërtiste Sofia duke treguar drurin me gisht. Nëna ndalej dhe shikonte: boriga nuk ishte as më e lartë, as më e gjelbër se të tjerat.

— Po, vërtet e bukur! — përgjigjej nëna duke qeshur.

— Një laureshë!

Sytë e Sofisë vetëtitën e xixëlluan prej gëzimit. Herë-herë, me një lëvizje të zhdërvjellët, ulej e këpuste një lule dhe ja përkëdhelte e ja lëmonte petalet me një të çikur të lehtë të gishtrinjve të saj të shkathët e të lëvritshëm, duke kënduar me gjysmë zëri.

Të gjitha këto e afronin edhe më shumë nënën me atë grua me sytë bojëhiri e me shpirtin të kthjellët e të pastër. Vetëm nganjëherë fjalët e Sofisë kishin një rreptësi të tepëruar. Kur i dëgjonte këto fjalë, nëna shqetësohej e thosh me vete:

— Nuk do t'i pëlqejë Ribinit...

Po pas një çasti Sofia fliste prapë me tonin e zakonshëm, thjeshtë e me zemër të çelët dhe nëna e shikonte me dhëmshuri drejt në sy e i thosh duke psherëtitur:

— Sa e re që jeni akoma!

— Oh, unë u bëra tridhjetedy vjeç tani! — tha Sofia.

Vllasova buzëqeshi.

— S'e kam fjalën atje... nga fytyra ju dukeni më tepër... Po kur ju shikon njeriu në sy, kur ju dëgjon zërin, habitet, pandeh se jeni një vajzë e re... Jeta juaj është e rëndë, plot mundime e rreziqe... po zemra juaj gjithmonë qesh e këndon.

— Unë nuk e ndjej se është e rëndë jeta ime, dhe nuk mund të përfytyroj një jetë më të bukur e më interesante se kjo... Unë do t'ju thërres Nillovna, emri Pellage nuk ju vete.

— Si të doni! — tha nëna e menduar. — Thirmëni si të doni... E dini ç'më gëzon më tepër kur ju shoh e kur ju dëgjoj që flisni? Më gëzon që ju keni gjetur mënyrën se si t'i hyni tjetrit në zemër, se si ta prekni atje ku e ndjen më mirë. Kur është me ju, sado i mbyllur të jetë njeriu, nuk druhet t'jua çelë shpirtin e tij. Dhe unë them me vete duke menduar për ju: do t'i mundin këta ligësitë e jetës, medoemos do t'i mundin!

— Ne do të fitojmë sepse jemi me popullin punëtor! — tha Sofia me bindje. — Të gjitha vlerat i përmban populli dhe, me te mund t'ja arrish çdo qëllimi... Vetëm se i duhet zgjuar ndërgjegjja, së cilës nuk i japin liri të rritet...[130])

Nëna dëgjonte me interes po nuk ishte e kënaqur, i vinte si keq për Sofinë që nuk dinte të përdorte fjalë më të thjeshta, më të kuptueshme për popullin.

— Kush vallë do t'jua shpërblejë mundimet? — pyeti Vllasova me zë të brengosur.

---

130. Në këto fjalë të Sofisë marrim vesh më qartë se ajo ka kuptuar forcën e cilësitë e larta të klasës punëtore dhe përpiqet të zhvillojë ndërgjegjen revolucionare të kësaj klase. Të ndiqet me vemendje puna e madhe që bëjnë revolucionarët me anë të shpërndarjes së librave, gazetave, fletushkave për të futur idetë socialiste në lëvizjen puntore.

— Ne shpërblimin e gjejmë në punën që bëjmë! — iu përgjigj Sofia me një ton që iu duk plot krenari nënës. — Ne kemi zgjedhur një mënyrë jetese që na kënaq, rrojmë duke vënë në veprim të gjitha fuqitë e shpirtit tonë; pra, ç'na duhet më tepër?

Nëna e shikoi në fytyrë, uli kokën dhe tha përsëri me vete:

— Nuk do t'i pëlqejë Ribinit!...

Duke marrë frymë me plot mushkëritë, të dy gratë ecnin pa u nxituar, po me çape të lehta. Nënës i dukej sikur po bënte ndonjë shtegtim... i kujtohej vogëlia e saj dhe ai gëzim i kulluar që ndjente kur nisej nga fshati një dite të kremte për ndonjë manastir të largët ku do të puthte ndonjë ikonë të mrekullueshme.

Kohë më kohë Sofia këndonte me zë të ulët, të ëmbël e të bukur, ca këngë të reja ku flitej për qiellin e për dashurinë; ose, befas, zinte e recitonte vargje që bënin fjalë për fushat, për pyjet e për Vollgën. Nëna dëgjonte me gaz në buzë dhe e rrëmbyer nga muzika e vargjeve, pa dashur tundte kokën pas ritmit të poezisë.

Shpirti i saj ish i ngrohët, i qetë, plot ëndje, si një kopësht i vogël, plot me drurë të vjetër në një mbrëmje vere.

## IV.

Ditën e tretë arritën në një fshat dhe nëna pyeti një fshatar, që po punonte në arë se ku ndodhej fabrika e katranit. Si ua tregoi fshatari, të dy gratë zbritën nëpër një shteg të ngushtë e të thepisur gjithë shkurre, që i përngjiste një shkalle, që kish si këmbëza rrënjët e drizave; më në fund dolën në një shesh të vogël të rrumbullakët, mbuluar i tëri me cefla druri, me qymyr dhe aty këtu me pllacka katrani.

— Ja ku erdhëm! — tha nëna duke shikuar rreth e rrotull me drojtje e me frikë.

Në një kasolle të mbuluar me gjethe po hanin bukë katër veta që kishin ndenjur rreth një tryeze prej tri dra-

sash të pagdhendura, vendosur mbi disa hunj të ngulur në tokë. Njëri nga këta ishte Ribini, i nxirë fund e krye me katran, me këmishën shkopsitur në kraharor, tjetri Jefimi dhe dy të panjohur për nënën. Ribini i vuri re i pari, ngriti dorën si strehë mbi sy dhe priti pa bërë zë.

— Tungjatjeta, vëlla Mihal! — i thirri nëna që nga larg.

Ai u ngrit dhe u doli përpara pa u nxituar; kur e njohu nënën, u ndal dhe fërkoi mjekrën me dorën që i nxinte nga katrani.

— Po shkojmë në haxhillëk![131] — tha nëna kur u afrua. — Thashë t'ju përshëndetnim duke kaluar. Kjo është një shoqja ime, e quajnë Ana...

Krenare për dinakërinë e saj, nëna shikonte me bisht të syrit fytyrën serioze dhe të patronditur të Sofisë.

— Tungjatjeta! — tha Ribini me një buzëqeshje të ngrysur dhe, si i shtrëngoi dorën nënës dhe përshëndeti Sofinë me kokë, vazhdoi: — S'ke nevojë të gënjesh, s'jemi në qytet këtu... Jemi në mes tonë... gjithë njerëz të besuar.

Jefimi, pa u ngritur nga vendi, po vrente udhëtaret dhe diç po u thoshte me zë të ulët shokëve të tij. Kur të dy gratë iu afruan tryezës, ai u ngrit dhe i përshëndeti me kokë, kurse ata dy të tjerët bënë sikur nuk i vunë re dhe s'lëvizën nga vendi.

— Ne këtu rrojmë të mbyllur si murgj! — tha Ribini duke i rënë Vllasovës në sup. — S'na vjen njeri fare të na shohë, ustai nuk është në fshat, të shoqen e shpunë në spital dhe unë kam mbetur si qahja... Rrini në tryezë. Doni gjë për të ngrënë? Ti Jefim na sill pak qumësht!

Jefimi u largua me ngadalë dhe ato filluan të shkarkohen nga trasta që kishin në sup. Njëri nga fshatarët u ngrit që t'u ndihmonte. Tjetri, një djalë i shëndoshë me rroba të reckosura, kishte vënë brylet mbi tryezë dhe po shikonte të dy vizitonjëset duke kënduar me gjysmë zëri.

---

131. *haxhillëk* — udhëtim q bëhet për në vendet që fetarët i quajnë „të shenjta".

Era e rëndë e katranit përzihej me erën kundërmonjëse të fletëve të kalbura dhe të zinte frymën.

— Këtë e quajnë Jakov, — tha Ribini duke treguar djaloshin më këmbë që ish i gjatë e i thatë, — dhe ky është Ignati... E, po yt bir si vete?

— Është në burg! — psherëtiti nëna.

— Prapë? — thirri Ribini. — Duket se i pëlqeu...

Ignati e preu këngën, Jakovi mori shkopin nga dora e nënës dhe tha:

— Rri, gjyshe!

— Po ju, pse nuk rrini? — tha Ribini duke iu drejtuar Sofisë.

Pa folur, Sofia u ul mbi një kërcu dhe zuri të shikonte Ribinin me vrejtje.

— Kur e morën? — pyeti Ribini duke ndenjur kundrejt nënës. Pastaj tundi kokën dhe bërtiti: — Nuk të ecën ty, Nillovna!

— S'ka gjë! — u përgjigj ajo.

— Domethënë, u mësove?

— Jo se u mësova, po e shoh se nuk mund të bëhet ndryshe!

— Ashtu! — ja priti Ribini. — E, pa na trego!

Jefimi solli një poçe me qumësht, pastaj mori një gotë mbi tryezë, e shplau me pak ujë, e mbushi me qumësht dhe ja zgjati Sofisë. Ai vepronte me kujdes, pa bërë zhurmë dhe dëgjonte me vemendje tregimin e shkurtër të nënës. Kur mbaroi Vllasova së foluri, të gjithë heshtën. Ignati po rrinte në vendin e mëparshëm dhe diç po vizatonte mbi tryezë me thojin e gishtit të mezit. Jakovi ishte mbështetur pas trungut të një druri me duart kryq dhe kokën ulur. Jefimi ish mbështetur në supin e Ribinit. Sofia vrente muzhikët njërin pas tjetrit me bishtin e syrit.

— Po! — tha Ribini, duke i hequr fjalët zvarrë. — Kështu, e paskan vendosur të dalin sheshit...

— Sikur të organizonin një demostratë të atillë këtu tek ne, — tha Jefimi duke qeshur, — vetë muzhikët do t'i kalbnin në dru!

— I rrahin vërtet! — tha Ignati duke tundur kokën në shenjë pohimi. — Jo, unë më mirë do të vete të punoj në fabrikë...

— Domethënë do ta gjykojnë Pavlin? — pyeti Ribini.

— Po, ashtu kanë vendosur... — tha nëna.

— Po ç'dënim mund t'i japin?... S'keni dëgjuar gjë?

— Burg të rëndë ose internim për jetë në Siberi... — u përgjigj nëna me ngadalë.

Të tre djelmoshat shikuan Vllasovën në fytyrë; Ribini uli kokën dhe pyeti:

— Po ai, kur i hyri kësaj pune, a e dinte ç'e priste?

— E dinte! — ja priti Sofia me një ton të prerë.

Të gjithë heshtën e mbetën si të ngrirë nga një mendim i akullt.

— Ashtu! — vazhdoi Ribini me zë të rreptë e serioz. — Edhe unë them se ai e dinte. Ai është njeri me mend në kokë, nuk hidhet pa e matur çapin. E shikoni, djema? Ai e dinte se mund ta shponin me bajonetë ose ta vërvitnin syrgjyn e ta kalbnin në burg të rëndë... megjithkëtë ai bëri punën, nuk u mbraps! Edhe sikur përmes rrugës të tij të qe shtrirë e ëma, ai do të kalonte përmbi trupin e nënës së vet dhe nuk do të ndalej... Apo jo Nillovna?

— Po! — u përgjigj nëna dhe u drodh duke psherëtitur. Sofia i përkëdheli dorën në heshtje dhe, duke mbledhur vetullat me zemërim, shikoi Ribinin në fytyrë.

— Ja, ai është burrë! — vazhdoi Ribini duke i vrejtur të gjithë me sytë e tij të errët. Që të gjithë heshtën. Rrezet e holla të diellit vareshin në ajër si shirita të arta. Diku larg krrokte një korb. Nëna shikonte rrotull e turbulluar nga kujtimet e Një Majit dhe nga meraku për fatin e Pavlit e të Andresë. Sheshi i vogël ku rrinin, qe mbushur me voze katrani të hedhura tutje-tëhu, me kërcunj të çrrënjosur e me cefla druri që kishin çarë. Lisat dhe mështeknat që rrethonin sheshin, formonin një kordon të dendur dhe dukej sikur do të turreshin që t'i zhduknin ato plehurina, ato qelbësira që prishnin tërë bukurinë e atij vendi. Të ndrydhur nga heshtja, të palëvizshëm, si të lidhur në

vend, drurët e pyllit lëshonin mbi hapësirën e sheshit një hije të zezë e të ngrohtë.

Befas Jakovi u largua nga trungu ku qe mbështetur, bëri një çap, u ndal dhe pyeti me një zë të fortë e të mprehtë, duke tundur kokën:

— Kundër të tillë njerëzve do të na vënë të luftojmë ne me Jefimin?

— Po si kujtove ti? — tha Ribini i ngrysur. — Po na mbysin me duart tona... kjo është më e keqja, kulmi i së keqes![132])

— Megjithatë unë do të vete ushtar! — tha Jefimi me bindje.

— E kush të mban? — ja priti Ignati. — Shko!

Pastaj e shikoi Jefimin në sy dhe vazhdoi:

— Vetëm, kur të qëllosh mbi mua, hiqma mu në kokë... vramë menjëherë, mos më lerë sakat!

— Ma ke thënë një herë këtë! — ja ktheu Jefimi me të ashpër.

— Daleni, shokë! — foli Ribini dhe ngriti dorën me ngadalë: — Shikojeni këtë grua! — dhe tregoi nënën me gisht. — Ajo sigurisht e humbi të birin...

— Pse flet ashtu? — e pyeti nëna me zë të dredhur nga shqetësimi.

— Ashtu duhet! — u përgjigj Ribini i vrejtur. — Duhet që leshrat e tua të mos thinjen më kot, të mos të copëtohet zemra më kot... E pra, a vdiqe nga kjo?.. Libra, a na solle?

Nëna e shikoi si e hutuar dhe, si heshti një hop, u përgjigj:

— Solla.

— Mirë! — tha Ribini duke i rënë tryezës me grusht. — Ja, unë e kuptova që posa të pashë... Ndryshe, ç'nevojë

---

*132. Ribini ka parasysh ushtarët, që në shumicën dërmuese ishin nga radhët e punëtorëve e të fshatarëve, prandaj thotë „na mbysin me duart tona".*

kishe ti të vije këtu? E shikoni? Të birin e shkëputën nga radhët dhe e ëma i zuri vendin! [133])

Drejtoi trupin, zgjati grushtin në shenjë kërcënimi dhe tha me zë të ndrydhur:

— Ata — dhe këputi një të sharë të shëndoshë — nuk dinë se ç'po mbjellin me ato duar të verbëra. Po do ta shohin kur do të rritet fuqia jonë dhe kur do të fillojmë t'i shkulim ato barishte të mallkuara! Do ta shohin!

Këto fjalë e tmeruan Vllasovën; vështroi Ribinin dhe vuri re se fytyra e tij ishte ndryshuar krejt: dukej si më e dobët, mjekra i qe ngrehur e shpupurishur si ndonjë drizë, mollzat e faqeve i kishin këcyer. E bardha e syve të tij qe mbushur me deje të kuq sikur të mos kish fjetur kush di sa kohë, hunda i qe tretur e i qe ngërthyer si sqepi i ndonjë shpendi rrëmbenjës. Këmisha e shkopsitur, dikur e kuqe dhe tani e nxirë nga katrani, zbulonte klavikulat e thata dhe kraharorin me lesh të zi sterrë. Tani në tërë personin e Ribinit kishte diçka më të tmerrshme dhe më të zymtë se më parë. Shkëlqimi i flakët i syve të ndezur ndriçonte fytyrën e tij të zeshkët me zjarrin e shqetësimit e të zemërimit, vështrimi i tij therës nxirrte shkëndija të kuqe. Sofia ishte zverdhur pakëz në fytyrë, nuk fliste dhe sytë nuk ua shqiste muzhikëve. Ignati tundte kokën me sytë gjysmë të mbyllur. Jakovi ishte më këmbë pranë kasolles dhe po hiqte me gishtrinj nervozë lëvoren e kallamave. Prapa krahëve të nënës Jefimi vente vinte poshtë e lartë.

— Njëditzaj, — vazhdoi Ribini — më thirri kryetari i këshillit krahinor dhe më pyeti: „Ç'i ke thënë priftit, ti hor?". „Përse qenkam hor? — e pyeta. — Fitoj bukën time me djersën e ballit, ndonjë të ligë s'i kam bërë njeriu... po!" Ai zuri të bërtiste dhe më futi një grusht turinjve... pa më dënoi edhe me tri ditë burg... Ah, kështu i flisni popullit ju? Mirë! Po edhe nga ne mos prisni mëshirë! Në mos unë, një tjetër do ta marrë shpagën për poshtërimin

---

133. Nëpërmjet punës së Pavlit me shokë, për të cilat autori na tregon më parë dhe punës që bën Nillovna me Ribinin e fshatarë të tjerë, autori pasqyron rolin që luan klasa punëtore dhe Partia e saj në zgjimin, sqarimin dhe udhëheqjen e fshatarësisë drejt luftës revolucionare.

që m'u bë, dhe në mos ti, yt bir do ta paguajë më së fundi... Mbajeni mend! Lëruat zemrat e popullit me kthetrat e hekurta të lakmisë suaj, mbollët në to ligësinë... Dhe ne s'kemi për t'jua falur, të mallkuar! Mos prisni mëshirë e përdëllim nga ne! Kështu!

Zjente nga zemërimi dhe zëri i tij buçiste aq egër e aq fort sa nëna u tmerua.

— E ç'i kisha thënë priftit? — vazhdoi Ribini me një zë më të qetë. — Pas mbledhjes së fshatit, ai rrinte midis muzhikëve dhe u tregonte se njerëzit janë si një kope me dhen që kanë gjithnjë nevojë për një bari... po! Dhe unë thashë si me shaka: „Sikur të bënin dhelprën kujdestar të pyllit, atje do të gjeje shumë pendë, po zogj shumë pak!" Prifti më shikoi shtrembër dhe tha se populli duhet të vuajë dhe t'i lutet Zotit që t'i japë fuqinë për t'i duruar vuajtjet. Dhe unë iu përgjigja: „Populli, besa, i lutet Zotit mjaft, po ai si duket s'ka nge ta dëgjojë, nuk ja ve veshin!" Kështu! Ahere ai më pyeti se çfarë lutje i bëja Zotit. Iu përgjigja se unë vetëm një lutje kam mësuar në jetën time, lutjen e tërë popullit, që thotë: „O Zot i Madh, mësomë si të ropëtohem për Zotërinjtë, si të ha gurë dhe të pështynj kërcunj!" Nuk më la ta mbaroja fjalën...[134]) Ju mos jeni zonjë aristokrate? — pyeti Ribini Sofinë, duke e prerë tregimin e tij në mes.

— Për ç'arësye mendoni se unë jam aristokrate? — tha Sofia duke u dredhur, se nuk e priste këtë pyetje.

— Se ashtu! — tha Ribini duke qeshur. — Sepse ky është fati juaj, e tillë u lindët. Po! Pandehni se mëkata e aristokracisë mund të fshihet duke u mbuluar me një shambi basmaje? Prifti njihet edhe pa rasën... Ju, sapo vutë brylin mbi tryezën e lagur, e hoqët menjëherë duke shtrembëruar fytyrën... Pastaj shpina juaj është aq e drejtë sa asnjeri nuk do ta merrte për shpinën e një punëtoreje...

---

134. Vreni evolucionin e madh që ka pësuar Ribini: ai tani më nuk beson në kishën, fenë e urren, çfaq hapur protestën dhe urrejtjen e tij, kërkon libra revolucionare që të ngrerë fshatarët më këmbë. Në evolucionin e tij një rol shumë të madh kanë lojtur Pavli, Andrea e të tjerë punëtorë revolucionarë.

Nëna u tremb se mos Ribini e fyente Sofinë me fjalët e tij të ashpra e me atë të qeshur përbuzëse, prandaj ndërhyri me një ton të rreptë:

— Ajo është shoqja ime, Mihal Ivanoviç, është zemërbardhë... i janë thinjur flokët duke punuar për qëllimet tona... Ti mos folë ashtu...

Ribini psherëtiu thellë.

— Pse, thashë ndonjë gjë të keqe?

Sofia e shikoi dhe pyeti me një ton të thatë:

— Ju diç deshët të më thoshit?

— Unë?... Hë, po! Ja, ka disa kohë që ka ardhur këtu një kushëri i Jakovit, një burrë i sëmurë nga veremi, po që kupton shumë gjëra. A mund ta thërresim?

— Pse jo? — ja priti Sofia.

Ribini e vështroi duke rrudhur qepallat dhe tha duke ulur zërin:

— Jefim, shko i thuaj të vijë sonte...

Jefimi hyri në kasollen pa shikuar njeri, vuri kasqetën në kokë dhe u zhduk në mes të pyllit. Ribini e tregoi me kokë dhe tha:

— Ja, edhe ky vuan!... Është kokëfortë... Do të vejë të bëhet ushtar. Edhe Jakovi pas tij... Të paktën Jakovi e thotë troç që s'mund të vejë në kazermë... As Jefimit s'ja do zemra, po ka një qëllim... Kujton se do të mundë të zgjojë ushtarët... Po më duket se kot e ka: murit me kokë nuk i bihet... Po këta: bajonetën në dorë dhe... përpara! E ku venë pa? Nuk e shohin se do t'i vënë të luftojnë kundër vetvetes?... Po, vuan i shkreti Jefim. Dhe Ignati ja rrotullon thikën në plagë... po mbase më kot.

— S'është aspak punë e kotë! — ja priti Ignati pa e shikuar Ribinin në fytyrë; — do t'ja marrin mendjen në kazermë, do të fillojë të shtjerë si të tjerët...

— Jo, atë nuk e besoj! — ja ktheu Ribini i menduar. — Po e mira do të ishte të qëndrosh larg nga këto punë... Rusia është e madhe, lavdi Zotit, ka se ku fshihet njeriu. Pasaportën në xhep dhe mbushja fshatrave, le të të gjejnë po të mundin!

— Unë ashtu kam për të bërë! — u hodh e tha Ignati duke i rënë çizmes me një bluashkë. — Gjersa e ke mbushur mendjen që të luftosh, ecë drejt, më shpejt do të arrish.

Kuvendimi u pre. Bletët dhe grerëzat vinin rrotull dhe mbushnin heshtjen me zhuzhullimën e tyre. Zogjtë cicërrinin; diku larg ndihej një këngë që endej e përhapej mbi fushat. Si heshtën një copë herë, Ribini tha:

— Tani ne do të punojmë... ju çlodhuni pak. Atje në kasolle ka nime prej drrasash... Ti Jakov mblidhu ca fletë të thata... Dhe ti, nënë, më jep librat... Ku janë?

Nëna me Sofinë hapën trastat. Ribini u zgjat që të shikonte dhe tha i kënaqur:

— Po-o-o! Kini sjellë mjaft!... Bukuri! Po ju, kini kohë që merreni me këto punë? — tha ai, duke iu drejtuar Sofisë.

— Dymbëdhjetë vjet.

— Si e keni emrin, thatë?

— Ana Ivanovna. Pse?

— Hiç, kot. Do të keni qënë dhe në burg, sigurisht?

— Po, kam qënë.

— E shikon? — tha nëna me zë të ulët, me një ton qërtimi. — Dhe ti m'i flisje ashpër...

Ribini heshti një hop, mori një tufë libra në dorë, pastaj tha duke okërmitur dhëmbët:

— Muzhiku me zotërinë janë si katrani me ujët, nuk mund të qëndrojnë bashkë, e largojnë njeri jatrin... Prandaj mos ma vini re!

— Unë s'jam zonjë e madhe, jam një njeri që mendon e që vuan si gjithë të tjerët! — ja ktheu Sofia me një buzëqeshje të ëmbël.

— Edhe ashtu mund të jetë! — tha Ribini. — Tregojnë se edhe qeni dikur paska qenë ujk... Po vete tani t'i fsheh këto...

Ignati me Jakovin iu afruan dhe zgjatën duart.

— Nemna neve disa! — tha Ignati.

— Të gjitha njësoj janë? — pyeti Ribini Sofinë.

— Jo, janë të ndryshme. Ka edhe një gazetë...

— Ashtu?

Dhe që të tre u futën brenda në kasollet.

— Digjet muzhiku i shkretë! A e dëgjuat se si flet? — tha nëna duke i shikuar me mallëngjim.

— Po! — tha Sofia me zë të ulët... — Kurrë s'kam parë një fytyrë si të këtij... më duket si ndonjë martir!... Shkojmë edhe ne në kasolle, dua të shoh ç'përshtypje do t'u bëjë gazeta.

— Ju mos iu zemëroni që është aq i vrazhdë... — iu lut nëna me ngadalë.

Sofia qeshi:

— Sa shpirtmirë që jeni ju, Nillovna!

Kur të dyja gratë u dukën te pragu i kasolles, Ignati ngriti kryet, i shikoi me bisht të syrit, pastaj duke futur gishtrinjtë në flokët e tij të dredhur, u krrus mbi gazetën që e mbante mbi gjunjë.

Ribini, më këmbë, e mbante gazetën nënë një rreze të diellit që hynte në kasolle nëpër një të çarë të çatisë; e lëvizte dalngadalë gazetën nën atë rreze drite dhe e lexonte duke luajtur buzët. Jakovi, më gjunjë, kish mbështetur kraharorin pas nimit dhe lexonte gazetën, që e kish hapur përmbi dërrasat.

Nëna vuri re se Sofia e ndjente entuziazmin e tyre për fjalët e së vërtetës dhe menjëherë një buzëqeshje kënaqësie ja ndriçoi fytyrën. Vllasova vajti e u ul me ngadalë në një kënd të kasolles. Sofia i shkoi pranë, i hodhi krahun mbi supet dhe vazhdoi t'i shikonte muzhikët në heshtje.

— Xha Mihal! Po na shajnë ne muzhikët këtu! — tha Jakovi me gjysmë zëri, pa i hequr sytë nga gazeta. Ribini ktheu kokën e shikoi dhe ja priti duke qeshur:

— Na shajnë se na duan!

Ignati mori frymë thellë, ngriti kokën, qeshi dhe tha duke mbyllur sytë:

— Këtu është shkruar: „Bujku nuk është më një krijesë njerëzore". Dhe, vërtet, nuk është më.

Dhe një hije poshtërimi kaloi mbi fytyrën e tij të thjeshtë e të çiltër.

— Pa eja këtu, ti i dituri, që i shkruan këto, hyrë në lëkurën time dhe sillu ndryshe po deshe! Atëherë do të të shohim, do ta humbësh fytyrën prej njeriu apo jo!

— Unë po shtrihem një çikë. — i tha nëna Sofisë me ngadale. — E ndjej veten si të lodhur, dhe nga kjo era e katranit po më merren mentë... Po ju?

— Unë s'po bie!

Nëna u shtri mbi nim dhe pas një çikë zuri të dremiste.

Sofia rrinte pranë saj dhe vrente muzhikët që po lexonin; kur ndonjë mizë ose grerëzë i afrohej fytyrës së nënës, ajo e përzinte me kujdes. Nëna, me sytë gjysmë të mbyllur, e ndjente këtë përkujdesje të Sofisë dhe i vinte mirë.

U afrua Ribini dhe pyeti me zë të ulët:

— Fle?

— Po.

Ai heshti, vrejti fytyrën e qetë të nënës që flinte dhe vazhdoi gjithë me zë të ulët:

— Mbase kjo është e para nënë që shkon pas të birit në këtë rrugë... e para!

— Dalim më mirë... mos i prishim qetësinë! — tha Sofia.

— Po ne duhet të shkojmë në punë... Qejf për të biseduar kemi sa të thuash, po duhet të presim gjersa të ngryset! Ejani, shokë!

Ata dolën që të tre, Sofia mbeti në kasolle. Nëna tha me vete:

— Shyqyr që u pajtuan!... Si duket, zunë të merren vesh!... — Dhe ra në një gjumë të qetë duke thithur ajrin plot aroma të pyllit ku përzihej edhe era e katranit.

## V.

Ndaj të ngrysur u kthyen të katër punëtorët, të gëzuar që kish mbaruar dita e punës. Nëna u zgjua nga zërat e tyre dhe doli nga kasollja buzagaz e duke gogësitur.

— Ju punuat kurse unë fjeta si ndonjë zonjë e madhe! — tha ajo duke i shikuar të gjithë me dashuri.

— S'ka gjë, ta falim këtë herë! — ja priti Ribini.

Tani ai dukej më i qetë. Puna e rëndë ja kishte shuar tepricën e energjisë.

— Ignat, shiko na përgatit çajin... Se këtu e kemi me radhë... Sot e ka ditën Ignati të na japë të hamë e të pimë...

— Sot unë me gjithë qejf do t'ja kisha lënë radhën ndonjë tjetri! — tha Ignati duke mbledhur bluashka e shkarpa për të ndezur zjarrin.

— Mysafirët të gjithëve u pëlqejnë! — tha Jefimi duke ndenjur afër Sofisë.

— Hajde se po të ndihmoj unë! — tha Jakovi, duke hyrë në kasolle. Solli që andej një çyrek bukë dhe filloi ta presë duke radhitur coprat rreth tryezës.

— Shët! — pëshpëriti Jefimi. — Dikush po kollitet!

Ribini mbajti vesh, pastaj tha:

— Ai është... po vjen!

Dhe duke iu drejtuar Sofisë spiegoi:

— Tani do të shihni një dëshmitar. Unë do të dëshëroja ta shpija nëpër qytete, ta nxirrja nëpër sheshet dhe ta vija të fliste që ta dëgjonte populli... Ai thotë gjithmonë po atë gjë, por duhet që ta dëgjojnë të gjithë!...

Errësira dhe heshtja po bëheshin sa vinte më të thella, zërat e njerëzve kumbonin më butë. Nëna me Sofinë vëzhgonin muzhikët që vinin rrotull, të rëndë, të ngadalshëm dhe shumë të matur e të drojtur.

Një burrë i gjatë dhe i krrusur doli nga pylli, duke u mbështetur i tëri mbi një shkop; gurmazi i gërrhiste duke marrë frymë.

— Ja ku erdha! — tha i sëmuri dhe u ndal që të kollitej.

Ishte veshur me një pallto të gjatë e të përdorur që i binte gjer në thembrat e këmbëve; nga kapela e tij e vjetër i dilnin disa tufa flokësh të rrallë, të verdhë e të ashpër; ish i zbetë e i thatë nga fytyra me një mjekër bojëkashte dhe gojën e mbante gjysmë të çelur; sytë e tij ndrinin si

ndër ethe nga zgavrat e thelluara si nga dy shpella në mes të errësirës.

Kur Ribini e njohu me Sofinë, ai e pyeti:

— Dëgjova se keni sjellë libra për popullin?

— Po, solla.

— Ju falemnderit... për popullin... Ai vetë s'mund ta kuptojë akoma librin e së vërtetës... prandaj s'mund as t'ju falënderojë... Pra, ju falënderoj unë për të.

Merrte frymë shpesh e me nxitim dhe çdo herë tërhiqte pak ajër sikur mushkëritë e tij nuk nxinin më. Fliste me zë të këputur. Gishtërinjtë kockë e lëkurë të duarve të tij të pafuqishme shkisnin gjatë kraharorit pa mundur të mbërthenin kopsat e palltos.

— Për ju nuk është mirë të rrini në pyll kaqë vonë... Pylli ka lagështirë dhe ajri këtu të ze grykën! — vrejti Sofia.

— Për mua s'ka gjë të mirë tani e tutje! — u përgjigj ai duke gulçuar. — Vetëm vdekja më shpëton mua...

Të copëtohej zemra ta dëgjoje; tërë personi i tij të zgjonte në shpirt atë farë mëshire që e ndjen se është e pafuqishme të ndihmojë dhe prandaj të bën të revoltohesh kundër fatit, kundër jetës... Ai ndenji mbi një voze duke i përkulur gjunjët me aq kujdes sa dukej sikur kish frikë se mos i thyheshin. Nxori kapelen dhe fshiu ballin e dirsur. Flokët i kish të thatë e të mekur.

Zjarmi mori menjëherë dhe, në dritën e tij, çdo gjë u drodh e u lëkund; hijet, të ndjekura nga flaka, ikën të trembura në pyll; përmbi zjarr u duk një çast fytyra e rrumbullakët e Ignatit që i kish fryrë faqet. Pastaj flaka u shua. Plakosi tymi. Heshtja dhe errësira u kthyen përsëri në sheshin e vogël midis pyllit dhe u duk sikur u vinin veshin fjalëve që thoshte i sëmuri me një zë të ngjirur dhe duke rënkuar:

— Po unë mund të jem akoma i dobishëm për popullin... si dëshmitar i një krimi të madh... Ja, shikomëni... jam vetëm njëzetetetë vjeç dhe po vdes... Dhjetë vjet më parë unë ngrija pa mundim mbi supet e mia gjer më dy kuintal... edhe s'e kisha për gjë. Me atë shëndet që kisha,

kujtoja se do t'i arrija të shtatëdhjetat pa u rrëzuar asnjëherë. Po ja që pas dhjetë vjete të tilla, mbarova. Më ropën ata që më përdornin në punë, më rrëmbyen dyzet vjet të jetës sime, më grabitën... dyzet vjet...

— Ja, ky është refreni i tij tragjik! — tha Ribini me zë të mbytur.

Zjarri mori përsëri dhe flaka u çua përpjetë më e fortë dhe më e shkëlqyer dhe gjene hijet ikën në pyll, pastaj u kthyen prapë dhe hoqën rreth zjarrit një valle të heshtur, makabre. Drutë e njoma kërcisnin e rënkonin në zjarr. Gjethet e pemëve shushurinin e dridheshin nga një valë ajri të ngrohtë. Plot gaz e gjallëri, gjuhët e zjarrta të flakës loznin, qafoheshin, çoheshin përpjetë duke lëshuar shkëndija; një fletë e ndezur fluturoi lart; në qiell yjtë u buzëqeshnin shkëndijave dhe i tërhiqnin nga ana e tyre.

— Nuk është refreni im — vazhdoi i sëmuri — ka me mijëra njerëz të tjerë që e këndojnë për vete të tyre... e këndojnë pa kuptuar se jeta e tyre fatzezë është një mësim shpëtimtar për popullin që vuan... Sa njerëz të shtrydhur si limoni ose të gjymtuar nga puna e nga burgu vdesin urie pa u ankuar!...

E zuri kolla dhe nga mundimi u krrus më dysh duke u dredhur.

Jakovi solli një poçe me kvas[135]), e vuri në tryezë bashkë me një tufë qepë të njoma dhe i tha të sëmurit:

— Eja, Savel, të kam sjellë qumësht!

Saveli tundi kokën për të thënë se nuk donte, po Jakovi e zuri për krahu dhe e shpuri afër tryezës.

— Dëgjoni! — i tha Sofia Ribinit me zë të ulët e me një ton qërtimi, — përse e suallët këtu? Ai mund të vdesë nga çasti në çast.

— Vërtet! — ja priti Ribini. — Po më mirë që të vdesë në mez të njerëzve... është vdekja më e lehtë se kur

---

135. Figura e Savelit është si një simbol i masave të shtypura e të shfrytëzuara, si simbol i atij shfrytëzimi që ua thith gjakun njerëzve të punës dhe i çon para kohe në varr. Fatëkeqsia e tij e ka burimin në rendin shtazarak kapitalist, prandaj Ribini e merr atë si shembëll për të treguar se sa i egër është ai rend që sundon, për të forcuar indinjatën dhe për të treguar nevojën e një lufte vetmohuese, të ashpër e të pamëshirëshme kundr kapitalistëve.

je vetëm... Sa është akoma gjallë, le të flasë... Ai ka hequr shumë në jetë të tij, le të vuajë edhe një çikë që njerëzit të marrin mësim prej tij... s'është ndonjë punë e madhe! Kështu!

— Ju sikur kënaqeni me vuajtjet e tjetrit! — tha Sofia.

Ribini e shikoi i vrejtur dhe u përgjegj:

— Zotërinjtë kënaqen kur kujtojnë Krishtin duke vuajtur mbi kryq, kurse ne stërvitemi nga vuajtjet e njeriut dhe do të dëshëronim që edhe ju të mësoni diçka...[136]

Nëna e shqetësuar ngriti vetullat e u tha:

— Mjaft edhe ju tani!...

I sëmuri filloi të fliste përsëri:

— I dërmojnë njerëzit në punë... i kalbin nëpër burgje... e përse? I zoti i fabrikës ku humba jetën unë, një i quajtur Nefedov, i dhuroi një këngëtareje një takëm tualeti të florinjtë... edhe legeni për natën ishte prej ari... në atë legen ishte shkrirë fuqia, jeta ime... Ja përse treta shëndetin tim!... Më vrau mua në punë, i biri i botës, që të kënaqte të dashurën e tij me gjakun tim, që t'i blinte me gjakun tim një legen të artë për natën!

— Njeriu është krijuar pas fytyrës dhe shembëllimit të Zotit! — tha Jefimi duke qeshur me tallje — Dhe ja për ç'punë e përdorin... S'ke ç'i thua!

— Po ti mos rri gojëkyçur! — bërtiti Ribini duke i rënë tryezës me grusht.

— Mos duro: — shtoi Jakovi me zë të ulët.

Ignati qeshi me hidhërim.

Nëna vuri re se të tre punëtorët e rinj flisnin rrallë dhe dëgjonin me vemendjen e palodhur të një shpirti të etuar. Sidomos kur fliste Ribini ata s'ja shqitnin sytë dhe përpinin çdo fjalë që nxirrte ai nga goja... Po fjalët e Savelit nuk u bënin përshtypje, bile ata buzëqeshnin si me të tallur... nuk ndjenin as një farë mëshire për të...

Nëna iu afrua Sofisë dhe e pyeti me ngadalë:

— Eshtë e vërtetë ajo që na tregoi?

Sofia u përgjigj me zë të lartë:

---

136. *kvasoe* = një pije pa alkol që fshatarët rusë e nxjerrin nga gruri.

— Po, ka ngjarë me të vërtet!... Në Moskë! E kanë marrë edhe gazetat...

— Edhe nuk u dënua ai njeri!... — tha Ribini me zë të mbytur e të egër. — Ai meritonte një ndëshkim shembëllor, ta nxirrnin në mes të sheshit, t'ja prisnin mishtë thelë në sy të popullit dhe t'ua hidhnin qenve!.. Ah, ç'dënim që do t'u japë populli atyre kur të ngrihet më këmbë. Do të derdhë shumë gjak për të larë gjithë ato dhuna që i kanë bërë... Ai gjak është gjaku i tij që ja kanë pirë, që ja kanë thithur nga rëmbat...[137])

— Sa ftohët që bën! — tha i sëmuri.

Jakovi i ndihmoi të ngrihej e të rrinte pranë zjarrit. Saveli ndenji mbi një kërcu dhe ja afroi flakës duart e tij të thata dhe të holluara aq sa drita kalonte nëpër to. Ribini e shikoi të sëmurin dhe i tha Sofisë:

— Shembëlla e tij është më e fortë se një libër!... Kur maqina i këput një krah ose e vret punëtorin, themi se vetë e pati fajin. Po kur i pinë gjakun njeriut dhe pastaj e hedhin tutje si një kërmë, këtë s'ke si e spiegon. Çfardo krimi mund ta kuptoj, po që ta torturosh njerinë për qejf, këtë s'ma kap dot truri! — Dhe përse bëhen të gjitha këto, përse na mundojnë ne të gjithë? Që të qeshin, të dëfrejnë e të gëzohen, që të mundin të blejnë çdo send me gjakun e popullit: këngëtare, atllarë, thika të ergjënta, çini të florinjta, takëme të kushtueshme... që të gjitha lodra fëmijësh!... Puno ti, sa të shuhesh në vend, që kështu unë të bëhem i pasur nga djersa jote e t'i dhuroj legen të florinjtë së dashurës sime...

Tek dëgjonte, nënës iu çfaq si një brez i ndritshëm në mes të errësirës rruga që ndiqte Pavli me shokë.

Si mbaruan së ngrëni, zunë vend që të gjithë rreth zjarrit. Flaka, herë e kuqe, herë e murme, herë e verdhë, u ndriçonte fytyrat me shkëlqim të zbetë. Prapa tyre errë-

---

137. Urejtja e madhe që çfaq Ribini ndaj shfrytëzuesve nuk është një fenomen individual, por pasqyrimi i urejtjes që ziente në zemrën e fshatarësisë shumëmilionëshe të Rusisë. Autori kështu na tregon se ç'potencial revolucionar ndrynte në vete fshatarësia dhe se kjo klasë ishte aleate e natyrshme e klasës punëtore në luftën kundr carizmit dhe feudo-borgjezisë.

sira e dendur kishte mbuluar qiell e tokë... I sëmuri shikonte zjarrin me sy të zgurdulluar; kollitej pa reshtur dhe dridhej i tëri si purteka, sikur thërimet e fundme të jetës shkëputeshin nga gjiri i tij që ta linin sa më shpejt atë trup të tretur e të pocaqisur prej lëngatës. Pasqyrimet e flakës vallëzonin mbi fytyrën e tij pa i dhënë shpirt lëkurës së mekur. Vetëm sytë i shkëlqenin me një dritë të murme që sa vinte po shuhej.

— Mbase do të ishte më mirë për ty të hyje në kasolle? — e pyeti Jakovi duke u zgjatur nga i sëmuri.

— E pse? — u përgjigj Saveli me mundim. — Më mirë të rri këtu... edhe pak kohë më ka mbetur të rroj me njerëzit... fare pak.

I shikoi të gjithë me radhë, heshti, pastaj qeshi me ato buzë të venitura dhe tha:

— E ndjej veten mirë këtu pranë jush... kur ju shikoj, them me vete: „mbase këta do t'ua marrin hakën gjithë atyre që u ropën e u vranë nga lakmia e shpirt-kazmëve...".

Asnjeri s'iu përgjigj. I këputur nga kolla, zuri të dremiste dhe koka iu var mbi kraharuar. Ribini e vrejti dhe tha me ngadalë:

— Ja, ky avaz është gjithnjë: vjen edhe na flet për këtë zgjedhë të rëndë ku po shkrihet njeriu. Kjo tallje me jetën e njeriut i ka verbuar sytë, ai më s'sheh gjë tjetër.

— E ç'të shohë tjetër? — pyeti nëna e menduar. — Kur dita-ditës mijra njerëz dërmohen në punë që të mundin zotërinjtë t'i derdhin paratë si t'u teket... ç'kërkoni më tepër?...

— Të mërzit ta dëgjosh! — tha Ignati. — Një herë ta kesh dëgjuar historinë e tij dhe më s'e harron kurrë... kurse ai ta përsërit çdo ditë!

— Puna është se në atë tregim përmblidhet tërë jeta e tij, — tha Ribini i ngrysur. — Dhe jo vetëm jeta e tij po edhe ajo e shumë të tjerëve... Megjithëse kam dëgjuar kush e di sa herë këtë histori, prapë më duket si e pabesueshme, më vjen të dyshoj. Ka çaste kur s'të bëhet të besosh në ligësinë e njerëzve, në marrëzinë e tyre... të vjen

keq për të gjithë, si për të varfërit ashtu edhe për të pasurit... sepse edhe i pasuri ka marrë një rrugë të gabuar... Njerit i janë zënë sytë nga uria, tjetrit nga floriri... Dhe ahere të vjen që t'u bërtasësh: „O ju njerëz! O vëllezër! Ç'bëni kështu? Mblidhni mendjen në kokë! Vini dorën në zemër dhe mendohuni si njerëz!"[138])

I sëmuri u kolovit, hapi sytë e u shtri përdhe. Jakovi u ngrit pa bërë zhurmë, hyri në kasolle mori një pallto prej gëzofi, të cilin ja hodhi Savelit përsipër dhe pastaj u ul përsëri pranë Sofisë.

Tani me zërat e njerëzve përziheshin krismat e druve që digjeshin dhe fërfëllimat e flakës; dhe zjarri, si ndonjë fytyrë e plotë faqekuqe dukej sikur u buzëqeshte me dinakëri atyre hijeve të errëta që e rrethonin.

Sofia zuri të tregonte luftën e popujve për të fituar të drejtat e tyre; foli për lëvizjen e fshatarëve në Gjermani, për fatkeqësitë e irlandezëve, për heroizmat e punëtorëve francezë.

Në atë sheshin e vogël të rrethuar me drurët e lartë e të heshtur të pyllit, veshur me cipën e natës, nën kubenë e qiellit të errët, përpara zjarrit të qeshur, në mes të një qarku hijesh të habitura e të frikëshme, ringjalleshin ngjarje që kishin tronditur botën e të nginjurve, botën e lakmisë pa fre; kalonin njera pas tjetrës luftat e përgjakëshme, përmendeshin emrat e heronjve të lirisë e të së vërtetës...

Zëri i thellë i Sofisë kumbonte me ëmbëlsi. Ai zë dukej sikur vinte që larg, nga kohët e kaluara dhe zgjonte në zemrat e dëgjuesve shpresa të ndritëshme, besim të patundur. Muzhikët dëgjonin me gojë hapur epopenë heroike të punëtorisë së përbotëshme, e shikonin atë që u fliste në fytyrën e zbetë, i përgjigjeshin me buzëqeshje përkëdheljes së syve të saj bojëhiri dhe deheshin me tregimin e saj

---

138. Kapitalisti nga etja për para ka humbur çdo tipar njerëzor. Ribini, duke theksuar këtë rënie, këtë degjenerim, ka të drejtë; por nga ana tjetër tek Ribini ne vrejmë dhe mendime të gabuara që vijnë nga botëkuptimi i tij i ngushtë, nga kufizimet e tij ideore mikroborgjeze: këtu ai u drejtohet njerëzve në përgjithësi dhe u bën thirrje të venë dorën në zemër dhe të mendohen si njerëz, pra ai u bën thirrje edhe të pasurve, shfrytëzuesve të cilëve s'mund t'u lypësh asgjë, por përkundrazi kundër atyre duhet luftuar pa mëshirë. Siç shihet në mendimet e Ribinit ka kontradikta dhe këto psaqyrojnë papjekurinë e fshatarësisë ruse të viteve të fillimit të shek. XX, para revolucionit të 1905.

si me një muzikë hyjnore. Përpara tyre çfaqej, sa vinte më shquar, detyra e shenjtë e gjithë popujve të botës. Njeriu hidhte një vështrim mbi të kaluarën, që mbulohej me një cipë të zezë e të përgjakshme, kujtonte se si e kishte parë veten të rrethuar, vetëm me armiq të egër dhe tani habitej kur dëgjonte se kishte shokë në çdo kënd të botës, kishte vëllezër në shpirt, të cilët kishin vendosur me kohë të luftonin së bashku për ngadhënjimin e së vërtetës mbi tokë, e kishin çelnikosur këtë vendim të shenjtë me vuajtje të panumurta, e kishin derdhur gjakun lumë për të ndërtuar një botë të re, plot dritë dhe gëzim... Duke dëgjuar këto përshkrime ngjarjesh, që dukeshin si një ëndër e mrekullueshme, njeriut i gufonte zemra prej haresë, bashkohej me shpirt e me zemër me ata trima të panjohur, ndjente një dëshirë të flakët të përqafonte botën e tyre, t'i shkrinte të gjithë në veten e tij.

— Do të vijë dita kur gjithë popujt do ngrejnë krye dhe të vendosun do të thonë: „Mjaft! Nuk e duam më këtë jetë!" — thoshte Sofia me një zë energjik — dhe atëherë do të shembet pushteti i përkohëshëm i të fuqishmëve të babëzitur, toka do t'u shkasë nën këmbë dhe nuk do të kenë më asnjë mbështetje...[139])

— Ashtu do të bëhet! — tha Ribini, kokëulur. — Po të përpiqemi me të gjitha forcat tona, s'ka pengesë që të mos e kalojmë!

Nëna, duke dëgjuar, kishte ngritur vetullat dhe një buzëqeshje e habitur dhe gazmore i kishte ngrirë në fytyrë. Ajo e shihte se ato gjestet nervoze të Sofisë, lëvizjet e saj të ashpra e të rrëmbyera fjalët e mëdha e të kota që nëna nuk ja pëlqente, tani ishin zhdukur, ishin mbytur në rrymën e nxehtë e të shtruar të tregimit të saj që rridhte plot harmoni. Nëna i gëzohej qetësisë së natës, lodrës së zjarrit,

139. Të gjithë revolucionarët në këtë roman (kujtoni bisedat në shtëpinë e Pavlit, fjalën e Hohollit në demostratë, bisedat e Sofisë në fshat etj.) i kushtojnë një vemendje të madhe luftës revolucionare të puntorëve në gjithë botën. Kjo vjen për arësye se interesat jetike të proletariatit dhe të mbarë popujve të botës janë të njëjta; ata janë aleatë dhe kanë armiq të përbashkët prandaj lufta e punëtorëve ka vlerë dhe për vende të tjera se dobëson sistemin kapitalist dhe afron ditën e fitores. Partia synon të zhvillojë sa më shumë ndjenjën internacionaliste të masave.

fytyrës së Sofisë, po sidomos vemendjes së palodhur me të cilën dëgjonin muzhikët. Ata rrinin pa lëvizur fare, mundoheshin të mos e turbullonin rrjedhjen e qetë të fjalës së saj, sikur të kishin frikë se mos këputej peri i ndritshëm që i lidhte me botën mbarë. Vetëm kohë pas kohe ndonjë prej tyre hidhte pa u ndjerë dru në zjarr dhe kur çoheshin përpjetë shkëndija dhe tym, i përzinte me dorë që të mos i vinin Sofisë.

Një herë Jakovi u ngrit dhe tha me zë të ulët:

— Pritni pak, mos vazhdoni...

U sul në kasolle ku mori disa rroba dhe bashkë me Ignatin, pa folur, mbështuallën këmbët dhe supet e grave. Sofia nisi të fliste përsëri duke përshkruar ditën e fitores, duke u forcuar njerëzve besimin në vetvete, duke zgjuar ndjenjën e bashkimit me të gjithë ata që shuhen në punë që të bëjnë pallë e të dëfrejnë barkmëdhenjtë. Këto fjalë nuk e tronditnin nënën, po ajo ndjenjë e fortë që i kish pushtuar të gjithë, ja mbushte edhe asaj zemrën me mirënjohje e dashuri për ata që, midis rreziqesh të panumurta, u dalin përpara vëllezërve të lidhur me prangat e punës dhe u falin dhuratat e mendimit të drejtë, dhuratat e dashurisë, të së vërtetës.

— Ndihmoji, o Perëndi! — mendonte, duke mbyllur sytë.

Ndaj të gdhirë, Sofia, e lodhur, mbaroi së foluri dhe shikoi me buzëqeshje sytë e dëgjuesve që shkëlqenin prej zjarrit të brendshëm.

— Erdhi koha të nisemi! — tha nëna.

— Po! — u përgjigj Sofia e lodhur.

Një nga punëtorët psherëtiu fort.

— Sa keq më vjen që po shkoni! — tha Ribini me një zë jashtëzakonisht të butë. — Ju flisni bukur... Sa gjë e madhe është t'i afrosh njerëzit njeri me tjetrin, t'i bësh të ndjejnë e të mendojnë njësoj!... Kur e di se ka milionë njerëz që duan po atë gjë që dëshirojmë edhe ne, bëhesh më i mirë nga shpirti... dhe mirësia është një fuqi e madhe për njerinë.

— Dhe kur ti i merr me të mirë, njerëzit të përgjigjen me të keq! — tha Jefimi duke qeshur nën buzë dhe u çua me vrap. — Sa për mysafiret, e mira është të nisen, xha Mihal, dhe të nisen tani sa nuk i ka parë njeri akoma... Kur të shpërndajmë librat, autoritetet do të kërkojnë se nga dolën këto libra... Atëherë dikujt mund t'i kujtohet se këtej kaluan dy udhëtare...

— Të falemnderit, nënë, për mundimin! — tha Ribini duke ja prerë fjalën Jefimit. — Sa herë që të shoh ty më kujtohet Pavli... Gëzohem që ke zënë një rrugë të mirë!

Ribini ishte qetësuar fare dhe buzëqeshte me gjithë shpirt. Një ndjenjë mirësie shprehej në fytyrën e tij. Mëngjesi ish i freskët dhe ai ish vetëm në këmishë, me jakën të hapur dhe kraharorin të zbuluar. Nëna vrejti shtatin e tij të madh e i foli me dhemshuri:

— Hidh gjësendi krahëve se është ftohët!

— Jam i ngrohtë brenda! — ja ktheu ai.

Të tre djelmoshat qëndronin rreth zjarrit dhe bisedonin me ngadalë, në këmbët e tyre, i sëmuri po flinte, i mbështjellë me pallto gëzofi. Qielli po zbehej, hijet po treteshin dhe gjethet, duke u dredhur, prisnin diellin.

— Eh, udhën e mbarë pra! — tha Ribini duke i shtrënguar dorën Sofisë. — Po si t'ju kërkojmë në qytet?

— Ti më kërko mua! — ja priti nëna.

Tre punëtorët iu afruan së bashku Sofisë dhe i shtrënguan dorën pa thënë asnjë fjalë. Po në secilin ndihej një kënaqësi e fshehët, një ndjenjë miqësie dhe mirënjohje që i turbullonte se nuk e kishin provuar ndonjë herë. Buzëqeshnin me drojtje si të mitur dhe e shikonin Sofinë me sytë e tharë nga të pafjeturit, duke qëndruar herë mbi një këmbë, herë mbi tjetrën.

— A doni të pini një çikë qumësht para se të niseni? — pyeti Jakovi.

— Mirë, po a ka. — tha Jefimi.

— Ka dhe pak...

Ignati tha si me turp, duke kruar koken:

— S'ka më, se pa dashur e përmbysa poçen dhe u derdh ata që kish mbetur...

Dhe qeshën që të tre.

Ata flisnin për qumështin, po nëna e ndjente se mendonin për tjetër gjë; mendonin dhe s'gjenin dot fjalë që t'i çfaqnin Sofisë dhe nënës se sa ua donin të mirën. Edhe Sofia dukej e mallëngjyer dhe nga turbullimi s'diti të thosh tjetër veçse:

— Ju falemnderit, o shokë!

Ata shikuan njëri tjetrin sikur kjo fjalë t'i kishte prekur në zemër.

U dëgjua kolla e ngjirur e të sëmurit. Zjarri po shuhej.

— Udhën e mbarë! — thanë muzhikët me gjysmë zëri; dhe përshëndetja e tyre plot trishtim i shoqëroi një copë herë të dy gratë që po largoheshin.

Ecnin pa u nxituar nëpër shtegun përmes pyllit në dritën e zbetë të agimit. Nëna, duke ndjekur Sofinë, thoshte: — Sa bukur që kaloi... Më duket sikur jam në ëndër! Njerëzit duan të dinë të vërtetën, çupa ime... po, duan ta mësojnë! Të duket sikur je në kishë, në mëngjes të një dite të kremte, para se të nisë mesha... Prifti s'ka ardhur akoma, është errësirë dhe qetësi, po njerëzia zënë e mblidhen... këtu ndezin një qiri para korës, atje një tjetër dhe pak nga pak e përzenë errësirën duke e ndriçuar shtëpinë e Perëndisë.

— Tamam! — u përgjigj Sofia duke qeshur. — Vetëm se këtu shtëpia e Perëndisë është gjithë bota.

— Gjithë bota! — përsëriti nëna e menduar duke tundur kokën. — Aq mirë është kjo sa s'të besohet... Sa bukur që folët, e dashura ime... shumë mirë! E unë kisha frikë se vallë do t'u pëlqenit atyre!...

Sofia heshti një hop, pastaj u përgjigj me ngadalë dhe e menduar:

— Me këta bëhesh më e thjeshtë...

Duke shkuar udhës, ato folën për Ribinin, për të sëmurin dhe për të tre djelmoshat që dëgjonin me aq kujdes dhe e çfaqnin aq bukur miqësinë e tyre mirënjohëse me disa shërbime të vogla që u bënin të dy grave.

Dolën në fushë. Nga horizonti përkundrejt tyre po çohej dielli. Pa u dukur vetë akoma, kishte hapur në kupën

e qiellit një fresk rrezesh të arta. Pikat e vesës mbi fijet e barit xixëllonin me të gjitha ngjyrat e ylberit dhe me një hare të gjallë pranverore. Zogjtë po zgjoheshin dhe e mbushnin mëngjesin me cicërrimet e tyre gazmore. Tufa korbash fluturonin duke rrahur krahët e tyre të zes e duke lëshuar britma të çjerra. Sorrat e galat hidheshin duke bërë ga-a e ga-a nëpër arat e mbjella dhe diku larg vërshëllente një fike me shqetësim. Horizontet e largëta zbuloheshin përpara diellit duke fshirë hijet e natës nga majat e tyre.

— Nganjëherë, — thoshte nëna, e zhytur në bisedën që kishin, — njeriu flet, flet, dhe ti s'e kupton, gjersa thotë një fjalë që i spiegon të gjitha!.. Kështu edhe me atë të sëmurin. Unë e kam ditur fare mirë se si i përdorin punëtorët nëpër fabrikat e gjetiu... Po këto i kam ditur që në vogëli, më është mësuar veshi me to, dhe s'më bëjnë përshtypje... Mirëpo ajo që na tregoi ai, ish një gjë kaq e poshtër, kaq e fëlliqur... O Zot i madh! Si është e mundur që njerëzve t'iu bjerë bretku në punë dhe zotërinjtë të zbaviten e të tallen me ta?... Një gjë e këtillë nuk falet!...

Ngjarja që u kish treguar i sëmuri, u fut si një thikë thellë në shpirtin e nënës dhe hodhi një dritë të re mbi shumë ngjarje si ajo, që kishte mësuar dikur dhe tani i kishte harruar fare...

— Siç duket u ngopën me të gjitha dhe tani u vjen të përzjerë... Unë di se një kryetar i këshillit krahinor u dha urdhër muzhikëve që të hiqnin kapelën kur të shihnin kalin e tij që kalonte nëpër fshat... dhe kush nuk i bindej shkonte në burg. Pse e bënte këtë? Ç'i duhej?... S'e kuptoj dot, jo!

Sofia me zë të ulët ja mori një kënge plot gjallëri si ai mëngjes i freskët.

## VI.

Jeta e Vllasovës rridhte e qetë për çudi. Herë-herë edhe ajo vetë habitej me qetësinë e shpirtit të saj. I biri ishte në burg dhe dihej se e priste një ndëshkim i rëndë, megjithatë sa herë që mendohej për fatin e Pavlit, pa dashur i çfaqeshin përpara fytyrat e Andresë, Fedjës dhe të shumë të tjerëve nga shokët e tij. Fytyra e Pavlit, duke përfshirë gjithë ata që ndiqnin rrugën e tij, rritej e zmadhohej në sytë e nënës dhe merrte përpjesëtimet e një simboli. Mendimi i nënës përhapej në çdo drejtim si rrezet e një drite, ndalej mbi çdo send, përpiqej të ndriçonte gjithë ç'kish parë dhe dëgjuar, duke i përmbledhur në një pamje të plotë, kështu që ajo nuk e linte veten ta zotëronte hidhërimi dhe frika për fatin e të birit e ta hante meraku orë e çast.

Sofia u zhduk nja pesë ditë, pastaj u çfaq përsëri, e gjallë dhe e qeshur, dhe pas dy orësh iku prapë dhe mungoi dy javë rresht. Dukej sikur ajo i vinte rrotull jetës në rrathë të gjerë dhe kohë pas kohe bënte një qëndresë tek i vëllai, duke e mbushur shtëpinë me gjallëri e me muzikë.

Muzika zuri t'i pëlqente nënës dhe iu bë pothuaj e domosdoshme. Sa herë që Sofia i binte pjanos nëna ndjente disa valë të ngrohta që e çlodhnin e ja shkriféronin gjithë trupin, ja zbusnin shpirtin e ja shkrinin zemrën. Si fara në tokë të majme, të vllagët dhe të punuar mirë, ashtu buthtonin e zhvilloheshin valë-valë idetë në trurin e nënës, të shpejta e të dendura dhe fjalët që zgjoheshin nga fuqia e tingujve të harmonishëm fërfëllinin në kujtesën e saj si lule të lehta e të bukura...

Nëna nuk mund të pajtohej me pakujdesjen dhe çrregullimin e Sofisë, e cila hidhte ku mundte rrobat e saj, cigaret, hirin e duhanit; dhe sidomos mënyra e saj të të folurit e rrëmbyer dhe e ngatërruar, ishte krejt në kundërshtim me fjalën e sigurtë, të qetë dhe gjithmonë serioze të Nikollës. Sofia i dukej nënës si një çilimi që mundohet të sillet si një i madh e që i shikon njerëzit si kuklla të

këndëshme për të lojtur me to. Ajo fliste shumë për shenjtërimin e punës kurse vetë ajo i hapte punë pa punë nënës me çrregullimin e saj, fliste për lirinë dhe vetë pengonte lirinë e të tjerëve me padurimin e saj prej foshnje, me grindjet që s'kishin të sosur dhe me dëshirën që kishte të delte gjithmonë në vendin e parë. Ajo ish e mbrujtur me kontradikta, prandaj nëna sillej shumë e matur kundrejt saj, duke e patur mendjen gjithmonë dhe nuk ndjente për të atë ngrohtësi shpirti që kish për Nikollën.

Gjithnjë i menduar e serioz, Nikolla bënte një jetë të rregullt e monotone; në orën tetë hante mëngjesin, lexonte gazetën me zë dhe i komentonte lajmet më me rëndësi. Kur fliste ai, nëna e shihte me një qartësi të madhe se si maqina e jetës i bluante njerëzit duke i shndruar në para. Ajo ndjente se Nikolla kish diçka që e afronte me Andrenë. Edhe Nikolla, si hoholli, fliste për njerëzit pa u nxehur, i quante të gjithë fajtorë për organizimin e keq të jetës në shoqëri, po besimi i tij në jetën e re nuk ishte aq i zjarrtë dhe aq i ndritshëm sa i Andresë. Fliste gjithmonë shtruar, me zërin e një gjyqtari të rreptë dhe të ndershëm; edhe kur fliste për sendet më të tmershme, kish një buzëqeshje mëshironjëse, vetëm se sytë e tij flakërrinin me një shkëlqim të ftohët. Duke vënë re atë vështrim, nëna kuptonte se ai njeri s'i falte gjë askujt, po këtë nuk e bënte me dëshirë, përkundrazi kjo pamëshirësi ndaj njerëzve i rëndonte. E prandaj edhe nënës i vinte keq për të e, sa më shumë kohë kalonte, aq më tepër i hynte në zemër.

Në orën nëntë Nikolla shkonte në zyrë; nëna rregullonte dhomat, bënte gati drekën, lahej e pastrohej, ndrohej, merrte një libër, ulej afër dritares dhe kqyrte pikturat. Kish mësuar të lexonte, po me mundim të madh; lodhej shpejt, i merreshin mentë dhe nuk e ndiqte dot lidhjen e fjalëve midis tyre. Përkundrazi pikturat e zbavitnin si ndonjë fëmijë; në ato, nëna zbulonte një botë të re, të mrekullueshme që e kuptonte dhe gati e prekte me dorë si të thuash. Ajo shihte qytete të mëdha, ndërtesa madhështore maqina, vapore, monumente, begati pa fund e anë që

i kish krijuar dora e njeriut dhe ndryshueshmërinë e habitëshme të krijimeve të natyrës. Jeta zgjerohej pafundërisht duke i zbuluar çdo ditë gjëra përherë e më të mëdha, më të shkëlqyera, më të habitëshme, dhe e nxiste përherë e më shumë bukuritë e papërfytyrueshme shpirtin e etuar të nënës që po zgjohej. Vllasovës i pëlqente sidomos një libër zoologjik me piktura të shumëngjyrta; ai libër, me gjithë që ishte shkruar në një gjuhë të huaj, i jepte nënës idenë më të plotë mbi gjerësinë, begatinë dhe bukuritë e tokës.

— I madh është dheu! — i tha një ditë Nikollës.

Po më tepër nga çdo gjë e entuziazmonin insektet dhe veçanërisht fluturat; nëna i shikonte me habi pikturat e tyre dhe thoshte:

— Pa-pa, ç'bukuri e madhe, Nikolla Ivanoviç! E se si është përhapur kudo kjo bukuri që të prish mendjen!... po sytë tanë nuk e shohin, përpara i kemi bukuritë dhe ne qëndrojmë si të verbër. Njerëzit rendin si të çmendur, bien copë e ropëtohen dhe nuk shohin asgjë, nuk mund të dashurojnë asnjë send, se s'kanë as kohë as dëshirë. Sa gëzim do të ndjenin sikur të dinin se sa e begatëshme është toka, sa gjëra të bukura për çudi gjenden mbi të. Dhe tërë këto gjëra janë për gjithë njerëzit dhe çdo njeri është për të gjitha gjërat... apo jo?

— Tamam, ashtu është! — përgjigjej Nikolla me një buzëqeshje. Dhe sillte të tjera libra me piktura.

Mbrëmanet vinin shpesh miq për vizitë, midis të tjerëve, Aleksei Vasiljeviçi, një burrë i hijshëm, me fytyrë të zbetë, me mjekër të zezë, i heshtur dhe i rëndë; Roman Petroviçi me ca faqe të kuqe buçka e me buzë të trasha që i përpiqte kur donte të shprehte keqardhjen e tij për ndonjë gjë; Ivan Danillovi, i shkurtër dhe i thatë, me mjekrëzën në formë trekëndëshi dhe me një zë të hollë e të mprehtë që të shponte veshin si maja e një gjilpëre; Jegor Ivanoviçi, i cili tallej me vetveten, me shokët e me sëmundjen e tij që sa vinte po keqësohej. Nganjëherë vinin edhe njerëz të panjohur për nënën nga qytete të largëta. Nikolla kishte me ta bisedime të gjata gjithë po rreth një teme: rreth

lëvizjes punëtore në tërë botën. Bisedonin, nxeheshin, shtrëngonin grushtet dhe pinin çaj sa mundnin. Në bisedim e sipër Nikolla hartonte nganjëherë proklamata, ua këndonte shokëve me zë të lartë, pastaj i kopjonte me shkronja të shtypit dhe konceptet i griste; nëna mblidhte me kujdes coprat e letrës së grisur dhe i digjte.

Gjithë duke gostitur mysafirët me çaj, nëna habitej për zjarrin me të cilin ata flisnin për jetën dhe fatin e popullit punëtor, për mënyrën më të shpejtë e më të sigurtë që mund të përhapej ideja e së vërtetës. Shpesh herë ata ndaheshin në mendimet, akuzonin njëri tjetrin, zemëroheshin dhe pastaj fillonin përsëri diskutimin.

Duke dëgjuar këto bisedime nëna ishte e bindur se e njihte më mirë nga Nikolla me shokë jetën e punëtorëve dhe e shihte më qartë se sa e madhe ishte barra që ata kishin marrë përsipër; prandaj ajo i shikonte me mirëdashje dhe me atë farë melankolie që ndjen njeriu i pjekur kur sheh fëmijët që lozin si burrë e grua pa kuptuar se ç'fshihet prapa martesës. Pa dashur, ajo i krahasonte fjalët e tyre me fjalët që thoshin Pavli e Andrea dhe e ndjente ndryshimin që, më parë, nuk e kuptonte dot. I dukej se këtu flisnin më fort se atje në lagjen punëtore dhe nëna thoshte me vete:

„Dinë më tepër, prandaj flasin me zë më të lartë".

Po shpesh herë vinte re se ata donin e nxeheshin e se zemërimi i tyre nuk ishte i vërtetë; secili mundohej t'i bindte të tjerët se ai qëndronte më afër së vërtetës, e cila për të ishte më e shtrenjtë se për këdo. Të tjerët zemëroheshin, e ndjenin veten të fyer dhe përpiqeshin ta fitonin davanë me mënyrat më të rrepta e më të ashpra. Nëna shihte me një trishtim të shqetësuar se cilido prej tyre kish dëshirë të këcente më lart se të tjerët. Lëvizte vetullat dhe duke i shikuar me sy që luteshin, mendonte:

„E harruan fare Pavlin me shokë... e harruan".

Nëna i dëgjonte bisedimet me vemendje, megjithëqë nuk i kuptonte; ajo mundohej të gjente ndjenjat prapa atyre fjalëve dhe vuri re se kur flisnin për mirësinë, aty në lagjen punëtore e merrnin si një gjë të pandarë, kurse

këtu çdo gjë copëtohej, zvogëlohej, ndahej fije-fije. Pavli me shokë ndjenin më thellë dhe më me forcë, kurse Nikolla dhe shokët e tij kishin mendime më të mprehta, arësyetonin dhe e analizonin çdo gjë më hollë. Këtu flisnin më shumë për shembjen e botës së vjetër, kurse atje ëndëronin më fort për botën e re, prandaj fjalët e të birit e të Andresë e preknin nënën më tepër, i shkonin drejt në zemër dhe ajo i kuptonte më mirë.[140])

Nëna vuri e gjithashtu se, kur vinte ndonjë punëtor Nikolla sillej fare i shkujdesur, fytyra e tij merrte një shprehje të ëmbël dhe fliste ndryshe nga ç'e kish zakon, pa i krehur fjalët e pa i matur shumë.

— Flet kështu që ta kuptojnë më mirë! — e spiegonte ajo me mendje të saj.

Po kjo nuk e kënaqte, se ajo e shihte që punëtori druhej, i lidhej goja dhe nuk mund të fliste aq lehtë e aq lirisht siç fliste me një grua të thjeshtë si nëna. Një ditë, si doli Nikolla, nëna i tha një punëtori djalosh:

— Pse rri ashtu si më gjëmba? Sikur je çilimi që jep provim...

Ai qeshi me zë:

— S'jam mësuar, prandaj rri ashtu... Sidoqoftë, ai nuk është nga dora jonë!

Dhe uli kokën.

— S'ke përse të druhesh! — ja priti nëna. — Ai nuk është kryelartë...

Punëtori e shikoi në sy, që të dy qeshën dhe nuk folën...

Kohë pas kohe vinte Sashenka, po nuk rrinte shumë, dhe gjithmonë fliste për punë dhe seriozisht. Më të ikur, ajo pyeste:

— Po Pavël Mihailloviçi si vete? Mirë është?

---

140. Krahasoni si i përshkruan autori mbledhjet e anëtarëve të partisë që bëheshin në shtëpinë e Vllasovëve, diskutimet atje me mbledhjet e diskutimet që bëhen këtu. Në diskutimet që bëhen në shtëpinë e Nikolla Ivanoviçit marrin pjesë kryesisht intelektualë. Autori thekson se ata flasin me zë më të lartë se atje në lagjen punëtore, nxehen pa arësye, mundohen të duken më shumë se të tjerët. Me këto përshkrime e tipizime autori vë në dukje disa tipare negative të intelektualëve që punëtorët nuk i kanë.

— Shyqyr Zotit, mirë është!... Dhe nuk mërzitet, — i përgjigjej nëna.

— I bëni të fala nga unë! — i lutej vajza duke u larguar.

Herë-herë nëna i ankohej që Pavlin po e mbanin aq kohë në burg pa caktuar ditën e gjyqit. Sashenka mblidhte vetullat, vrejtej në fytyrë dhe lëvizte gishtrinjtë me nxitim.

Atëherë nënës i vinte ta përqafonte e t'i thosh: „Ah, moj bijë e nënës, e di që ti e dashuron... e di!"

Po nuk guxonte, sepse pamja e rreptë e vajzës, buzët e saj të shtërnguara, toni i thatë i zërit të saj largonin qysh më parë çdo përkëdhelje. Nëna psherëtinte, i shtrëngonte dorën duke heshtur dhe thoshte me vete:

„Ah, moj vogëlushja ime e gjorë!..."

Një ditë erdhi Natasha. U gëzua shumë kur pa Vllasovën, e qafoi, e puthi me mall dhe midis të tjerave tha me zë të ulët:

— Më vdiq nëna... vdiq e mjera nënë!

Ngriti kokën me rrëmbim, fshiu sytë dhe vazhdoi:

— Sa më vjen keq për të... s'kishte mbushur as pesëdhjetë vjet.... mund të kishte rrojtur edhe shumë kohë akoma. Mirëpo kur e shikon punën nga një anë tjetër, të vjen të thuash se vdekja është më e mirë nga jeta që bënte. Gjithmonë fillja vetëm, e huaj për të gjithë, dridhej se mos i bërtiste im atë, e ndjente veten si të tepërt, të panevojëshme për asnjeri. Jetë ish ajo? Njeriu rron duke pritur ndonjë gëzim, kurse ajo s'priste gjë tjetër nga jeta veçse të shara, brenga e hidhërime...[141])

— Mirë thoni ju, Natashë! — foli nëna. — Rron njeriu kur pret ndonjë të mirë, se kur nuk ke se ç'pret, atëherë ç'e do jetën fare! — dhe duke i përkëdhelur dorën me

---

141. Në këto fjalë të Natashës është dhënë gjendja e gruas në rendin feudo-borgjez. Ajo jo vetëm që s'ka të drejtë njëlloj me burrin, por vazhdimisht e fyejnë dhe në jetë s'ka asnjë gëzim. Krahasojeni këtë përshkrim me jetën e Nillovnës në fillim të romanit dhe me rolin që luajnë gratë revolucionare (si Natasha, Sofia, Pellage, Nillovna etj.) në jetën shoqërore; autori ka dashur të theksojë idenë se gruaja duhet të marrë pjesë aktive në luftën revolucionare, se vetëm kjo është rruga e çlirimit të saj shoqëror.

tërë ngrohtësinë e zemrës, e pyeti: — Tani mbetët fillja vetëm?

— Po! — u përgjigj Natasha me zë të ulët.

Nëna heshti një hop, pastaj tha me një buzëqeshje:

— Mos u mërzitni! Njeriu i mirë s'mbetet kurrë vetëm, ka gjithmonë miq e shokë rreth e rrotull...

Natasha u emërua si mësuese në një qytet të vogël ku kishte një fabrikë stofash. Kohë pas kohe, nëna i shpinte tinës libra të ndaluara, gazeta e proklamata. Kjo ishte detyra që i kishin caktuar nënës. Disa herë në muaj ajo vishej tebdil, si murgeshë, si tregëtare vogëlimash, si borgjeze e pasur ose si shtegtare dhe shëtiste nëpër krahinë, herë më këmbë e herë me tren, herë me karrocë e herë me qerre dhe gjithmonë me trastën në sup ose valixhen në dorë. Kudo që ndodhej, në vagon apo në vapor, në hotel apo në han, nëna e ndjente veten të qetë e të sigurtë, hynte pa u drojtur në bisedim me njerëz të panjohur dhe tërhiqte vemendjen e kujtdo me fjalën e saj të ëmbël dhe me qëndrimin e saj prej njeriu që ka parë botë dhe di se ç'është jeta.

Nënës i pëlqente të bisedonte me njerëzit, i pëlqente të dëgjonte historinë e jetës së tyre, ankimet, telashet dhe hallet e tyre përgjithësisht. Zemra i mbushej plot gëzim sa herë që shihte në njerëzit atë pakënaqësinë e gjallë që jo vetëm proteston kundër grushteve të fatit, po edhe kërkon me këmbëngulje e pa u lodhur përgjegjen e disa pyetjeve që kanë lindur në mendjen e tyre, kërkon zgjidhjen e problemeve të mëdha të njerëzimit. Përpara syve të nënës hapej tablloja e jetës njerëzore, përherë më e gjerë e më e ndryshme, e asaj jete pa prehje as qetësi që përmblidhej në luftën për bukën e gojës. Kudo dhe në çdo gjë ajo shihte synimin e poshtër për ta mashtruar njeriun, për ta grabitur e për ta xhveshur, për ta mjelë e për të nxjerrë prej tij sa më shumë fitim. Ajo shihte nga ana tjetër se mbi tokë kish me të tepër nga çdo gjë, kurse populli rronte i mbytur nga skamja e nga mjerimi, vuante gati për bukë në mes të atyre pasurive të panumërta. Nëpër qytetet kish tempuj të stolisur me gjëra të arta e të argjënta, që s'i

duheshin gjë Zotit, kurse në dyert e tyre dergjeshin varfanjakët, duke zgjatur dorën për ndonjë lëmoshë. Edhe më parë nëna i kish vënë re kishat e pasura e të begatëshme, petkat e qëndisura me ar të priftërinjve nga një anë, dhe lypësit e reckosur në baranga të shkallmuara nga ana tjetër, po atëherë i dukej sikur ashtu duhej të ishte, kurse tani nuk mund të pajtohej me këtë gjendje poshtëruese për të varfërit, të cilëve feja dhe kisha u ishin më të nevojëshme se të pasurve.

Nga figurat e nga korat ku ish pikturuar Krishti, nga bisedimet mbi jetën e veprat e Tij, nëna e dinte se Ai ishte miku i të varfërve dhe se vishej thjeshtë, kurse në kishë, ku të vobektët vinin tek Ai të gjenin ngushëllim, u paraqitej i veshur në ar e në mëndafshra që fërfëllonin me përbuzje përpara varfërisë lakuriqe. Pa dashur nënës i kujtoheshin fjalët e Ribinit:

— Edhe me Zotin na gënjyen. E veshën me gënjeshtër e me mashtrim që të na e vrasin shpirtin!...

Dalngadale dhe pa e pikasur, nëna filloi të falej e të lutej më pak dhe të mendohej më tepër për Krishtin dhe për ata njerëz, të cilët pa e përmendur, mbase dhe pa e njohur fare, rronin dhe vepronin pas Ungjillit që ai i kishte lënë njerëzisë, dhe, si ai e quanin tokën si mbretërinë e të varfërve dhe përpiqeshin të ndanin njësoj për të gjithë pasuritë e grumbulluara në duart e disave. Sa më shumë që mendohej aq më tepër kjo ide forcohej e thellohej në shpirtin e saj duke i përfshirë të gjitha ato që shihte e që dëgjonte; dalngadale ideja që bashkonte punën e Pavlit me atë të Krishtit merrte formën e ndritëshme të një lutjeje që lëshonte rreze në errësirën e botës, në jetën e në njerëzimin. Edhe vetë Krishti, të cilin nëna e kishte dashur si në ëndër, me një ndjenjë komplekse ku frika përzjehej në shpresën dhe ngashërimi me dhëmbjen, i bëhej tani si më i afërt, i dukej më ndryshe, qëndronte më lart dhe kishte një pamje më të gëzuar e më të kthjelltë. Tani sytë e tij i nënqeshnin me siguri, në vështrimin e tij shprehej një fuqi e brendëshme plot gjallëri, thua se vërtet ai ngjallej sërish, duke u larë e duke marrë shpirt nga gjaku që derdhin pa

kursyer për dashurinë e Tij, ata që luftojnë për ngadhënjimin e së vërtetës, e që kanë urtësinë të mos e përmendin emrin e tij. Nga çdo udhëtim që bënte, nëna kthehej, pra, e gëzuar dhe plot entuziazëm për ato që kish parë e kish dëgjuar rrugës dhe e kënaqur për punën që kishte bërë.

— Sa mirë qenka të udhëtosh e të shohësh gjithnjë gjëra të reja! — i thoshte Vllasova Nikollës mbrëmanet. — Kupton njeriu më mirë se si është kurdisur jeta. Sheh se popullin e kanë flakur në një kënd, ku ai vuan i poshtëruar dhe, do s'do, pyet: „Përse?... Përse mua më kanë hedhur mënjanë? Përse unë të vuaj për bukë kur bota është aq e pasur? Mendja e njeriut po bën çudira, kurse unë rroj si i humbur, pa sy, pa vesh!... Dhe ku është ai Zot mëshirëplotë, para të cilit s'ka as të pasur as të varfër, po që i ka të gjithë si bij të shpirtit?" Dalngadalë po revoltohet populli nga gjendja e tij, po nis ta kuptojë se e shtrembëra do ta mbysë, po të mos e vrasë mendjen për fatin e tij! [142])

Dhe nëna ndjente përherë e më shpesh një dëshirë të fortë të fliste vetë, me gjuhën e saj, mbi padrejtësitë e jetës dhe nganjëherë ajo nuk e përmbante dot këtë dëshirë...

Kur Nikolla kthehej në shtëpi dhe e gjente duke kqyrur pikturat, fillonte t'i fliste për disa sende të çuditshme. E mahnitur nga problemet e mëdha e të guximshme që njeriu mundohej të zgjidhte, nëna pyeste me dyshim:

— A është e mundur?

Dhe Nikolla ja përshkruante të ardhmen e mrekullueshme me një bindje të patundur në parashikimet e tij.

— Dëshirat e njeriut s'kanë kufi, fuqia e tij është e pashterëshme! — thosh ai. — Megjithatë bota pasurohet shpirtërisht shumë me ngadalë, se sot për sot ai që dëshiron të jetë i pavarur, është i shtrënguar të mbledhë para dhe jo

---

142. Në aksion direkt, duke shpërndarë gazetat e proklamatat, duke u njohur me shtresa të gjera të popullsisë, që vuajnë e shfrytëzohen, duke shkuar nga një qytet e fshat në tjetrin, nëna shikon padrejtësitë, shfrytëzimin, gënjeshtrën mbi të cilën është ngritur rendi feudo-borgjez dhe ajo gjithnjë e më tepër bindet për drejtësinë e çështjes për të cilën lufton Pavli. Përshkrimi i jetës e i mendimeve të nënës, që bën autori këtu, na jep iden e zhvillimit të botëkuptimit të saj. Por autori vë në dukje dhe se ajo ende nuk është shkëputur nga disa anë të botëkuptimit fetar.

dituri. Vetëm kur njerëzit do të shkëputen nga lakmia, kur do të çlirohen nga robëria e punës së detyruar, atëherë...

Megjithqë nuk kuptonte shumë nga ato që thosh Nikolla, besimi i qetë që shprehej në fjalët e tij e bënin nënën t'i dëgjonte gjithmonë me gjithë shpirt.

— Ka fort pak njerëz me të vërtet të lirë mbi tokë, — thosh Nikolla — dhe nga kjo rrjedhin të gjitha mjerimet e njerëzisë.

Vllasovës i kujtoheshin ata pak njerëz të xhveshur nga cmiri dhe nakari që kishte pasur rastin t'i njohë në kohët e fundit dhe ajo e kuptonte që, sikur ata të ishin më të shumtë, fytyra e zezë dhe e tmershme e jetës do të bëhej më tërheqëse e më e thjeshtë, më e mirë dhe më e ndritëshme.

— Njeriu pa dashur shtrëngohet të bëhet i pashpirt! — thoshte Nikolla me trishtim.

Nëna tundte kokën në shenjë pohimi dhe i kujtoheshin fjalët e Hohollit.

## VII.

Një ditë Nikolla u kthye nga zyra shumë më vonë nga ora e zakonshme dhe, pa u xhveshur, tha me rrëmbim duke fërkuar duart:

— E dini, Nillovna, sot në kohën e takimeve një nga shokët tanë iku prej burgut... Po nuk e muarën dot vesh se kush ishte.

Nëna u trondit nga emocioni, u lëshua mbi një karrige dhe pëshpëriti me zë të prerë:

— Pavli, mbase!

— Mundet! — u përgjigj Nikolla duke ngritur supet. — Po ku ta gjejmë, si t'i ndihim të fshihet? Unë gjer tani brodha rrugëve me shpresë se mos e takoja... Punë e kotë! — do të thoni. E pranoj, po prapë diç duhet bërë. Me duar lidhur nuk mund të rrimë; po dal përsëri...

— Po vij edhe unë! — thirri nëna.

— Ju shkoni te Jegori, mbase ai di ndonjë send! — e këshilloi Nikolla duke dalë me nxitim.

Nëna hodhi një shami në kokë dhe doli pas Nikollës me një shpresë në shpirtin e saj: shihte turbull, zemra i rrihte me të shpejtë, duke e shtyrë gati të vraponte. Ecte në tym, kokëulur, pa parë gjë rreth e rrotull. „Po sikur ta gjej atje, te Jegori?" i thosh një zë përbrenda, duke e shtyrë të ecte më shpejt. Vapa e madhe të zinte frymën, Vllasova gulçonte nga të lodhurit. Kur arriti te shkallët e shtëpisë së Jegorit, u ndal, s'kishte fuqi të ngjitej lart. Kur ktheu kokën prapa, nxori një klithmë habie: iu duk sikur pa Vesovshçikovin, i cili qëndronte afër derës me duar në xhep dhe e shikonte duke buzëqeshur. Ajo kish mbyllur sytë për një grimë dhe kur i hapi nuk pa më njeri.

— Më bënë sytë! — tha me vete duke ngjitur shkallët e duke mbajtur vesh. Nga oborri u dëgjua zhurma e lehtë e disa çapeve të ngadalëshme... Nëna qëndroi në të kthyerën e shkallës, u zgjat dhe pa përsëri fytyrën e njohur vrarëlie që po i buzëqeshte.

— Vesovshçikovi... ai është! — thirri nëna duke i dalë përpara, dhe ndjeu një të therur në zemër nga dëshpërimi: e gënjente një shpresë se mos ish Pavli ai që kish ikur nga burgu.

— Ngjitu! Ngjitu! — i tha Nikolla duke i bërë shenjë me dorë.

Nëna u ngjit me vrap, hyri në dhomën e Jegorit dhe, kur e pa të shtrirë në kanape, përshpëriti duke gulçuar:

— Nikolla iku... nga burgu...

— Cili Nikollë? — pyeti Jegori me zë të ngjirur, duke ngritur kokën.

— Vesovshçikovi... Ja ku po vjen!

— Bukuri!...

Në këtë mes Vesovshçikovi kishte hyrë në dhomë dhe po kyçte derën. Pastaj nxori kasqetën dhe, duke ndrequr flokët me dorën e mëngjër u mbështet me krahun tjetër pas kanapesë e qeshi pa zë. Jegori u çua për gjysmë dhe tha me zë të mbytur duke tundur kokën:

— Urdhëroni...

Duke i qeshur tërë fytyra, Nikolla iu afrua nënës dhe i rrëmbeu dorën:

— Sikur mos të të kisha parë, s'më mbetej tjetër veçse të kthehesha përsëri në burg. Këtu në qytet nuk njoh asnjeri dhe sikur të shkoja në lagjen e fabrikës do të më kapnin menjëherë... Shkoja rrugës dhe thosha me vete: „Ç't'u desh të ikje?" Kur, ç'të shoh? Nëna kalon me vrap! Të rashë pas...

— Po ti si munde të ikësh? — e pyeti nëna.

Ai ndenji në çip të kanapesë dhe tha duke mbledhur supet si me turp:

— As unë nuk e di... ashtu se si e solli rasti... Unë po shetisja në oborrin e burgut... Kur disa të burgosur ordinerë iu vërsulën gardianit...[143]) Ky ishte një xhandar që e kishin xhveshur për kusari, një faqezi që na e kishte bërë jetën haram, me të kallzuara e spiunllëqe!... Zunë ta ngjeshin paq, u bë një rëmujë e madhe, gardianët e tjerë u trembën dhe kush ikënte, kush i fryente bilbilit... Vura re se porta ishte e çelur, u afrova... kur shoh një shesh, më tutje qyteti... Kjo më tërhoqi... Dola pa u nxituar... ashtu si në ëndër... Si bëra disa çape, e mblodha mendjen dhe thashë me vete: „Mirë që ika, po tani ku të vete? U ktheva prapa, po ç'të shoh? Dyert e burgut qenë mbyllur...

— Hm! — ja bëri Jegori. — Zotëria juaj të ishit kthyer, t'i kishit rënë derës dhe t'u luteshit t'ju pranonin përsëri. „Më ndjeni, — t'u thoshit se s'u ndodha në vete, dhe dola..."

— Vërtet, — tha Vesovshçikovi duke qeshur — edhe ajo do të ishte një budallallëk. Megjithatë nuk u solla mirë kundrejt shokëve... ika pa lajmëruar asnjë prej tyre... Duke shkuar rrugës, shoh që po shpien një të vdekur; nga qivuri, dukej se ishte një foshnjë... U përzjeva me kortezhin... shkoja kokë-ulur, pa shikuar njeri me sy... Ndenja afër një varri, mora pak ajër të freskët dhe një ide më erdhi ndër mend...

— Vetëm një? — pyeti Jegori, pastaj shtoi me një psherëtimë: — Në tërë atë kokë ajo ide kishte vend boll, besoj.

Vesovshçikovi qeshi pa u zemëruar:

---

143. *gardian* = roje burgu.

— Jo, tani koka ime nuk është bosh si më parë... Po ti, Jegor Ivanoviç, gjithmonë i sëmurë?

— Cilido bën atë që mund! — u përgjegj Jegori duke u mbytur nga kolla. — Vazhdo!

— Pastaj shkova në muze... Erdha rrotull atje një copë herë dhe gjithë po mendohesha: „Po tani ku do të mbytem?" Më vinte të pëlcisja me veten time dhe uria më kish marë me të tepër!... Dola përsëri në rrugë, fillova të eci... isha i mërzitur. Pashë edhe policët që po kqyrnin me vrejtje këdo që takonin... Pa thosha me vete: „Me këtë surrat që kam unë, shpejt do të bie në duart e drejtësisë..." Kur befas shoh nënën që po vjen duke nxituar, kalon afër meje, unë i lëshoj rrugën dhe i bie pas... kaq!...

— Unë s'të vura re fare! — tha nëna si e turpëruar. E shikonte Vesovshçikovin me kureshtje dhe i dukej sikur ishte zbutur e kish ndryshuar. 144)

— Shokët do të shqetësohen: „Ç'u bë ky njeri?" do të thonë! — foli prapë Nikolla duke kruar kokën.

— Po për gardianët nuk të vjen keq? Edhe ata do të jenë mërzitur! — e thumboi Grigori dhe çeli gojën që të merrte frymë më lehtë. — Po t'i lemë shakatë! Ty duhet të të gjejmë një vend e të të fshehim, punë kjo mjaft e pëlqyer, po jo dhe aq e lehtë... Ah, sikur të ngrihesha dot unë!... — Në atë çast iu zu fryma dhe zuri të fërkonte kraharorin me një dorë të lodhur. 145)

— Qenke mjaft i sëmurë, ti Jegor Ivanoviç! — tha Nikolla duke ulur kryet.

Nëna psherëtiti dhe hodhi sytë nga dera që të mos i dukeshin lotët.

— Kjo është puna ime! — u përgjigj Jegori — Po ju, nënë, pyeteni për Pavlin, mos u druani!

---

144. Kontakti i vazhduar me revolucionarët, puna e madhe e tyre me të, demostrata e 1 majit, jeta e burgut kanë ndikuar mbi Vesovshçikovin dhe ai ka ndryshuar pikëpamjet e tij, ai e ka gjetur vendin e vet, prandaj thotë se koka e tij s'është bosh". Këtë ndryshim të Nikollës do ta vrejmë dhe më poshtë kur ai kërkon punë për të ndihmuar direkt revolucionin.

145. Jegori është mjaft i sëmurë, burgjet e internimet e kanë drobitur trupin e tij, megjithatë ai vazhdon të punojë për revolucionin, ka besim në fitore; këtë besim e kuptojmë veç të tjerave dhe nga humori i tij.

Vesovshçikovi buzëqeshi duke hapur gojën vesh më vesh.

— Pavli është fare mirë. Është bërë si kryetar atje. Ai flet me autoritetet në emrin e të gjithëve. Jep urdhëra, të gjithë e dëgjojnë, e nderojnë...

Nëna i përpinte ato fjalë që nxirrte ai nga goja; kohë pas kohe hidhte një vështrim në fytyrën e murme e të tretur të Jegorit. E ngrirë si një maskë, pa kurrfarë shprehjeje, fytyra e Jegorit dukej për çudi e fllashkët, vetëm sytë kishin një shkëndijë gëzimi dhe gjallërie.

— Sikur të më jepnit diçka për të ngrënë... më ka marrë një uri që... — tha befas Nikolla.

— Nënoke, bukë ka aty mbi raft, jepni, pastaj dilni në koridor dhe trokitni në derën e dytë më të mëngjër. Do t'ju dalë një grua, i thoni të marrë me vete të gjitha ç'ka për të ngrënë dhe të vijë këtu shpejt.

— Jo të gjitha, jo! — kundërshtoi Vesovshçikovi.

— Mos u mërzitni, se nuk ka shumë... mbase s'ka hiç!

Nëna doli, trokiti te dera dhe, duke mbajtur vesh, tha me vete:

— Po vdes, i mjeri!...

— Kush është? — pyeti një zë gruaje që prapa derës.

— Vij nga ana e Jegor Ivanoviçit — u përgjigj nëna me zë të ulët... — Ju lutet të vini shpejt...

— Tani vij! — ja kthyen që brenda...

Nëna priti një çikë dhe i ra përsëri derës. Atëherë dera u çel dhe doli një grua e gjatë me syze. Duke ndrequr me nxitim mëngën e bluzës, ajo pyeti nënën me një ton të thatë:

— Ç'dëshironi!

— Më ka dërguar Jegor Ivanoviçi...

— Ah! Shkojmë ahere!... Pa shih, po unë ju njoh!... Tungjatjeta! Sa errët këtu...

Nëna e shikoi dhe i ra ndër mend se e kish parë disa herë te Nikolla Ivanoviçi. „Kudo u gjendkan nga njerëzit tanë" tha me vete.

Nëna shkoi përpara, gruaja tjetër vinte prapa.

— Është keq? — pyeti ajo.

— Po, ka rënë. Ju lutet t'i sillni diçka për të ngrënë.

— Oh! është e kotë...

Kur hynë në dhomë, Jegori i priti me këto fjalë që i tha me zë të mekur e duke rënkuar:

— Po u vete stërgjyshërve, mikesha ime... Ljudmilla Vasiljevna, ky birçja ka ikur nga burgu pa lejen e autoriteteve, i prapi! Më parë jepni të hajë, pastaj fshiheni gjëkundi.

Ljudmilla tundi kokën, kqyri me vrejtje fytyrën e të sëmurit dhe tha me rreptësi:

— Jegor, ju duhej të më kishit thirrur me t'ju ardhur këta njerëz. Dhe u bënë dy herë që ju harroni të merrni ilaçin. Ç'është kjo që bëni? Ju vetë thoni se merrni frymë më lehtë kur e pini... Ejani me mua, shok!... Tani këtu do të vinë nga spitali të marrin Jegorin...

— Si, në spital do të më çoni, a?

— Po. Do të jem edhe unë atje me ju!

— Edhe atje?...

— Lerini marrëzitë...

Duke folur, Ljudmilla ndreqte kuvertën mbi kraharorin e Jegorit, vrente Vesovshçikovin me një vështrim të ngulur, maste me sy ilaçin që kishte ngelur në shishe... Ajo fliste me një zë jo shumë të lartë, po të qetë dhe kumbonjës, lëvizjet i kishte të buta e të hijeshme, fytyrën të zbetë dhe vetullat e saj të zeza e të dendura, gati puqeshin përmbi hundë. Fytyra e saj nuk i pëlqeu nënës, i dukej si tepër grindavece dhe sytë e saj ishin të ftohët, pa asnjë shkëlqim e buzëqeshje. Dhe fliste me një ton sikur jepte urdhëra.

— Ne po dalim! — vazhdoi ajo duke iu drejtua Jegorit. — Pas një çikë do të kthehem. Ju — i tha nënës, — do t'i jepni Jegorit një lugë nga ky ilaçi... Dhe mos e lini të flasë...

Dhe doli bashkë me Nikollën.

— Sa grua e mirë! — tha Jegori me një psherëtimë. — Ju, Nillovna, duhej t'ju vinin pranë saj. Ka shumë punë dhe lodhet tepër...

— Ti më mirë mos folë! Pa merr këtë ilaçin një herë! — i tha nëna me të butë.

Ai gëlltiti ilaçin dhe vazhdoi duke mbyllur një sy për gjysmë:

— Njësoj është, unë do të vdes edhe sikur të hesht... Shikoi nënën në fytyrë dhe buzët iu hapën si më të qeshur. Nëna uli kokën, zemra iu pikëllua nga hidhërimi dhe sytë iu mbushën me lot.

— Mos qaj, nëno, kjo është e natyrëshme... Ai që gëzon jetën duhet të vdesë një ditë...

Nëna i vuri dorën mbi kryet dhe tha me zë të ulët:

— Mos folë, më mirë!

Ai mbylli sytë si për t'iu vënë veshin gulçimeve në gjirin e tij, dhe vazhdoi me ngulmë:

— Është e kotë që të hesht... E ç'do të fitoj?... Disa minuta agonie më shumë, kurse humbas kënaqësinë e madhe që të kuvendoj me një njeri të mirë si ju... Nuk besoj që të ketë në botën tjetër njerëz kaq të mirë sa në këtë...

Nëna i preu fjalën, e shqetësuar:

— Ja, sikur ka ardhur zonja, dhe do të më heqë vrejtjen kur të të dëgjojë që po flet...

— Ajo nuk është „zonjë", është një revolucionare, një shoqe e idesë sonë, një shpirt i bardhë... Po që do t'ju qortojë, për atë mos dyshoni. Ajo i qorton që të gjithë dhe orë e çast...

Dhe pa u ngutur, duke lëvizur buzët me vështirësi, Jegori i tregoi nënës historinë e fqinjës së tij. Sytë i qeshnin; po duke parë fytyrën e tij të murrëtyer e të mbytur në djersë, nëna tha me vete e pikëlluar:

— Do të vdesë!...

Hyri Ljudmilla dhe, si mbylli derën me kujdes, i tha nënës:

— Ai i njohuri juaj, Pellage Nillovna, duhet të ndërrojë rrobat dhe të largohet që këtej; shkoni me të shpejtë i blini një palë petka dhe i sillni këtu? Sa keq që nuk është Sofia! Asaj i vjen ndore për të fshehur njerëzit.

— Sofia vjen nesër! — tha nëna duke hedhur shallin krahëve.

Sa herë që i ngarkonin ndonjë punë, nënën menjëherë e rrëmbente një dëshirë e fortë që ta mbaronte shpejt e mirë dhe ajo nuk mund të mendonte më tjetër gjë. Edhe tani kishte marrë një pamje prej njeriu të punës dhe pyeti duke rrudhur fytyrën:

— Si duhet ta veshim?

— Sido që të jetë s'ka rëndësi, se ai do të dalë natën...

— Tamam atëherë duhet menduar më mirë, se natën s'ka dhe aq njerëz rrugëve dhe çdo gjë bie në sy më tepër. Pastaj nuk është as i shkathët ai...

Jegori qeshi me zë të ngjirur:

— Sa e re që jeni akoma ju, nëno!

— A mund të vij të të shoh në spital? — pyeti Vllasova.

Ai i bëri shenjë me kokë se po. Kolla nuk e linte të fliste. Ljudmilla vrejti nënën me sytë e saj të zes dhe tha:

— Dëshironi ta ruajmë me radhë të dyja? Po? Mirë!... E, tani shkoni shpejt...

Ljudmilla e kapi nënën për krahu me një gjest urdhëronjës po jo brutal, dhe doli bashkë me të në koridor. Atje i tha me zë të ulët:

— Mos m'u zemëroni që po ju largoj me këtë mënyrë... Nuk më ka hie, e shoh dhe vetë... Po ai nuk bën të flasë... dhe unë kam edhe një shpresë...

Këto fjalë e turbulluan nënën, ndaj pëshpëriti:

— Ç'janë ato fjalë! Në mes tonë nuk vëmë re gjëra të tilla... Po shkoj, lamtumirë!...

— Hapni sytë mos ka ndonjë spiun! — e porositi Ljudmilla me zë të ulët. Ngriti duart dhe fërkoi tëmthat, buza i dridhej dhe fytyra i qe zbutur.

— E di! — u përgjigj nëna me një grimë krenarie. [146])

---

146 Në marëdhëniet e ngrohta vëllazërore të këtyre revolucionarëve me njëri tjetrin, ne shohim tiparet e njeriut të ri, të shoqërisë socialiste. Ata sakrifikojnë me qejf gjithçka për shokun, ata kanë për njëri tjetrin një dashuri të sinqertë e të pastër. Këto tipare i vrejmë dhe tek ata personazhë revolucionar që dalin shumë pak në roman si p.sh. te Ljudmilla etj.

Me të dalë nga shtëpia nëna qëndroi, gjoja për të ndrequr shaminë e kokës dhe kqyri me kujdes rreth e rrotull. Ishte stërvitur ta shquante gati pa u gabuar spiunin në mes të turmës. Ata diktoheshin nga çkujdesja e tepëruar në të ecurit, nga lëvizjet e tyre gjoja të natyrëshme, nga lodhja dhe mërzitja që shprehej në fytyrat e tyre e sidomos nga vështrimi i trembur e i turbull i syve që shikonin me drojtje dhe të shponin si gjilpëra.

Kësaj here nëna nuk pa ndonjë nga ato fytyra të njohura; kaloi rrugën pa u ngutur, pastaj mori një karrocë dhe e porositi ta shpinte në pazar. Duke blerë petkat për Nikollën, ajo u hëngër me tregëtarin për punën e çmimit dhe mallkoi burrin e saj pijanec që nuk mbante plaçkë në trup po griste nga një palë rroba për muaj. Fjalët e nënës nuk i bënë asnjë përshtypje tregëtarit, po asaj vetë i pëlqyen shumë; rrugës nëna kishte menduar se policia do ta merrte me mend që Nikolla, me të ikur nga burgu, kishte për të ndrruar petkat dhe prandaj do të dërgonte spiunët e saj në treg. Si bleu rrobat, Vllasova u kthye në shtëpi të Jegorit dhe së andejmi e përcolli Vesovshçikovin gjer më të dalë të qytetit. Rrugës ata barisnin veç e veç dhe nënës hem i qeshej, hem i vinte mirë, duke parë Nikollën që ecte me çape të rënda dhe me kokë ulur; atij i merreshin këmbët e gjata në palët e palltos së murme dhe kapella tepër e madhe i mbulonte sytë. Në një rrugë të shkretë u doli Sashenka; atëherë nëna përshëndeti Vesovshçikovin me kokë dhe u kthye në shtëpi.

— Dhe Pasha me Andrijushën akoma në burg... — mendonte nëna me trishtim.

## VIII.

Nikolla e priti me këto fjalë plot shqetësim:

— E dini, Jegori është keq! E çuan në spital. Ljudmilla ju kërkon të shkoni sa më shpejt...

— Në spital?

Si ndreqi syzet me dorë të dredhur, Nikolla i ndihmoi nënës të vishte një pallto. Pastaj i shtrëngoi dorën me gishtrinjtë e tij të thatë e të nxehtë dhe tha me një zë që i dridhej:

— Po, në spital! Merrni këtë pako... E vendosët Vesovshçikovin?

— Ajo punë u rregullua...

— Po vij edhe unë... të shoh Jegorin...

Nëna ish aq e lodhur sa i merreshin mentë; shqetësimi i Nikollës i ndillte në një të keq, parandjente një gjëmë.

— Do të vdesë, si duket!... — thoshte nëna me vete. Dhe ky mendim i rrihte si çekan në kokë.

Por kur hyri në dhomën e vogël, të pastër plot dritë të spitalit dhe dëgjoi Jegorin që po qeshte me atë zë të ngjirur, nëna u qetësua menjëherë. Qëndroi te dera me buzën në gaz dhe dëgjoi Jegorin që po i thosh doktorit:

— Mjekimi është një reformë!

— Mos folë marrëzira, Jegor! — ja preu doktori me një zë të brengosur.

— Dhe unë, si revolucionar që jam, i urrej reformat!...[147])

Mjeku mori me kujdes dorën e të sëmurit dhe ja vuri mbi gjurin; pastaj u ngrit dhe, duke trazuar mjekrën me nervozitet, kqyri pjesët e buhavitura në fytyrën e Jegorit.

Nëna e njihte doktorin, ai ishte një nga shokët më të ngushtë të Nikollës dhe quhej Ivan Danilloviç. Kur pa nënën që po afrohej, ai tha:

— Ah, ju qenki... Tungjatjetani... Rrini! Ç'na keni sjellë?

— Nuk e di, libra do të jenë, besoj.

— Ai nuk duhet të lexojë! — tha mjeku.

— Do që të bëhem guak! — u qa Jegori.

Psherëtima të këputura delnin me zor nga gjoksi i Jegorit, të shoqëruara me gërhitjet e gurmazit. Pikla të vogla

---

147. Jegori është shumë sëmurë dhe s'ka shpresë shërimi nga ilaçet, të cilat për të janë si reformat që vetëm përkohësisht e përmirësojnë deri diku gjendjen. Të vrehet këtu dhe më poshtë humori dhe optimizmi i Jegorit në këto çaste të rënda; optimizmi i tij buron nga fakti se shikon që çështja së cilës i kushtoi jetën, po ecën përpara.

djerse i kishin mbuluar fytyrën; i sëmuri mundohej të fshihte ballin me pëllëmbën e dorës së rënduar, që mezi e ngrinte. Faqet e enjtura i dukeshin si të ngrira, tiparet kishin marrë formën e një maske pa shpirt dhe fytyra e tij e gjerë dhe e dashur kishte humbur tërheqjen e saj të zakonshme. Vetëm sytë e tij të zvogëluar nga të enjturit e faqeve shikonin me një nënqeshje plot miratim.

— Ej, ti i shkencës! U lodha... a mund të shtrihem? — pyeti i sëmuri.

— Jo! — iu përgjigj shkurt doktori.

— Mirë, unë po shtrihem me të dalë ti...

— Ju, Nillovna, mos e lini! Shikoni jastëkët mos i shkasin... Dhe ju lutem mos folni me të, se i bën dëm...

Nëna i bëri *po* me kokë. Doktori doli me hapa të shpejta dhe pa bërë zhurmë. I sëmuri mbështeti kokën, mbylli sytë dhe u tulit, vetëm gishtërinjtë e duarve i lëviznin nga pak. Dhomën e vogël me ato mure të bardha e kish mbuluar një e ftohët e një trishtim që të ngrinte zemrën. Nga dritarja e madhe dukeshin majat e blireve; midis gjetheve me ngjyrë të errët e të mbuluar nga pluhuri, njolla të verdha binin në sy aty-këtu: ishin shenjat e vjeshtës që po afrohej...

— Vdekja po më avitet me ngadalë... — tha Jegori pa lëvizur dhe pa çelur sytë. — i vjen keq për mua, si duket, se kam qenë djalë i mirë, i dashur e i sjellshëm...

— Aman, mos folë! — iu lut nëna duke i përkëdhelur dorën.

— Pritni, gjyshe, se do të hesht...

Dhe vazhdoi me gulçim, duke i nxjerrë fjalët me mundim të madh e duke u ndalur një copë herë pas çdo fjale, nga që i pritej fuqia:

— Sa mirë që ju jeni me ne, gjyshe... më kënaqet shpirti kur shoh fytyrën tuaj... „Si do të mbarojë?" them me vete... dhe helmohem kur mendoj se edhe juve, si gjithë të tjerët, ju pret burgu, internimi dhe të zeza si këto... S'keni frikë nga burgu?

— Jo! — u përgjigj nëna pa u krenuar.

— Ashtu, vërtet... po sidoqoftë, burgu është i keq... ai më bëri në këtë ditë... T'ju them të drejtën, unë nuk dua të vdes...

— Mbase nuk vdes tani! — deshi t'i përgjigjej nëna po, si e pa në fytyrë, heshti.

— Mund të punoja akoma mjaft mirë... po kur s'ke si punon atëherë ç'e do që të rrosh... s'i mbetet ndonjë shijë jetës! [148])

„Për e drejtë, është e drejtë, po kjo nuk na ngushëllon." Këto fjalë të Andresë i erdhën befas ndër mend dhe psherëtiti. Ishte lodhur shumë dhe e kish marë uria. Pëshpëritja monotone dhe e ngjirur e të sëmurit mbushte dhomën dhe shkiste e pafuqishme në muret e lëmuara. Gjethet e blireve dukeshin si re të ulta që të vrisnin sytë me ngjyrën e tyre të errët e melankolike. Çdo gjë ishte si e ngrirë, pa lëvizje, dhe pa shkëlqim, si në pritjen e pikëllu-ar të natës.

— Sa keq që jam! — tha Jegori. Mbylli sytë dhe heshti.

— Fli! — e këshilloi nëna, — mbase bëhesh më mirë.

Pastaj, duke i vënë veshin të marrurit frymë të Jegorit, nëna, me zemër të ngrirë nga hidhërimi, ndenji një copë herë pa lëvizur e filloi të dremiste.

E zgjoi një zhurmë e lehtë aty te dera; u drodh dhe pa Jegorin që kishte çelur sytë.

— Më zuri gjumi... më ndje! — tha nëna me zë të ulët.

— Edhe ti më ndje! — ja ktheu Jegori duke përshpëritur.

Ishte errur fare, ajri u ftoh, errësira shoi çdo ngjyrë dhe fytyra e të sëmurit u bë si më e zezë.

Përsëri u dëgjua një zhurmë e lehtë, një fërfëllimë dhe pastaj zëri i Ljudmillës.

— Rrinë në t'errët dhe kuvendojnë... Ku është ky çelësi i dritës?

---

148. Pir të gjithë revolucionarët jeta ka kuptim vetëm kur punon, përpiqesh e bën diçka të dobishme për çështjen e madhe. Krahasoni fjalët e Jegorit këtu me gjendjen e trishtuar të Nilovnës pasi u arestua Pavli, kur ajo përkohësisht humbi lidhjet me revolucionarët dhe s'kishte ndonjë punë në shërbim të çështjes për të cilën lufton Pavli.

Një dritë e bardhë dhe e ftohët mbushi dhomën. Në mes qëndronte Ljudmilla, e gjatë, e drejtë si kollonë, e veshur me të zeza.

Jegori u ngjeth i tëri dhe vuri dorën në zemër.

— Ç'është? — thirri Ljudmilla duke u sulur tek ai.

I sëmuri shikoi nënën me një vështrim të ngulur; sytë e tij kishin një shkëlqim të tmerrshëm dhe dukeshin si të zmadhuar.

Me gojën e çelur ngriti kokën nga jastëku dhe zgjati krahun... Nëna i mori dorën me kujdes dhe, duke mbajtur frymën, e shikonte në fytyrë. Atij iu pre fuqia menjëherë dhe u lëshua në dyshek, sikur nuk e urdhëronte më veten. Tha vetëm këto fjalë.

— Nuk mundem më... mbaroi...

U përpëlit një herë, koka iu var mbi sup dhe, në sytë e tij të çelur drita e ftohët e llambës u pasqyrua me një shkëlqim të mekur...

— Djalthi im! — murmuriti nëna.[149])

Ljudmilla u largua me ngadalë nga shtrati, u ndal afër dritares, dhe, duke shikuar diku larg, tha me një zë të panjohur për Vllasovën:

— Vdiq...

Pastaj u krrus, vuri brylet mbi pezulin e dritares dhe befas, sikur e goditi njeri në kokë, u lëshua më gjunjë, zuri fytyrën me të dy duart dhe filloi të qante pa zë.

Nëna kryqëzoi duart e rënduara të Jegorit mbi krahakororin e tij, i ndreqi kokën që ish për çudi e nxehtë akoma, fshiu lotët e saj, iu afrua Ljudmillës dhe i fërkoi flokët e dendur. Ljudmilla ktheu kokën me ngadalë, u ngrit më këmbë dhe murmuriti me buzë të dredhur:

— E njihja prej shumë kohe... kemi qenë të internuar bashkë... kemi ndenjur në një burg... herë-herë jeta bëhej e padurueshme, e urryer, shumë prej nesh e humbnin kurajën...

---

149. Kudo në roman Nillovnën revolucionarët e quajnë nënë dhe ajo i thërret ata „djemtë e mij", se për të të gjithë revolucionarët janë si bijtë e saj.

Një spazmë e fortë ja tronditi trupin dhe i shtrëngoi grykën duke i prerë fjalën. Me mundim të madh e mbajti veten, iu afrua nënës me fytyrën e saj të zbutur nga një ndjenjë fisnike e të trishtuar dhe vazhdoi me rrëmbim duke psherëtitur pa lot:

— Kurse ky ishte gjithnjë i qeshur, i gëzuar, na gajaste me shakatë e tij... kurrë nuk ankohej... gjithmonë i dashur, zemërbardhë, fshihte burrërisht vuajtjet e tij dhe përpiqej t'u ngjallte kurajën të dobtëve... Atje në Siberi, limontia[150]) e prish njerinë, zgjon instinktet e shëmtuara, ndjell ndjenja të këqia. Sa mirë që dinte t'i luftonte ai! Sikur ta dinit sa shok i mirë që ishte! E rëndë, e hidhur ka qenë jeta e tij private, po asnjeri nuk dëgjoi një ankim nga goja e tij, kurrë! Ja, bashkë ishim miq të ngushtë, mua më dha sa mundi nga zemra, nga mendja e tij dhe sa do që mbeti në vetmi, i lodhur, kurrë s'kërkoi asnjë përkëdhelje, as më të voglën gjë...

Ljudmilla iu avit të vdekurit, i mori dorën dhe, duke ja puthur, tha me zë të këputur nga pikëllimi.

— I dashur, i shtrenjti shoku im, të falemnderit nga zemra! Fli i qetë!... Ja ku të jap fjalën se do të punoj si ti, pa u lodhur, pa dyshuar... tërë jetën... Fli i qetë!...

Ngashërime të forta ja tronditën tërë trupin dhe Ljudmilla e telekosur mbështeti kokën në këmbët e Jegorit. Pa bërë zë, nëna qante me lot të nxehtë që i përvëlonin faqet. Po ajo mundohej t'i mbante lotët; kishte dëshirë të madhe ta ngushëllonte Ljudmillën me përkëdheljen më të dhemshur e t'i fliste për Jegorin me fjalët më të prekëshme të dashurisë e të hidhërimit... Përmes lotëve ajo shikonte fytyrën e hequr të të vdekurit, sytë e tij të mbyllur, buzët e mavijosura, të ngrira në një nënqeshje të ëmbël... Heshtja ishte e plotë dhe drita e tepër të vriste sytë, që lypnin terrin për të lotuar.

Hyri doktori me hapa të shkurtra e të shpejta si gjithmonë, hyri dhe u ndal në mes të dhomës, dhe duke futur me rrëmbim duart në xhepet, pyeti me zë të lartë.

---

150. *limonti-a* — të qëndruarit pa punë.

— Ka shumë kohë?

Asnjeri s'iu përgjigj. Ai u kolovit mbi këmbët e tij, fshiu ballin pastaj iu afrua Jegorit, i shtrëngoi dorën dhe u hoq mënjanë.

— S'është për t'u çuditur... në atë gjendje që e kishte zemrën... kjo duhej të kishte ngjarë së paku gjysmë viti më parë.

Befas zëri i tij tepër i lartë dhe kumbonjës, që mundohej të ishte i qetë, u këput. Ai u mbështet pas murit dhe filloi të dridhte mjekrën me gishtërinjtë e tij të shpejtë, duke ngulur sytë që i përpëliteshin mbi të vdekurin e mbi të dy gratë afër tij.

— Iku edhe një!... — tha me ngadalë sikur fliste me vete.

Ljudmilla u ngrit, iu afrua dritares dhe e çeli. Nëna ngriti kryet dhe vështroi rrotull duke psherëtitur. Pas një çikë që të tre u bashkuan te dritarja dhe vrenin duke heshtur pamjen mallëngjenjëse të asaj nate vjeshte. Mbi majat e errëta të pemëve xixëllonin yjet, duke thelluar pafundërisht hapësirën e qiellit...

Ljudmilla zuri nënën për krahu dhe mbështeti kokën në supin e saj. Doktori kishte ulur kryet dhe po fshinte syzet me shaminë. Nga jashtë vinte, e lodhur si rënkim, zhurma e qytetit, thëllimi të thante fytyrën, të shplishte flokët. Ljudmillës i ngjethej trupi, një pikë loti i kishte ngelur mbi mollzën e djathtë... Nga koridori i spitalit vinte uturima e disa zërave të ndryshme, të trembur, dëgjohej fëshfëritja e këmbëve të hequra zvarrë, murmurisje të pikëlluara. Ata të tre qëndronin te dritarja pa folur dhe shikonin errësirën.

Vllasova e ndjeu se ishte e tepër aty, liroi krahun me kujdes dhe u largua, si nderoi kufomën e të vdekurit.

— Po ikni? — pyeti doktori me zë të ulët, pa kthyer kokën.

— Po!...

Rrugës nëna sillte ndër mend Ljudmillën, lotët e saj të rralla dhe thosh me vete:

— As të qajë nuk di!...

Fjalët e fundit të Jegorit e bënë të psherëtinte. Duke ecur me çape të ngadalshme ajo solli ndër mend sytë e Jegorit plot gjallëri, shakatë e tij, mendimet e tij mbi jetën.

„Njeriu i mirë rron duke vuajtur, po vdekjen e ka të lehtë... Po unë si do ta kem vdekjen, vallë?" — mendonte.

Pastaj solli prapë ndër mend Ljudmillën dhe doktorin më këmbë afër dritares, dhomën me muret e bardhë dhe tepër të ndritur, sytë e shuar të Jegorit: një ndjenjë e hidhur mallëngjimi për vuajtjet e njerëzve ja lëndoi zemrën, psherëtiti thellë dhe nxitoi si e shtyrë nga një parandjenjë e turbullt...

## IX.

Tërë ditën e nesërme nëna u muar me përgatitjen e varrimit të Jegorit. Mbrëmanet, tek po pinte çaj bashkë me Nikollën dhe Sofinë, erdhi Sashenka tërë qejf e gjallëri. Faqet i kish të skuqura, sytë i vetëtinin, dukej e frymëzuar nga një shpresë e hareshme. Gëzimi dhe gjallëria e Sashenkës u dukën në atë rreth, ku po flitej me trishtim mbi shokun e vdekur një ditë më parë, si një dritë e shkëlqyer në mes të errësirës, që të habit dhe të verbon. Nikolla, i menduar, tha duke i rënë tryezës me gishtërinj.

— Ju jeni ndryshuar krejt sot, Sashenkë!...

— Ashtu? Mundet! — u përgjigj vajza dhe qeshi e gëzuar.

Nëna i hodhi një vështrim qortonjës dhe nuk foli. Sofia tha duke i theksuar fjalët:

— Po flisnim për Jegor Ivanoviçin...

— Sa njeri i mirë, hë? — tha Sasha. — Unë s'e pashë kurrë që të mos qeshte ose të mos thoshte ndonjë shaka... Dhe sa mirë punonte! Ishte një mjeshtër i vërtetë i revolucionit: i qartë në mendimet, i palodhur në zbatimin e tyre. Me ç'fuqi të thjeshtë e bindëse dinte ta përshkruante botën e gënjeshtrës, të dhunës e të padrejtësisë... Mua më ka ndihmuar shumë me logjikën e tij të pa-

gabueshme për të sqaruar çdo çështje që më dukej e koklavitur dhe që s'e kuptoja dot.[151])

Fliste me zë të ulët dhe mundohej të ishte e qetë. Po nuk mund të shuante në vështrimin e saj zjarrin e një hareje triumfonjëse që u binte në sy të gjithëve. Qëllon nganjëherë që njeriu të jepet me kënaqësi pas hidhërimit të tij, kënaqet ta torturojë zemrën duke mbajtur në mend një kujtim të helmuar si thikën në një plagë. Ashtu edhe Nikolla, Sofia e nëna nuk donin që hidhërimi i tyre për të vdekurin t'i lëshonte vendin ndjenjës së hareshme që kishte sjellë Sasha me vete. Pa e bërë me qëllim, ata mbronin të drejtën e tyre që ta ushqenin zemrën me helmin e vdekjes dhe përpiqeshin t'i ngjallnin edhe vajzës këtë ndjenjë në shpirt...

— Dhe ja ku vdiq! — ngulmoi Sofia duke e shikuar Sashenkën në sy me vrejtje.

Sasha u hodhi të gjithëve një vështrim të shpejtë që ishte si një pyetje dhe fytyra iu vrejt. Uli kokën dhe ndreqi flokët me ngadalë.

— Vdiq? — përsëriti Sasha me zë të lartë.

Bëri disa hapa nëpër dhomë, pastaj befas u ndal dhe foli me një zë të veçantë:

— Ç'domethënë: „Vdiq?" Kush vdiq? A mos vdiq vallë respekti im për Jegorin, dashuria ime për të si shok, kujtimi i veprës së mendjes së tij...? Mos u zhdukën ndjenjat e mira që ai zgjonte në zemrën time, mos u përmbys ideja që kisha unë për burrërinë dhe ndershmërinë e tij?... Këto të gjitha, a mos u zhdukën, vallë? Jo, për mua nuk do të vdesin kurrë... për këtë s'ka dyshim... Fundi i fundit këto cilësi, këto vetija e bënin të shtrenjtë sa ishte gjallë dhe tani do ta bëjnë të pavdekshëm për ne... Mua më duket se nxitohemi kur themi për ndonjë njeri: vdiq! Vdiqën buzët, po fjala e tij rron gjithëmonë në zemrat e të gjallëve.

---

151. Të vrehen cilësitë e Jegor Ivanoviçit sipas shokëve të tij. Ljudmilla bëri portretin e tij moral, ndërsa Sashenka jep portretin e tij në plan shoqëror. Të gjitha tiparet e Jegorit tregojnë se ai ishte një njeri i përkryer, me cilësitë më të mira. Të kihet parasysh se përgjithësisht këta janë tipare gjerësisht të përhapura ndër revolucionarët.

U ul përsëri, shumë e mallëngjyer, vuri brylet mbi tryezë dhe vazhdoi me ngadale, duke i shikuar që të tre me sy të veshur:

— Mbase është marrëzi kjo që po them, po unë besoj në pavdekësinë e njerëzve të drejtë që më dhanë lumturinë të rroj një jetë të bukur, të plotë, një jetë që më deh e më gëzon me kompleksitetin, me ngjarjet e saj të papritura e të ndryshme, me përhapjen e ideve që janë të shtrenjta për mua, që unë çmoj përmbi çdo gjë tjetër. Më duket se jemi tepër dorështrënguar në përdorimin e ndjenjave tona, rrojmë vetëm me arësyen dhe nuk i lemë hov të lirë zemrës sonë... Ne vetëm çmojmë, po nuk dimë të ndjejmë...

— Mos keni pasur ndonjë gëzim? — pyeti Sofia me buzë në gaz.

— Po! — u përgjigj Sashenka duke tundur kokën. — Një gëzim shumë të madh! Bisedova tërë natën me Vesovshçikovin... Më parë nuk e doja atë njeri, më dukej tepër i vrazhët, i paditur... Dhe ashtu ishte me të vërtetë.. Ai ishte gjithmonë plot vrer kundër të gjithëve dhe kishte atë maninë e mërzitshme që ta vinte veten kurdoherë në qendër të bisedimit; thoshte duke kërcitur dhëmbët: unë, unë, unë! Kjo mënyrë e tij ishte e padurueshme, e shëmtuar sa të vinte të peshtirë...

Sasha buzëqeshi dhe u hodhi që të treve një vështrim triumfonjës:

— Tani flet për shokët e tij. Dhe veç ta dëgjoni se si e shqipton këtë fjalë... me një dashuri kaq të ëmbël e me një dhemshuri kaq të ngrohtë që s'kam si jua tregoj, veç ta dëgjoni vetë nga goja e tij!... Tani ai është tërë thjeshtësi e sinqeritet, digjet nga dëshira që të punojë. Njohu vetë-veten, fuqinë e tij, dobësitë e tij... po sidomos është formuar në zemrën e tij ndjenja e shokërisë, ajo ndjenjë e madhe që na bën ta quajmë e ta trajtojmë si vëlla çdo njeri të panjohur që ndjek rrugën tonë...

Vllasova i dëgjonte me vemendje fjalët e Sashës dhe i pëlqente tek e shihte të zbutur e të gëzuar atë vajzë që dukej gjithmonë e ngrysur dhe e ftohët. Po bashkë me

këtë, diku thellë në shpirtin e nënës ngjallej një ndjenjë zilie që i thoshte: „Po Pasha ç'bëhet në këtë mes?".

— Ai — vazhdoi Sasha — s'mendon për gjë tjetër veçse për shokët, dhe e dini për çfarë u mundua të më bindë? Të organizojmë ikjen e tyre nga burgu... po! Ai thotë se kjo është një punë fare e lehtë.

Sofia ngriti kryet dhe tha, e interesuar:

— Po ju, si mendoni, Sashenkë? A nuk është një ide e mirë kjo?

Nënës iu drodh dora dhe e lëshoi mbi tryezë gotën me çaj. Sashenka mblodhi vetullat dhe heshti një minutë, duke u munduar që të mos e tregojë gëzimin që ndjente; pastaj me një zë serioz, ndonëse i qeshte nuri, foli përsëri me fraza të këputura si me drojtje:

— Ai është i bindur... në janë punët me të vërtetë ashtu si thotë ai... duhet të përpiqemi... e kemi për detyrë...

U skuq në fytyrë dhe heshti.

„Bijë e nënës! Bijë e nënës!" — thoshte nëna me vete duke buzëqeshur. Edhe Sofia buzëqeshi, e prekur. Edhe Nikolla shikoi ëmbël Sashën dhe qeshi. Atëherë vajza ngriti kryet, u verdh në fytyrë, u hodhi që të treve një vështrim të zemëruar me ata sy që i shkrepëtinin dhe tha me një ton të ashpër:

— Ju qeshni... e kuptoj përse... Kujtoni se jam vetë e interesuar në këtë punë, ashtu?

— E përse? — pyeti Sofia duke u shtënë sikur nuk dinte gjë. Pastaj u ngrit dhe i vajti pranë. Nënës iu duk e tepër ajo pyetje dhe poshtëronjëse për vajzën, prandaj psherëtiti, mblodhi vetullat dhe shikoi Sofinë me qortim.

— Po unë heq dorë! — tha Sasha me zemërim. — Unë nuk dua të marr pjesë në këtë punë, nëqoftëse do ta quani...

— Heshtni, Sashenkë! — ja preu Nikolla me zë të qetë.

Edhe nëna i vajti pranë Sashës, u përkul mbi kryet e saj dhe i përkëdheli flokët. Sasha i mori dorën, ktheu nga ana e saj fytyrën e skuqur dhe e shikoi si e turpë-

ruar. Nëna buzëqeshi dhe, duke mos ditur ç't'i thosh, psherëtiti me mallëngjim. Sofia ndenji në një karrige afër Sashës dhe i hodhi krahun mbi sup; e shikoi në sy duke buzëqeshur me kureshtje dhe tha:

— Sa e çuditëshme që jeni!...

— Vërtet, më duket se fola marrëzira...

— Qysh mundi t'ju shkojë ndër mend një gjë e tillë?... — pyeti Sofia.

Po Nikolla nuk e la të vazhdonte. Ai tha me tonin e njeriut që shikon si e si të bëhet puna:

— Po të jetë e mundur arratisja, as që shtrohet për diskutim kjo çështje. Po, më parë, duhet të dimë a duan që të ikin shokët e burgosur...

Sasha uli kryet.

Sofia ndezi një cigare, vrejti të vëllanë dhe e flaku shkrepsen në një qoshe.

— E si do të mos duan! — tha nëna e habitur. — Po mua s'më besohet që të jetë e mundur, pa...

Të gjithë heshtën... Nënës kjo nuk i pëlqeu, dëshironte me gjithë shpirt që ta bindnin se arratisja ishte e mundur.

— Unë duhet të takohem me Vesovshçikovin. — tha Sofia.

— Mirë! Nesër po ju lajmëroj se ku dhe më ç'orë! — u përgjigj Sasha me zë të ulët.

— Po ai me se do të merret? — pyeti Sofia duke ardhur rrotull nëpër odë.

— Atë po e bëjmë radhitës në shtypshkronjën e re... Gjer atëhere do të banojë në shtëpinë e rojtarit të pyllit.

Fytyra e Sashës kishte marë pamjen e zakonshme: e vrejtur dhe e ftohët. Nikolla iu afrua nënës që po lante gotat dhe i tha:

— Ju do të shkoni pasnesër të shiheni me Pavlin... keni për t'i dorëzuar një letër. Duhet ta dimë me saktësi, më kuptoni?...

— E kuptoj, e kuptoj! — ja ktheu nëna me nxitim. — Ja dorëzoj unë...

— Unë po dal! — tha Sasha dhe, si u shtrëngoi dorën të gjithëve duke heshtur, u largua me çape të rënda.

Sofia vuri duart mbi supet e nënës dhe e pyeti duke bërë buzën më gaz:

— Do t'ju pëlqente të kishit një vajzë të tillë, Nillovna?

— Ah, o Perëndi, sikur të mund t'i shihja të bashkuar, qoftë edhe vetëm për një ditë! — u përgjërua nëna me zë të përlotur.

— Po, një grimë lumturie... nuk është keq... të gjithë e duan! — u hodh e tha Nikolla. — Po s'ka njeri që të kënaqet me një grimë lumturie... Mirëpo kur lumturia është tepër e madhe i bie vlera...

Sofia u ul përpara pianos dhe zuri t'i binte një melodie të trishtuar.

## X.

Të nesërmen në mëngjes me dhjetra burra e gra ishin mbledhur te porta e spitalit dhe prisnin të nxirrnin qivurin e shokut të vdekur. Pranë tyre vinin rrotull spiunët, gjithë sy e veshë, duke u munduar të përgjonin çdo fjalë e lëvizje e të mbanin mend çdo fytyrë. Në trotuarin matanë qëndronin një grup policësh me revole në brez. Mospërfillja e spiunëve dhe buzëqeshjet tallëse të policëve po e egërsonin turmën. Disa, për të fshehur zemërimin, thoshin ndonjë shaka, disa shikonin përdhe me fytyrë të vrejtur që të mos shihnin ç'ngjiste rrotull tyre; ca të tjerë, duke mos e mbajtur dot veten, talleshin me autoritetet që trembeshin nga njerëz të armatosur vetëm me fjalët e tyre. Qielli i kaltërt dhe pak i zbetë i vjeshtës ndriçonte rrugën e shtruar me gurë të mëdhenj e me formë rrumbullake. Gjethet e zverdhura kishin mbuluar kalldrëmin dhe era i ngrinte duke i sjellë rrotull nëpër këmbët e njerëzve.

Nëna ishte në mes të turmës dhe, duke vëzhguar fytyrat e njohura, thoshte me trishtim:

— „Të pakë jeni, të pakë!"

Kanatat e portës së spitalit u hapën dhe nxuarën qivurin të stolisur me kurorë me kordele të kuqe. Të gjithë njëherësh hoqën kapelat dhe u duk sikur një mizëri shpendësh të zes kaluan mbi kryet e tyre. Një oficer i policisë, i gjatë, me mustaqe të zeza dhe fytyrë të kuqe i u avit turmës; pas tij vinin policët dhe ushtarët me hapa kumbuese dhe duke shtyrë njerëzit pa pikë respekti. Oficeri bërtiti me një zë të ngjirur e urdhëronjës:

— Hiqini kordelet, ju lutem!

Gra dhe burra e mbështuallën në një rreth të ngushtë dhe diç i thoshin me dorë e me gojë, duke folur të gjithë përnjëherësh. Përpara syve të nënës, të veshur nga hidhërimi, endeshin fytyra të zbeta, të egërsuara, me buzë të drithtura; një gruaje i shkisnin në faqe lot zemërimi të pafuqishëm...

— Poshtë dhuna! — thirri një zë djaloshi që u shua në poteren e grindjes.

Edhe nëna ndjeu se po i zjente hidhërimi në zemër. Me një zë ku shprehej zëmërata që i frynte gjirin, ajo i tha një burri të ri që kishte pranë:

— Ç'domethënë kjo? Nuk i lenë njerëzinë as të varrosin një shok ashtu si dëshirojnë...

Armiqësia po shtohej, qivuri lëkundej mbi kryet e njerëzve; era loste me kordelet duke i hedhur mbi fytyrat e atyre që ishin afër, dëgjohej fërfëllimi i dridhshëm i mëndafshit.

Nëna u tremb se mos bëhej ndonjë përleshje dhe nisi të thoshte më të djathtë e më të mëngjër:

— Kur qenka kështu, le t'i heqim... Më mirë t'u bëjmë rrugë këtyre... E pse të ngulim këmbë kot?

Buçiti një zë i ashpër e kumbonjës, duke mbuluar atë rrëmujë zhurmash:

— Ne kërkojmë të na lini të lirë të shpiem si duam në banesën e fundit shokun tonë të munduar prej jush...

Një zë vajze, i hollë e i ëmbël, ja filloi këngës:

*„Ju ratë dëshmorë në luftën fatale..."*

— Ju lutem, hiqini kordelet! Jakovlev, preji!

U dëgjua vringëllima e një shpate që nxirrej nga këllëfi. Nëna mbylli sytë duke pritur të dëgjonte ndonjë klithmë... Po zhurma pushoi dalngadalë, burrat shfrynin me vete dhe shtrëngonin dhëmbët si ujqër të vënë përpara prej gjahtarit. Pastaj ecën me kokë ulur, të dërmuar nga ndjenja e dobësisë së tyre. Fjalët u prenë, dëgjohej vetëm trokëllima e çizmeve që përpiqeshin pas kalldrëmit.

Në ballë të kortezhit, përmbi kryet e njerëzve lëkundej qivuri me kurorat të shkatërruara; më të dy anët shkonin policat duke u kolovitur mbi kuajt e tyre. Nëna ecte në trotuar dhe nuk e shihte qivurin e rrethuar prej turmës që kishte mbushur plot rrugën. Edhe nga prapa kortezhin e mbyllnin policët kaluar, veshur me petka bojëhiri. Anëve vinin policët më këmbë me shpatë në dorë. Në mes të turmës, në çdo çap, nëna ndeshte fytyrat e njohura të spiunëve, që përgjonin e gjurmonin çdo njeri me vështrimin e tyre të mprehtë.

*„Lamtumirë, o shok, lamtumirë!"* filluan të këndojnë dy zëra të bukur.

— Heshtni! — thirri dikush. — Më mirë të heshtim hëpërhë.

Zëri i atij që foli kish një rreptësi e një fuqi yshtëse aq të madhe sa që të gjithë u bindën dhe heshtën. Kënga e përmortëshme u pre në mes, njerëzia pushuan së foluri dhe dëgjohej vetëm troku i mbytur i hapave të rregullta që binte në vesh si oshëtima e gjëmimit të parë të një stuhie që po afrohet. Një erë e ftohët që sa vinte po bëhej më e ashpër, hidhte me zemërim mbi fytyrat e njerëzve pluhurin dhe plehrat e qytetit, u valaviste rrobat e u shkundte flokët, u verbonte sytë e u rrihte kraharorin...

Ky varrim i heshtur, pa priftërinj e pa këngë vajtimi, këto fytyra të vrejtura dhe trokëllima e hapave të sigurta zgjonin në shpirtin e nënës një ngashërim të drithtëruar; dhe mendja e saj, duke u vërtitur me ngadalë, i vishte përshtypjet me fjalë melankolike:

„Të pakë jeni ju, luftëtarë të së vërtetës, të pakë jeni... po prapë jua kanë frikën!

Duke ecur me kokë ulur nënës i vinte sikur nuk ishte Jegori që po varrosnin po sikur do të kallnin në dhé një gjë të afërt, një gjë të shtrenjtë, pa të cilën nuk mund të rronte. E ndjente veten të brengosur e të vrarë. Zemra i qe mbushur me një ndjenjë të shqetësuar mospajtimi kundrejt atyre që shoqëronin Jegorin në varr.

— Sigurisht, — mendonte — Jegori nuk besonte në Zotin dhe asndonjë nga këta nuk beson...

Po s'kish guxim ta mbaronte mendimin e saj dhe psherëtinte, si për të shkarkuar zemrën nga një barrë:

— O Zoti Krisht... Edhe mua kështu si Jegori do të më varrosin?... A është e mundur kjo?...

Më së fundi arritën në varrezat dhe një copë herë u suallën rrotull përmes varreve gjersa dolën në një shesh të vogël të mbuluar me kryqe të ulët e të bardhë. Turma rrethoi varrin dhe priti duke heshtur. Dhe ajo heshtje e rëndë e të gjallëve në mes të varreve paralajmëronte diçka të tmerrshme, sa nënës iu drithtërua zemra dhe ngriu në pritje e sipër. Ndërmjet kryqeve era vërshëllente e ulërinte; mbi qivur, lule të fishkura e të shtypura përpëliteshin prej erës me trishtim...

Policët u bënë gati sikur diç prisnin të ngjiste dhe ja qepën sytë shefit të tyre. Një djalosh shtathedhur, kryejashtë, me flokë të gjatë, fytyrë të zbetë dhe mjekër të zezë, zuri vend afër varrit. Po në atë çast u dëgjua zëri i ngjirur i oficerit të policisë:

— Zotërinj!

— Shokë! — filloi djaloshi flokëgjatë me një zë të fortë e kumbonjës. [152])

— Pushoni! — bërtiti oficeri. — Ju paralajmëroj se nuk lejohet asnjë fjalim...

— Unë do të them vetëm disa fjalë! — u përgjigj i riu me zë të qetë.

— Shokë! Le të betohemi mbi varrin e shokut dhe mësuesit tonë se kurrë nuk do t'i harrojmë mësimet e tij,

152. Autori ka kundërvënë dy kampet: revolucionarët dhe veglat e aparatit shtetëror (policinë) me anë të këtyre dy fjalëve: „zotërinj" dhe „shokë".

se tërë jetën tonë do t'ja kushtojmë pa u lodhur idealit, për të cilin ai vdiq, duke luftuar kundër burimit të të gjitha mizorive që shkretojnë atdheun tonë, kundër fuqisë së mallkuar që po na shtyp, kundër monarkisë absolute!

— Arrestojeni! — klithi oficeri.

Po zërin e tij e mbyti gjëmimi i turmës:

— Poshtë monarkia absolute!

Duke çarë turmën me bryle e me grushte, policët u turrën drejt oratorit, të rrethuar ngushtë nga shokët dhe që bërtiste:

— Rroftë liria!

Nënën e hodhën mënjanë duke e shtytur; ajo u kap pas një kryqi, mbylli sytë dhe priti e tmeruar ndonjë të goditur. Një rrebesh i potershëm britmash e shurdhoi, toka u lëkund nën këmbët e saj, era dhe frika s'e linin të merrte frymë. Vërshëllimat e bilbilëve të policëve kumbonin pa prerë, një zë i vrazhët dhe urdhëronjës çante ajrin me zemërim, gratë çirreshin me ulërima historike, drurët e gardhit që rrethonte varrezat, kërcisnin duke u rrëzuar, çizmet e njerëzve mbi tokën e tharë nxirrnin një zhurmë të mbytur... kjo vazhdoi shumë kohë. Më në fund nëna nuk mundi të qëndronte më me sy mbyllur, aq tepër ishte llahtarisur... Me të çelur sytë, ajo klithi dhe u sul përpara duke zgjatur krahët. Aty pranë, në sheshin e vogël ndërmjet varreve, policët kishin rrethuar djaloshin që foli dhe po mbroheshin nga sulmet e turmës. Shpatat e xhveshura shëndrinin me një shkëlqim të ftohët duke u vërvitur mbi kryet e njerëzve. Shkopinj, copra nga hunjtë e gardhit e popla çoheshin përpjetë e zhdukeshin midis turmës, zërat e egërsuar përlesheshin në një stuhi të rrëmbyer. Kohë pas kohe shquhej fytyra e zbetë e djaloshit flokëgjatë; zëri i tij i fortë buçiste përmbi furtunën e egër të zemërimit: 153)

— Shokë! Përse të sakrifikoheni më kot?

Iu bindën. Burrat e ndezur nga zemërimi u ndalën menjëherë, flakën shkopinjtë dhe u hoqën mënjanë për të

153. Ne këtë skenë autori na ka treguar logjikën e luftës revolucionare: njëri bie e dhjetra rrokën armët; të ndiqet me vemendje si e ka realizuar më poshtë autori këtë ide.

liruar udhën. Vetëm nëna shkonte përpara si e rrëmbyer nga një forcë e vrullëshme. Ajo pa Nikollën, me kapelën e hedhur prapa zverkut, tek po largonte njerëzit, të tërbuar nga zemërimi; nëna dëgjoi që po u thoshte:

— Mos jeni marrosur?... Ejani në vete!

Asaj nuk duk sikur ai e kish krejt të kuqe një dorë.

— Largojuni, Nikolla Ivanoviç! — i thirri nëna duke u sulur drejt tij. — Ku shkoni andej? Do t'ju qëllojnë...

Dikush e kapi nga supi. Kur ktheu kokën, nëna pa Sofinë, kryjashtë, flokëprishur, tek po mbante për krahu një djalë të ri, gati fëmijë. Ai fshinte me dorë fytyrën të mbytur në gjak dhe murmuriste me buzë të drithtur.

— Lermëni... s'është gjë...

— Kujdesuni për të... shpjereni tek ne, në shtëpi... Merrni këtë shami, lidhjani fytyrën! — tha Sofia me nxitim. Dhe, si vuri dorën e djaloshit në atë të nënës, u largua duke i porositur:

— Ikni shpejt, se mos ju kapin!...

Njerëzit që kishin marrë pjesë në varrim po delnin nga të gjitha anët që prej fushës së varreve. Prapa tyre vinin policët me hapa të rënda, me shpata të xhveshura dhe me të shara në majë të gjuhës. Këmbët u ngatërroheshin pas kindave të kapotave të gjata gjer përdhe. Djaloshi pranë nënës i përcillte me një vështrim prej bishe të egër.

— Eja të shkojmë shpejt! — i tha nëna me zë të ëmbël, duke i fshirë fytyrën.

Ai pështyu gjak duke mërmëritur nëpër dhëmbë:

— Mos u shqetësoni... s'ndjej ndonjë dhëmbje... Më goditi me dorezën e shpatës... në kokë dhe në fytyrë... Po edhe unë... t'i kam hequr një shkop... aq sa ulëriti!

— Shpejt! — thosh nëna duke vrapuar drejt lesës së gardhit që ndodhej në anën e fushës së varreve. Nënës i vinte sikur prapa gardhit qenë fshehur e po prisnin policët dhe, sapo të dilnin, do t'iu hidheshin përsipër e do t'i shembnin së rrahuri. Vetëm kur çeli lesën e ulët me një mijë kujdese dhe hodhi një vështrim të trembur mbi fushën e mbuluar nga muzgu i murmë i asaj dite vjeshte, vetëm atë-

herë u bind nga heshtja dhe vetmia e plotë që pa rrotull, se nuk kishte ndonjë rrezik.

— Prit të të lidh pak fytyrën! — i tha djalit të plagosur.

— Jo, s'është nevoja... s'kam turp unë për plagët e mia... Përleshja është e ndershme: ai — mua, unë — atij!...

Nëna i lidhi plagën shpejt e shpejt. Pamja e gjakut, të kuq e të freskët, i helmonte shpirtin; dhe kur prekte me gisht mishin e ngrohtë e të squllur të plagës një e ngjethur tmeri i përshkonte tërë trupin. Me vrap dhe pa folur, nëna kaloi përmes fushës me të plagosurin për dore. Ai largoi lidhësen që i mbulonte gojën dhe tha me zë të qeshur:

— Përse më mbani për dore, shoqe? Unë mund të eci edhe vetë!

Po nëna e ndjente se atij i merreshin këmbët e s'qëndronte dot. Me një zë që dobësohej dalngadalë ai fliste e pyeste pa pritur përgjegje:

— Unë jam teneqexhi, Ivani... po ju? Ne ishim tre veta në grupin e Jegor Ivanoviçit... tre teneqexhinj... se gjithësej qemë njëmbëdhjetë nxënës... ah, sa e donim!...

Në një rrugë nëna zuri një karrocë, e hypi Ivanin dhe i pëshpëriti:

— Tani pushoni! — dhe i mbylli gojën me shaminë. Ai ngriti dorën përsëri që ta lironte gojën, po fuqia iu pre, krahu iu këput dhe dora i ra mbi gjurin. Megjithatë vazhdoi të murmuriste përmes shamisë:

— Këto të goditura nuk do t'jua harroj kurrë, or miqtë e mi të policisë!... Para Jegorit na jepte mësime një student... mbi ekonominë politike... Ishte shumë i rreptë... Pastaj e arrestuan...

Nëna i hodhi dorën Ivanit mbi krahë dhe ja mori e ja mbështeti kokën në kraharorin e saj. Befas ai u lëshua i tëri, i rënduar dhe heshti. E ngrirë nga frika ajo shikonte rrotull me llahtar dhe i dukej sikur ja, policët po turren nga qoshja e rrugës, shohin kokën e lidhur të Ivanit, e kapin dhe e vrasin në sytë e saj.

— Ka pirë? — pyeti karrocjeri duke u kthyer nga ana e nënës.

— Po, është bërë mos më keq! — u përgjigj nëna duke psherëtitur.

— Yt bir?

— Po, është këpucar... Unë punoj si gjellëbërëse.

— Një punë që të nxjerr shpirtin... po!

I ra kalit me kamzhik, u kthye përsëri dhe vazhdoi me zë më të ulët:

— A e di, qëpari u përleshën atje në varret!... Po varrosnin një të politikës, një nga ata që janë kundër qeverisë... që s'janë të kënaqur nga punët e shtetit... Po e varrosnin shokët e tij... Dhe ja ku në varrim e sipër zënë e na bërtasin: „Poshtë qeveria që po e rjep popullin!..." Ndërhyn policia dhe i ve përpara... Thonë se disa i kanë rrahur për vdekje... Po edhe policët nuk kanë shpëtuar pa dru... — Heshti një hop, tundi kokën i dëshpëruar dhe shtoi me mllef:

— As të vdekurit nuk i lënë të qetë....

Karroca kërcente e hidhej mbi kalldrëm duke kërrkëllitur; koka e Ivanit lëkundej lehtë mbi kraharorin e nënës. Karrocieri, i kthyer për gjysmë nga ana e brendshme, thoshte:

— Populli është i pakënaqur... po zien kazani... Mbrëmë natën erdhën xhandarët në një shtëpi afër nesh, bastisën gjer në mëngjes dhe, kur ikën, morën me vete një kovaç. Thonë se sonte do ta shpien në lumë e do ta mbytin fshehurazi. Po kovaçi nuk ishte i keq, njeri i mençur...

— Si e quanin? — pyeti nëna.

— Kovaçin? Savel, dhe llagapin e kish Jevçenko. I ri fare, po shumë i kuptuar... si duket, është e ndaluar të kuptosh!... Vinte herë-herë dhe na thoshte: „Ç'jetë bëni edhe ju karrocierët?" „Vërtet, i thoshim ne, një jetë më të keqe se të qenit!"

— Qëndroje! — tha nëna.

Ivani erdhi në vete nga tronditja e karrocës dhe rënkoi.

— E ka zënë keq! — vrejti karrocjeri. — Ah, vodkë e mallkuar!

Duke kaluar nëpër oborr, Ivani mezi luante këmbët, dridhej i tëri dhe prapseprapë thoshte:

— S'kam gjë... mund të eci edhe vetë...

## XI.

Sofia ishte në shtëpi dhe i priti me cigaren në gojë. Të plagosurin e vunë në një kanape dhe Sofia, me sytë gjysmë të mbyllur nga tymi i duhanit, i zgjidhi pagën, duke dhënë urdhëra:

— Ivan Danilloviç, ja i plagosuri... Jeni lodhur, Nillovna? U trembët, hë? Çlodhuni tani... Nikolla, jepi shpejt nënës çaj dhe një gotë verë!

E trallisur nga ngjarjet e asaj dite, nëna mezi merrte frymë dhe ndjente një të shpuar të hidhur në zemër.

— Mos u shqetësoni për mua... — murmuriti.

Po thellë në shpirtin e saj të llahtarisur kërkonte një fjalë të mirë, një fjalë të ngrohtë që ta qetësonte, një grimë kujdesi për të.

Nga oda tjetër dolën Nikolla me dorën e lidhur dhe doktori me leshrat e ngritura si ndonjë iriq. Ai vrapoi afër të plagosurit duke thënë:

— Ujë, ujë sa më shumë... lecka të pastra dhe pambuk!

Nëna u nis të vinte në kuzinë po Nikolla e mbajti për krahu dhe, duke kaluar bashkë me të në sallën e bukës, i tha me zërin më të ëmbël:

— Nuk foli për ju!... Ajo është punë e Sofisë... U tmeruat sot, nënë e ngratë, hë?

Nëna, kur pa vështrimin e tij të çiltër e të dhemshur, nuk e mbajti dot të qarët dhe tha me zë të këputur:

— Ah, ç'ka qenë atje sot!... grinin njerëzit me shpatë... i grinin!

— I pashë! — tha Nikolla duke mbushur gotën me verë. — U nxehën që të dy palët... Po ju mos u helmoni, ata nuk qëllonin nga ana e mprehtë e shpatave... Prandaj vetëm një

është plagosur rëndë... atë e goditën në sytë e mij... mezi e kam nxjerrë nga rrëmuja...

Fytyra dhe zëri i Nikollës, drita dhe të ngrohtët e dhomës e qetësuan Vllasovën. I hodhi Nikollës një vështrim plot mirënjohje dhe pyeti:

— Edhe juve ju goditën?

— Më duket se e bëra vetë... se ku m'u zu dora dhe m'u rop një copë e lëkurës. Pijeni verën se bën ftohët dhe jeni veshur hollë...

Zgjati dorën të merrte gotën dhe pa se gishtërinjtë i kish të lyer me gjak të ngrirë; pa dashur krahu i ra mbi gjurin dhe vuri re se fundin e kish të lagur. Duke hapur sytë si e habitur vështronte vëngër gishtërinjtë e përgjakur. Vetullat i kishte ngritur duke rrudhur ballin, ishte trullosur fare, një mendim i tmerrshëm i rrihte tëmthat si me çekan:

„Ja... Ja... ja se ç'e pret edhe Pashën një ditë..."

Hyri doktori me mëngë të përveshura dhe, duke vënë re pyetjen e heshtur në sytë e Nikollës, tha me zërin e tij të hollë:

— Në fytyrë plagën e ka të lehtë... po koka i është çarë... megjithëqë jo shumë rëndë... djali është i shëndoshë... vetëm se i ka shkuar shumë gjak... Ta dërgojmë në spital...

— Pse? Le të rrijë këtu më mirë.

— Sot mund të rrijë, makar edhe nesër. Po për më tutje, e mira është të shkojë në spital. Unë s'kam nge të bëj vizita nëpër shtëpi. Ti po shkruan gjë mbi ngjarjet e sotme?

— Medoemos!

Nëna u ngrit me ngadalë dhe shkoi në kuzinë.

— Ku po shkoni? — pyeti Nikolla i shqetësuar. — Sofia mjafton atje!

Nëna e shikoi dhe tha duke buzëqeshur si me pahir:

— Jam e mbytur në gjak... e mbytur në gjak!

Duke u ndruar në dhomën e saj, nëna habitej me qetësinë e atyre njerëzve, që ishin të zotët ta mblidhnin veten e t'i harronin aq shpejt ngjarjet më të tmershme. Pamja e tyre i shtonte kurajën dhe ja largonte frikën. Kur hyri në

dhomën ku ishte i plagosuri, nëna pa Sofinë që ishte përkulur mbi kryet e tij dhe i thoshte:

— Mos thoni marrëzira, shok!

— Po do t'ju prish qetësinë! ... — kundërshtonte i sëmuri me zë të dobët.

— Sikur të pushonit, më mirë do të ishte.

Nëna qëndroi prapa Sofisë, i vuri duart mbi sup dhe duke shikuar me buzë në gaz fytyrën e zbetë të Ivanit, tregoi se si ai fliste përçart në karrocë sa që i kishte kallur datën. Ivani dëgjonte; sytë e tij shkëlqenin nga ethet, buza i qe tharë, dhëmbët i kërcisnin nga të ngjethurat. Kohë pas kohe murmuriste si i turpëruar:

— Ah, sa budalla që jam!

— E, ne po ju lemë! — tha Sofia duke ndrequr kuvertën e të sëmurit. — Çlodhuni! ...

Të dy gratë shkuan në sallën e bukës ku ishin Nikolla me doktorin. Atje, që të katër, shkëmbyen mendime mbi ngjarjet e asaj dite. Flisnin me zë të ulët dhe si për diçka që kishte ndodhur shumë kohë më parë; shikonin të ardhmen me besim e siguri dhe përgatisnin punën e nesërme. Fytyrat qenë të lodhura, po mendimet të zjarrta. Në to çfaqej pakënaqësia nga përfundimet e punës që kishin bërë. Doktori lëvizte me nervozitet në karrige dhe, duke u munduar të zbuste zërin e tij të hollë, thoshte:

— Propagandë! ... Propagandë! ... Tani kjo nuk mjafton; rinia punëtore ka të drejtë! Duhet ta zgjerojmë agjitacionin ... punëtorët kanë të drejtë, them unë ... [154])

Nikolla, i ngrysur, i pakënaqur edhe ai, shtoi:

— Nga çdo anë ankohen e thonë se s'ka libra sa duhet, dhe ne akoma s'kemi ngrehur dot një shtypshkronjë siç lyp-

---

154. *propagandë* = këtu është fjala për përhapjen e ideve revolucionare të teorisë së komunizmit shkencor. *agjitacion* = veprimtari me gojë e me shkrim që zhvillohet në gjirin e masave të gjera dhe që ka për qëllim të përhapë idetë revolucionare për edukimin politik të masave, për t'i bindur ato të marrin pjesë në lëvizjen revolucionare.

Nga këto fjalë, që në pamje të jashtme duken sikur përmenden rastësisht, kuptohet se furtuna është gati në shpërthim, urrejtja kundër aparatit shtetëror ka përfshirë tërë masat dhe këto kërkojnë të veprojnë. Pra po piqen kushtet për të kaluar nga faza e propagandes dhe e agjitacionit në atë të veprimeve revolucionare të gjera, masive. Në radhë të parë nevojën për veprime të hapura e ndjen klasa punëtore, klasa më revolucionare e shoqërisë.

set. Ljudmilla po shkrihet dhe ndonjë ditë do të zerë shtratinë nëqoftëse nuk i japim ndihmës.

— Po Vesovshçikovi? — pyeti Sofia.

— Ai nuk mund të rrijë në qytet... Ai do të fillojë nga puna në shtypshkronjën e re... po na duhet edhe një njeri akoma.

— A nuk më merrni mua? — propozoi nëna me gjysmë zëri.

Ata që të tre e shikuan dhe heshtën një copë herë.

— Ide e mirë! — bërtiti Sofia befas.

— Jo, është punë tepër e rëndë për ju, Nillovna, — tha Nikolla. — Do t'ju duhej të rroni jashtë qytetit, të mos piqeshit më me Pavlin dhe përgjithësisht...

Ajo ja ktheu duke psherëtitur:

— Për Pavlin nuk është ndonjë gjë e madhe... edhe mua ato pjekje vetëm më copëtojnë zemrën... Rri si ndonjë kërcu përpara djalit tënd dhe nuk di përse të kuvendosh... gardianët t'i qepin sytë dhe përgjojnë mos thuash ndonjë fjalë të ndaluar...

Ngjarjet e ditëve të fundit e kishin lodhur nënën, prandaj, kur pa se kishte rastin të delte jashtë qytetit, të rronte larg mynxyrave të tij, deshi të mos e linte t'i shpëtonte nga dora.

Po Nikolla e ndroi fjalën.

— Përse mendohesh? — pyeti ai doktorin.

Doktori u përgjigj i mërzitur:

— Të pakët, shumë të pakët jemi ne! Duhet të punojmë me një energji më të madhe... duhet të bindim Pavlin me Andrenë që të arratisen... që të dy ata janë tepër të vlefshëm... si të rrinë kështu, duarkryq?!...

Nikolla u vrejt në fytyrë, tundi kokën në shenjë dyshimi dhe vrejti nënën me bisht të syrit. Ajo e kuptoi se nuk donin të flisnin për të birin në sy të saj dhe shkoi në dhomën e vet, e zemëruar një çikë që nuk ja vunë veshin dëshirës që kishte çfaqur. Si ra në shtrat, ndenji me sy hapur një kohë të gjatë dhe shkoi nëpër mend të gjitha çështjet që e bënin të kishte frikë e të shqetësohej.

Dita që kaloi dukej një gjë e pakuptueshme dhe plot shenja kërcënimi, po nëna s'kishte fuqi të mendohej për ngjarjet e asaj dite dhe solli ndër mend fytyrën e Pavlit. Nga një anë dëshironte ta shihte të lirë djalin e vet, po nga ana tjetër kishte frikë; ajo e ndjente se gjendja sa vinte bëhej më e ashpër; acarimi i masave shtohej dita-ditës, po afrohej dita e ndeshjeve të përgjakshme. Durimi i heshtur i popullit i kishte lënë vendin një pritjeje të shqetësuar, zemërimi thellohej e ishte gati të merrte zjarr e të buçiste, fjalë të ashpra ndiheshin, nga çdo anë frynte një erë turbullimesh e nxitjeje... Çdo trakt shkaktonte në treg midis zejtarëve, tregëtarëve të vegjël, shegertëve, bisedime të zjarrta; në qytet, çdo arestim komentohej fshehurazi dhe zgjonte një oshëtimë simpatie të pavetëdijëshme në shpirtrat e njerëzve. Shpesh e më shpesh nëna dëgjonte në gojën e vegjëlisë ato fjalë që dikur i kllisnin tmerin: „socialist, politikë, kryengritje". I përsërisnin si me tallje, po prapa talljes ndihej një pyetje plot ngashërim, dëshira për t'u thelluar në kuptimin e atyre fjalëve të tmershme; herë-herë i përsërisnin edhe me zemërim, po prapa zemërimit fshihej frika; ose i thoshin si të menduar me një farë shprese përzier me kanosje...[155]) Valët e lëvizjes përhapeshin rreth e përqark qyteteve, shkundnin jetën e murme nga pluhuri i plogështisë, zgjonin shpirtrat e mpirë nën barrën e përpjekjeve për krodhën e bukës; njerëzia s'kishin më atë qëndrimin zakonisht të qetë e të bindur kundrejt ngjarjeve të ditës; tronditej besimi se bota ku rronin ish e patundur, e paprekëshme. Të gjitha këto shenja ndryshimi në botën e vjetër nëna i shihte më mirë se kushdo tjetër, meqë ajo e njihte më mirë se të tjerët anën e shëmtuar të jetës, sepse ishte më afër saj. Dhe tani kur shihte valën e pakënaqësisë dhe etjen për diçka të re që prishnin rrjedhën monotone të jetës, ajo më një anë gëzohej dhe në anën tjetër frikësohej. Gëzohej sepse e dinte që këto ndryshime ishin vepra e të birit, frikësohej sepse e dinte që Pavli, me të dalë nga bur-

155. Autori na tregon këtu se idetë revolucionare po bëjnë gjithnjë e më shumë për vete masat dhe nga ana tjetër ato e tmerojnë dhe e tërbojnë pakicën, shfrytëzuesit.

gu, do të zinte vendin e parë dhe më të rrezikshëm... dhe do ta pësonte.

Shpesh herë Vllasova ndjente se i lëvrinin në shpirt këto mendime të larta mbi fatin e njerëzimit dhe kish nevojë të fliste për të vërtetën, po nuk i vinte rasti kurrë. Prandaj këto mendime të pashprehura nuk e linin kurrë të qetë. Herë-herë fytyra e Pavlit merrte në sytë e saj përpjestimet vigane të një heroi legjende, të një fatosi me sy të patrembur e me zemrën pa njollë, në atë përmblidheshin të gjitha fjalët e fuqishme, plot guxim e fisnikëri që kishte dëgjuar, tërë dashuria që ajo ndjente për njerëzit e lartë dhe bujarë, gjithë veprat heroike dhe të shkëlqyera që ajo dinte. Atëherë e admironte të birin me një entuziazëm të heshtur, krenohej, mallëngjehej dhe me zemrën plot shpresë, thoshte me vete:

— Të gjitha mirë do të bëhen... të gjitha!

Dashuria e saj për Pavlin ndizej flakë, ja shtrëngonte zemrën aq sa i dhimbte, po pengonte dhe shuante dashurinë e saj për njerëzimin dhe në vend të kësaj ndjenje të madhe, mbi hirin e murmë të shqetësimit, përpëlitej ky mendim i brengosur:

„Do ta pësojë... do ta pësojë!"

## XII.

Të nesërmen më drekë nëna rrinte në zyrën e burgut kundrejt Pavlit; me sytë e veshur ajo shikonte fytyrën e tij të parruar dhe përgjonte rastin për t'i dhënë copën e letrës, që e mbante shtrënguar midis gishtrinjve të dorës së djathtë.

— Të gjithë jemi mirë! — thoshte Pavli me zë të ulët. — Po ju si shkoni?

— Ç'ka, mirë, të themi; Jegor Ivanoviçi na vdiq! — tha nëna pa u menduar.

— Vërtet? — bërtiti Pavli si i goditur dhe uli kokën.

— Në varrim ndërhyri policia, rrahu disa dhe një e arrestoi! — vazhdoi nëna si pa të keq.

Nën-dejtori i burgut përpoqi buzët me inat, këceu nga vendi dhe tha:

— Mos flisni për gjëra të tilla... Është e ndaluar... merrni vesh apo jo? Është e ndaluar të flisni për politikë... Dreqi e mori!

Edhe nëna u ngrit. Bëri sikur nuk e kuptonte ku e kishte shkelur dhe tha me të drojtur:

— Unë nuk flas gjë për politikë, i tregoj si ndodhi grindja në varrimin... Dhe nuk po them ndonjë gënjeshtër... i pashë me sytë e mi, njeriut, bile, i çanë kokën...

— Mirë, mirë... po pushoni, ju lutem! S'keni të drejtë të flisni për gjëra që s'ju përkasin juve personalisht... që nuk i përkasin familjes dhe shtëpisë suaj...

Duke e ndjerë edhe vetë se spiegimet e tij nuk ishin të qarta, ai u ul përsëri në tryezë, filloi të radhiste dosjet dhe tha me një zë të lodhur e të këputur:

— Përgjegjësia bie mbi mua...

Nëna e shikoi me bisht të syrit dhe, duke i futur me vrap pusullën Pavlit në dorë, tha e qetësuar:

— Nuk di njeriu përse të flasë...

Pavli qeshi.

— As unë...

— Ahere s'keni përse të takoheni! — vrejti nëpunësi me zemërim. — S'kanë përse të bisedojnë dhe prapë vinë e na hapin punë kot...

— Po gjyqi kur do të bëhet? — pyeti nëna pas një heshtjeje të shkurtër.

— Para disa ditëve erdhi prokurori dhe tha se për së shpejti...

Pastaj folën për gjëra pa rëndësi, meram sa për të folur; po nëna kënaqej duke parë se Pavli e vrente me sy të dëshiruar. Ai ishte si gjithmonë i matur e i qetë, s'kishte ndryshuar aspak, vetëm mjekra i qe rritur mjaft dhe e tregonte si më të madh dhe duart i qenë zbardhur. Nëna deshi t'i bënte qejfin, t'i fliste për Vesovshçikovin, po, që të mos e pikasnin, foli me tonin e zakonshëm, ashtu sikur fliste për ndonjë gjë pa rëndësi:

— Pashë mikun tënd...

Pavli e vrejti me një vështrim që ishte një pyetje e heshtur: Që t'i kujtonte të birit fytyrën vrarëlije të Nikollës, nëna çukiti faqen me gisht.

— Është shëndoshë e mirë, për së shpejti do të hyjë në punë... Mban mend? Ai gjithnjë kërkonte punë të rëndë.

Pavli e kuptoi se për kë ishte fjala, i bëri shenjë me kokë dhe tha me buzë në gaz:

— Po si, e mbaj mend mirë!...

— Ja, kështu! — shfreu nëna e kënaqur dhe e prekur nga gëzimi i të birit.

Tek e përcillte, Pavli i shtrëngoi dorën me gjithë shpirt dhe i tha:

— Të falemnderit, nënë!

Një ndjenjë ekstazi e dehu nënën si afsh alkooli kur ndjeu aq afër saj zemrën e të birit; po duke mos gjetur dot fjalë që të shprehej, ajo u kënaq me një përshëndetje të heshtur.

Kur u kthye nëna në shtëpi, Sasha ishte aty. Ajo vinte rregullisht në ditët kur Vllasova shkonte për takim në burg, po nuk e pyeste kurrë për Pavlin. Po të mos e sillte vetë nëna bisedën mbi të birin, Sashenka e shikonte në fytyrë me tërë vrejtjen dhe nuk thoshte asgjë. Mirëpo atë ditë e priti me këtë pyetje:

— E, si e gjetët?

— Mirë fare!

— Ja dhatë pusullën?

— Po si jo?... Dhe as që më vunë re fare...

— E lexoi?

— Bah! E si mund ta lexonte aty?

— Vërtet, harrova se ku gjendet! — tha vajza me ngadalë. — Duhet të presim një javë... edhe një javë... Po si mendoni ju, do të pranojë?

Vajza ja nguli sytë nënës duke pritur e shqetësuar.

— Po... as unë s'di si të them... Besoj se do të pranojë... Pse të mos iki kur s'ka ndonjë rrezik?

Sasha tundi kokën, e pakënaqur nga kjo përgjigje dhe pyeti:

— Mos dini ç'i duhet dhënë të sëmurit të hajë? Thotë se ka uri...

— Çdo gjë që të dojë... çdo gjë mund të hajë! Tani po shkoj vetë!

Nëna u sul në kuzinë; Sasha i vajti pas me ngadale.

— T'ju ndihmoj?

— Bah, ç'është ajo?

Nëna hapi furrën e stufës të merrte një tigan. Vajza i tha me zë të ulët:

— Pritni!...

Fytyra iu zverdh, sytë iu zmadhuan prej ankthit që kish në zemër dhe me buzë të dridhura murmuriti shpejt e shpejt:

— Dua t'ju lutem... Unë e di që ai s'ka për të pranuar! Mbushjani mendjen ju! Thoini se është i domosdoshëm... se nuk ecën puna pa të... se unë kam frikë mos sëmuret... Ju e shihni se dita e gjyqit nuk është caktuar akoma!...

Dukej që e kishte shumë zor të fliste ashtu dhe, që ta mposhte vështirësinë që ndjente për të folur, kishte mbledhur tërë fuqinë e saj. Nënën nuk e shikonte në fytyrë, fjalët mezi i delnin nga goja, zëri i saj tingëllonte si një tel i nderë që këputet befas. Kishte ulur sytë, kafshonte buzët dhe shtrydhej e mbledhej duke shtrënguar gishtrinjtë aq sa i kërcisnin.

Nëna u trondit duke parë vajzën që vuante në shpirt. E qafoi me duart që i dridheshin nga mallëngjimi dhe me një zë të trishtuar tha:

— Ah, moj bijë e nënës!... Ai s'dëgjon njeri përveç mendjes së tij... s'dëgjon njeri, jo!...

Që të dyja heshtën një copë herë, ashtu të përqafuara fort. Pastaj Sasha hoqi me mjeshtëri krahët e nënës nga supet e saj dhe tha duke u dredhur:

— Po, keni të drejtë! Të gjitha këto janë marrëzira... punë nervash...

Dhe duke marrë befas pamjen e saj serioze, foli me zë të qetë:

— T'i japim të hajë të sëmurit...

Duke ndenjur nd'anë shtratit të Ivanit, Sasha e pyeti me zë të ëmbël e plot kujdes: — A ju dhemb shumë koka?

— Jo shumë... po të gjitha gjërat i shoh si nëpër mjegull... dhe e ndjej veten shumë të dobët! — u përgjigj Ivani me drojtje, duke u mbuluar me kuvertën gjer në fytyrë. Sytë i përpëliteshin sikur ja vriste drita. Sasha e pa se ai nuk guxonte të hante në sytë e saj, prandaj doli nga dhoma.

Ivani u çua për gjysmë, e ndoqi me sy dhe murmuriti:

— Sa e bukur!...

Kish sy të kthjellët e të qeshur, ca dhëmbë të vegjël e të dendur dhe zërin të hollë si prej fëmije.

— Sa vjeç jeni? — e pyeti nëna e brengosur.

— Shtatëmbëdhjetë!...

— Po prindërit ku i kini?

— Në fshat... Unë kam shtatë vjet këtu... Sa mbarova shkollën fillore dhe ika!... Po ju shoqe, si ju quajnë?

Nëna buzëqeshi dhe tha:

— E ç'ju duhet emri im?

Djali heshti si i turpëruar, pastaj foli përsëri:

— Ja pse ju pyeta: studenti që jepte mësime në grupin tonë na foli një ditë për nënën e Pavël Vllasovit... e dini? ai punëtori që organizoi demostratën e 1 Majit.

Nëna tundi kokën dhe vuri veshin.

— Ai, Vllasovi, ngriti sheshit për herën e parë flamurin e partisë sonë! — tha djaloshi me mburrje; dhe mburrja e tij gjeti një jehonë në zemrën e nënës. — Unë s'isha atje... Ne deshëm atëherë të organizonim këtu një demostratë, po nuk e bëmë dot se qemë shumë të pakët. Po mot ka për të qenë ndryshe... Do të shihni!

Gulçonte nga mallëngjimi që ndjente duke përfytyruar ngjarjet e ardhme; tundi lugën që mbante në dorë dhe vazhdoi:

— E ëma, pra, e atij Vllasovit hyri në parti pas asaj dite... Thonë se është një plakë, që s'ka shoqe, e mrekullueshme!...

Nënës i vajti buza te veshi. Më nj'anë i bëhej qejfi që dëgjonte gjithë ato lëvdata nga goja e atij djaloshi, po në

anën tjetër i vinte si gjyç. Për një çast ndjeu dëshirën që t'i thoshte se ajo vetë ishte Vllasova, po u mbajt dhe mendoi me hidhërim e me një farë ironie: „Budallaçkë e varfër!"

— Po hani, hani ca më shumë! — iu kthye Ivanit. — Shikoni ta merrni veten sa më shpejt që të nisni përsëri punën! Atje duhen krahë të rinj e të shëndoshë, zemra të kulluara, njerëz të ndershëm e me mend... kështu do të fitojë e vërteta, kështu do të qërohen të këqiat e do të lahen ndyrësitë e jetës...

U çel dera dhe, bashkë me afshin e ftohtë e të lagët të vjeshtës, hyri Sofia gjithë gaz e me faqe të skuqura.

— Spiunët po më vinë rrotull më keq se ata bukuroshët pas një vajze me prikë të majme. Duhet të iki së këtejmi... E, Ivan, si vini ju?... Mirë? ... Po Pavli ç'thotë, Nillovna? ...Sasha, këtu është?

Ajo pyeste duke ndezur cigaren dhe pa pritur përgjegje. Përkëdhelte nënën dhe të sëmurin me vështrimin e ëmbël të syve të saj bojëhiri. Nëna e shikonte dhe i qeshte duke menduar: „Ja, edhe unë hyra në radhën e njerëzve... dhe të njerëzve më të mirë!"

Pastaj iu afrua Ivanit dhe tha:

— Shërohuni shpejt, djalthi im!

Dhe shkoi në sallën e bukës ku dëgjoi Sofinë që po i thoshte Sashës:

— Ajo ka bërë gati treqind kopje gjer tani! Ra copë në punë! Kësaj i them heroizëm! E dini, Sasha, se është një lumturi e madhe të rrosh midis të tillë njerëzve, të jesh shok me ta, të punosh me ata.

— Po! — tha Sasha me zë të ulët...

Mbrëmanet tek po pinin çaj, Sofia i tha nënës:

— Nënë, do të jetë nevoja të shkoni përsëri në fshat!...

— Me gjithë qejf!... Kur duhet të nisem? — pyeti nëna.

— Pas tri ditësh... Mirë?

— Mirë!

— Po të mos shkoni më këmbë. — e këshilloi Nikolla. — Zini kuaj me qira dhe merrni një tjetër rrugë, kaloni nga krahina Nikolskoe...

Ai heshti dhe mori një pamje të ngrysur që nuk i vinte pas fytyrës. Tiparet e tij, të qeta zakonisht, patën një ngërdheshje të çuditshme e të shëmtuar.

— Ashtu zgjatet shumë udha! — vrejti nëna. — Dhe kuajt kushtojnë shumë...

— T'ju them të drejtën, — vazhdoi Nikolla, — unë jam kundër këtij udhëtimi. Atje gjendja është e turbull... janë bërë arrestime, një mësues e kanë hedhur brenda, duhet të jemi të matur... Do të ishte më mirë të prisnim edhe ca kohë... [156])

— Bah! — ja preu nëna duke bërë buzën më gaz. — Pastaj, ju thoni që nuk të mundojnë në burg?

Duke trokitur me gishtrinj mbi tryezë, Sofia, vrejti:

— Për ne ka rëndësi të madhe që shpërndarja e broshurave dhe e shpalljeve të bëhet pa ndërprerje... S'keni frikë të shkoni, Nillovna? — pyeti ajo befas.

Nëna e ndjeu veten të fyer.

— Po kur kam pasur frikë unë? As herën e parë kur shkova nuk jam trembur... dhe ju tani më thoni...

Uli kokën pa e mbaruar fjalën. Sa herë që e pyesnin se mos kish frikë, mos ishte e lodhur, mos i rëndej të bënte këtë ose atë punë, nënës i vinte sikur e mbanin si të veçuar, sikur silleshin me të ndryshe nga ç'bënin me shoku shokun.

— Është e kotë të më pyesni a kam frikë... e ku di unë se çë! — filloi prapë nëna duke psherëtitur. — Të tjerë, ju nuk i pyesni ndonjë herë a kanë frikë...

Nikolla hoqi syzet me nxitim, i vuri prapë dhe ja nguli sytë së motrës. Heshtja e rëndë që plakosi e shqetësoi Vllasovën, e cila u ngrit më këmbë duke dashur të thoshte diçka; po në atë çast Sofia iu afrua, i mori dorën dhe iu lut:

— Më ndjeni... Nuk e bëj më!

Nëna qeshi nga këto fjalë; pak minuta më vonë ata të tre bisedonin miqësisht për udhëtimin në fshat, duke i menduar të gjitha rreziqet që mund t'u dilnin përpara.

---

156. Nga fjalët e Nikollës kuptohet se dhe në fshat ka filluar lëvizja revolucionare; vreni në faqet e mëposhtme si është dhënë puna e partisë për zgjimin e masave fshatare dhe ngritja e valës revolucionare në fshat.

## XIII.

Herët në mëngjes pa aguar mirë, nëna kish hypur në karrocën e postës që tundej e tronditej e tëra në rrugën tërë baltë nga shirat e vjeshtës. Frynte një erë e lagur, lluca ngrihej spërka përpjetë, karrocieri ish kthyer nga ana e nënës dhe qahej duke folur me hundë e si i menduar:

— I thashë tim vëllai: posa qenka kështu, eja të ndahemi! Dhe zumë të ndanim ato që kishim...

E preu fjalën dhe i ra me kamzhik kalit të anës së majtë duke i bërtitur me inat:

— Ya, kuqo! Ya! të çaftë ujku!...

Sorrat e ngjallme të vjeshtës kërcenin rëndë-rëndë në arat e lëruara. Era u binte përpara dhe u shpupuriste pendët; sorrat kthenin drejtimin, hapnin krahët dhe rrëshqisnin të shkujdesura andej nga i shtynte era.

— Me një fjalë, më hëngri hakën... po e pashë se nuk kisha si t'ja provoja dhe hoqa dorë, — thosh karrocieri.

Nëna dëgjonte si nëpër ëndër. Në shpirtin e saj lëvrinin mendimet, shtillej vargu i gjatë i ngjarjeve që kishte parë me sytë e saj në këto vjetët e fundit. Në të gjitha ato ngjarje kishte marrë pjesë edhe nëna. Më parë jeta rregullohej diku larg dhe nuk dihej prej kujt dhe as se për ç'qëllim, kurse tani shumë gjëra bëheshin përpara syve të saj dhe me ndihmën e saj. Dhe një ndjenjë e mjegulluar ngjallej në shpirtin e saj, një ndjenjë habie dhe trishtimi, kënaqësie dhe mosbesimi në vetveten...

Gjithçka lëkundej rreth e rrotull, lart në qiell ca re të murme vozitnin duke u mpleksur njëra me tjetrën, nga të dy anët e rrugës ngelnin prapa drurët e lagur me majat e xhveshura që koloviteshin prej erës; arat shtriheshin rrathë-rrathë; ca kodërza afroheshin me vrap, pastaj mbeteshin prapa dhe shkriheshin në mes të fushës që s'kish të sosur. Dukej sikur ajo ditë e turbull nxitonte me tërë hovin drejt diçkaje të largme e të domosdoshme.

Zëri me hundë i karrocierit, tingëllima e zileve dhe vërshëllima e erës plot lagështi shkriheshin në një rrëke

gjithë dredha që zinte e rridhte me vrull fushës së pafundme, duke të zgjuar gjithfarë mendimesh...

— Edhe në parajsë të jetë, të pasurit nuk i sos vendi që ka, i duket sikur është ngushtë! — thoshte karrocjeri. — Gjithmonë kështu ngjet!... Edhe im vëlla zuri nga dredhitë... është mik me autoritetet...

Kur mbaroi udhëtimin, karrocieri zgjidhi kuajt dhe i tha nënës me zë të pikëlluar:

— Më jep nj'a pesë kopekë, të pi edhe unë dy gota...

Dhe kur nëna ja plotësoi dëshirën, ai foli gjithë me atë zë të brengosur, duke tringëllitur paratë në dorë:

— Po ble tre kopekë raki dhe dy kopekë bukë...

Pas dreke, nëna e lodhur, e këputur, arriti në katundin e madh Nikolskoe; shkoi drejt e në han, porositi një gotë çaj dhe si e fshehu valixhen e saj të rëndë nën tryezë, ndenji pranë dritares. Që aty dukej një shesh i mbuluar me bar të verdhë e të shkelur dhe ndërtesa e komunes,[157]) një shtëpi e madhe e murme dhe e vrejtur, me çatinë të batisur. Një muzhik pa qime në kokë dhe me një mjekër të gjatë kish ndenjur te shkalla, me llullë në gojë. Një derr po sillej rrotull aty te sheshi, lëvizte veshët me përtim dhe fuste feçkën në baltë duke tundur kokën.

Qielli ishte i vrejtur... Kish plakosur heshtja, një heshtje e rëndë që të shtypte, mërzitje nga të katër anët, thua se jeta ishte fshehur diku e nuk bënte zë.

Kur menjëherë, vrapoi me të katra një aspirant i kozakëve[158]), hypur mbi një kalë të kuq. Qëndroi te shkalla e ndërtesës, tundi kamzhikun në erë dhe diç i bërtiti muzhikut që po rrinte aty; britmat e tij përshkonin xhamet e dritares, po nëna që rrinte e përgjonte nuk mundi t'i kuptojë ato fjalë... Muzhiku u ngrit dhe zgjati dorën nga ana e fushës; aspiranti këceu përdhe, u lëkund, i bëri shenjë muzhikut t'i ruante kalin, pastaj ngjiti shkallët duke u mbajtur pas parmakëve dhe u zhduk në zyrën e komunes.

---

157. *komune* = njësi administrativo-teritoriale në Rusinë cariste.
158. *aspirant i kozakëve* = oficer i trupave kozake.

Heshtja rëndoi përsëri. Dy herë me radhë kali përplasi këmbën mbi tokën e butë... Në dhomën ku ishte nëna hyri një vajzë e vogël me fytyrë rrumbullake, me sy të ëmbël dhe me një gërshet që i binte mbi sup. Mbante në duar një tepsi të vjetër me pjata e me gota dhe kishte kafshuar buzën nga që barra ish e rëndë. Me të hyrë, e përshëndeti nënën me kokë.

— Mirëdita, moj bukuroshe! — i foli nëna me përkëdhelje.

— Mirëdita!

Duke radhitur mbi tryezë pjatat e gotat, vajza tha befas me rrëmbim:

— Kanë zënë një hajdut... tani po e sjellin këtu!

— Ç'është ky hajdut?

— Nuk e di...

— Po ç'ka bërë?

— Nuk e di! — tha përsëri vajza. — Unë vetëm dëgjova që e zunë... Rojtari i komunës doli duke nxituar, gjeti komiserin [159]) dhe i tha: „E kapën, po e bien!"

Nëna shikoi nga dritarja dhe pa muzhikët që po aviteshin. Disa ecnin me ngadalë, pa e prishur terezinë, të tjetër vraponin dhe kopsitnin kozhufët në vrap e sipër. Ata ndaleshin te shkallët e komunës dhe shikonin diku më të mëngjër... Për çudi nuk ndihej asnjë zhurmë...

Edhe vajza hodhi një sy nga dritarja dhe doli me nxitim duke përplasur derën. Nëna u drodh, futi valixhen më thellë nën tryezë, pastaj hodhi një shall mbi kryet dhe doli shpejt nga shtëpia, e shtytur nga një dëshirë e fortë që të merrte vrapin e të arratisej. Mundohej me tërë fuqinë e saj që ta luftonte këtë dëshirë të paspieguеshme.

Me të dalë jashtë, një thëllim i mprehtë e goditi në fytyrë e në kraharor, iu muar fryma dhe mbeti si e ngrirë te dera e hanit; në mes të sheshit pa Ribinin që po e sillnin me duar lidhur prapa shpinës dhe me një roje më çdo krah. Grupi i muzhikëve afër komunes prisnin duke heshtur.

---

159. *komiser* = oficer në policinë cariste.

E shastisur, pa kuptuar mirë se ç'ngjet, nëna nuk ja shqiste sytë Ribinit. Ky diçka thoshte, nëna dëgjonte shquar zërin e tij, po fjalët fluturonin pa e prekur shpirtin e saj të nxirë e të zbrazur.

Nëna u shkund, e mblodhi pak veten dhe atëhere pa një muzhik mjekërverdhë që po e vështronite me sytë e tij të kaltër. Ajo u kollit, fërkoi gushën me duart që i dridheshin nga tmeri dhe mezi mundi të pyeste:

— Ç'ka ngjarë?

— Ja, e shihni vetë! — u përgjigj muzhiku dhe i ktheu krahët. Një fshatar tjetër u afrua e i zuri vendin.

Rojet u ndalën përpara turmës që po shtohej; befas, në mes të heshtjes së plotë u çua zëri i fortë i Ribinit:

— Vëllezër, do të kini dëgjuar pa fjalë për ca shkrime që thonë të vërtetën për jetën tonë, për jetën e neve fshatarëve... Ja pra, për ato shkrime po vuaj, se unë i kam përhapur në popull!

Njerëzia e rrethuan Ribinin më ngushtë. Zëri i tij ishte i qetë e i matur, dhe nëna sikur u lehtësua!

— E dëgjon? — pyeti muzhiku i dytë atë me mjekër të verdhë. Ky nuk iu përgjigj, po ngriti kryet dhe shikoi përsëri nënën në fytyrë. Ai tjetri dukej më i ri, kish një fytyrë të thatë e me prekëza dhe një mjekër të zezë me qime të rralla. Edhe ai e shikoi nënën në sy dhe që të dy u hoqën mënjanë.

— Kanë frikë! — vrejti nëna pa dashur.

Me një vemendje edhe më të madhe, që nga vendi ku ish, ajo shihte shquar fytyrën e nxirë e të vrarë të Ribinit, shkëlqimin e syve të zes; dëshira e saj ish që ta shihte edhe ai, prandaj çohej në majë të këmbëve dhe zgjaste qafën.

Muzhikët e shikonin të vrejtur, me dyshim, pa thënë asnjë fjalë. Vetëm në radhët e fundit të turmës zhvillohej një bisedim me zë të mbytur.

— Vëllezër fshatarë! — vazhdoi Ribini me zë të plotë, — Kini besim në ato shkrime... Për shkak të tyre më rrahën, më dërmuan, deshën të dinin se ku i mora... prapë do të më mundojnë, mbase edhe shpirtin do të ma marrin!... Po të gjitha do t'i duroj!... Sepse në ato shkri-

me përmblidhet e vërteta, e cila për ne duhet të jetë më e shtrenjtë se buka, se jeta... Kështu!

— Me ç'qëllim i thotë ai këto? — pyeti njëri nga të dy muzhikët afër nënës.

Ai tjetri, sykaltërti, iu përgjigj:

— Tani ai s'ka më ç'humbet... Dy herë njeriu nuk vdes... dhe ai nga vdekja nuk shpëton...

Bujqërit qëndronin të heshtur e të ngrysur, shikonin me bisht të syrit, dukej sikur të gjithëve u rëndonte një ankth.

Aspiranti doli nga zyra e komunes, u kolovit mbi këmbët që mezi i urdhëronte dhe tha me një zë prej të dehuri:

— Ç'janë gjithë këta njerëz? Kush është ai që po flet?

U turr në mes të sheshit, kapi Ribinin nga flokët, e tundi dhe e shkundi duke ulëritur:

— Ti po flet, qen i biri i qenit... Ti?

Turma u ndez dhe zuri të buçiste. Nëna uli kokën e dërmuar nga angushtia. Përsëri kumboi zëri i Ribinit:

— Ja, shikoni, shikoni o njerëz të mirë!

— Pusho! — klithi aspiranti dhe e goditi në kokë me një grusht. Ribini u kolovit nga ai grusht i fuqishëm, mblodhi supet dhe vazhdoi:

— Të lidhin duart dhe pastaj të përdorin si të duan!

— Roje! Hiqeni këtej! Ju popull, shpërndahuni! — Dhe duke iu turrur Ribinit si ai qeni i zinxhirit që hidhet mbi një thelë mish, aspiranti zuri t'i binte me grusht në fytyrë, në bark, në kraharor...

— Mos e godit! — kumboi një zë nga mezi i turmës.

— Pse e rreh? — bërtiti një zë tjetër.

— Shkojmë! — i tha fshatari sykaltër shokut të tij. Dhe që të dy kaluan pa u nxituar përmes sheshit të komunes. Nëna i përcolli me një vështrim mirëdashës dhe psherëtiti e lehtësuar. Aspiranti vrapoi përsëri te shkallët dhe bërtiti duke treguar grushtin:

— Bjereni këtu, po ju them!...

— Jo! — ja priti një zë i fortë. (Nëna e kuptoi se ishte zëri i muzhikut sykaltër). Nuk duhet lejuar një gjë

e tillë!... Po e futën atje do t'a rrahin për vdekje... pastaj do të na e hedhin fajin ne, do të thonë se e vramë ne... Mos e lini, djema!

— Fshatarë! — gjëmonte zëri i Ribinit. — A nuk po shihni se si ju grabisin, ju mashtrojnë, ju pinë gjakun? Nuk po shihni se ç'jetë bëni?... Ju jeni shtylla e jetës, të gjitha mbështeten mbi ju, ju jeni e para dhe e vetmja fuqi mbi këtë tokë... Po, më thoni ç'të drejta kini? Të ngordhni urie, — kjo është e drejta juaj! [160])

Befas muzhikët filluan të thërresin, duke i prerë fjalën njeri tjetrit:

— Mirë thotë: ka të drejtë!

— Të vijë komiseri! Ku është?

— Aspiranti shkoi ta thërresë!

— Ç'aspirant, more! Ai s'është në vete!

— Nuk është puna jonë të mbledhim autoritetet!

Zhurma po shtohej, zërat ngriheshin lart e më lart.

— Folë, mos u tut! Nuk të lemë ne të të rrahin!

— Përse të kanë marrë, ç'ke bërë?

— Zgjidhjani duart!...

— Jo, vëllezër, nuk është punë ajo!

— E pse?... S'ka ndonjë gjë!

— Shikoni mirë... mos bëni marrëzira! [161])

— Më dhembin duart! — tha Ribini duke zotëruar poteren me zërin e tij të matur e kumbonjës. — S'kam ndër mend të arratisem! Nga e vërteta ime nuk mund të iki, ajo rron në gjirin tim!...

Disa veta u shkëputën nga turma dhe u larguan duke tundur kokën si të pakënaqur; disa të tjerë qeshnin... Po

---

160. Të vrehet evolucioni i mëtejshëm i figurës së Ribinit. Ai tani ka besim në të vërtetën e librave revolucionare, kupton shfrytëzimin e egër, ai bën thirrje që fshatarët të ngrihen. Por në botëkuptimin e Ribinit vrehen ende paqartësi: ai i quan fshatarët „shtylla e jetës", „e vetmja fuqi mbi tokë" dhe mendon se „të gjitha mbështeten mbi ta". Këtu Ribini mbivlerëson rolin e fshatarësisë, ai flet si përfaqësues i vetë fshatarësisë, nënvleftëson rolin e klasës punëtore.

161. Shtypja, shfrytëzimi nga njëra anë dhe puna e partisë nga ana tjetër kanë zgjuar dhe një pjesë të fshatarëve. Nga fjalët që përmenden këtu, kuptojmë se në ta është rritur urrejtja për aparatin shtypës dhe ndjenja e solidaritetit. Po një pjesë ende ndruhet, ka frikë. Këtu në mënyrë tepër lakonike janë pasqyruar grupe fshatarësh me qëndrime të ndryshme.

nga të gjitha anët vinin njerëz të veshur dosido nga tymi, të hakërruar e të ndezur. Ata zienin si ndonjë shkumbë e zezë rrotull Ribinit, i cili qëndronte midis tyre si një kullë në mes të pyllit, kish ngritur duart e zgjidhura përmbi kryet dhe po bërtiste.

— Ju falemnderit, njerëz të mirë, ju falemnderit! Ne vetë duhet t'ja lirojmë duart shoku shokut. Ndryshe, kush do të na ndihmojë?

Fshiu mjekrën dhe ngriti dorën e mbytur në gjak:

— Ja gjaku im!... po derdhet për të vërtetën...

Nëna zbriti nga shkallët po, që poshtë, nuk dukej Ribini i rrethuar nga njerëzit, prandaj ajo u ngjit përsëri atje ku ishte. Zemra i digjej dhe një gëzim i fshehtë i përpëlitej në gji...

— Fshatarë! Kërkojini ato shkrime, lexojini, mos dëgjoni autoritetet dhe priftërinjtë që duan t'ju mbushin mendjen se ata që shkruajnë të vërtetën mbi jetën tonë janë rebela e të pafe... E vërteta përhapet fshehurazi nëpër botë, ajo bën fole në mes të popullit... për autoritetet ajo është më e keqe se thika e se zjarri, ata nuk e duan, se i therr e i bën shkrumb!... Për ju e vërteta është një mik i besuar, kurse për autoritetet ajo është armiku më i madh. Ja sepse e vërteta nuk del sheshit!..

Përsëri nga mezi i turmës u çuan disa britma:

— Dëgjoni, o vëllezër!

— Ah, po fikesh ti vëlla i dashur!...

— Kush të kallëzoi?

— Prifti! — tha një nga rojet.[162])

Dy muzhikë shfrynë duke këputur ca të shara nëpër dhëmbë.

— Kini mendjen, shokë! — u hoqi vërejtjen një zë.

---

162. Edhe këtu është dhënë lidhja midis klerit dhe aparatit shtypës të shtetit.

## XIV.

Komiseri i komunës, një burrë i gjatë dhe i trashë, me fytyrë të rrumbullaktë, po vinte drejt turmës. Kapën e kishte vënë mbi sy, njëra majë e mustaqes i qe çuar përpjetë, tjetra i binte poshtë dhe një buzëqeshje e vdekur prej guaku ja shtrembëronte e ja shëmtonte turinjtë edhe më keq. Në dorën e mëngjër mbante shpatën dhe ecte me hapa parade duke tundur krahun e djathtë. Njerëzia i lëshonin rrugën. Hidhërimi pa shpresë i atij që e humbet davanë u ndeh mbi të gjitha fytyrat. Edhe zhurma u pre, sikur e piu dheu. Nëna ndjeu se i dridheshin rrudhat e ballit dhe sytë i diqnin. Deshi përsëri të vinte e të përzjehej me turmën, u krrus përpara dhe ngriu në atë qëndrim duke pritur me zemër të drithtëruar.

— Ç'është? — pyeti komiseri duke qëndruar përpara Ribinit, të cilin e shikoi nga koka gjer në këmbët. — Pse nuk i ka të lidhura duart? Roje! Ku i kini sytë, ju? Prangat, shpejt!

Zërin e kish të lartë e kumbonjës, po të thatë, pa shpirt.

— Lidhur i kishte... populli ja zgjidhi! — tha një nga rojet.

— Qysh? Populli? Cili popull?

Komiseri vrejti njerëzit që e kishin rrethuar e gjithë me atë zë të thatë e pa shpirt, vazhdoi:

— Kush është ky popull?

Me dorëzën e shpatës çiku kraharorin e muzhikut sykaltër dhe pyeti:

— Ti, Çumakov, je populli? Tjetër, kush? Ti, Mishin?

Dhe me dorën e djathtë e hoqi për mjekre një fshatar tjetër.

— Hajt, shpërndahuni!... se përndryshe, jua tregoj unë... ju merr dreqi, ju merr!..

As zemërim, as kanosje nuk ndihej në zërin e tij dhe fytyra nuk i kish asnjë shprehje. Fliste me një ton të vdekur dhe u binte fshatarëve me grushte të matura e të rregullta si prej maqine. Njerëzia tërhiqeshin kur ai afrohej, ulnin kokën ose ktheheshin në anën tjetër.

— E, ç'pritni? — u bërtiti komiseri rojeve. — Lidheni!

Si volli sharjet më të ndyra, vështroi Ribinin përsëri dhe i klithi:

— Hajde! Duart prapa!

— Nuk dua të më lidhni! — tha Ribini. Unë s'iki dhe as ju kundërshtoj... përse të më lidhni?

— Qysh? — shfryu komiseri duke iu avitur.

— Mjaft e munduat popullin, ju egërsira! — vazhdoi Ribini duke e ngritur zërin. — Do të vinë edhe për ju ditët e zeza...

Komiseri qëndroi përpara tij dhe e shikoi në fytyrë. Pastaj bëri një hap prapa dhe tha i habitur duke vërshëllyer si gjarpër.

— Ah, qen e bir qeni!... Ç'janë ato fjalë?

Dhe befas e goditi Ribinin në fytyrë me sa fuqi që kish.

— Me grushte nuk vritet e vërteta! — bërtiti Ribini duke bërë përpara, — dhe ti s'ke të drejtë të më qëllosh.

— Unë s'kam të drejtë? — ulëriti komiseri dhe ngriti dorën që t'i binte prapë. Ribini u krrus, grushti nuk e zuri dhe komiseri mend u përmbys nga hovi që kish marrë. Ribini tha me zë të egërsuar:

— S'ke të drejtë të më qëllosh, të thonë! Djall!

Komiseri shikoi rreth e rotull. Të heshtur e të ngrysur njerëzit formonin një qark të dendur.

— Nikita! — thirri komiseri. — O Nikita!...

Një fshatar i pakët nga boja po i trashë e i plotë, veshur me një qyrk të shkurtër, u shkëput nga turma. Kish ulur kokën e tij të madhe me flokë të pakrehura dhe shikonte përdhe.

— Nikita! — tha komiseri me ngadalë, duke dredhur mustaqen. — Jepi një shpullë të mirë, ndizja surratit!

Muzhiku bëri një çap përpara, u ndal afër Ribinit dhe ngriti kryet. Ribini i përplasi në fytyrë këto fjalë të ashpra e të rënda:

— Ja, o njerëz të mirë, shikoni se si kjo bishë po na mbyt me duart tona! Shikoni... dhe mendohuni!...

Muzhiku ngriti dorën si me pahir dhe qëlloi Ribinin lehtë në kokë.

— Po ashtu të thashë unë t'i biesh, ore pis! — iu shkreh komiseri i ngjirur nga tërbimi.

— Hej, Nikita! — thirri dikush nga turma. Mos harro se ka një Zot që na shikon!

— Bjeri, të them! — këlthiti komiseri duke e shtyrë muzhikun.

Nikita u hoq mënjanë, i ngrysur dhe tha pa ngritur kryet:

— Jo, nuk i bie më!

— Si?

Komiseri u ckërmit nga inati, përplasi këmbën si i xhindosur dhe iu vërsul Ribinit duke sharë. U dëgjua krisma e mbytur e një grushti, Ribini ngriti krahun që të mos rrëzohej, po komiseri e shembi përdhe me një grusht tjetër dhe, duke u shkumbëzuar si ndonjë qen i tërbuar, zuri ta godiste me shqelme në kokë, në kraharor, ijeve.

Një valë britmash armike u çua nga turma e egërsuar, muri prej njerëzish lëvizi dhe iu lëshua komiserit; ky, si e pa ashtu, u hodh mënjanë dhe nxori shpatën:

— Ah, kështu qenka! Po ngrini krye, hë? Po bashkoheni me një armik të Shtetit? ....

Zëri i tij u drodh, i hollë e i mprehtë, gërhiti i çjerrë e sikur u këput... U duk sikur bashkë me zërin ai humbi edhe forcën e tij... U krrus, futi kokën midis supeve, shikoi rrotull me sy të hutuar dhe u praps me marifet duke zgjedhur me kujdes vendin ku shkelte. Në tërheqje e sipër, ai thosh me një zë të trembur që të çirrte veshin:

— Mirë! .. Merreni... unë po shkoj... Po, ta dini se e zeza ju pret! ... Nuk e dini ju se ai është kriminel politik, se lufton kundër Carit, nuk e dini? ... Dhe ju e mbroni! Bashkoheni me një rebel! ... Hë?...

E mbërthyer në vend, pa lëvizur as sy as qepalla, pa mendje në kokë, nëna kish ngrirë si në një ëndër të ligë, e shtypur nga tmeri, nga ankthi e angushtia. Në veshët e saj oshëtinin si brumbuj britmat e zemëruara të turmës, zëri i ngjirur i komiserit, pëshpëritjet e muzhikëve.

— Po qe fajtor, të dalë në gjyq!

— Jo ta rrahësh si kafshë!

— Fisnikëria Juaj, faljani këtë radhë...

— Tamam! s'keni të drejtë ta rrihni... Ku në ç'ligj është shkruar që të rrihet njeriu në atë mënyrë?...

— Punë është kjo? Sikur të nisin të gjithë të përdorin drunë më vend të gjyqit, atëherë ku vemi?...

— Çfarë egërsira! Çfarë xhelatë! [163])

Njërëzia qenë ndarë më dysh: një palë kishin rrethuar komiserin dhe po i luteshin të tregohej më i njerëzishëm, të tjerët, një pakicë, ishin mbledhur afër Ribinit dhe po shfrenin me zë të ulët. Disa e ngritën më krahë, rojet donin t'i vinin prangat.

— Dale, pritni ju dreqër! — u bërtisnin muzhikët.

Ribini fshiu me dorë baltën dhe gjakun që i mbulonte mjekër e fytyrë dhe shikonte rrotull duke heshtur. Vështrimi i tij kaloi në fytyrën e nënës, e cila u drodh, deshi të vërsulej përpara, i bëri shenjë me dorë. Ribini i hodhi sytë gjetkë. Pas një minute ai e shikoi përsëri. Nënës iu duk sikur këtë herë Ribini drejtoi trupin, u krekos, mblodhi vetullat dhe buza iu drodh.

— Më njohu... A thua të më ketë njohur?...

Dhe një valë gëzimi të drithtëruar i përshkoi nënës trupin; tek po i bënte shenjë me kokë, vuri re se muzhiku sy-kaltër diç po i thosh Ribinit, duke shikuar nënën. Ai vështrim i zgjoi ndjenjën e rrezikut nënës, e cila tha me vete:

— Po unë ç'bëj kështu?... Apo të më kapin edhe mua!...

Muzhiku diç i tha Ribinit, i cili tundi kokën dhe foli me një zë të këputur po mjaft të qartë dhe pa pikën e frikës:

— S'ka gjë!.. Unë nuk jam i vetëm mbi dhe... Nuk i kapin dot që të gjithë ata që përhapin të vërtetën! ... Ku-

---

163. Në këto fraza të shkëputura që thonë fshatarë të ndryshëm, është dhënë protesta e tyre kundër veprimeve të egra arbitrare të autoriteteve. Të tërheq vemedjen qëndrimi i fshatarëve të ndryshëm: disa luten, por të tjerë protestojnë me zemërim.

do që kam qënë, kujtimi im do të mbetet... Po!.. Folenë e shkatërruan vërtet, po atje s'kish më as shokë, as miq.[164])

— Për mua e thotë këtë! — mendoi nëna aty për aty.

— Populli do të dijë të ndërtojë të tjera fole dhe do të vijë një ditë kur shqiponjat do të fluturojnë lirisht... kur populli do t'i thyejë prangat!...

Një grua solli një kovë me ujë dhe duke rënkuar e ofshuar zuri të lante plagët e Ribinit. Zëri i saj i hollë e i përvajshëm përzjehej me fjalët e tij dhe nuk e linte nënën të kuptonte se ç'thoshte. Një grup muzhikësh me komiserin në krye eci përpara; dikush bërtiti me zë urdhëronjës:

— Sillni një qerre për të arrestuarin!.. Hajde, kush e ka radhën?..

Pastaj kumboi përsëri zëri i komiserit, këtë herë si i fyer:

— Unë mund të të qëlloj, po ti jo, s'e ke atë të drejtë, hajvan!

— Oj! Pse ç'u bëre ti, perëndi? — ja priti Ribini.

Një tok zërash i mbuluan fjalët e tij:

— Mos, xha Mihal, mos u kap me zyrtarët!

— Fisnikëria Juaj, mos ja merrni për keq! Nuk është në vete...

— Pusho tani, çudi me ty!

— Tani po të shpien në qytet...

— Ndryshe është atje: e shikojnë ligjin më shumë!...[165])

Nga toni i këtyre fjalëve kuptohej se turma lypte mëshirë, ndjesë, pajtim; britmat e saj shkriheshin në një zhurmë të përzjerë, ankonjëse, ku nuk tingëllonte asnjë notë shprese. Rojet e kapën Ribinin nga sqetullat, e ngji-

---

164. Qendra e punës ku punonte Ribini me shokë ishte si një fole revolucionarësh. Arestimi i Ribinit u bë fill pasi u largua nëna me Sofinë, prandaj ai thotë se „folenë e shkatërruan, por atje s'kish më as shokë as miq". Ribini flet me qëllim në mënyrë të errët, që mendimin e tij ta kuptojë vetëm nëna.

165. Një pjesë e fshatarësisë së prapambetur ende nuk ka arritur të kuptojë papajtueshmërinë e interesave të saj me ato të shfrytëzuesve e të shtetit carist, nevojën e luftës revolucionare. Ajo ende ruan iluzion për autoritetet në qytet, që gjoja e shikojnë ligjin më shumë. Vreni më poshtë rolin që lot nëna, me materialet që sjell, si përfaqësuese e proletariatit revolucionar, në zgjimin, sqarimin edhe udhëheqjen e fshatarësisë.

tën nga shkallët dhe hynë në zyrën e komunes. Dalëngadalë muzhikët u shpërndanë; nëna, vuri re se fshatari me sy të kaltër po i avitej duke e shikuar me drojtje. Vllasovës iu prenë leqet e këmbëve, një ndjenjë e hidhur vetmie i shtrëngoi zemrën dhe goja iu bë helm.

— Nuk duhet të iki, jo, nuk duhet! — tha ajo me vete. Pastaj u kap me tërë fuqinë pas parmakut të shkallëve dhe priti.

Në shkallët e komunes komiseri po fliste duke lëvizur krahët gjithë me atë zërin e thatë e pa shpirt:

— Budallenj! Hora! Nuk kuptoni gjë prej gjëje dhe doni të ngatërroheni në këto punë... në punët e Shtetit! Gomarë! Të më falënderoni një mijë herë e të më bini më gjunjë për mirësinë që po rrëfej! Se sikur të kisha dashur, që të gjithëve në burg ju kisha çuar!

Nja njëzet muzhikë kishin hequr shapkat e lëkurta dhe po dëgjonin...

Po errej, retë sikur zbrisnin më afër tokës... Muzhiku sykaltër iu afrua nënës dhe tha duke psherëtitur:

— Ja se ç'po bëhet këtu tek ne...

— Po!... ja ktheu nëna me zë të ulët.

Ai e shikoi në sy pa djallëzi dhe pyeti:

— Me se merreni?

— Ble dantella, pëlhurë, nëpër fshatrat.

Muzhiku fërkoi mjekrën me ngadalë, shikoi nga ana e fshatit dhe tha i mërzitur:

— Nuk gjen të tilla gjëra këtu ndër ne...

Nëna e shikonte që nga lart dhe priste çastin e volitshëm që të hynte brenda në han. Ai kishte një fytyrë të mejtuar dhe të bukur, sytë plot mallëngjim, një shtat të hedhur me supe të gjera. Ishte veshur me një kaftan plot arna, një këmishë basmaje të pastër, një palë bollka prej shajaku të vendit dhe kishte mbathur opinga prej lëvozhge.

Pa ditur përse, nëna psherëtiti si e lehtësuar nga një barrë. Dhe befas, duke iu bindur instinktit, e pyeti pa u menduar se ç'bënte:

— A mund ta shkoj natën në shtëpi tënde?

Foli si i erdhi, ashtu vetvetiu, pa u menduar, po pastaj e mblodhi menjëherë dhe, duke ndjerë rrezikun, i tendosi tërë dejet dhe muskujt e saj. Një tog mendimesh të frikëshme e goditën në tru si thumba me majë:

— Po marr më qafë Nikollën... Nuk do ta shoh më Pavlin... kush e di për sa kohë... Do të më rrahin!

Muzhiku u përgjigj me nge, pa e shikuar në fytyrë:

— Të flesh sonte? Mirë!... Pse jo? Po izbën ama e kam të keqe... — Duke folur, mbërthente kaftanin mbi kraharor.

— S'ka gjë, jam mësuar unë! — u përgjigj nëna si në ëndër.

— Atëherë, mirë! — ja ktheu muzhiku dhe e mati fund e krye më një sy shqyrtonjës.

Në errësirën e mbrëmjes sytë e tij kishin një shkëlqim të ftohët dhe fytyra i dukej më e zbetë.

— Po vij që tani... ti... a e merr pak valixhen time... — tha nëna dhe, duke folur, i dukej sikur po zbriste në një greminë.

— Mirë! — u përgjigj fshatari.

Ngriti supet, mbështolli përsëri kaftanin mbi gjoks dhe pëshpëriti:

— Ja ku e sollën qerren...

Te dera e zyrës së komunes u duk përsëri Ribini me duart në pranga dhe fytyrën të lidhur me një plaçkë bojëhiri. Zëri i tij kumboi në ajrin e ngrirë të asaj mbrëmje vjeshte:

— Lamtumirë, o njerëz të ndershëm! Kërkojeni të vërtetën, ruajeni si sytë e ballit, besojini atij që do t'ju sjellë fjalën e mirë... Mos i kurseni fuqitë për t'i dalë zot së vërtetës!

— Pusho, mor qen! — shfryu komiseri. — Roje, ç'pret që s'u bie kuajve, or tutkun? Ngaji!

— ...Përse do të kurseheni? Ç'të mirë keni?

Qerrja u nis. Ribini, me nga një roje në të dy krahët bërtiste me zë të mbytur:

— Përse të shuheni nga uria? Luftoni për lirinë... Ajo do t'ju japë edhe bukën, edhe të vërtetën... Lamtumirë, o njerëz të ndershëm!...

Zhurma e rrotave, troku i kuajve dhe zëri i komiserit i mbuluan fjalët e Ribinit, u ngatërruan me to dhe i mbytën.

— Mbaroi! — tha muzhiku dhe tundi kokën. Pastaj iu drejtua nënës me zë të ulët: — Ju pritmëni pak aty, se tani vij.

Nëna hyri në dhomë, ndenji afër tryezës përpara samovarit, mori një copë bukë, e shikoi një herë pastaj e vuri përsëri në vend. Nuk i hahej; nën lukth ndjente një përzjerje të pështirë që nuk i linte gjak në zemër dhe e bënte t'i merreshin mentë.

— Më pa! — thoshte ajo me vete pa mundur të bëjë asnjë send. — Më vuri re... e pikasi pse kam ardhur...

Mendja e saj nuk shkonte më tutje, kokën e kish të zbrazët dhe i vinte sikur ishte zhytur në një batak ku nuk mund të bënte asnjë lëvizje.

Heshtja e trembur, e fshehur prapa dritares, që kishte zënë vendin e zhurmës së mëparëshme, tregonte se fshatarët ishin tmeruar dhe kishin humbur çdo guxim; dhe kjo heshtje dërmonjëse ja bënte më të theksuar nënës ndjenjën e vetmisë e ja mbulonte shpirtin me një errësirë të murme e të hollë si hiri.

Vajza e vogël hapi derën dhe qëndroi te pragu duke pyetur:

— Doni t'jua bie fërgesën?

— Jo... s'dua gjë... më tmeruan ato klithma...

Vajza u afrua dhe tregoi me dorë e me gojë, po me zë të ulët:

— Sa fort që i binte komiseri!... Unë isha fare pranë, i pashë të gjitha, ja theu tërë dhëmbët .. Ai pështynte gjak, një gjak të zi e të trashë... Sytë nuk i dukeshin fare... Aspiranti është këtu... i dehur xurxull dhe kërkon gjithmonë verë... thotë se ishin tërë një çetë... atë mjekërzinë e kishin si kryetar... Tre prej tyre i kanë kapur, po njëri u iku... e kupton?... Kanë zënë edhe një mësues...

edhe ai ishte me ta... Ata s'besojnë perëndi dhe shtyjnë të tjerët të plaçkitin kishat... të tillë njerëz janë ata.[166]) ı'ga muzhikët disave u vinte keq, disa të tjerë thoshin se duhet vrarë ai me mjekër!... Kemi këtu ca muzhikë që janë shumë të këqinj... Bu-bu sa të këqinj!...

Nëna dëgjonte me vemendje këtë tregim të shpejtë e të çthurrur; ajo mundohej ta harronte shqetësimin që e kish pushtuar, ta largonte ankthin dërmonjës të pritjes. Vajza, e gëzuar që gjeti kush ta dëgjonte, dërdëlliste pa pushim, duke i ngrënë fjalët nga nxitimi:

— Babi thotë se të gjitha këto vinë nga që s'u bë drithët! U bënë dy vjet që toka s'prodhon më... u është prishur mendja njerëzisë... Prandaj muzhikët tani janë egërsuar aq tepër! Lere se ç'bëhet: bërtasin në mbledhjet e fshatit, zihen e rrihen, që aman o zot!... Aty më parë, kur u shit në ankant malli e gjëja e Vasjukovit se s'kish paguar të prapambeturat, ai ja ndezi syve kryeplakut: „Na, të prapambeturat!" i tha.

Çape të rënda u dëgjuan prapa derës. Nëna u ngrit menjëherë duke mbështetur duart pas tryezës. Hyri muzhiku sykaltër dhe pyeti pa e hequr shapkën:

— Ku është valixhja?

E ngriti valixhen pa mundim, e tundi dhe tha:

— Qenka bosh!... Ti Marikë — i foli vajzës — ›ërcill udhëtaren gjer në izbën time...

Dhe doli pa shikuar njeri.

— Në fshat do të flini sonte? — pyeti vajza.

— Po! Kërkoj dantella, pëlhurë, për të blerë...

— Këtu s'kini për të gjetur... Ato i punojnë në Tinkov, në Darino, po jo ndër ne! — tha Marika.

— Atje po shkoj nesër...

Pastaj pagoi çajin dhe i dha tre kopekë vajzës, e cila fluturoi nga gëzimi. Rrugës, duke përpjekur këmbët e zbathura pas tokës së lagur, vogëlushja i tha nënës:

---

166. Autoritetet mundohen t'i paraqesin revolucionarët në mënyrë sa më të shëmtuar, duke u veshur lloj lloj cilësish negative. Ata kanë përhapur fjalë sikur gjoja ata vjedhin kishat. Këtë e kanë bërë për të larguar masat prej tyre, me qenë se në fshatarët e prapambetur rusë ndjenjat fetare ende kishin rrënjë të forta.

— Po të doni, shkoj unë nesër në Darino dhe u them grave t'i sjellin dantellat këtu... Ato vinë me vrap, dhe kështu nuk mundoheni gjer atje... I thonë dymbëdhjetë kilometra udhë!...

— Jo, çupa ime, nuk është nevoja! — u përgjigj nëna duke ecur pranë saj.

Era e ftohët e freskoi nënën. Në mendjen e saj filloi dalngadalë të lindte e pastaj të rritej e të forcohej një vendim mbi mënyrën se si duhej të vepronte. Për t'u thelluar më mirë se si duhej të sillej, ajo pyeste veten pa reshtur:

— Si të bëj?... Të flas hapët, si më thotë zemra...

Errësira ish e plotë, një thëllim i lagur të futej mu në palcë. Nga dritaret e izbave vinte një dritë e venitur e si e kuqe. Në heshtjen e natës oshëtinin muallitjet e mbytura të gjedheve. Aty-këtu dëgjohej ndonjë zë njeriu... Një melankoli e rëndë kishte mbuluar fshatin...

— Këtu! — tha vajza. — Vend të keq keni zgjedhur... është fare i këputur ky muzhik!...[167]

Kërkoi derën në errësirë, e hapi dhe thirri me zë të çelur:

— Teto Tatjana, ta solla mysafiren!...

Vajza u largua. Zëri i saj kumboi së largu në të errët.

— Lamtumirë!

## XV.

Nëna u ndal te praku i derës, vuri dorën si strehë në ballë dhe shikoi brenda. Izba ishte e vogël, e ngushtë, po aqë e pastër sa të binte menjëherë në sy. Një grua e re doli që prapa sobës, përshëndeti nënën me kokë dhe u zhduk. Në një qoshe afër derës, një llambë e ndezur ishte vënë mbi një tryezë. Aty afër kishte ndenjur i zoti i shtëpisë: shikonte nënën me vrejtje duke u rënë gishtërinjve mbi tryezë.

---

167. Nillovna e gjen mbështetjen pikërisht te fshatarët e varfër. Të vrehet si na e ka dhënë këtë autori nëpërmjet fjalëve të vajzës së vogël. Me këtë autori don të thotë se proletariati në luftën revolucionare do të ketë si aleat të sigurtë fshatarësinë e varfër.

— Hyni! — tha muzhiku pas një çikë. — Tatjana, shko shpejt bëji zë Petros... Nxito!

Gruaja doli me vrap pa i hedhur asnjë vështrim nënës. Kjo ndenji përkundrejt të zot të shtëpisë, shikoi rreth e rrotull, po nuk e pa valixhen e saj. Një heshtje e rëndë mbushte dhomën, vetëm llamba nxirrte një krismë të lehtë. Fytyra e ngrysur dhe e shqetësuar e muzhikut lëkundej përpara syve të nënës si nëpër mjegull.

— E, folë, pra!.. Mos e zgjat më...

— Po valixhen ku e kam? — pyeti befas Vllasova me zë të ashpër, pa ditur ç'bënte.

Muzhiku ngriti supet dhe u përgjigj i menduar:

— S'ju ka humbur, jo, mos keni frikë.

Dhe shtoi duke ulur zërin:

— Desha e thashë në sy të vajzës se valixhja ishte bosh... Kurse nuk është e vërtetë! Përkundrazi, është mbushur me gjëra që rëndojnë shumë...

— Ç'doni të thoni? — ja ktheu nëna.

Ai u ngrit, iu afrua, u krrus dhe e pyeti me zë të ulët:

— E njihni atë që kapën sot?

Nëna u drodh, po u përgjigj me zë të fortë:

— E njoh!

Nënës iu duk sikur kjo fjalë ja mbushi shpirtin me dritë dhe ndriçoi çdo gjë rreth e rrotull. Psherëtiti e çliruar dhe ndenji më rehat mbi nimin e drunjtë.

Muzhiku bëri buzën më gaz:

— E vura re kur i bëtë me shenjë dhe ai jua ktheu përgjigjen... e pyeta në vesh: „A e njeh atë grua më këmbë te shkallët e hanit?"...

— Po ai ç'tha? — pyeti nëna me rrëmbim.

— Ai tha kështu: „Jemi të shumë, ne"... Po, kështu tha „Jemi të shumë, ne!"

I hodhi nënës një vështrim pyetës dhe vazhdoi me buzë në gaz:

— Shumë i fortë, ai! Burrë tamam! Guximtar! E thotë troç atë që mendon... S'pyet ai se e rrahin, se e shajnë, se e poshtërojnë!... Nuk përulet!

Zëri i tij i dobët e i pasigurtë, fytyra e hequr dhe sytë e tij të çelur e të ndritshëm e qetësuan nënën dalngadale. Frika dhe ankthi u zhdukën nga shpirti i saj, po tani ndjente një dhembje të thellë për fatin e Ribinit. Me një inat të papritur dhe të helmuar, bërtiti pa e mbajtur dot veten:

— Ah, katilët e zes... Egërsirat!

Dhe ja dha të qarit me ngashërim.

Muzhiku u largua prej saj duke tundur kokën i brengosur.

— Shumë armiq po bën qeveria me këto mënyra...

Pastaj iu afrua befas nënës dhe tha:

— Shikoni... mua më duket se valixhen e keni plot me gazeta... apo jo?

— Po! — u përgjigj nëna duke fshirë lotët. — Atij po ja sillja.

Ai mblodhi vetullat, mbështolli mjekrën në një grusht, shikoi mënjanë dhe heshti.

— Na ka rënë në dorë edhe neve ajo gazetë... edhe librat i kemi lexuar. Unë vetë s'di të lexoj, po kam një mik të mësuar... Edhe ime shoqe m'i lexon shpesh herë...

Muzhiku u ndal, u mendua pak, pastaj vazhdoi:

— Po tani ç'do të bëni me këto gjëra... me këto që keni në valixhe?

Nëna e shikoi në sy dhe tha me një ton provokimi:

— Po jua le juve!...

Ai as u habit, as kundërshtoi; vetëm kaq tha:

— Neve?...

Dhe tundi kokën në shenjë pranimi, lëshoi mjekrën nga dora, e kreu me gishtërinj dhe ndenji.

Nënës nuk i ndahej nga sytë e mendjes skena e martirizimit të Ribinit; fytyra e dërmuar dhe e mbytur në gjak nuk i hiqej nga sytë, dhembja që ndjente për të kish larguar nga zemra e saj çdo ndjenjë tjetër, ajo nuk mund të mendonte, as për valixhen as për gazetat, as për gjë tjetër... Lotët i rridhnin pa pushuar, fytyrën e kish të brengosur dhe zëri i dridhej nga zemërimi i pafuqishëm tek thoshte:

— Të mallkuarit!... E rjepin, e mbysin, e shkelin me këmbë njeriun e shkretë!... Egërsirat!

— Kanë forcën... — ja ktheu me zë të ulët muzhiku — kanë forcën në dorë...

— Po ku e marrin atë forcë?... bërtiti nëna me maraz. — Prapë nga ne... nga populli e marrin!...

— Ashtu vërtet! — tha muzhiku i menduar. — Është si ajo rrota që...

Befas zgjati kokën nga dera:

— Po vinë...

— Kush?

— Tanët duhet të jetë...

Hyri e shoqja dhe pas asaj një muzhik me prekëza në fytyrë. Ai hodhi kasqetën më një çip, iu afrua të zot të shtëpisë dhe e pyeti:

— Eh, si?

Tjetri i bëri po me kokë.

— Stefan! — tha gruaja — mbase udhëtaren e ka marrë uria, t'i shtrojmë të hajë!

— Jo, falemnderit, nuk dua! — u përgjigj nëna.

Muzhiku me fytyrën pikaloshe iu afrua nënës dhe zuri t'i fliste me një zë të shpejtë e të këputur:

— Më lejoni të paraqitem... Më quajnë Petro Igorov Rabinin, mbiemrin e kam Gjilpëryer... Diç kuptoj nga këto punët tuaja... Di të shkruaj e të lexoj, nuk jam fare budalla, si të thuash...

Ai kapi dorën që i zgjati nëna, e shtrëngoi dhe i tha të zot të shtëpisë:

— Ja, Stefan, shiko! Varvara Nikollaevna është një zonjë e mirë, po s'ka të drejtë kur thotë se këto punë janë gjepura, lodra studentësh që dëfrejnë duke ngatërruar mendjen e popullit... Ja ku po e shohim me sy se nuk është ashtu: qëpari arrestuan një muzhik të moçëm e serioz, tani para nesh kemi një grua të shkuar nga mosha që duket të jetë nga dora e popullit... Më ndjeni që flas kështu, mos e merrni për keq! Si ju quajnë?

Fliste shpejt, po shkoqur dhe pa marrë frymë; mjekra i dridhej dhe sytë e tij të rrudhur gjurmonin çdo lëvizje

të nënës. I reckosur, me flokë të shpupurishur, dukej sikur ish rrahur me njeri, e kish mundur kundërshtarin dhe ish akoma në valën e entuziazmit të fitores së tij. Shkathtësia dhe mënyra e thjeshtë dhe e çiltër me të cilën foli qysh në fillim i pëlqyen nënës. Ajo i çfaqi gëzimin duke e vështruar me ëmbëlsi. Muzhiku ja tundi dorën edhe një herë dhe qeshi me një të qeshur të thatë e të këputur.

— E shikon, Stefan? E shikon se është një punë e ndershme, një punë shumë e mirë!... Të kam thënë se populli filloi ta marrë vetë punën në dorë... Po, zonja, të vërtetën nuk mund të ta thotë, se nuk i vjen për hesap... Unë atë e nderoj! Është një grua zemërbardhë, na e do të mirën... po dhe vetë nuk do që të dëmtohet!... Kurse njeriu i popullit nuk pyet, ai ecën drejt përpara pa shikuar se mos humbasë a mos pësojë gjë vetë ose të tjerët... më kupton? Për të sot jeta është e keqe, ngado që të kthehet lumë e përrua i del përpara, s'e lenë të bëjë këmbë!

— E shoh! — tha Stefani duke tundur kokën dhe shtoi:
— Ka merak për valixhen...

Petrua i shkeli synë nënës dhe filloi përsëri të fliste me gojë e me duar:

— Mos u bëni merak! Të gjitha do të rregullohen! Valixhja juaj është tek unë... Kur foli Stefani për ju dhe më tha se ishit në këtë valle dhe e njihnit atë që kapën, i thashë: „Stefan, shiko mirë! Veri kyçin gojës se kjo është punë serioze!" Po edhe ju, nënë, na kuptuat menjëherë që ishin në një mendje me ju. Kuptohet sakaqë njeriu i ndershëm që nga fytyra, bie në sy që atje tej, në mes të të tjerëve!... Sa për valixhen, mos u bëni merak, është tek unë!...

Ndenji afër saj dhe e shikoi me një vështrim që lutej:
— Dhe po të doni ta zbrasni, ne mund t'ju ndihmojmë me gjithë qejf... Kemi mjaft nevojë për libra...

— Ajo po na i le të gjitha! — tha Stefani.

— Bukuri! Aq më mirë! Ne ua gjejmë vendin...

U ngrit befas dhe qeshi, pastaj, duke ardhur rrotull nëpër dhomë, vazhdoi i kënaqur:

— Të duket si çudi nga një anë, po është fare e thjeshtë! U këput në një vend, po lidhet në një tjetër... Shumë mirë... Gazeta bën punë, u hap sytë njerëzve...[168] Natyrisht, zotërinjve nuk u pëlqen... Unë punoj në një zonjë pasanike si zdrukthëtar... Mban nj'a shtatë kilometra së këtejmi... Zonja është e mirë sa më s'bëhet... më jep libra, po s'janë të thella... i lexojmë dhe diç na mbetet në tru... Këtë ja dimë për të mirë, nuk mund të qahemi... Po një ditë i tregova një numur të gazetës: kur e pa, nuk i pëlqeu, bile sikur u zemërua një çikë. „Leri, Petro — më thotë — mos u merr me këto marrëzira!... Këto janë gazeta që i nxjerrin ca çiliminj që u ka marrë koka erë... Po vazhdove t'i këndosh, do të marrësh veten më qafë, se burgu dhe Siberia të pret!" Po! Kështu më tha zonja, kur më pa gazetën në dorë...

Heshti, u mendua pak dhe vazhdoi:

— A s'më thoni, nënë, atë burrë... e keni gjë farë e fis?

— Jo, s'e kam gjë! — u përgjigj nëna.

Petrua qeshi pa zë, shumë i kënaqur, kush e di përse. Po nënës nuk i pëlqeu që e bëri Ribinin si fare të huaj, u zemërua me veten e saj dhe prandaj e ndreqi fjalën:

— Vërtet s'kam ndonjë lidhje gjaku me të, po e njoh qëkuri dhe e nderoj si një vëlla më të madh...[169]

Nuk e gjente dot shprehjen që dëshironte dhe prej marazit s'iu mbajtën lotët. Plakosi një heshtje e trishtueshme. Petrua më këmbë, kish ulur kokën mënjanë sikur diç dëgjonte. Stefani, kishte vënë krahët mbi tryezë dhe po trokiste me gishtërinj mbi drrasë. E shoqja ish mbështetur pas sobës dhe dëgjonte, e mbuluar nga hieja. Nëna ndjente mbi vete vështrimin e saj të ngulur dhe ajo vetë, kohë pas kohe, shikonte, në atë kurorë terri që ja mbështillte, fytyrën e saj vezake, të zeshkët, me hundë të drejtë, mjekrën

---

168 Fshatin po e përfshin vala e revolucionit. Një burgoset, dhjetë zenë vendin e tij. Ribini u arestua, fshatarë të tjerë po zgjohen, lëvizja revolucionare vazhdon të zgjerohet. Kështu në roman jeta jepet në zhvillimin e vet revolucionar.

169. Midis revolucionarëve ka një lidhje më të fortë se lidhja e gjakut. Ata i lidh ideali i përbashkët, prandaj ata e duan, e respektojnë shokun dhe sakrifikohen për të. Për këtë arësye nëna shqetësohet kur thotë që s'e kishte Ribinin.

me çip dhe sytë e gjelbër që vëzhgonin me vrejtje e me zgjuarësi.

— Domethënë, e keni mik... — tha Petrua. — Njeri me karakter, s'ke ç'i thua! S'ja ha qeni shkopin... Atij i them burrë, unë, apo jo, Tatjana?... Hë?...

— I martuar është? — u hodh e pyeti e shoqe e Stefanit dhe buzët e holla të gojës së saj të vogël iu shtrënguan si të mbërthyera.

— Është i ve! — u përgjigj nëna e brengosur.

— Prandaj ka aq guxim! — tha Tatjana me një zë të ulët e të thellë. — Një burri të martuar s'ja mban të sillet ashtu, ka frikë...

— Po ja, unë! — u hodh Petrua — i martuar jam, e megjithatë...

— Lerna, aman! — tha gruaja pa e shikuar në fytyrë e duke shtrembëruar buzët. — E ç'bën ti? Vetëm që flet shumë dhe, kohë më kohë, lexon ndonjë libër. Ç'dobi kanë njerëzia nga ato që pëshpëritni qosheve ti me Stefanin?

— Mos folë ashtu! — ja ktheu muzhiku si i fyer. — Mua këtu ma venë veshin shumë veta... Unë hedh farën e së vërtetës... Dale një çikë...

Stefani shikoi të shoqen pa folur dhe uli kokën.

— Përse martohen muzhikët? — pyeti befas Tatjana. — Thonë se u duhen krahë për të punuar... e përse të punojnë?

— Pse, pak punë ke ti këtu? — kundërshtoi Stefani me zë të mbytur.

— E ç'të mirë sheh nga kjo punë? Copëtoju së punuari që të rrosh me sot e me nesër dhe gjysmë i pangrënë. Bën fëmijë dhe s'ke kohë t'i shikosh... nga shkaku i punës që nuk të nginj as me bukë.

Ajo iu afrua nënës, ndenji pranë saj dhe foli, e bindur në ato që thosh, pa brengë e pa ankim në zërin e saj:

— Bëra dy fëmijë... Njeri m'u përvëlua nga ujët e samovarit... dy vjeç ishte... Tjetri më lindi i vdekur... e dështova, gjithë nga shkaku i punës, i punës së mallkuar!... Kujt t'i gëzohem unë?... Jo, muzhikët nuk duhet të martohen, se lidhen pas fëmijës dhe nuk janë për asgjë...

Po të ishin të lirë, do të mund të luftonin sheshit për të vërtetën, ja si ai që kishin kapur sot... A nuk them mirë, nënë? 170)

— Po! — tha Vllasova. — Ashtu është. Ndryshe nuk fitohet jeta.

— E keni burrin?

— Jo, më ka vdekur... Kam vetëm një djalë...

— Ku e ke? Bashkë rroni?

— Jo, se tani është në burg!

Duke thënë kështu, nëna ndjeu se, bashkë me trishtimin e zakonshëm që i zgjonin këto fjalë, zemra kësaj here iu mbush edhe me një gëzim krenar.

— Është e dyta herë që po e burgosin, gjithë për shkak se kuptoi të vërtetën e zotit dhe e përhapi pa e kursyer veten!... Është djalë i ri, i hijshëm, i mençur. Atij i vajti mendja që të nxirrte gazetë dhe Ribinin në këto punë ai e futi, megjithqë nga mosha Ribini është dy herë më i madh se im bir. Tani do ta nxjerrin në gjyq për ato që ka punuar dhe, si ta dënojnë... ai do të arratiset nga Siberia dhe prapë do t'i vihet punës...

Tek fliste, në zemrën e nënës rritej ndjenja e krenarisë që i jepte Pavlit fytyrën e një heroi. Ajo ndjente nevojën që të vinte diçka të ndritur e shpresëdhënëse përballë tmerit e dhembjes që i kishte lënë në shpirt ngjarja e asaj dite ku kish parë njeriun e tërbuar që kthehet në egërsirë dhe martirizon shokun e tij, pa pikë turpi dhe arësyeje... Vetvetiu nëna kujtonte gjithë ç'kish parë të pastër e të ndritur në jetën e saj dhe i mblidhte në një tufë zjarri që të verbonte me flakën e dlirtë e të shkëlqyer...

— Ka shumë njerëz si im bir dhe numuri i tyre sa vete po shtohet... Të gjithë sa janë do të luftojnë gjer në buzë të varrit për lirinë dhe të vërtetën...

Duke harruar që duhej të mos hapej krejt, po gjene pa përmendur emra, ajo filloi të rrëfente gjithë sa dinte mbi

---

170. Nëpërmjet Tatianës na është dhënë figura e shumëvuajtur e gruas fshatare, fatkeqësitë e saj dhe zgjimi i ndërgjegjes së saj. Më parë autori na tregoi nëpërmjet jetës së Nillovnës, fatin e rëndë të gruas së familjes punëtore. Me këtë autori do të na thotë se rruga e vetme e çlirimit të gruas është rruga e revolucionit, se dhe gratë duhet të zenë vendin e tyre në luftën çlirimtare.

punën që bëhej tinës për të çliruar popullin nga zgjedha e lakmisë. Në përshkrimin e atyre fytyrave aq të shtrenjta, nëna vinte tërë fuqinë e saj, tërë zjarrin e asaj dashurie të pakufishme që kish lindur aq vonë në zemrën e saj të rrahur nga valët e papritura të jetës.

— Kjo punë bëhet kudo, anembanë botës, në të gjitha qytetet... Fuqia e njerëzve të mirë që luftojnë për çlirimin e popullit s'ka masë as kufi, ajo shtohet dita-ditës dhe do të vejë duke u shtuar gjersa të dalim në dritë...

Zëri i saj rridhte lirisht sikur i buronte që nga zemra; ajo tani i gjente lehtë fjalët e duhura dhe i rradhiste si margaritarë të ndritshëm ngjyra-ngjyra në fillin e dëshirës së fortë që ndjente për të spastruar zemrën nga llumi dhe nga gjaku i asaj dite. Nëna vuri re se muzhikët ngelën si të ngrirë në pozat që kishin kur ajo filloi të flasë; ata e shikonin në fytyrë pa bërë asnjë lëvizje dhe i përpinin fjalët e saj si toka e tharë vesën e korrikut. Gruaja që rrinte pranë saj mezi merrte frymë nga mallëngjimi. Vemendja e plotë dhe serioze e dëgjonjësve ja forconte nënës besimin në ato që thosh e që premtonte.

— Të gjithë ata që vuajnë nga skamja e nga padrejtësia, që shtypen nga të fuqishmit e shërbëtorët e tyre, i tërë populli punëtor duhet të ngrihet më këmbë dhe t'u vejë pas atyre që kalben nëpër burgje dhe vdesin duke luftuar për të... Ata nuk lakmojnë gjë për vete, ata të tregojnë rrugën që shpie në një jetë të lumtur për të gjithë, ata ta thonë hapët se ajo rrugë është plot mundime dhe rreziqe, ata nuk duan të gabojnë njeri as ta bëjnë me vete, pa e dashur ai vetë... Po ditën që njeriu hyn në radhët e tyre, ditën që i sheh ata duke punuar, bindet menjëherë se ata kanë të drejtë, se rruga që ndjekin është e vetmja rrugë shpëtimi... se rrugë tjetër nuk mund të ketë!

Nëna ish e lumtur që po i plotësohej më në fund dëshira e saj e herëshme: ja, tani ajo vetë, me fjalët e saj, po u fliste njerëzve për të vërtetën!

— Populli mund t'u vejë pas pa frikë njerëzve të tillë. Ata nuk do të pajtohen me asnjë të keqe të jetës, nuk do të ndalen pa zhdukur nga bota gënjeshtrën dhe lakminë,

nuk do ta pushojnë luftën gjersa populli i tërë të mos jetë shkrirë në një shpirt të vetëm, të mos jetë bashkuar si një trup i vetëm dhe të mos thotë me një zë: „Unë jam zot, unë do ta rregulloj jetën, unë do të ve ligje që të jenë njësoj pë të gjithë!”[171])

E lodhur së foluri, nëna heshti. E qetësonte bindja se fjalët e saj nuk do të kalonin pa lënë gjurma... Muzhikët e vrenin duke pritur që të fliste edhe më. Petrua kish lidhur duart mbi kraharor me sy të rrudhur e plot vemendje; një buzëqeshje e dridhëshme vizatohej në fytyrën e tij me prekëza. Stefani kish vënë njerin bryl mbi tryezë, kish zgjatur qafën, i tëri sy e veshë. Një hije e lehtë që i kish rënë mbi fytyrë e tregonte më të pjekur. Tatjana kish vënë brylet mbi gjunjë dhe, ashtu e krrusur, po shikonte majën e këpucëve...

— Ja, kështu qenka puna! — pëshpëriti Petrua dhe ndenji mbi bankë duke tundur kokën.

Stefani drejtoi trupin me ngadalë, shikoi të shoqen dhe zgjati krahët sikur diç donte të pushtonte...

— Po t'i hyjë njeriu kësaj pune — tha Stefani i menduar — duhet ta kryejë me gjithë shpirt...

Petrua ndërhyri me drojtje:

— Po, dhe të mos shikojë prapa...

— Puna është filluar mirë... — vazhdoi Stefani.

— Në të gjitha anët! ... — shtoi përsëri Petrua.

## XVI.

Nëna ishte mbështetur pas murit, me kokën të anuar pakëz nga prapa dhe po dëgjonte vrejtjet e të dy muzhikëve. Tatjana u ngrit, shikoi rrotull dhe u ul përsëri. Sytë e saj të gjelbër patën një shkëlqim të ftohët kur u hodhi një vështrim të pakënaqur dhe përbuzës të dy muzhikëve që kish pranë.

---

171. Të ndiqet me vëmendje në faqet e mëposhtme të librit roli që do të lozin fjalët e nënës për sqarimin e fshatarëve, për rritjen e besimit në forcat e tyre, për të nxitur ata të organizohen e të bëjnë një luftë më të vendosur, të bie në sy ndryshimi i madh që ka pësuar nëna.

— Duket se keni hequr shumë të këqia! — tha ajo befas duke iu drejtuar nënës.

— Shumë kam hequr, vërtet! — u përgjigj Vllasova.

— Bukur flisni... fjalët tuaja të hyjnë mu në zemër... Them me vete: „Oh, sikur të mund t'i shihja dot, qoftë edhe një herë vetëm, ata njerëz, atë jetë aq të bukur"!... Jetë i thënçin kësaj jetës sonë, rrojmë mu si bagëtia!... Ja, unë kam mësuar pak, lexoj libra... mendohem shumë, herë-herë s'më ze gjumi natën... Po sa para bën? Të rrosh si kafshë, pa menduar, ç'e do jetën fare; të mendohesh: të ha brenga që s'vepron dot!...

Ajo fliste me zë të ulët e të ngrohtë, me një grimë ironie në vështrim e duke u ndalur pas çdo fraze, tamam sikur jepte. Muzhikët heshtnin. Era rrëshqiste mbi xhamet e dritareve, fërfëllonte në kashtën e çatisë, vërshëllente lehtë në grykën e oxhakut. Një qen angullinte. Pika shiu të rralla kërcisnin pas dritares. Flaka e llambës ngrihej përpjetë, tymoste, nxihej, errësohej, regëtinte një hop, pastaj ngjallej prapë dhe lëshonte një dritë të verdhë.

— Tani, që dëgjova fjalët tuaja, tani e di përse rrojnë njerëzit!... Po, çudi! Më vjen sikur këto i kam ditur që me kohë!... Megjithëqë të tilla fjalë s'i kam dëgjuar ndonjëherë dhe as që kam patur kurrë të tilla mendime!

— Të hamë darkë dhe të shuajmë llambën, Tatjana! — tha Stefani me një zë të ulët e të zymtë. — Mos vënë re bota se kemi patur dritë gjer natën vonë... Për ne s'ka rëndësi, po për mysafiren mund të mos jetë mirë...

Tatjana u ngrit e shkoi pranë sobës.

— Vërtet! — tha Petrua me buzë në gaz. — Tani duhet të kemi mendjen! Me të filluar të shpërndahet gazeta...

— S'e kam fjalën për veten time... — u hodh Stefani. — Edhe sikur të më kapin nuk është ndonjë dëm i madh...

Gruaja iu afrua tryezës dhe tha:

— Ngreu...

Ai u ngrit, u hoq mënjanë dhe, duke vështruar të shoqen që po rregullonte tryezën, foli me qesëndi: „Sa para bën jeta e muzhikut? As një dhjeç!"...

Nënës i erdhi keq për të. Tani i dukej si më i dashur. Tani që e kish zbrazur zemrën e ndjente veten si të larë nga njollat e gjakut të asaj dite, ish e kënaqur nga vetja e saj dhe të gjithëve u donte të mirën, të gjithë i shikonte me mirëdashje...

— Nuk është e drejtë ajo që thoni, miku im! — iu drejtua ajo Stefanit. — Nuk duhet ta çmoni veten ashtu si ju çmojnë ata që ju shohin nga jashtë dhe kanë nevojë vetëm për gjakun tuaj. Ju duhet ta çmoni veten nga brenda dhe të shihni se sa të vlefshëm jeni për miqtë, jo për armiqtë!

— E ku i kemi ne miqtë? — ja ktheu Stefani. — Mua s'm'i ka zënë syri gjëkundi!

— E ja ku ju them unë se populli nuk është pa miq!

— Mund të ketë, po jo këtu... kjo është e keqja! — tha Stefani i menduar.

— Mirë, bëni miq edhe këtu...

Stefani u mendua, pastaj tha me zë të ulët:

— Po, ashtu duhet bërë...

Në këtë mes Tatjana kishte shtruar sofrën dhe i ftoi:

— Urdhëroni e rrini!

Tek po hanin, Petrua, i çakërdisur nga fjalët e nënës, tha me nxitim:

— Dëgjoni, nënë, ju duhet të ikni së këtejmi që pa gdhirë!... Duhet të mos ju shohë asnjeri... Shkoni në stacionin e afërt dhe së andejmi merrni karron e postës...

— S'është nevoja! Po e shpie unë vetë! — u hodh Stefani.

— Nuk bën! Po ngjau gjësendi do të të pyesin: „Mos fjeti tek ti?" — „Po, tek unë fjeti." — „Pastaj, ku shkoi?" — „E shpura në stacionin e afërt." — „Ashtu, ti e paske shpënë, hë? Pa eja hyrë këtu!..." Dhe pa një pa dy, të pëlcasin brenda! Më kupton? E, ç'është nevoja të të burgosin kot? Çdo gjë në kohën e saj... ashtu është e udhës!... Kurse po të thuash: „Fjeti tek unë, pastaj zuri kalë me qira dhe iku", s'kanë se ç'të bëjnë... S'mund të të kërkojnë hesap ty për sa vinë e shkojnë këtu në fshat!

— Ku paske mësuar të kesh frikë ti, Petro? — pyeti Tatjana me qesëndi.

— Të gjitha duhet t'i dijë njeriu, moj motër! — ja priti Petrua, duke përpjekur pëllëmbën pas gjurit. — Duhet të dish kur të jesh trim e kur të jesh i matur. Mban mend se si sekretari i komunes i hoqi veshët Baganovit për shkak të gazetës? Tani Baganovi nuk ta ze më gazetën me dorë sikur me flori t'ja shtrosh. Ju, nënë besomëni se unë nuk tutem kur është çështja për ndonjë punë që lyp guxim, këtë e dinë të gjithë këtu... Librat dhe shpalljet t'i përhap unë, që s'ka ku të vejë më mirë... dhe sa të duash!... Vërtet, populli këtu ndër ne është i paditur e i frikshëm, po jeta e ka shtypur aq rëndë sa ai, do s'do, detyrohet të hapë sytë dhe të pyesë: Përse gjithë këto mjerime? Dhe libri i përgjigjet fare thjeshtë: „Ja se ç'ngjet. Hap sytë dhe kuptoje." Qëllon shpesh herë që i padituri kupton më tepër se i dituri, sidomos kur ky është i nginjur!... Unë kam bredhur nëpër të gjitha këto fshatra dhe kam parë shumë! Këtu mund të punojë njeriu, vetëm duhet të jetë i shkathët e dinak dhe të hapë sytë mirë që të mos bjerë në kllapë... Edhe zyrtarët tanë e kanë ndjerë se muzhiku është ftohur, nuk buzëqeshë më me ëmbëlsinë e mëparëshme dhe sikur mundohet të rrijë larg autoriteteve... Ka disa ditë erdhën në një fshat aty afër (Smoljakovo e thonë) të mbledhin taksat... Muzhikët menjëherë rrëmbyen nga një hu... Komiseri iu bërtet: „Ah, ju faqezes, kundër carit po ngrini krye?!" Një muzhiku, Spivakin e quajnë, s'iu durua: „Në dreq të vini me gjithë carin! E ç'më duhet ai car që më rrëmben këmishën e trupit!" Ja se ku ka arritur puna, nëno! E merrni me mend se Spivakinin e kapën dhe e rasën brenda. Po fjalët e tij mbetën ama, edhe çiliminjtë i kanë mësuar. Ato fjalë kumbojnë si kushtrim!

Megjithse ishin në sofër, ai nuk po hante fare, vazhdonte të fliste pa reshtur me nxitim e me zë të ulët; sytë e tij të zes e dhelparakë shkëlqenin plot gjallëri; ai derdhte pa kursim përpara nënës vrejtjet e tij të panumërta mbi jetën e fshatit, sikur të zbraste një qese me mangëre.

Stefani i tha nja dy herë:

— Ha, ore, ti mbete pa ngrënë...

Petrua merrte lugën në dorë, një copë bukë në tjetrën, po prapë s'i pushonte goja si ai zogu që ligjëron pa reshtur. Kur mbaruan darkën, ai u ngrit menjëherë dhe tha:

— Tani duhet të iki!

Iu afrua nënës, i zuri dorën dhe ja tundi:

— Lamtumirë, nëno! Mbase nuk do të shihemi kurrë më... Duhet t'ju them se të gjitha këto... njohja me ju dhe fjalët tuaja... më pëlqyen! Përveç gazetave ka gjë tjetër në valixhe? Një shall i leshtë? Bukuri... një shall i leshtë, mbaje mend, Stefan! Ta marrësh e t'ja sjellësh bashkë me valixhen... Shkojmë, Stefan!... Lamtumirë! Mbeçi me shëndet!...

Si dualën ata të dy, Tatjana përgatiti dyshekun për nënën: mori ca rroba që ishin mbi sobë dhe ca të tjera në musandër dhe i shtroi mbi nim.

— I shkathët ky Petrua! — tha nëna.

Tatjana e pa njëherë me bisht të syrit dhe u përgjigj:

— Është i lehtë... tingëllin gjithnjë si zile po nuk dëgjohet larg.

— Po burri juaj? — pyeti nëna.

— Nuk është i keq, jo... as pi, as grindet... Shkojmë mirë. Po nuk është i fortë nga karakteri.

Drejtoi trupin, u kthye nga nëna dhe e pyeti:

— Ç'duhet bërë tani? Duhet ngritur populli; pa dyshim! Këtë të gjithë e kanë kuptuar, të gjithë e mendojnë, po secili në veten e tij... kurse duhet bërtitur me zë të lartë... duhet të dalë një që të guxojë ta thotë haptazi.

Tatjana ndenji mbi nim dhe pyeti përsëri:

— Thatë se edhe zonjushet e pasura merren me këto punë, venë në mbledhjet e punëtorëve, u bëjnë mësime... dhe nuk u vjen ndot e nuk tremben?

Dhe si dëgjoi me vemendje përgjigjen e nënës, psherëtiti dhe tha duke ulur sytë:

— Një herë lexova në një libër këto fjalë. „Një jetë pa kuptim..." dhe i kuptova menjëherë! E di vetë se ç'domethënë jetë pa kuptim... Ja, ke plot mendime në kokë, po pa lidhje në mes tyre, vërtiten atje si dhëntë pa bari... bredhin e bredhin dhe s'ka kush t'i mbledhë... njeriu s'di

ç'të bëjë e nga ta zerë. Kësaj i them unë „jetë pa kuptim". Do të dëshiroja të ikja sa më larg prej një jete të tillë, të ikja larg pa shikuar prapa... Mjerë ai që kupton diçka dhe nuk mund të veprojë!...

Nëna e shikonte atë dhembje në shkëlqimin e syve të saj të gjelbër, në fytyrën e saj të tretur; ajo dhembje dridhej në zërin e saj. Deshi ta qetësonte, t'i jepte ngushëllim...

— Po ju vetë së paku e kuptoni se ç'duhet bërë...

Tatjana ja preu fjalën me të butë:

— Duhet edhe të dish si të punosh... Shtratin e keni gati... Po deshët mund të bini!

Dhe shkoi drejt sobës, hijerëndë e si e thithur në mendime... Nëna ra pa u xhveshur dhe lëshoi një rënkim të lehtë, i dhimbnin gjithë eshtrat që i ndjente si të dërmuara nga të lodhurit. Tatjana shoi llambën dhe kur mbetën në t'errët u dëgjua përsëri zëri i saj i ulët e i shtruar:

— Nuk faleni ju... A unë nuk besoj të ketë Zot... As mrekullira...

Nëna lëvizi e shqetësuar mbi nimin ku kish rënë. I dukej sikur nga dritarja po e vështronte errësira e thellë, në heshtjen e plotë dëgjoheshin shquar zhurmat më të lehta, një fërfëllim fletësh, një cicërrimë zoqsh të natës. Pëshpëriti me zë të trembur:

— Sa për Zotin nuk di ç'të them... po unë besoj në Jesu Krishtin, besoj në fjalët e tij: „Duaje të afërmin tënd si veten tënde..." Po, kësaj unë i besoj...

Tatjana s'bënte zë. Nëna mezi shquante figurën e saj të drejtë të mbështetur pas sobës. Ajo qëndronte e palëvizur. Vllasova mbylli sytë, e pikëlluar.

Befas një zë që të ngrinte gjakun kumboi me rënkim:

— Vdekjen e fëmijëve të mi s'mund t'i ua fal kurrë as Zotit, as njerëzve... Kurrë!

Nëna u ngrit shesh: e ndjeu si thikë në zemër dhembjen e pangushëlluar që shprehej në ato fjalë.

— E re jeni ju, do të bëni të tjerë... — i tha me zë të ëmbël.

Si heshti një hop, Tatjana u përgjigj:

— Jo! Doktori më tha se nuk do të bëj më fëmijë...

Një mi vrapoi nëpër truall. Një krismë e fortë e çau si vetëtima heshtjen e thellë të natës. Dhe përsëri u dëgjua qartë shiu i vjeshtës mbi kashtën e çatisë që dukej si përkëdhelja e një dore të lehtë e të drojtur. Pik... pik... pikonin strehët, sikur shënonin sekondat që iknin...

Tek po dremiste me kokën e rënduar, nëna dëgjoi hapa njeriu që po aviteshin. U çel dera me ngadalë dhe një zë i ndrydhur pëshpëriti:

— Tatjana... ke rënë?

— Jo.

— Po ajo, fle?

— Fle, më duket.

Llapsi një vetëtimë, u drodh një sekondë dhe u shkri në errësirën. Muzhiku iu afrua shtratit të nënës dhe ja ndreqi qyrkun që i kishte shkarë nga këmbët. Kjo përkujdesje e preku në zemër nënën, e cila mbylli sytë dhe bëri buzën më gaz. Stefani u xhvesh dhe ra në shtratin e tij. U bë qetësi.

Nëna rrinte duke mbajtur vesh dhe përpara syve i çfaqej në errësirë fytyra e gjakosur e Ribinit. U dëgjua një pëshpëritje që nga shtrati ku kishin rënë burrë e grua.

— E shikon çfarë njerëz merren me këto punë?... Njerëz të motshëm, që kanë punuar tërë jetën, që e kanë pirë kupën e helmit gjer në fund... Tani atyre u binte të hiqeshin mënjanë e të preheshin, se mjaft kanë punuar... mirëpo ata, ja ç'bëjnë... Dhe ti, i ri, i zgjuar... Ah, Stefan!... 172)

Zëri i trashë e i plotë i muzhikut u përgjigj:

— Duhet të mendohet mirë njeriu përpara se t'i hyjë një pune të tillë... prit njëherë...

— Sa herë ma ke thënë këtë...

Plakosi heshtja, pastaj kumboi përsëri zëri i Stefanit;

— Ja se si: më parë duhet folur me çdo muzhik veçanërisht. Me Aljosha Makovin, për shembëll, që është i mësuar, trim dhe i egërsuar me autoritetet... Me Shorinin...

---

172. Fshatari ndjen nevojën për t'u ndihmuar, për t'u sqaruar e udhëhequr nga klasa punëtore e partia e tij.

burrë i kupëtuar e me mend edhe ky... me Kuinzevin, njeri i ndershëm dhe trim... Hëpërhë, mjaft janë këta. Ja, me këta duhet filluar puna... Pastaj, si të formojmë një grup të vogël, shohim e bëjmë... Duhet ta pyesim se ku mund ta gjejmë këtë grua... pastaj duhen njohur së afërmi njerëzit për të cilët ajo na foli sonte... Po hidhem vetë gjer në qytet... do të marr sëpatën në krah e do të bëhem si druvar... ti u thuaj, doli një herë andej nga qyteti mos fitojë ndonjë para duke çarë dru... Duhet punuar me mend në kokë... Ka të drejtë ajo që thotë se njeriu duhet ta çmojë vetë veten e tij... Dhe kur i përvishesh një pune të tillë duhet ta çmosh veten shumë lart. Ja, si ai muzhiku i sotëm... S'donte t'ja dinte fare!... Jo përpara komiserit, po sikur edhe përpara Zotit të kishte dalë nuk do të hiqte dorë nga e tia... Qëndron i patundur, sikur është ngulur në tokë gjer në gjunjë!... Po Nikita, hë? I shkreti, u turpërua dhe nuk pranoi ta godiste për së dyti... Një mrekulli e vërtetë kjo!...

— E rrahin tjetrin mu përpara syve tuaj dhe ju rrini e bëni sehir me duar kryq!

— Moj, thuaj shyqyr që nuk na shtrënguan ta rrihnim vetë me duart tona!...

Ai foli gjatë, herë me një pëshpëritje të mbytur sa që nënës i shpëtonin fjalët që thoshte, herë me zë të lartë, sa që e shoqja i hiqte vrejtjen:

— Mos bërtit se do ta zgjosh!

Nëna ra në një gjumë të thellë, që e zuri menjëherë...

Tatjana e zgjoi posa qe gdhirë. Nga dritarja e kasolles hynte drita ngjyrë plumbi e një mëngjesi të vrejtur, dhe mbi fshatin e përgjumur përhapeshin valë-valë tingujt e kambanës së kishës.

— Ju kam bërë çaj të pini para se të niseni, se në karro do të jetë ftohët...

Gjithë duke ndrequr mjekrën, Stefani e pyeste nënën se qysh mund ta takonte në qytet. Vllasovës iu duk sikur fytyra e tij ishte tani më e këndëshme, më e kalitur se dje... Tek po pinin çaj, Stefani vrejti:

— Çudi se si ndodhën këto punë!

— Ç'punë? — pyeti Tatjana.

— Po ja, kjo njohje e papritur... Të duket si një çudi dhe prapë është shumë e thjeshtë!

— Në çështjen tonë të gjitha kështu ngjasin, të thjeshta e të çuditshme... — tha nëna e bindur dhe si e hutuar.

Ata të dy, burrë e grua, u ndanë me nënën pa thënë shumë fjalë, po duke çfaqur me një mijë përkujdesje të vogla dashurinë e sinqertë që ndjenin për të.

Rrugës, duke u kolovitur në karro, nëna thosh me vete se ai muzhiku kish për të punuar me marifet, pa buje dhe pa reshtur. Dhe pranë tij do të ndihej gjithmonë zëri i pakënaqur i së shoqes, do të flakërronte shkëlqimi i zhuritur i syve të gjelbër dhe në shpirtin e saj do të mos shuhoj gjersa të ishte gjallë dhembja e thellë, etja për hakmarrje si ndjenja e një ulkonje të egër, dhembja e nënës që ka humbur fëmijët e saj...

I kujtohej Ribini, fytyra e tij me gjak, ata sy të zjarrtë, ato fjalë tronditëse dhe përsëri i therri në zemër ngaqë e ndjente veten të pafuqishme kundër egërsirave. Dhe tërë rrugës pamja e xha Mihalit me këmishën të shqyer, duart të lidhura prapa shpinës, flokët të shpupurishur dhe fytyrën të ndriçuar nga besimi në misionin e tij, s'iu hoq nënës nga sytë... Ajo mendonte gjithashtu për fshatrat e panumurta, për njerëzit që prisnin fshehurazi ardhjen e së vërtetës dhe për mijra njerëz të tjerë që punojnë në heshtje tërë jetën e tyre pa pritur asgjë.

Jeta i dukej nënës si një fushë e papunuar që pret me padurim duart e ndershme dhe të lira që do ta lërojnë. „Mbillni tek unë — *thotë jeta — farën e së vërtetës dhe të* arësyes, dhe kam për t'jua shpërblyer me njëqind për një!"

Pastaj nëna sillte ndër mend suksesin e udhëtimit të saj dhe zemra i rrihte prej gëzimit; po i vinte turp nga vetja e saj që të mburrej, prandaj mundohej ta shtypte këtë ndjenjë.

## XVII.

Derën ja hapi Nikolla, me flokë të shpupurishur e me një libër në dorë.

— U kthyet? — thirri i gëzuar. — Sa shpejt?... Bukur ...Ejani!

Sytë e tij përpëliteshin të kënaqur prapa syzeve; i ndihu nënës të xhveshte palltoh dhe, duke e shikuar me një vështrim përkëdhelës, i tha:

— Mbrëmë natën erdhën e kontrolluan këtu. Nuk e kuptova përse. Pata frikë se mos kishit pësuar gjë... Për fat të mirë nuk më muarën me vete... Kurse po t'ju kishin zënë juve, sigurisht edhe mua nuk do të më linin të lirë...

Hynë në dhomën e bukës. Nikolla vazhdonte me gjallëri:

— Megjithatë, më pushuan nga puna... Po për këtë nuk më vjen keq... Zaten isha lodhur së numuruari bujqit që kanë mbetur pa kuaj... Kam të tjera punë më të nevojëshme.

Dhoma ishte bërë rrëmujë; do të thoshte se ndonjë vigan i xhindosur e kishte ngritur shtëpinë në duar dhe e kish tundur nga të gjitha anët sa ishin përmbysur të gjitha me këmbë përpjetë. Portretet ishin hedhur për tokë, letra e mureve grisur copë-copë, një drrasë e dyshemesë qe lojtur nga vendi, parvazi i dritares ishte shqyer, hiri i sobës qe derdhur mbi truall.

Mbi tryezë: samovari i shuar, enë të palara, një copë djathë në një letër, thërrime buke, libra dhe qymyr. Nëna shikoi Nikollën në sy dhe qeshi. Ai uli kryet dhe tha i turpëruar:

— Kam edhe unë pjesën time në këtë çrregullim... Po s'ka gjë, s'ka gjë, Nillovna, ata do të kthehen përsëri, prandaj është kot që ta vini në rregull... Eh, po ju si shkuat?

Kjo pyetje i ra nënës si një grusht në kraharor; fytyra e Ribinit iu çfaq përsëri përpara syve; e ndjeu veten si fajtore që nuk foli për të që sapo erdhi. Ndenji afër Nikollës dhe, duke u munduar të mbante veten, zuri t'ja tregonte fije e për pe të gjitha sa kishin ngjarë pa harruar asgjë.

— E arrestuan! . . .

Nikolla u drodh.

— Vërtet? Si ngjau?

Nëna e ndali me një gjest të dorës dhe vazhdoi tregimin sikur ish përpara drejtësisë dhe i ankohej për martirizimin e një njeriu. Nikolla, i zverdhur në fytyrë, ish mbështetur pas karriges dhe dëgjonte duke kafshuar buzën. Hoqi syzet, i lëshoi mbi tryezë dhe fshiu fytyrën sikur po hiqte një pezhishkë merimange. Tiparet iu holluan, mollëzat e faqeve iu bënë më të mprehta e më të këcyera, flegrat e hundës iu drodhën. Ish e para herë që Vlasova e vështronte në atë gjendje dhe i erdhi si frikë.

Kur mbaroi nëna së foluri, Nikolla u ngrit në heshtje, u vërtit nëpër dhomë me çape të mëdha, me duart në xhepet dhe tha duke shtrënguar dhëmbët:

— I fortë, ai burrë! M'i lumtë! I ka të rrallë shokët! Çfarë heroizëm! . . . Sa keq! Do të vuajë në burg: njerëz si ai nuk e kanë durimin që duhet atje . . .

U ndal përballë nënës dhe shtoi me një zë kumbonjës:

— Pa dyshim, gjithë ata komiserë e ata oficerë nuk janë veçse vegla të verbëra në duart e një maskarai të zgjuar që di t'i stërvisë e t'i urdhërojë ashtu si ja lypë interesi! Po nganjëherë duhen vrarë këto shtazë që kthehen në egërsira! Unë do ta kisha vrarë atë qen të tërbuar!

Për ta shtypur zemërimin që ja dridhte zërin, ai fuste sa më thellë grushtet në xhepe. Sytë e tij shkrepëtinin me vështrime të mprehta si tehu i thikës. Si heshti një çast, foli përsëri me një zë plot zemërim duke u vërtitur nëpër dhomë:

— Pa shikoni sa gjë e tmerrshme! Një grusht njerëzish të çmendur, për të mbrojtur pushtetin e tyre të urryer mbi popullin, shtypin, rrahin, mundojnë botën e tërë . . . Shtohet egërsimi, tortura bëhet ligji i jetës . . . mendoni pak! Disa qëllojnë pa pikën e mëshirës se janë të siguruar kundër çdo dënimi, ata kënaqen duke munduar njerëz që s'kanë si mbrohen, janë si skllevërit që tregohen sa më brutalë, sa më të poshtër, sa më egërsira që t'ua bëjnë qejfin zotërinjve të tyre. Ca të tjerë i ka helmuar etja për

shgjakësim; dhe ata që shëmben në dru, humbasin gjykimin dhe verbohen fare... Kështu e korruptojnë popullin, tërë popullin!...

Qëndroi dhe zuri kokën me të dy duart.

— Njeriu bëhet egërsirë pa dashur në këtë botë ku sundojnë egërsirat!

Po menjëherë e mblodhi veten. Sytë e tij muarën një pamje të rreptë; ai shikoi gati krejt i qetësuar fytyrën e nënës të mbytur në lot.

— Nuk duhet të humbasim kohë, Nillovna... Ku e keni valixhen?

— Në kuzinë! — u përgjigj nëna.

— Shtëpia është rrethuar nga spiunët, s'kemi si i nxjerrim gjithë ato gazeta pa rënë në sy... dhe nuk di ku t'i fsheh... besoj se sonte xhandarët do të vinë përsëri... nuk dua që t'ju arrestojnë... keq më vjen, po duhet t'i djegim që të gjitha...

— Çfarë? — pyeti nëna.

— Ato që janë brenda në valixhe.

Nëna e kuptoi se ku e kishte hallin dhe, sido që ish e brengosur, nuk mundi të ndalonte një ndjenjë krenarie që e bëri të buzëqeshte për suksesin që kish pasur.

— Valixha është fare bosh! — tha ajo dhe i tregoi se si kishin rrjedhur punët. Nikolla e dëgjoi së pari me shqetësim, pastaj me habi dhe më së fundi thirri i gëzuar:

— Kjo është një mrekulli! Ju keni një fat të çudishëm!

E humbi fare nga gëzimi dhe, duke i shtrënguar dorën nënës, vazhdoi:

— Ju më prekni me besimin që keni në njerëzit... keni një shpirt çuditërisht të thjeshtë e të bukur!... Ju dua më shumë nga ç'kam dashur nënën time...

Nëna e qafoi dhe, me lot lumturie në sy, mbështeti buzët në ballin e Nikollës.

— Mbase unë po flas budallallëqe... — tha Nikolla, i tronditur nga kjo ndjenjë e re që kishte lindur në zemrën e tij.

Duke parë se si u çel prej gëzimit, nëna ndiqte me kureshtje çdo lëvizje të tij dhe mundohej të kuptonte nga i vinte tërë ajo gjallëri.

— Përgjithësisht punët venë për mrekulli! — thoshte Nikolla duke fërkuar duart dhe qeshte tërë gaz. — Gjithë këto ditë kam shkuar një jetë shumë të bukur... Kam qenë gjithmonë në mes të punëtorëve, u kam bërë mësime, kam folur me ata, i kam vrejtur me kujdes... Dhe zemra m'u mbush me përshtypje çuditërisht të pastra e jetëdhënëse. Sa njerëz të mirë që janë, Nillovna! Tamam si ditët e majit! Flas për punëtorët e rinj... Ata janë aq të fortë nga trupi dhe aq të ndieshëm nga shpirti, kanë një etje aq të madhe për të kuptuar çdo gjë, sa, kur i sheh, njeriu bindet që Rusia do të jetë demokracia më e shkëlqyer në botë!

Ngriti dorën sikur betohej për ato që thoshte, heshti një hop, pastaj foli përsëri:

— Ju e dini që isha nëpunës në një administratë... më ishin thartuar trutë e isha ndryshkur në mes të shkresave e të shifrave... Mjafton një vit jete të atillë që ta shkatërrojë njerinë... Unë jam mësuar të rroj midis punëtorëve dhe, kur largohem prej tyre, nuk e ndjej veten mirë... Jeta e zyrës mua më lodh, se duhet të rri gjithmonë i ngrehur, me gatishmëri, të kem mendjen për çdo lëvizje që bëj... Kurse tani do të rroj përsëri i lirë, do të punoj midis popullit. Do të jem atje ku burojnë mendimet e reja, atje ku vepron energjia e freskët dhe krijuese, më kupton?... Ajo jetë e bukur të bën të ri, të ringjall, të pasuron dhe të jep fuqi të luftosh e të mos dëshpërohesh kurrë! 173)

Qeshi me gjith shpirt si fëmijë dhe entuziazmi i tij i hyri në zemër edhe nënës.

— Pastaj edhe ju Nillovna jini aqë zemërbardhë! — vazhdoi Nikolla. — Sa bukur i përshkruani njerëzit!... sa mirë i shihni!

---

173. Për Nikollën, si revolucionar, jeta midis punëtorëve është e gëzuar, afrimi me ta e gjallëron, i jep energji, e nxit për punë. Ai shikon se këta punëtorë janë forca e ardhëshme që do ta transformojë shoqërinë, ai shikon në ta bukurinë fizike e morale.

Ndenji afër nënës dhe, duke e shikuar në fytyrë me sytë e tij që vetëtinin prej haresë, dëgjoi me vemendje të madhe fundin e tregimit të saj të thjeshtë, të rrjedhshëm e plot kuptim.

— Çudi, sa fat keni pasur! — thirri Nikolla. — Mund t'ju kishin arrestuar fare lehtë, kurse ndodhi gjëja më e papritur... Duket se edhe muzhiku ka filluar të lëvizë... dhe kjo do të ngjiste medoemos. Atë gruan... më duket sikur e kam përpara syve!... E ndjej shpirtin e saj plot duf e zemërim. Mirë thoni ju: asaj s'ka për t'iu shuar kurrë dhembja!... Ne duhet të përgatisim njerëz të veçantë për fshatin... Njerëz, njerëz duhen kudo! Jeta lyp mijëra krahë...

— Sikur të lirohej Pavli... me gjithë Andrenë! — tha nëna me zë të ulët.

Nikolla e shikoi një herë dhe uli kryet.

— E dini, Nillovna, nuk do t'ju vijë mirë që po jua them, po unë e njoh mirë Pavlin, dhe, t'ju them të vërtetën, jam i bindur që ai nuk do të pranojë të ikë nga burgu. Ai do që të dalë në gjyq, i duhet një rast ku të çfaqet në tërë fuqinë e tij, prandaj nuk do ta humbasë rastin që i jep gjyqi... Dhe, sa për mua, mirë do të bëjë!... Ai do të arratiset nga vendi i internimit në Siberi.

Nëna psherëtiti e tha:

— Ashtu qoftë!... Ai e di më mirë nga unë se si duhet të bëjë...

— Hëm! — ja bëri Nikolla pas një copë here. — Sikur ai muzhiku juaj të vinte sa më parë!... Dhe ja pse: për Ribinin duhet shkruar diçka që të shpërndahet nëpër fshatrat... atij s'i bën ndonjë dëm sapo që vepron aq hapët, kurse çështjes do t'i shërbente shumë... Unë po e shkruaj sot, Ljudmilla e radhit shpejt e shpejt... Po qysh do t'i dërgojmë gjer atje?

— I shpie unë...

— Jo, ju falem nderit! — ja priti Nikolla. — Si thoni, a nuk mund ta kryente Vesovshçikovi këtë punë?

— Të flas një herë me të?

— Po, provojeni... dhe mësojeni si të veprojë!

— Po unë ç'do të bëj?

— Mos u shqetësoni për atë!

Nikolla zuri të shkruante. Duke pastruar tryezën, nëna vinte re si i dridhej dora atij dhe shkronjat i delnin të shtrembëra. Herë-herë i shkonte një e ngjethur në qafë, atëherë Nikolla ngrinte kokën dhe mbyllte sytë. Vlasova trondítej kur e shihte ashtu.

— Ja, mbarova! — tha Nikolla duke u ngritur. — Fshiheni këtë letër në trup... Veç, dijeni, se po erdhën xhandarët, do t'ju kontrollojnë edhe në trup...

— Në dreq të venë! — u përgjigj nëna.

Atë mbrëmje erdhi doktori, Ivan Danilloviçi.

— Përse vallë janë trondítur kaq shumë autoritetet? — pyeti duke u sjellë nëpër dhomë. — Kanë bastisur në shtatë shtëpi duke gdhirë sot... Po i sëmuri ku është?

— Ai iku që dje! — u përgjegj Nikolla. — Është e shtunë sot, ditë mësimi, ai nuk mund të rrinte pa shkuar, më kupton?[174]

— Është marrëzi të dëgjosh mësim me kokën të çarë...

— U mundova t'ja mbushja mendjen po më kot...

— Donte të lëvdohej para shokëve — tha nëna — t'u tregonte se si e derdhi gjakun për hir të çështjes...

Doktori i hodhi nënës një vështrim të rreptë dhe tha duke shtërnguar dhëmbët:

— Oh, sa të ashpër qenkeni!

— E, Ivan, tani s'ke ndonjë punë këtu, ikë, pra, se ne po presim vizita! Nillovna, jepini letrën...

— Prapë letër?

— Na, merre dhe shpjere në shtypshkronjë!

— Mirë, po e shpie. Tjetër porosi nuk ke?

— Kaq sa për sot. Te dera ke një spiun...

— E pashë.. Edhe tek unë është një. Mirupafshim, pra! Lamtumirë, grua zemërgure! Po a e dini që, fundi i fundit, përleshja në varrezat qe një punë e mirë? Tërë qyteti atë ka në gojë; kjo i shtyn njerëzit të mendohen...

---

174 Është fjala për mësimet që zhvillohen në rrethet punëtore për të studiuar teorinë e komunizmit shkencor.

Artikulli yt ishte shkruar bukur dhe arriti tamam në kohë... Unë e kam thënë gjithmonë se një përleshje e mirë vlen më tepër nga një pajtim i keq.

— Mirë, shko tani! ...

— Nuk më dukesh shumë i sjellshëm! Më jepni dorën, Nillovna! Ai djali s'ka bërë mirë që ka dalë pa u shëruar... E di se ku banon?

Nikolla i dha adresën.

— Nesër po i vete në shtëpi. Xhevahir djalë, apo jo?

— Po... xhevahir!

— Duhet ta kemi kujdes, është djalë me mend! — tha doktori duke dalë. — Ja, nga djem të tillë do të formohet inteligjencia e vërtetë proletare që do të na zerë vendin neve kur të ikim në atë botë ku, pa fjalë, nuk do të ketë ndryshime klasash...

— Shumë llafazan je bërë, Ivan...

— Jam në qejf sot, prandaj... Ja, ika... Domethënë, ke ndër mend të vizitosh burgun? Të uroj që të prehesh mirë atje.

— Të falemnderit, po s'jam i lodhur unë.

Nëna i dëgjonte dhe i vinte mirë që shqetësoheshin për të plagosurin.

Si e përcollën doktorin, nëna me Nikollën ndenjën të pinin çaj dhe kuvenduan duke pritur vizitorët e natës. Nikolla foli për shokët e tij që ishin syrgjyn dhe për ata që ishin arratisur s'andejmi dhe rronin tani me një emër tjetër. Muret e xhveshur të dhomës kthenin oshtëtimën e zërit të tij të shuturar, sikur nuk u zinin besë tregimeve mbi jetën e atyre heronjve të panjohur që ja kishin kushtuar jetën pa kurfarë interesi veprës madhështore të përtërimit të botës. Një hije e ngrohtë si një përkëdhelje pushtonte nënën dhe ja mbushte zemrën me dashuri për ata të panjohur të mëdhenj, të cilët bashkoheshin e shkriheshin në fantazinë e saj në një kollos të vetëm, të pajisur me një fuqi burrërore të pashteruar. Ky vigan shkonte përpara, ngadalë, po i palodhur, duke shqitur mykun shekullor të gënjeshtrës dhe zbulonte në sytë e habitur të njerëzve të vërtetën e thjeshtë e të qartë të jetës. Kjo

e vërtetë u premton të gjithëve se do t'i çlirojë prej lakmisë, urrejtjes dhe gënjeshtrës, këtyre tri kuçedrave që kanë kapërthyer dhe tmeruar botën mbarë... Ky vegim i tanishëm i kujtonte atë kohë kur gjunjëzohej para konizmës dhe falej e përhironte Zotin për ndonjë ditë që kish kaluar pa brengë e më lehtë se të tjerat. Tani nëna i kishte harruar ato ditë, e kish harruar të kaluarën e saj dhe ajo ndjenjë gëzimi që kish pasur atëhere, qe bërë më e ndritëshme tani, ish futur më thellë në shpirtin e saj dhe e ngrohte me një flakë më të shkëlqyer.

— Xhandarët s'po na vinë! — tha Nikolla duke ndruar fjalën.

Nëna e shikoi dhe tha e mërzitur që iu këput filli i mendimeve të hareshme:

— Eh, në djall të venë!

— Ashtu them dhe unë!... po ju duhet të bini, Nilovna. Kush e di sa e lodhur do të jeni... Besa, paskeni qenë shumë e fortë! Gjithë këto andralla, gjithë këto shqetësime... dhe ju s'doni t'ja dini! Vetëm flokët ju janë zbardhur shpejt... Bini, bini e çlodhuni!...

## XVIII.

Nënën e zuri gjumi menjëherë. Në mëngjes u zgjua nga ca të trokitura me fort te dera e kuzinës. Akoma s'ishte gdhirë dhe në gjysmë-errësirën e agimit ato trokitje me tërsëllim të ngrinin gjakun. Nëna u vesh me të shpejtë, vrapoi në kuzinë dhe pyeti pa çelur derën:

— Kush është?

— Unë! — u përgjigj një zë i panjohur.

— Kush je ti?

— Hapeni! — tha një zë i ulët sikur lutej.

Nëna hapi derën. Hyri Ignati dhe bërtiti i gëzuar:

— Sa mirë ja paskam qëlluar! Gjene s'u gabova!

Ish mbytur në baltë gjer në brez, fytyra i qe zverdhur, sytë i kishin një vijë të murme dhe flokët e dredhur i dilnin tufa-tufa nënë kasqetën.

— Lere se ç'na gjeti ne! — pëshpëriti si mbylli derën.

— E di.

Ai u çudit, përpëliti sytë dhe pyeti:

— Qysh? Nga e dini?

Nëna ja tregoi duke i rënë shkurt.

— Po dy shokët e tjerë, i arrestuan dhe ata?

— Jo, ata nuk u ndodhën aty. Kishin shkuar në zyrën e rekrutimit. Arrestuan pesë gjithsej, bashkë me xha Mihalin....

Mori frymë duke shkrofëtitur dhe tha buzagaz:

— Dhe unë mbeta i lirë... Ata më kërkojnë, sigurisht. Le të kërkojnë! Atje unë s'kthehem më... me asnjë mënyrë! Kanë mbetur shtatë djem edhe një vajzë, të cilëve mund t'u besohet.

— Po ti si shpëtove? — pyeti nëna.

— Unë? — jaktheu Ignati duke ndenjur mbi një fron dhe sytë e tij vështronin rreth e rrotull. — Xhandarët erdhën natën, drejt e në fabrikë... një minutë më parë erdhi me vrap rojtari i pyllit, i ra xhamit dhe tha: „Kini mendjen djema, se po ju vinë!"

Qeshi pa zë, fshiu fytyrën me çipin e kaftanit dhe vazhdoi:

— Po xha Mihali s'e humbet toruan kollaj, siç e provoi! ... „Ti, Ignat, shko shpejt në qytet — më thotë. — Tek ajo gruaja e shkuar që ish këtu, e mban mend?" Shkruan një pusulle, ma jep e, duke më shtyrë nga pas, më porosit: „Na, ikë shpejt. Udhën e mbarë!" Dola si veriu dhe shkova e u fsheva prapa shkurreve... Kur dëgjova se po hynin... dukej se ishin shumë, djajtë... e kishin rrethuar fabrikën nga çdo anë... Unë nuk dukesha nga shkurret, më kaluan pranë dhe nuk më diktuan. U ngrita dhe... një t'ua mbathur këmbëve! Kam ecur dy net e një ditë pa qëndruar fare.

Dukej se ishte i kënaqur nga vetja e tij; sytë gështenjë i qeshnin plot dritë; buzët e trasha i dridheshin.

— Tani po të ziej çaj! — tha nëna duke marrë samovarin. — lahu pak... të lehtësohesh...

— Dale t'ju jap pusullën një herë...

Ngriti këmbën me zor, e mbështeti mbi fron duke shtrembëruar fytyrën nga dhëmbja dhe filloi të çpaloste dollakun.

Nikolla u duk te praku i derës.

— Mirëmëngjes, shok! — tha duke e përshëndetur miqësisht. — Prisni t'ju ndih dhe unë!

Ndenji më gjunjë dhe filloi t'ja çpaloste dollakun e lagur e tërë baltë.

— Duhet t'ja fërkojmë këmbët me alkool, se i bën mirë! — tha nëna.

— Mirë thoni! — ja ktheu Nikolla.

*Ignati shkrofëtiti i turpëruar.*

Më në fund Nikolla e gjeti pusullën, e shtroi me gishtërinj kartën e zhubravitur dhe, si i hodhi një sy, ja zgjati nënës.

— Eshtë për ju...

— Këndojeni!

Nikolla e afroi letrën e kuspullosur pranë syve dhe lexoi me zë të lartë:

„Mos na harro, nënë; i thuaj zonjës së gjatë të na kujtojë, të shkruajë akoma më shumë për punët tona, të lutem. Lamtumirë. Ribin".

— Sa njeri i mirë! — tha nëna e brengosur. — Edhe në çastin kur do ta kapnin për fyti, ai mendonte për të tjerët.

Nikolla lëshoi me ngadalë krahun që mbante pusullën dhe tha:

— I lumtë!

Ignati i shikonte duke lëvizur gishtrinjtë e këmbës së zbathur dhe të palarë; nëna me sy të përlotur, duke mbajtur një legen me ujë në dorë, u ul afër tij dhe u mat t'i merrte këmbën: Ignati e hoqi menjëherë dhe thirri i trembur:

— Ç'doni të bëni?

— Ti afroje këmbën dhe mos folë...

— Unë po ju bije alkoolin. — tha Nikolla.

Ignati fshihte këmbën thellë nënë fron duke murmuritur:

— Jo, jo, jo, është e pamundur... nuk bën!

Pa ja zgjatur, nëna filloi të zgjidhte dollakun e këmbës tjetër. Fytyra rrumbullake e Ignatit u zgjat nga habia. Nëna nisi t'i lante këmbët.

— E di? — tha nëna me zë të drithtur. — Xha Mihalin e rrahën...

— Vërtet? — pyeti Ignati i trembur.

— Po. E sollën lidhur në Nikolskoe dhe atje komiseri e goditi në fytyrë, e shtriu përdhe e iu fut me shqelma... sa e mbyti në gjak!...

— E bëjnë, s'e kanë për gjë, ata! — tha Ignati duke mbledhur vetullat dhe i shkuan të ngjethura në trup. — Për të tilla punë janë të zotët ata!... Unë iu ruhem si djallit vetë!... Po muzhikët? Mos e qëlluan edhe ata?

— Njeri e goditi... me urdhërin e komiserit. Po shumica mirë u suallën, bile deshën të ndërhynin: s'është e drejtë — thanë — të rrihet njeriu kështu...

— Po... muzhikët filluan të kuptojnë...

— Ka muzhikë me mend edhe atje në atë fshat...

— E ku nuk ka? Ka kudo! Vetëm është zor që t'i gjesh!

Nikolla pruri shishen me alkool, hodhi qymyr në samovar dhe doli. Ignati plot kureshtë pyeti nënën me zë të ulët:

— Zotnia?

— Në këtë punë s'ka zotërinj, të gjithë janë shokë...

— Çudi! — tha Ignati i hutuar dhe me një buzëqeshje mosbesimi.

— Pse çuditesh?

— Po ja, në njërën anë të thyejnë hundët, në tjetrën të lajnë këmbët, si të mos çuditem?... Po një mes nuk ka?

U çel dera e dhomës, te praku u duk Nikolla, i cili tha:

— Në mes qëndrojnë njerëzit që u lëpijnë duart atyre që mbajnë kamzhikun dhe u pinë gjakun atyre që rrihen... Ja, ky është mesi!

Ignati e shikoi me respekt dhe tha pas një çikë:

— Tamam... ashtu është!...

U ngrit, shkeli mbi njërën këmbë, pastaj mbi tjetrën dhe qeshi i kënaqur:

— U bënë si të reja! Ju falemnderit, oh, ju falemnderit shumë!

Shkuan që të tre në dhomën e bukës dhe ndenjën të hanin mëngjes. Ignati tregonte me mburrje:

— Unë i shpërndaja gazetat! Jam i fortë nga këmbët!

— Ka shumë njerëz që i lexojnë? — pyeti Nikolla.

— Që të gjithë ata që dinë... Bile edhe disa të pasur... Natyrisht ata nuk i marrin nga ne... Sikur ta dinin, na kallzonin menjëherë!... E kuptojnë që ato shkrime janë lak në fyt për ata...

— Pse? — e pyeti Nikolla duke e vështruar.

— Si pse? — u çudit Ignati. — Tërë kjo shamatë a nuk po bëhet për punën e tokës? Dhe muzhikët, kur t'iu vijë puna në dorë, a do të lenë pasanikë që të zotërojnë goxha fusha si tani?...[175])

Ignati e ndjente veten edhe pak të fyer nga pyetja e Nikollës, të cilin e shikonte si shtrembër. Nikolla heshte duke buzëqeshur.

— Po ti mos u zemëro! — iu drejtua nëna Ignatit si me ironi.

Nikolla foli, i hutuar:

— Si do të bëjmë që ta dërgojmë sa më shpejt në fshat fletën e shtypur që flet për arrestimin e Ribinit?

Ignati vuri veshin, i interesuar.

— Sot do të merrem me atë punë! — tha nëna.

— Gati është fleta e shtypur? — pyeti Ignati.

— Po!

— M'i jepni t'i shpie unë! — u hodh Ignati duke fërkuar duart; sytë i shkëndritnin prej gëzimit. — M'i jepni shpejt, pa e di unë se ku t'i shpie dhe si t'i shpërndaj!

---

175. Problemi i parë që duhet të zgjidhte në Rusi revolucioni për fshatarësinë, qe çështja e tokës, zhdukja e feudalizmit. Por pas kësaj vinin detyra të tjera të mëdha. Ignati s'është i qartë, ai pandeh se gjithçka bëhet për çështjen e tokës. Zhdukja e feudalizmit ka qenë detyra e revolucionit borgjez, por në Rusi këtë detyrë duhet ta kryente revolucioni i udhëhequr nga proletariati; reforma agrare së bashku me disa detyra të tjera përbënin programin minimal të Partisë së Leninit, programi maksimal parashikonte ndrtimin e shoqërisë pa klasa, komunizmin.

Nëna qeshi pa e shikuar dhe i tha:

— Ti je i lodhur; pastaj, ti the dhe vetë që ke frikë...

Ignati u mbllaçit, shkoi pëllëmbën mbi flokët e dredhur sikur desh t'i shtronte dhe tha me një ton të qetë e serioz:

— Frika frikë, po dhe puna duhet bërë! Përse talleni me mua? Fjalë është kjo?...

— Ah, ti vogëlushi im! — bërtiti nëna pa dashur, e rrëmbyer nga një ndjenjë gëzimi e dhemshurie për Ignatin.

Ky mbeti si i fyer:

— Ja, tani më bëri fare çilimi!

U hodh e foli Nikolla që po e vështronte djaloshin me ëmbëlsi:

— Ju nuk do të shkoni atje...

— Po ç'do të bëj unë? Me se do të merrem? — pyeti Ignati i shqetësuar.

— Do të shkojë një tjetër në vend tuaj dhe ju do t'i spiegoni si e qysh të veprojë!... Ashtu?

— Mirë! — u përgjigj Ignati si me pahir.

— Kurse juve do t'ju pajisim me dokumenta dhe do t'ju vemë rojtar pyjesh...

— Po kur të vinë muzhikët e të presin dru pa lejë, si të sillem unë? T'i lidh? Jo, kjo punë nuk është për mua...

Nëna qeshi; edhe Nikolla. Ignatit s'i erdhi mirë, e humbi e s'dinte ç'të bënte.

— Mos kini keq! — i dha zemër Nikolla. — S'ka për t'ju ndodhur kurrë një gjë e tillë... Besomëni mua!

— Ahere, ndryshon puna! — tha Ignati. (U qetësua dhe i buzëqeshi Nikollës me besim e gjithë gaz). — E mira ish të më vinin në fabrikë... atje, thonë, ka djem të shkathët...

Kur e shikoje, të vinte sikur në kraharorin e tij të gjerë digjej një zjarr që herë merrte flakë në sytë e tij që shkëndritnin, herë shuhej, i mbuluar nga tymi i dyshimit e i pasigurisë.

Nëna u ngrit, u afrua në dritare dhe tha e menduar:

— Ah, jetë e çuditëshme!... Këtu qesh njeriu, aty qan kush e di sa herë brenda ditës... Po, prapë, e bukur është! ...Mbarove, Ignat? Shko e bjerë!

— Po mua nuk më flihet!...

— Shko, shko bjerë se je i kapitur!

Paskeni rregulla të forta këtu! Mirë, po shkoj!... Ju falemnderit për çajin, për sheqerin... për fjalën e mirë...

Ra në shtratin e nënës dhe, duke kruar kokën, murmuriste nëpër dhëmbë:

— Tani këtu çdo gjë do të kundërmojë erë katran!... Kot po më përkëdhelni!... Unë s'kam gjumë... Po sa bukur foli për punën e atyre që qëndrojnë në mez!... Dreq!...

Pas një çikë fjeti me gojën hapur e duke gërhitur.

## XIX.

Në mbrëmje vonë Ignati kishte ndenjur përballë Vesovshçikovit në një dhomë përdhese dhe po i thoshte me zë të ulët e me fytyrë të vrejtur:

— Katër herë në dritaren e mezit...

— Katër? — përsëriti Nikolla tërë sy e veshë.

— Në fillim tri herë, ja kështu... — tha Ignati, dhe trokiti tri herë mbi tryezë me gishtin të mbledhur. — Pastaj ndalesh pakë dhe i bie për të katërtën herë.

— E kuptova.

— Derën do t'jua çelë një muzhik flokëkuq, i cili do t'ju pyesë: „Për maminë?" Ju do t'i përgjigjeni: „Po!... Vij nga ana e fabrikantit!" Kaq! Ai do ta kuptojë përse keni shkuar.

Që të dy të mëdhenj e të shëndoshë, kishin ndenjur kokë më kokë dhe bisedonin me zë të ndrydhur; nëna qendronte më këmbë afër tyre me duart kryq dhe i vrente pa thënë gjë. I vinte për të qeshur kur dëgjonte gjithë ato shenja të fshehta e ato pyetje e përgjegje të ujdisura dhe thosh me vete: „Janë çiliminj akoma!"

Një llambë e ndezur, varur në mur, ndriçonte pikturat e prera nga gazetat dhe njollat e lagështirës faqes së

murit; mbi truall ishin hedhur kova të shtrembëruara dhe copa llamarine; nga dritarja shihej një yll i ndritshëm në qiellin e errët. Një erë e rëndë ndryshku, bojrash me vaj dhe myku mbushte dhomën.

Ignati kish veshur një pallto të trashë me push; dukej se i pëlqente shumë sepse kohë pas kohe ai shtrembëronte qafën që ta shikonte si i rrinte dhe shpluhuronte mëngët me kujdes të madh. Nëna e vinte re dhe thosh me vete: „Çiliminj, çiliminjtë e mi të dashur!"

— Kështu pra! — tha Ignati duke u ngritur. — Mos harro: së pari te Muratovi, do të kërkosh gjyshin...

— E mora vesh. — ja preu Vesovshçikovi.

Po duket se Ignati nuk ishte bindur edhe, prandaj ja përsëriti dhe një herë mënyrën se si duhej të vepronte; pastaj i zgjati dorën dhe tha:

— Tani, u kuptuam! Udhembarë, shok! U bëni të fala atyre atje! U thoni se jam gjallë e shëndoshë! Janë njerëz të mirë, do t'i shihni...

Shikoi një herë veten i kënaqur dhe i tha nënës:

— Të shkoj unë?

— E gjen dot rrugën vetëm?

— Po si! Lamtumirë, shokë!

Dhe doli me supet të ngritura, kraharorin të fryrë, kapelën e re mënjanë dhe duart në xhepet. Në ballin dhe në tëmthat e tij i tundeshin cullufe flokësh të verdhë e të dredhur.

— Ja dhe unë u bëra me punë! — tha Vesovshçikovi, duke iu afruar nënës. — Kisha filluar të mërzitem... ika nga burgu dhe nuk dija ç'të bëja... vetëm fshehu andej, këtej... Së paku në burg mësoja... Pavli na e mbushte kokën me mendime të bukura!... Po, pa më thuaj, Nillovna, ç'u vendos për punën e ikjes?... S'i thua, do ta organizojmë?

— Nuk e di! — tha me pahir nëna duke psherëtitur.

Nikolla i vuri mbi sup dorën e tij të rëndë, afroi kokën pranë fytyrës së saj dhe tha:

— Ti thuaju atyre që e kanë punën në dorë (se ty të shkon fjala) që s'ka gjë më e lehtë! Ti gjykoje vetë: ja

këtu është muri i burgut dhe këtu feneri. Përkundrejt, një shesh i zbrazët, më të mëngjër varrezat, më të djathtë rruga, qyteti. Një burrë vjen ditën të pastrojë fenerin, hypur mbi një shkallë që e mbështet pas murit të burgut. Së andejmi mund të lëshojë në anën e brendëshme një shkallë prej litari duke e mbërthyer pas majës së murit. Me kaq rruga është gati. Ata që brenda do ta dinë se kur do të jetë shkalla në vend dhe do të shtyjnë të dënuarit ordinerë të bëjnë zhurmë. Në rrëmujë e sipër kush është për të arratisur hypën me vrap majë murit dhe hop! lëshohet matanë. Me të zbritur, merr si pa të keq rrugën e qytetit dhe askujt s'i shkon mendja ta kërkojë nga kjo anë.

Ai bënte me kokë e me duar që t'i spiegonte nënës planin e tij, që i dukej fare i lehtë, i qartë dhe prej ustai. Nëna habitej duke parë gjithë atë gjallëri e gjithë ato lëvizje në atë fytyrë vrarëlie që e kish njohur dikur si të rëndë e të vrazhët. Edhe sytë e Nikollës që shikonin dikur me inat e mosbesim kishin tani një pamje dhe një shprehje krejt tjetër. Qenë si më të çelur, më të mëdhenj dhe nxirrnin një dritë të butë dhe të qetë. Fjalët e tij, të theksuara edhe më fort nga kjo shprehje e fytyrës e bindnin dhe e turbullonin nënën...

— Mos harro, pastaj, se kjo punë do të bëhet ditën... Po, po, ditën! Kujt i shkon mendja se një i burgosur mund të guxojë të arratiset në mes të ditës?... Në sytë e të gjithëve?

— Po sikur t'i vrasin? — foli nëna e drithtëruar.

— Kush do t'i vrasë? Ushtarë s'ka, gardianët i përdorin revolet për të mbërthyer gozhdë...

— Si shumë të lehtë e tregon punën ti...

— Dhe do të shikosh se ashtu është me të vërtetë!... Thuaju, pra, thuaju! Unë i kam të gjitha gati: edhe shkallën prej litari, edhe hallkat për ta varur... fola me të zotin e shtëpisë... ai pranon të bëhet si kujdestar i fenerëve...

Prapa derës dikush ecte e kollitej, dëgjohej një tringëllimë hekurishtesh.

— Ja i zoti i shtëpisë! — tha Nikolla.

Nga dera e çelur për gjysmë u duk një pjesë e një vaske banje prej cingoje dhe një zë i ngjirur u grind që prapa:

— Hyrë, dreq!

Pastaj u duk një kokë rrumbullake me flokë të thinjur dhe pa kasqetë, një fytyrë me mustaqe, me sy të këcyer ku pasqyrohej një shpirt i butë dhe i padjallëzuar.

Nikolla kapi banjën dhe i ndihmoi ta fuste brenda; ai që hyri, një burrë i krrusur me faqe të rruara, pështyu në tokë dhe i përshëndeti me zë të ngjirur:

— Mirëmbrëma!

— Ja, pyete! — i tha Nikolla nënës.

— Mua të më pyesë? Përse?

— Për punën e ikjes nga burgu...

— Hë! — ja bëri plaku duke fshirë mustaqet me gishtërinjtë e nxirë.

— Mbushja mendjen, Jakov Vasiljeviç, se kjo nuk beson që është punë fare e lehtë.

— Hë... nuk beson? Kur s'beson domethënë se nuk do. Kurse ne të dy duam që të bëhet ashtu prandaj edhe besojmë se është e lehtë për t'u bërë! — tha shtruar i zoti i shtëpisë dhe, i thyer në mes, filloi të kollitej me një zë të ngjirur. Qëndroi një copë herë në mes të dhomës duke gulçuar e duke fërkuar kraharorin me një dorë. Kish zgurdulluar sytë dhe shikonte nënën.

— Po s'është në dorën time, këtë punë do ta vendosin Pasha me shokët! — tha Nillovna.

Nikolla uli kryet si i goditur nga këto fjalë.

— Kush është ky Pasha? — pyeti plaku duke ndenjur.

— Im bir!

— Si e ka mbiemrin?

— Vllasov.

Ai tundi kokën, nxori qesen e duhanit dhe tha duke mbushur llullën:

— E kam dëgjuar këtë emër. Im nip e njeh mirë. Edhe ai në burg është... Jevçenko e quajnë. E njihni?... Mua ma thonë Gobun. Për së shpejti gjithë të rinjtë do të mbyllen nëpër burgje dhe atëherë ne pleqtë do të rrojmë të

qetë! Xhandari më ka thënë se tim nip mund ta çojnë edhe në Siberi. E pse, nuk e bëjnë thua?

Ndezi llullën, e hoqi, dhe iu drejtua Nikollës duke pështyrë kohë pas kohe:

— Domethënë, kjo nuk do? Po mirë, punë e saj!... Njeriu është i lirë... Në është i lodhur, le të rrijë. Në u lodh së ndenjuri, le të ngrihet... Kur e grabisin, le të heshtë; kur e rrahin, le të durojë; kur e vrasin, le të shtrihet... Ta pret mendja!... Po unë nipin do ta nxjerr... do ta nxjerr si një e një që bëjnë dy! [176])

Frazat e tij të shkurtëra, si të lehura prej langoi, e hutuan nënën dhe fjalët e tij të fundit e bënë t'i kishte zili.

Rrugës më të kthyer, duke shkuar në mes të erës e të shiut, Vllasova sillte ndër mend Nikollën.

— Çudi, sa ka ndryshuar!

Dhe duke kujtuar Gobunin tha, e zhytur në mendime:

— Si duket nuk jam vetëm unë që rroj jetën e re!

Pastaj në sytë e mendjes iu çfaq i biri:

— Ah, sikur të bindej!...

## XX.

Të djelën kur u nda nga Pavli në zyrën e burgut, nëna ndjeu në pëllëmbën e dorës së djathtë një rrotullame të vogël prej letre. U drodh sikur kish çikur në zjarr dhe shikoi të birin në sy duke i drejtuar një lutje e një pyetje të heshtur. Po sytë e kaltër të Pavlit kishin si gjithmonë një vështrim të qetë e të rreptë dhe pyetjes së nënës nuk iu përgjigjën.

— Lamtumirë! — tha nëna duke psherëtitur.

Pavli i zgjati dorën përsëri dhe fytyra iu ndriçua nga një ndjenjë dashurie përkëdhelëse:

176. Plaku nuk kupton arësyen e vërtetë që Pavli s'do të arratiset. Ai e spiegon këtë gabimisht si një tendencë nënshtrimi. Fjalët e tij duhen kuptuar si një polemikë me idenë e nënshtrimit, të bindjes, të moskundërshtimit të së keqes me forcë, ide që ka qenë e përhapur në shtresat e prapambetura në Rusinë e pararevolucionit e sidomos në fshatarësinë patriarkale.

— Lamtumirë, nënë!

Ajo nuk ja lëshonte dorën, sikur diç priste.

— Mos u mërzit... dhe mos m'u zemëro! — tha Pavli.

Këto fjalë dhe një rrudhë kokëfortësie në ballin e tij i dhanë nënës përgjegjen që priste.

— Pse m'i thua këto fjalë? — mërmëroi Vllasova duke ulur kokën. — Pse do të zemërohem?

Dhe doli me vrap, pa e vështruar nga frika se mos lotët ja tregonin dëshpërimin e saj. Tek ecte rrugës, i vinte sikur dora ku mbante përgjegjen e të birit i përvëlonte dhe krahun e ndjente të rënduar sikur e kish goditur njeri në sup. Me të hyrë në shtëpi, i dha pusullën Nikollës dhe qëndroi para tij duke pritur. Tek po shpaloste Nikolla pusullën e mbështjellë me kujdes, nënës i rrahu zemra me një grimë shprese. Po Nikolla tha:

— E dija unë! Ja çfarë shkruan: „Shokë, ne nuk do të arratisemi, nuk mundim... asnjë nga ne nuk pranon. Po ta bënim, do të humbnim çdo respekt kundrejt vetvetes. Ju interesohuni për fshatarin e arrestuar tani vonë. Ai meriton që të kujdeseni e të përpiqeni për të. Ai këtu vuan shumë. Për ditë zihet me autoritetet. Një herë e hodhën në bodrum, ku ndenji njëzet e katër orë. E mundojnë orë e çast. Ju lutemi që të gjithë që të bëni diçka për atë. Ngushëllojeni nënën, kini kujdes për të. Ja spiegoni punën siç duhet, pa ajo e kupton. Pavli."

Nëna ngriti kryet dhe tha me zë të sigurtë:

— E ç'të më spiegoni mua? A ka gjë këtu për të mos kuptuar?

Nikolla ktheu kryet, nxori shaminë, shfryu hundët me potere dhe tha:

— Më ka zënë një rrufë...

Zuri sytë me dorë gjoja për të ndrequr syzet dhe, duke ardhur rrotull nëpër dhomë, tha:

— E vërteta është se nuk do të bënim dot gjë, edhe sikur ata të kishin pranuar...

— S'ka gjë! Le ta gjykojnë! — tha nëna, dhe zemra iu mbush me angushti...

— Ja, unë mora një letër nga një shok në Peterburg...

— Fundi i fundit, ai mund të arratiset edhe nga Siberia... apo jo?

— Pa dyshim!... Shoku më shkruan se gjyqi do të fillojë për së shpejti, dënimi dihet: internim në Siberi, një-soj për të gjithë. E shikoni si punojnë? Ata maskarenj e kanë katandisur drejtësinë në një komedi të poshtër... Mendoni pak: vendimi është dhënë në Peterburg, para se të fillojë gjyqi...

— Lereni këtë bisedim, Nikolla Ivanoviq! — tha nëna me zë të prerë. — S'është nevoja të më ngushëlloni as të më spiegoni gjësendi... Pasha nuk punon pa mend... di ai se ç'bën, si ai ashtu edhe të tjerët...

U ndal dhe mori frymë.

— ...Kurrë nuk i merr më qafë ai!... Më do, ai, edhe mua! E patë se ç'shkruan „Ngushëllojeni nënën!" Hë?

Zemra i rrihte me fort dhe nga tronditja i merreshin mentë.

— Djali juaj është i larte nga shpirti! — tha Nikolla me një zë jashtëzakonisht kumbonjës. — Unë e dua dhe e çmoj shumë...

— Sikur të bisedonim për Ribinin? — propozoi befas nëna.

Ajo ndjente nevojën të vepronte sa më shpejt, të ecte gjersa të lodhej e pastaj të flinte e kënaqur nga puna e kryer.

— Po, mirë thoni! — u përgjigj Nikolla gjithë duke u vërtitur nëpër dhomë. — Ç'të bëjmë?... Duhet të presim Sashenkën..

— Ajo tani sikur ka ardhur... Ditën që shkoj unë te Pavli, Sashën e ke këtu medoemos...

Nikolla kish ulur kokën e po mendohej duke kafshuar buzën e me një dorë dridhte mjekrën. Më së fundi ai ndenji mbi minder afër nënës.

— Sa keq që nuk është motra këtu... ajo do të mund të merrej me punën e Ribinit...

— Ikja e tij nga burgu duhet organizuar që tani, sa është edhe Pavli aty... atij do t'i bëhej qejfi... — tha nëna.

23*

Heshtën një grimë, pastaj nëna foli me ngadale me zë të ulët:

— S'mund ta kuptoj... përse nuk e pranon... kur është e mundur?

Tringëlliu zilja e portës. Nikolla kërceu më këmbë. Ata shikuan njëri tjetrin në sy.

— Sasha është... hëm! — ja bëri Nikolla.

— Si t'ja themi? — pyeti nëna me zë të ulët.

— Punë e vështirë mjaft...

— Sa më vjen keq për të!...

Zilja tringëlliu për të dytën herë, po jo aq fort, sikur ai që i binte të kish filluar të mendohej e t'i qe prerë hovi. Nikolla me nënën dolën bashkë tek dera e kuzinës. Nikolla u hoq mënjanë dhe pëshpëriti:

— Më mirë ja thoni ju...

— Nuk pranon të arratiset? — pyeti vajza pa iu dredhur zëri, kur nëna i hapi portën.

— Jo.

— Sikur e dija. — tha Sasha me zë të qetë, po u zverdh në fytyrë. Zbërtheu kopsat e palltos, pastaj mbërtheu përsëri dy syresh dhe u mundua më kot ta xhvishte. Pastaj tha:

— Shi, erë, aman ç'kohë e mërzitur!... A është mirë nga shëndeti?

— Mirë është!

— I shëndoshë, i gëzuar... si gjithmonë, — tha Sashenka duke shikuar dorën.

— Na shkruan të përpiqemi për arratisjen e Ribinit! — tha nëna pa e shikuar Sashën.

— Ashtu? Po atëherë, më duket se duhet ta përdorim atë plan! — tha vajza.

— Edhe unë ashtu mendoj! — ja priti Nikolla që u duk te dera. — Mirëdita, Sashenka!

Vajza i dha dorën dhe pyeti:

— Atëherë pse të mos e vemë planin në zbatim? Të gjithë janë të mendjes se plani është menduar fare mirë! Për këtë jam e sigurtë.

— Po kush ta verë në zbatim? Që të gjithë janë të zënë me punë...

— Ma lini mua! — tha Sasha me nxitim duke u çuar më këmbë. — Unë kam kohë të lirë.

— Mirë. Po ju duhen edhe bashkëpunëtorë të tjerë...

— Do t'i gjej edhe ata... Po shkoj që tani...

— Po ju... të çlodheshit një çikë... — tha nëna.

Vajza bëri buzën më gaz dhe iu përgjigj duke e zbutur zërin:

— Mos u shqetësoni për mua... s'jam e lodhur...

U shtrëngoi dorën dhe doli, përsëri e ftohët dhe e rreptë nga pamja.

Nëna me Nikollën iu afruan dritares dhe vështruan Sashën që kaloi nëpër oborr, doli nga porta dhe u zhduk. Nikolla, duke vërshëllyer me ngadalë, u ul afër tryezës dhe filloi të shkruante.

— Duke u marrë me këtë punë, do t'i lehtësohet brenga! — tha nëna e menduar.

— Sigurisht! — ja ktheu Nikolla, dhe duke iu drejtuar nënës, pyeti me buzë në gaz: — Po ju, Nillovna, nuk e keni hequr këtë brengë... nuk keni derdhur lot për burrin që dashuronit?

— Ç'është ajo brengë! — ja priti nëna. — Kisha vetëm frikën mos më shtrëngonin të martohesha me njërin ose tjetrin.

— Dhe s'kish asnjë burrë që ta pëlqenit?

Ajo u mendua, pastaj u përgjigj:

— Nuk më bie ndër mend... Mbase edhe kishte ndonjë që e pëlqeja... po nuk më kujtohet tani.

E shikoi në fytyrë dhe vazhdoi me një trishtim të qetë:

— Im shoq më ka rrahur aq tepër sa që gjithë ç'ka ndodhur e ç'kam ndjerë më parë më është fshirë nga mendja.

Nikolla vazhdoi të shkruante, nëna doli për një minutë. Kur u kthye, ai e shikoi me ëmbëlsi dhe foli duke përkëdhelur kujtimet e tij me fjalët më të prekëshme:

— Edhe unë... si Sasha... kam patur një histori dashurie! Doja një vajzë, një krijesë të mrekullueshme, që ishte për mua si një yll që më udhëhiqte... Kam njëzet vjet që e njoh e që e dua, se edhe sot e dua ashtu si ditën e parë, me gjithë shpirt, me mirënjohje...

Nëna vrente sytë e tij të ndriçuar nga një flakë e ngrohtë dhe e shkëlqyer. Ai ishte mbështetur pas krahut të kolltukut dhe shikonte diku larg; dukej sikur tërë trupi i tij i hollë e i thatë, po i thantë, qe ndërë përpara si ai bisku i bimës që kthehet e zgjatet ngaështë dielli.

— Po atëherë... martojuni me të! — e këshilloi nëna.

— Oh, ka pesë vjet që ajo është martuar!

— Po ju pse nuk e muart që më parë? Apo nuk ju donte?

Nikolla u mendua pak, pastaj u përgjigj:

— Unë besoj se më donte... bile jam i sigurt që më donte. Po, ç'e do, nuk na eci fati: kur ajo ish e lirë, unë isha në burg, kur unë ndodhesha i lirë, ajo gjendej e burgosur. Tamam si Sasha me Pavlin tani! Më në fund atë e internuan për dhjetë vjet në Siberi... larg sa më s'bëhet! Një herë u mata t'i shkoja pas... Po se si na erdhi turp që të dyve... Dhe nuk shkova... Atje ajo u njoh me një nga shokët e mi, një xhevahir djalë. U arratisën të dy bashkë dhe tani rrojnë jashtë Rusisë... Kështu!...[177])

Nikolla hoqi syzet, i fshiu, shikoi xhamet në dritë dhe prapë zuri t'i fshinte.

— Ah, miku im i shtrenjtë! — tha nëna me dhemshuri duke tundur kokën. Asaj i vinte keq për të dhe po në atë kohë diçka e bënte ta shikojë me buzëqeshjen e ëmbël të një nëne për djalin e vet. Nikolla ndroi qëndrimin, mori penën në dorë dhe filloi ta tundte pas ritmit të fjalëve që thoshte:

— Jeta e familjes e paralizon energjinë e revolucionit; po, e paralizon gjithmonë! Lindin fëmijët, të hollat nuk arrijnë, duhet të punosh për të fituar bukën e gojës. Kurse

177. Revolucionarët gjithçka ja kanë kushtuar revolucionit. Të shikohet nëpërmjet historisë së jetës së Nikollës, Pavlit etj. se si ata për revolucionin kanë sakrifikuar dhe dashurinë.

revolucionari duhet ta zhvillojë energjine e tij pa u lodhur, gjithmonë më thellë e më gjerë, dhe kjo lyp kohë, shumë kohë. Ne, si pararoja e lëvizjes punëtore, duhet të shkojmë gjithmonë para të tjerëve, sepse ne jemi pjesëtarë të asaj klase që ka për mision historik, që është e ngarkuar nga historia të përmbysë botën e vjetër dhe të ndërtojë jetën e re në vend të saj. Po qe se mbetemi prapa, të lodhur ose të gënjyer nga shpresa e ndonjë fitoreje të vogël, kjo do të ishte gati një tradhëti për qëllimin e madh që ndjekim, gati një tradhëti ndaj çështjes së popullit. Ne kurrë s'mund të harrojmë se qëllimi ynë nuk janë fitoret e vogla, përmirësimet e përkohëshme, po triumfi i plotë që do të arrihet vetëm me marrjen e fuqisë në dorë...

Zëri i tij kumbonte i fuqishëm e, megjithse qe zverdhur në fytyrë, sytë i shkrepëtinin nga një energji e pashterur. Tringëllimi i ziles së portës ja preu fjalën në mes. Ishte Ljudmilla, e veshur hollë dhe me faqe të skuqura nga të ftohtit. Duke hequr galloshet e grisura, ajo tha me zemërim:

— Dita e gjyqit u caktua; pas një jave!

— A është e sigurtë? — pyeti Nikolla që nga dhoma ku ishte.

Nëna u sul në dhomën e Nikollës pa kuptuar në se zemra i rrihte nga ankthi apo nga gëzimi. Ljudmilla vinte prapa dhe thoshte me zërin e saj të ulët e ironik:

— Po. E sigurtë është... Nëpër koridoret e gjyqit flasin sheshit se dënimi është i vendosur që tani. Po kjo ç'domethënë? Apo mos qeveria ka frikë se nëpunësit e saj vallë tregohen mjaft të rreptë kundër armiqve të saj? Megjithë që i ka korruptuar shërbëtorët e saj për shumë vjet dhe me sistem, prapë s'ka besim se ata janë mjaft të poshtër sa të veprojnë ashtu si dëshiron ajo!...

Ljudmilla ndenji në kanape duke fërkuar faqet e thata e të thelluara; sytë e saj pa shkëlqim ishin plot përbuzje dhe zëri i saj kumbonte përherë e më i zemëruar:

— Mos harxhoni frymën kot, Ljudmilla, qeveria s'është këtu që t'ju dëgjojë!... — i tha Nikolla:

Nëna u vinte veshin me tërë vrejtjen fjalëve të Ljudmillës, po nuk kuptonte gjë. Në mendjen e saj vërtiteshin gjithmonë po ato fjalë:

— Gjyqi... pas një jave... gjyqi.

Dhe ndjente se po afrohej pa tjetër një ngjarje fatale, një ngjarje e egër, e pamëshirëshme, çnjerëzore.

## XXI.

Dy ditë kaluan në këtë mjegull pritjeje plot ankth. Ditën e tretë erdhi Sasha dhe i tha Nikollës:

— Të gjitha janë gati! Sot, më ora një...

— Kaq shpejt a? — tha Nikolla i habitur.

— Po s'ish ndonjë punë e ngatërruar! Mua më takonte të gjeja petka për Ribinin si edhe një vend për ta fshehur... Të tjerat i mori përsipër Gobuni... Ribini do të kalojë vetëm një lagje, gjithësej disa qindra metra. Në rrugë do t'i dalë Vesovshçikovi, i veshur tebdil dhe do t'i japë një pallto e një kasqetë; ai do t'i thotë se ku të shkojë... Unë do ta pres në një vend të caktuar dhe do ta shpie atje ku duhet!

— Mirë fare! Po kush është ky Gobuni? — pyeti Nikolla.

— Ju e njihni. Në shtëpi të tij u jepni mësim farkëtarëve.

— Ah, po, po! Më kujtohet!... Një plak i çuditshëm...

— Nuk është aq i zhvilluar, po ka një urrejtje të madhe kundër çdo dhune e kundër gjithë shtypësve. Është pak filozof, — tha Sashenka e zhytur në mendime duke shikuar nëpër dritare.

Nëna e dëgjonte në heshtje dhe diç po bluante në mendje.

— Gobuni përpiqet për arratisjen e të nipit nga burgu; Jevçenko e quajnë të nipin... E mbani mend atë farkëtarin që ju pëlqente aq shumë?

Nikolla bëri po me kokë.

— I ka rregulluar punët më së miri, — vazhdoi Sashenka — po unë kam filluar të dyshoj për suksesin... Të gjithë të burgosurit dalin në oborr po në atë orë dhe kur do të shohin shkallën në mur, do të sulen kush e kush më parë për të ikur...

Sasha mbylli sytë dhe heshti. Nëna iu afrua pranë dhe tha:

— Kështu që do të pengojnë njëri tjetrin...

Që të tre kishin qëndruar afër dritares. Bisedimi i shpejtë i Nikollës me Sashën po zgjonte përherë e më fort në shpirtin e nënës një ndjenjë edhe të turbullt.

— Do të vij edhe unë! — u hodh e tha nëna papandehur.

— Përse? — pyeti Sashenka.

— S'është nevoja! Më mirë të mos shkoni se kush e di ç'mund t'ju ngjasë!... — e këshilloi Nikolla.

Nëna e shikoi dhe përsëriti me këmbëngulje:

— Jo, do të vete...

Nikolla dhe Sasha shikuan njëri tjetrin.

— Kuptohet vetvetiu... — tha vajza duke ngritur supet.

Pastaj iu afrua nënës, i futi krahun dhe e shtrëngoi me dashuri duke i thënë me një zë që e prekte Vllasovën mu në zemër:

— Megjithatë, ja ku ju them se më kot shpresoni...

— Çupa ime! — thirri nëna duke e pushtuar me dorë të dridhtur. — Merrmëni me vete se nuk do t'ju pengoj! Duhet të vij dhe unë, të shoh me sytë e mi, se nuk ma merr mendja që mund të arratiset njeriu!

— Le të vijë! — i tha Sasha Nikollës.

— Ajo është puna juaj! — u përgjigj Nikolla.

— Ejani, po nuk bën që të jemi bashkë, nënë. Ju shkoni fushës, nga ana e kopshteve... Së andejmi duket mirë muri i burgut... Po në ju pyeçin se ç'bëni atje?

Nëna e gëzuar tha me bindje:

— Do të gjej ç'tu them!

— Mos harroni se gardianët e burgut ju njohin! — tha Sashenka. — në ju pafshin atje...

— Nuk do të më shohin! — ja priti nëna.

Dhe menjëherë ajo shpresë e turbull që kishte lindur në shpirtin e saj mori hov e i dha zemër:

„Kush e di?... Mbase i mbushet mendja dhe atij..." thoshte nëna me vete duke u veshur me të shpejtë.

Një orë më vonë nëna ishte në mes të fushës prapa burgut. Frynte një erë e fortë që rrihte tokën e ngrirë, mend rrëzonte gardhin e shkallmuar të një kopshti dhe përplasej me vrull pas murit të burgut. Prapa nënës ishte kopshti, përpara ishin varret dhe më të djathtë, nja njëzet metra më tutje, burgu. Pranë, varrezave dy ushtarë, që sillnin rrotull një kalë, sikur shinte në lëmë, duke e mbajtur prej kapistre, qeshnin e vërshëllenin... Tjetër njeri s'kishte pranë burgut.

Nëna u argua me ngadalë duke i shikuar ushtarët me bishtin e syrit. Befas, tek shkonte anës murit të varrezave, nënës iu prenë këmbët, sikur t'i ishin ngjitur pas tokës së ngrirë, te qoshja e burgut u duk duke nxituar ai i fenerit, i krrusur e me shkallën në sup. Nëna shikoi e tmeruar nga ana e ushtarëve: ata kishin qëndruar dhe kali po u vinte rrotull; pastaj vrejti atë burrin që ndez fenerët: ai kish mbështetur shkallën pas murit të burgut dhe po ngjitej pa u ngutur... Më në fund ngriti krahun përpjetë, u ul shpejt e shpejt nga shkalla dhe u zhduk me vrap prapa qoshes.

Nënës i rrihte zemra si çekan, sekondat kalonin tepër ngadalë... Shkalla mezi shquhej gjat murit me suva të prishur që linte të dukeshin tullat... Kur ja ku u çua mbi mur koka e Ribinit, pastaj dhe tërë trupi i tij; ai u hodh më këtë anë dhe rrëshqiti poshtë... Majë murit u çfaq një kokë tjetër me një qylaf prej gëzofi, një lëmsh i zi u përplas përdhe e u zhduk prapa ndërtesës së burgut. Ribini u çua, shikoi rreth e rrotull dhe tundi kokën...

— Ikë! Ikë shpejt! — i pëshpëriti nëna duke përplasur këmbën.

Veshët i buçisnin, zërat që vinin nga ana e burgut përziheshin në mendjen e saj, kur përsëri u duk mbi murin atje përtej një kokë tjetër... Nëna shtrëngonte gjirin

me të dy duart dhe priste me zemër të ngrirë... Ajo kokë flokë verdhë dhe me fytyrën pa qime, u hodh përpjetë sikur desh të shkëputej nga trupi, pastaj u zhduk prapa murit. Britmat shtoheshin, era i përhapte në hapësirë bashkë me vërshëllimat e mprehta të bilbilave... Ribini ecte anës murit, pastaj kaloi sheshin e zbrazur ndërmjet burgut dhe shtëpive të para të qytetit. Nënës i vinte sikur ai ecte tepër me ngadalë dhe e mbante kokën tepër lart: sigurisht, kushdo që ta shihte nuk do t'i harronte tiparet e asaj fytyre prej martiri.

— Shpejt... më shpejt!... — i përshpëriti ajo.

Në oborrin e burgut u dëgjua një krismë e thatë; tringëllimi i një xhami që thyhej... Njëri nga ushtarët kish ngulur këmbët në tokë dhe po e hiqte kalin me tërë fuqinë e tij, tjetri kish vënë duart në formë honie para gojës dhe diç bërtiste në drejtim të burgut, pastaj vinte veshin e dëgjonte nga ajo anë.

E tendosur si një kordë, nëna zgjaste kokën dhe shikonte më të katër anët. Nuk u zinte besë syve të vet. Puna e rrezikshme, që ajo e kish përfytyruar aq të vështirë e si të pamundur, ishte kryer aq lehtë e aq shpejt sa nëna qe hutuar fare dhe kish humbur kuptimin e ngjarjeve. Në rrugë, Ribini nuk dukej më; tani aty kalonte një burrë trup-madh me një pallto të gjatë dhe një vajzë e vogël që e ndiqte me vrap... Nga çipi i burgut u vërsulën tre gardianë; nxitonin të tre tok, gati të ngjitur pas njëri tjetrit dhe me dorën e djathtë zgjatur përpara. Një nga ushtarët u turr në drejtimin e tyre, tjetri vërtitej rreth kalit duke u munduar t'i hipte. Kali s'qendronte, kërcente më të djathtë e më të mëngjër; çdo gjë lëkundej përpara syve të nënës. Vërshëllimet e bilbilave çanin ajrin pa reshtur. Ato vërshëllime të mprehta e alarmonjëse e suallën nënën në vete; atëherë ajo e kuptoi rrezikun që i kanosej dhe eci e llahtarisur anës murit të varrezave, duke ndjekur me bisht të syrit lëvizjet e gardianëve. Këta vrapuan në anën tjetër të burgut dhe u zhdukën. Prapa tyre u turr, me kapotë të shkopsitur, nëndrejtori i burgut, që nëna e njihte mirë... Çatisën policët, u mblodhën njerëzia...

Era frynte me dredhë si e gëzuar për diçka dhe sillte gjer në veshin e nënës britma e fjalë të shkëputura...

Nënës iu bë zemra mal nga kjo rrëmujë; shpejtoi hapat duke thënë me vete: „Domethënë qenka e mundur!... Po të kish dashur, edhe ai do të kish shpëtuar...

Befas nga një qoshe e gardhit u dukën dy policë dhe një xhandar.

— Qëndro! — i bërtiti nënës xhandari duke marrë frymë me zor. — A mos pe një burrë... me një mjekër të zezë?

Nëna zgjati dorën nga ana e kopshteve dhe u përgjigj me zë të qetë:

— Ja, andej shkoi...

— Jegorov! Nxito... bjeri bilbilit! — ulëriti xhandari.

Nëna mori rrugën e shtëpisë. S'ish e zonja të mendohej për asnjë send, po sepse ndjente një farë hidhërimi në zemër, një brengë përzjerë me maraz... Në të hyrë të qytetit, një karrocë i preu rrugën. Nëna ngriti kryet dhe pa brenda një burrë të ri me mustaqe të verdha dhe fytyrën të zbetë e të lodhur. Edhe ai e shikoi me vrejtje. Kish ndenjur si mënjanë dhe prandaj supi i tij i djathtë dukej më i lartë se i mëngjri...

Nikolla psherëtiti i lehtësuar kur e pa.

— Shpëtuat mirë e bukur! E, si vajti puna?

— Bukuri!...

Vllasova ja tregoi punën e arratisjes me tërë hollësirat, dhe nga toni me të cilin fliste, dukej sikur përsëriste fjalët e një tjetri, fjalë që asaj vetë nuk i besoheshin.

— Kemi fat me të vërtet! — tha Nikolla duke fërkuar duart. — Po sa jam trembur për ju! S'mund ta merrni me mend!... Dëgjomëni mua, nënë: gjyqit mos ja kini frikën aspak! Sa më shpejt të mbarohet, aq më i afërt është lirimi i Pavlit! Mbase ai mund të arratiset edhe rrugës... Sa për gjyqin, ja t'jua them unë se ç'është...

Dhe ai filloi t'i përshkruante seancën e një gjyqi; nëna e dëgjonte dhe kish përshtypjen sikur ai ja kish frikën diçkaje e mundohej ta mbante me kurajë.

— Mbase ju keni frikë se mos u them gjësendi gjykatësve? — e pyeti befas nëna. — se mos u lutem për diçka?

Ai u ngrit me rrëmbim, tundi dorën dhe tha si i dogëndisur nga këto fjalë:

— Ç'janë këto që thoni? As që më ka shkuar kurrë në mendje një gjë e tillë!

— Unë ndjej një frikë, po nuk e di as vetë përse!...

Heshti një hop dhe vështroi si e hutuar nëpër dhomë.

— Nganjëherë më vjen sikur ata do të tallen me Pavlin, do ta poshtërojnë, sikur do t'i thonë: „Po ti muzhik e bir muzhiku, ç'deshe të kurdisësh? Dhe Pasha është kryelartë... Do t'u japë përgjegjen... S'rri ai pa ua mbyllur gojën... Ose Andrea do të tallet me ta... Janë gjaknxehtë djemtë tanë, nuk lenë njeri t'i prekë në sedër!... Ndaj them me vete: „Sikur të ngjasë gjësendi, sikur ndonjë prej tyre të humbasë durimin dhe të zemërohet në mes të gjyqit... shokët e tjerë natyrisht do t'i dalin zot, dhe atëherë mund t'i dënojnë në mënyrë që të mos i shohim më kurrë!"

Nikolla, i ngrysur, trazonte mjekrën dhe heshtte.

— Ja, këto mendime s'më hiqen nga koka, më ha meraku! — vazhdoi nëna me zë të ulët. — Më tremb gjyqi! Kur të zënë e të pyesin më pe e më gjëlpërë, që t'i dinë punët me rrënjë e me degë, mat e pesho që të gjejnë të vërtetën... më zënë ethet nga e keqja! Nuk më tremb dënimi, po gjyqi, gjyqi më jep datën... nuk di si të them...

Nëna e ndjente se Nikolla nuk kuptonte se ç'gjëje i trembej ajo, e prandaj ngatërrohej edhe më keq në spiegimet e saj...

## XXII.

Kjo frikë që ndjente nëna u shtua edhe më tepër ato tri ditët e fundit para gjyqit; dhe kur erdhi ajo ditë e tmershme, nëna shkoi në sallën e gjyqit me shpirtin të rënduar nga një brengë që e thyente në mes.

Udhës e përshëndetnin të njohurit e fabrikës, nëna u përgjigjej me kokë dhe çante rrugën me vrap duke kaluar përmes turmës së vrejtur. Në koridoret dhe në sallën e gjyqit u ndesh me të afërmit e të pandehurve; ata flisnin me zë të ulët dhe nëna nuk i kuptonte fjalët që thoshin. Të gjithë ishin të vrerosur e u dridhej zemra prej angushtisë.

— Ulu këtu! — i tha Sizovi nënës duke i bërë vend pranë tij në bankën ku rrinte.

Nëna ndenji, ndreqi kindet e fustanit dhe hodhi një vështrim rreth e rrotull... Siç ish e tronditur, i bëheshin përpara syve ca si shirita ngjyra-ngjyra, të gjelbra, të kuqe, disa njolla të errëta, ca vijëza të verdha e të ndritëshme.

— Yt bir mori dhe timin më qafë! — i tha me trishtim një grua që i rrinte pranë.

— Pusho, Natali! — ja preu Sizovi pikë e vrer.

Nëna shikoi gruan që foli; ishte e ëma e Samoillovit. Një çikë më tutje rrinte i shoqi, një burrë pa lesh në kokë, me fytyrën të hijshme të rrethuar me një mjekër të kuqe e të krehur me kujdes. Kish rrudhur sytë e po shikonte përpara; mjekra i dridhej...

Nga dritaret e mëdha të sallës hynte një dritë e turbull; flokë bore ngjiteshin pas xhameve, pastaj shkisnin e treteshin. Ndërmjet dritareve ishte varur një portret i madh i carit me një kornizë të trashë e të ndritëshme bojëari, perdet prej stofe të rëndë e të murme mbulonin palëpalë të dy çipat e sipërm të portretit. Nën portretin ish vendosur një tryezë e gjatë sa vetë salla dhe e mbuluar me një napë të gjelbër; në anën e djathtë, prapa kangjelave të hekurta ishin dy banka të drunjta; më të mëngjër; dy radhë kolltukë të kuq. Ftuesat e gjyqit të veshur në uniforma me qafore të blertë dhe kopsa të praruara venin e vinin nëpër sallë. Në atmosferën e turbull endej jehona e pëshpëritjeve të mbytura, një erë e rëndë farmacie mbushte ajrin. Ngjyrat dhe xixëllimet të verbonin sytë, kundërmimet e sallës të zinin frymën dhe një frikë drithëronjëse ta mbyste zemrën.

Befas dikush foli disa fjalë me zë të lartë; të gjithë u çuan më këmbë, nëna u drodh bëri si të tjerët, duke u mbajtur pas krahut të Sizovit.

Një derë e madhe u çel në çipin e mëngjër të sallës dhe hyri një plak me syze, një plak i pakët nga trupi e që mezi qëndronte më këmbë. Në fytyrën e tij të vogël e të murme dridheshin ca favorita të rralla e të thinjura; buza e sipërme e rruar batisej në gojën pa dhëmbë. Nofullat e këcyera dhe mjekra me majë mbështeteshin mbi jakën e lartë të uniformës dhe të dukej sikur ai njeri ishte pa qafë. Plaku i rrëgjuar ecte duke u mbajtur pas krahut të një djali të gjatë me fytyrë të bardhë e të kuqe si farfuri. Prapa tyre vinin tre burra me uniformë të qëndisur me shirita ari, dhe tre civilë.

Shkoi një copë herë gjersa ata zunë vend gjat tryezës dhe, si ndenjën, njëri prej tyre, me fytyrën të rruar e të tretur dhe me zhaqetën të shkopsitur, i foli plakut, duke lëvizur me përtesë buzët e fryra. Plaku dëgjonte, i ngrirë në vend si mumje. Prapa syzeve të tij nëna shihte dy njolla të vogla pa kurrfarë ngjyre.

Në një kënd të tryezës një burrë i gjatë me kokën tullë kqyrte disa shkresa duke u kollitur:

Plaku u zgjat përpara me tërë trupin dhe zuri të fliste. Fjala e parë u dëgjua me qartësi, po të tjerat rrëshqitën nga buzët e tij të holla e bojëhiri, pa marrë një formë të prerë.

— Deklaroj...

— Shiko! — tha Sizovi duke shtytur nënën me bryl, dhe u ngrit më këmbë.

Prapa kangjellave të hekurta u hap një derë dhe hyri një ushtar me shpatën të xhveshur mbi sup dhe pas tij u dukën Pavli, Andrea, Mazini, të dy Gusevët, Samoillovi, Bukini dhe pesë të rinj të tjerë që nëna nuk i njihte. Pavli buzëqeshte; Andrea përshëndeti nënën me kokë. Fytyrat e tyre të qeshura dhe lëvizjet plot gjallëri e zbutën pak atë përshtypje trishtimi që të linte atmosfera e rëndë dhe kërcënonjëse e sallës së gjyqit. Një afsh i ngrohtë vetbesimi dhe një valë fryme jetëdhënëse u futën në shpirtin e nënës

dhe ja hoqën ankthin që e kish plakosur. Edhe në bankat prapa Vllasovës, ku gjer në atë çast njerëzit prisnin të ngrysur e pa shpresë, me të hyrë Pavli me shokë, u ndje një farë gjallërie sikur u zgjuan nga një gjumë i thellë.[178)]

— S'u trembet syri! — pëshpëriti Sizovi.

E ëma e Samoillovit nisi të qante me ngashërim.

— Qetësi! — thirri një zë i rreptë.

— Ja ku ju them... — foli gjykatësi plak.

Pavli me Andrenë ndjenjën krah për krah; në një radhë me ta zunë vend Mazini, Samoillovi dhe vëllezërit Gusev. Andrea e kish rruar mjekrën dhe majat e mustaqeve i vareshin poshtë e i bashkoheshin te mjekra kështu që koka e tij e rrumbullakët dukej si ajo e një maceje. Fytyra e tij kish një pamje të re: një ironi e mprehtë shprehej në cipat e gojës, sytë i kishin një vështrim të vrejtur. Fytyra e Mazinit dukej më e mbushur, flokët e Samoillovit qenë të dredhur si gjithmonë. Ivan Gusevit i qeshte nuri si zakonisht.

— Ah, Fedka! — psherëtiti Sizovi duke ulur kokën.

Nëna ndjeu se tani po merrte frymë si më lehtë. U vinte veshin pyetjeve të pakuptueshme të plakut që fliste pa shikuar të pandehurit dhe me kokën si të mbërthyer mbi jakën e uniformës. Ajo dëgjonte shquar përgjegjet e qeta të Pavlit. I dukej sikur kryetari i gjyqit dhe gjykatësit e tjerë nuk mund të ishin njerëz zemërgurë e shpirtliq. Kqyrte me vrejtje fytyrat e tyre duke rrahur të kuptonte ç'mendonin dhe ndjente se një shpresë e re po lindte në zemrën e saj.

Ai me fytyrën si prej farfurie po lexonte një shkresë me një zë që të vinte në gjumë. Njerëzia qenë si të ngrirë në vend nga mërzitja. Katër avokatë flisnin me zë të ulët me të pandehurit; nga gjestet e tyre të prera e të vrullshme dukeshin si shpendë të zes.

---

178. Kundërvënia e dy kampeve armike është bërë në tërë kapitullin në disa drejtime: me ngjyra të errëta jepet gjithçka u përket përfaqësuesvet të botës së vjetër, kjo është një botë e sëmurë, e ngathët, e ftohët. Hyrja në sallë e Pavlit me shokë është si një erë freskuese. Më poshtë autori tregon se fjala e Pavlit është bindëse, plot forcë ndërsa fjala e prokurorit pa asnjë gjallëri.

Më të djathtë të kryetarit mbushte kolltukun me trupin e tij të trashë një gjykatës i fryrë me dy sy të vegjël që i dukeshin si dy vrima në mes të thjamit; më të mëngjër rrinte një burrë i krrusur, mustaqe-kuqërrem e me fytyrë të zbetë. Ai kish mbështetur kokën pas kurrizit të kolltukut dhe me sytë e mbyllur për gjysmë diç mendonte. Edhe prokurori dukej i lodhur, i mërzitur dhe i paintere-suar në punën që bënte. Prapa gjykatësve kishin zënë vend disa personalitete me pozita të larta.

— Këtu s'ka as kriminelë, as gjykatës — tha Pavli me zërin e tij të fortë — këtu ka vetëm robër e satrapë! ...[179])

Plakosi heshtja. Për disa sekonda nëna ndjente vetëm gërvishtjen e penës mbi letër dhe të rrahurat e zemrës së vet.

Edhe kryetari i gjyqit dukej sikur mbante vesh e dëgjonte e sikur priste diçka. Gjykatësit e tjerë lojtën nga vendet. Ahere kryetari tha:

— Eh, Andrea Nahodka! ... A pohoni ju se...

Dikush pëshpëriti:

— Ngreu! ... — Ngreuni!

Andrea u ngrit me ngadalë dhe e shikoi plakun që poshtë lart, gjithë duke dredhur mustaqen.

— Po ç'faj doni që të marr unë përsipër? — tha hoholli me zërin e tij kumbonjës e si të zvargur, dhe ngriti supet. — S'kam vrarë njeri dhe as kam vjedhur gjë. Vetëm nuk pajtohem me këtë organizim të shoqërisë ku njerëzit janë të shtrënguar të grabitin e të vrasin shoqi shoqin...[180])

— Përgjigjuni vetëm me *po* ose *jo*... — tha plaku me mundim, po shkoqur.

Nëna ndjente prapa krahëve se njerëzia po lëviznin; ata që kish pranë, luanin nga vendi e pëshpërisnin me

---

179. Gjykatësi Pavlin me shokë i quan kriminelë se ngrihen kundër regjimit, ndërsa Pavli me fjalët që thotë këtu tregon se ai s'pranon gjykatës mbi veprimet e veta veç gjyqin e partisë. Ai dhe shokët e tij mendojnë se gjykatës duhet të jetë populli punëtor.

180. Me lakonizëm Andrea tregon se kriminelët e vërtetë janë ata që mbrojnë rendin që mbështetet mbi shfrytëzimin, shtypjen dhe vrasjen e punonjësve. Me ato pak fjalë që thotë, Andrea në fakt është kthyer këtu në akuzues.

zë të ulët sikur përpiqeshin të çliroheshin nga ajo rrjetë merimange që dukej se endnin fjalët e mërzitëshme të atij me fytyrë prej farfurie.

— I dëgjon si përgjigjen? — i pëshpëriti Sizovi nënës.

— Po!

— Fjodor Mazin, përgjigjuni!

— Nuk dua! — ja preu shkurt Fedja duke u ngritur në këmbë. Fytyra iu skuq dhe sytë i shkëlqyen.

Sizovi nxori një „oh!" të mbytur.

— Unë nuk desha avokat mbrojtës... as që kam për të folur... gjyqin tuaj e quaj të paligjshëm!... Kush jeni ju?... Kush ju dha të drejtë të na gjykoni? A mos vallë populli? Jo, populli nuk jua ka dhënë këtë të drejtë! Pra, dhe unë nuk ju njoh!

Ndenji dhe fshehu fytyrën e ndezur prapa krahëve të Andresë.

Ai gjykatësi i trashë nga trupi u zgjat nga kryetari dhe diç i pëshpëriti në vesh. Gjykatësi me fytyrën e zbetë ngriti vetullat, vrejti të pandehurit, zgjati dorën mbi tryezë dhe hoqi një vijë me lapsin mbi letrën që kish përpara. Pa lëvizur kokën, kryetari plak u kthye i tëri nga ana e gjykatësit mustaqe-kuqërrem dhe foli me të. Ai kish ulur kryet dhe dëgjonte. Prokurori fliste me një nga zotërinjtë që rrinin prapa gjykatësve; ai kish mbështetur barkun e këcyer mbi gjunjët dhe mbante vesh duke fërkuar faqen.

— E dëgjove ti?... — Foli si burrat... më mirë nga të gjithë! — i pëshpëriti në vesh nënës Sizovi. — Shejtan është!

Nëna buzëqeshi pa kuptuar... Të gjitha ç'u folën i dukeshin asaj si parathënia e kotë dhe e kurdisur e asaj gjëje të tmershme që kish për të ngjarë e që do t'u ngrinte gjakun të gjithëve. Mirëpo fjalët e Pavlit e të Andresë kumbuan të qeta e të sigurta sikur të ishin thënë në shtëpinë e vogël afër fabrikës, dhe jo përpara gjyqit. Përgjegjja e zjarrtë e Fedjas, hovi i tij djaloshar i pëlqyen nënës. Një valë guximi dhe freskie po përshkonte sallën;

nga lëvizjet e atyre që kishte prapa, nëna e kuptonte se nuk ishte vetëm ajo që ndjente asisoj.

— Mendimi juaj cili është? — pyeti plaku.

Prokurori tullac u ngrit dhe, duke u mbështetur me një dorë pas tryezës, foli me nxitim. Fjalimi i tij ishte plot me shifra, po në zërin e tij nuk kishte gjë për t'u trembur. Megjithatë nëna pati përshtypjen sikur një thikë e mprehtë e shpoi mu në zemër. Ajo ndjente se një farë armiqësie e fshehtë vërtitej rrotull gjykatësve dhe i rrethonte me një mjegull të dendur. Nëna i kqyrte gjykatësit e nuk i kuptonte dot: ata nuk merrnin inat kundër Pavlit dhe Fedjas, nuk i fyenin me fjalë siç kujtonte ajo më parë, po çdo gjë e bënin si me përtim, sikur u dukej e kotë e pa asnjë rëndësi për ta. Të dukej sikur pyesnin me pahir dhe përgjegjeve as që ua vinin veshin, thua se i dinin të gjitha që më parë dhe asgjë nuk i interesonte.

Tani përpara tyre kish dalë një xhandar e po fliste me zë të ulët.

— Të gjithë tregojnë Pavël Vllasovin si inisiator të lëvizjes.

— Po Nahodka? — pyeti gjykatësi i trashë me përtesë.

— Edhe ai...

Një nga avokatët u ngrit e pyeti:

— Me leje?

Kryetari se kë pyeti:

— Po ju, s'keni gjë për të thënë?

Nënës i dukej sikur gjykatësit ishin që të gjithë të sëmurë. Mezi lëviznin, zëri i tyre ishte i mekur, fytyrat të lodhur si të zalisura. Dukeshin të mërzitur për vdekje nga jeta, nga puna, nga vetja e tyre. Uniformat, salla e gjyqit, xhandarët, avokatët, kolltukët, tryeza e gjelbër, pyetjet, përgjegjet, të gjitha këto u ishin bërë gjëra të neveritëshme.

Tani para gjykatësve kishte zënë vend oficeri fytyrëverdhë që nëna e njihte mirë; ai fliste për Pavlin dhe

Andrenë, me një ton serioz e të përfryrë, duke i hequr fjalët zvarrë... Duke e dëgjuar, nëna thosh me vete:

— Pandehja se do të dije më shumë, more kapedan!...

Tani i shihte ata që rrinin prapa kangjellave të hekurta pa ndonjë frikë për fatin e tyre e pa trishtim. Ajo ndjente për ta një dashuri entuziazte, që ja ngrohte e ja përkëdhelte zemrën me ëmbëlsi.

Të rinj e plot shëndet siç ishin, ata kishin ndenjur mënjanë afër murit dhe nuk përzjeheshin fare në bisedimin monoton të gjykatësve me dëshmitarët, në grindjet e prokurorit me avokatët. Herë-herë ndonjë nga të pandehurit qeshte me përbuzje dhe u thosh diçka shokëve. Tërë kohën Andrea dhe Pavli flisnin me zë të ulët me një nga avokatët e mbrojtjes, të cilin nëna e kishte parë në shtëpinë e Nikollës. Mazini, më i gjallë e më i paduruar se të tjerët, u vinte veshin fjalëve që thoshin. Samoillovi diç i pëshpëriste Ivan Gusevit dhe ky e shtynte me bryl, fytyra i skuqej e i fryhej, ulte kryet dhe mezi mbante të qeshurit.

Sizovi i ra lehtë me bryl, nëna u kthye dhe e pa: dukej i kënaqur e po në atë kohë edhe si i shqetësuar. Ai murmuriti.

— Pa shiko si janë krekosur? Sikur janë kreshnikë të vërtetë, hë?

Gjyqi vazhdonte. Dëshmitarët çoheshin njëri pas tjetrit dhe flisnin shpejt e shpejt me zë të mekur. Gjykatësit u bënin nga ndonjë pyetje, gjithmonë indiferentë e të ngrysur. Asnjëri nuk e kish mendjen aty: kush hapte gojën e gogësinte, kush dremiste, kush shikonte në tavan, kush vinte gishtin në tëmthin dhe mendohej, po të gjithë dukeshin si të zvjerdhur nga puna që bënin, nga e cila donin të shpëtonin një orë e më parë...

— Deklaroj... — tha plaku, dhe fjalët e tjera i mërmëriti mbytas. Gjykatësit u ngritën. Zhurma, psherëtima, britma, kollitje dhe fëshfëritje hapash mbushën sallën. Të pandehurit i hoqën; duke dalë, ata përshëndetnin me kokë

të afërmit dhe miqtë e tyre: *Ivan Gusevi i thirri dikujt* në turmët:

— Mos u tut, Jegor!...

Nëna me Sizovin dolën në koridor.

— A vjen të pimë çaj? — i tha nënës Sizovi me bujari. — Kemi një orë e gjysmë për të pritur!

— Nuk më pihet... të falemnderit!

— Atëhere, as unë s'po shkoj!... Po a i pe djemtë një herë? Ngrihen e flasin sikur vetëm ata janë njerëz për të qenë, dhe të tjerët s'i venë fare në hesap! Po Fedkën, e dëgjove ç'të folur?!

U afrua i ati i Samoillovit me kasqetën në dorë dhe tha buzagaz, po me fytyrë të vrarë:

— Po ai imi? S'desh avokat mbrojtës dhe as bëri kabull të fliste vetë... Ai e dha i pari, këtë mendim... Yt bir, Nillovna, ishte për pranimin e avokatëve, kurse imi tha: jo! Dhe bashkë me tre të tjerë refuzuan çdo mbrojtje...

Pranë tij qëndronte e shoqja. Ajo përpëliste sytë dhe fshinte hundën me cipin e shamisë. Samoillovi mblodhi mjekrën në pëllëmbë dhe vazhdoi:

— Çudi! Kur i shikon këta dreqër thua se kot i kanë hyrë kësaj pune, kot po marrin veten në qafë... Pastaj fillon e mendohesh dhe thua: po kush e di, mbase kanë të drejtë?... Sjell ndër mend se në fabrikë numri i tyre shtohet dita-ditës dhe megjithqë i kapin e i burgosin, ata, si peshqit në lumë, nuk çfarosen kurrë! Dhe thua përsëri me vete: „Po, mbase mirë e kanë![181])

— Është zor ta kuptojmë ne këtë punë. — tha Sizovi.

— Aty ke të drejtë! — ja vërtetoi Samoillovi.

Si hoqi hundët me potere nj'a dy herë, hyri edhe e shoqja në fjalë:

— Po sa të shëndoshë ata të mallkuarit gjykatës!...

Dhe vazhdoi me një buzëqeshje në fytyrën e saj të tretur e të venitur:

---

181. Gjithë ngjarjet revolucionare të deritanishme në qytet, puna sqaruese e komunistëve dhe qëndrimi i tyre këtu kanë ndikuar së tepërmi mbi këtë punëtor plak, aq sa ai bën kthesë, mposht dyshimet dhe beson në çështjen për të cilën luftojnë Pavli me shokë. Nëpërmjet fjalëve të Samiollovit ne marrim vesh dhe përpjestimet e mëdha që ka marrë lëvizja revolucionare në fabrikë.

— Ti, Nillovna, mos m'u zemëro që të thashë që pari se yt bir e ka fajin... Po Zoti e di se kush është më fajtor prej tyre! Ti e dëgjove se ç'thanë spiunët dhe xhandarët për tim bir!...

Dukej se ishte kryelartë për të birin, mbase pa e ditur as ajo vetë; po nëna e kuptoi menjëherë se e kish provuar dhe vetë atë ndjenjë; prandaj bëri buzën më gaz e tha:

— I riu qëndron gjithnjë më afër së vërtetës...

Njerëzia vinin rrotull nëpër koridor, mblidheshin grupe dhe bisedonin me nxehtësi po me zë të ulët. Asnjeri nuk rrinte vetëm mënjanë, të gjithë kishin dëshirë të flisnin, të pyesnin, të dëgjonin, me një fjalë: të shkëmbenin mendime. Në atë rrugicë të ngushtë ndërmjet dy mureve, njerëzit vraponin poshtë e lart sikur i shtynte një erë e furishme dhe ata ndjenin nevojën të shkelnin mbi një truall të fortë e të sigurtë.

Vëllai i madh i Bukinit, një zdap i gjatë me fytyrë të tretur e të fishkur, lëvizte duar e këmbë e duke u rrotulluar nga të gjitha anët, thosh me bindje:

— Kryetari i komunes, Klepanovi, s'e ka vendin këtu! Ç'kërkon ai në këtë punë?...

— Mos folë, Kostandin! — i lutej i ati, një plak i shkurtër e i rrëgjuar dhe hidhte sytë rreth e rrotull me frikë.

— Jo, jo, do të flas! Thonë se ai, vitin e kaluar, vrau sekretarin e tij... që t'i rrëmbente gruan... Çfarë gjykatës është ai, ju lutem? Gruaja e sekretarit rron me të... ç'i thoni kësaj? Veç kësaj, gjithë bota e di që ai është kusar...[182])

— O Perëndi... Kostandin, pusho!

— Ashtu është! — tha Samoillovi. — Ke të drejtë! S'është gjyq për të qenë ky!...

Bukini dëgjoi të vllanë që po fliste me Samoillovin dhe u afrua duke hequr pas edhe grupin që kishte rrotull. Hyri në bisedim dhe, duke lëvizur krahët, thirri:

---

182. Në fjalët e Kostandinit ne shohim jo vetëm portretin moral të kryetarit të komunës, por edhe të gjithë përfaqësuesve të tjerë të botës së vjetër. Këtë e kuptojmë nga fjalët që thotë më poshtë Samoillovi.

— Si bëhet kjo punë? Kur gjykohet ndonjë krim a ndonjë vjedhje thërresin jurinë, njerëz të popullit, qytetarë, fshatarë... Po ata që janë kundër qeverisë i gjykon vetë qeveria... punë është kjo?[183])

— Kostandin!... Po dale more, pse, kundër qeverisë janë këta?

— Prit, prit! Fedja Mazini ka të drejtë! Nëqoftëse ai më shan dhe unë të heq një shpullë dhe pastaj ti më merr e më gjykon, pa fjalë unë do të dal fajtor: mirëpo kush filloi i pari, kush i ra më qafë tjetrit? Ti! Ti!

Një roje i motshëm me një hundë me samar dhe me kraharorin të stolisur me medalje, shtyu njerëzit, iu afrua Bukinit dhe i tha duke iu kanosur me gisht:

— Hej, ti, mos bërtit ashtu! Ku je këtu? Në kafene?

— Me leje, zotni... e mora vesh. Po dëgjoni këtu: Nëqoftëse unë ju godas dhe ju ma ktheni e pastaj unë ju hedh në gjyq e ju gjykoj, ç'mendoni ju për këtë...

— Pusho, se të nxora jashtë! — i shfryu roja.

— Jashtë? Pse?

— Që të mos bërtasësh, po ta mbyllësh gojën!

Bukini vështroi një herë rrotull tij dhe tha me gjysmë zëri:

— Gjithë puna për ta është që të të mbyllin gojën...

— Akoma s'e paske marrë vesh, a? — ja ktheu plaku me të ashpër.

Bukini e uli zërin.

— E pastaj, pse nuk e lenë popullin të ndodhet në gjyq, po vetëm farefisin? Nëqoftëse gjykon me drejtësi, këtë gjë mund ta bësh përpara gjithë botës: pse të kesh frikë?

Samoillovi përsëriti me zë më të fortë:

— Ke të drejtë: s'është gjyq për të qenë ky!...

Nëna ndjeu dëshirën t'iu thotë sa kish dëgjuar nga Nikolla mbi formën arbitrare të gjyqit, po nuk e kish kup-

---

183. Në Rusi (dhe në vende të tjera) ka qenë rregull që kur gjykoheshin vjedhës ose krime të vogla, thërrisnin dhe përfaqësues nga shtresa të ndryshme, përgjithësisht nga klasat e pasura, për të dhënë mendim mbi të gjykuarin. Kjo bëhej për t'u hedhur hi syve masave e për ta paraqitur gjyqin si „gjyq demokratik".

tuar aq mirë dhe fjalët nuk i kujtoheshin. Duke dashur që t'i sillte ndër mend, ajo u tërhoq mënjanë dhe pa se po e vrente një burrë i ri me mustaqe të verdha. Dorën e djathtë ai e mbante në xhep të pantallonave, prandaj supi i mëngjër dukej më i ulët se tjetri. Kjo shenjë dalluese e bëri nënën të kujtojë se atë njeri e kishte parë edhe herë tjetër. Po ai i ktheu krahët dhe nëna, duke e pasur mendjen gjetkë, e harroi menjëherë.

Pas një çikë i zuri veshi një zë të ulët që pyeste:

— Ajo më të mëngjër?

Dhe dikush u përgjigj me gëzim duke e ngritur zënë:

— Po!

Nëna vështroi andej dhe pa afër saj burrin me supet e shtrembëra që diç po i thoshte një tjetri me mjekër të zezë, veshur me një pallto të shkurtër dhe me çizmet gjer në gju.

Përsëri diçka u drodh në kujtesën e nënës, po nuk nxori gjë në shesh. Në zemër të saj u ndez dëshira e flaktë që të fliste për të vërtetën e djalit të saj: desh të dëgjonte ç'do të thoshin kundër asaj së vërtete dhe nga fjalët e tyre të merrte vesh ç'vendim kish pë të marrë gjyqi.

— Po kështu u gjykuan njerëzit? — filloi nëna me zë të ulët duke iu drejtuar Sizovit. — S'e kuptoj këtë gjyq, unë... Ata mundohen të mësojnë vetëm ç'ka bërë njeri e tjetri, po arësyen përse e ka bërë, ata as që interesohen ta dinë... A është e drejtë kjo?... Pastaj, të gjithë gjykatësit, pleq... kurse të rinjtë duhet të gjykohen prej të rinjve.

— Po, — tha Sizovi, duke tundur kokën, — është zor që ta kuptojmë ne këtë punë... shumë zor!

Roja hapi derën e sallës dhe thirri:

— Të afërmit le të hyjnë!... Tregoni biletat!...

— Bileta kërkojnë... si në teatër! — tha një zë plot vrer.

Në të gjithë ndihej tani një zemërim i mbytur e një mospërfillje e hapët; që të gjithë ishin bërë më të guximshëm e më të hedhur, që të gjithë bërtisnin e haheshin me fjalë me ftuesat e gjyqit.

## XXIII.

Sizovi murmuriste me vete duke u ulur mbi bankë.

— Ç'është? — e pyeti nëna.

— Asgjë! Populli është sylesh... rron si i verbër... nuk di se ç'bëhet...

Ra zilja. Dikush lajmëroi me indiferencë:

— Gjyqi vazhdon!

Përsëri, u ngritën që të gjithë si radhën e parë, hynë gjykatësit me radhë dhe ndenjën nëpër vendet. Suallën të pandehurit.

— Vini veshin! — pëshpëriti Sizovi. — Ka për të folur prokurori.

Nëna u zgjat me tërë trupin përpara dhe ngriu duke pritur atë gjë të tmershme që do të ngjiste pa tjetër.

Prokurori u ngrit, ktheu kryet nga ana e gjykatësve, psherëtiu dhe zuri të fliste duke tundur në erë dorën e djathtë. Zërin e kish të trashë dhe të kulluar, ligjërata e tij rridhte si një krua, herë i shpejtë, herë i ngadalshëm. Fjalët e para nëna nuk i kuptoi. Ato herë zgjateshin si zinxhir, herë fluturonin, herë brumbullonin si një mori mizash mbi një copë sheqer. Po nëna nuk gjente në to asgjë të tmershme, as ndonjë farë kërcënimi. Ato fjalë të ftohta si bora, të murme si hiri, derdheshin njëra pas tjetrës dhe e mbushnin sallën me diçka të mërzitshme që të zinte në grykë si ndonjë pluhur i hollë dhe i thatë. Dukej se ky fjalim i pasur nga fjalët, po i varfër nga mendimet e nga ndjenjat nuk i prekte fare Pavlin me shokë, të cilët bisedonin krejt të qetë; bisedonin midis tyre pa ja vënë veshin prokurorit dhe herë buzëqeshnin, herë shtrembëronin fytyrën për të fshehur të qeshurit.

— Gënjen! — pëshpëriti Sizovi.

Këtë fjalë nëna nuk mund ta thoshte. Ajo u vinte veshin fjalëve të prokurorit, kuptonte se ai i nxirrte fajtorë që të gjithë pa i ndarë nga njëri tjetri; fliste për Pavlin, pastaj kapej me Fedjan, të cilin e vinte ngjitur me Pavlin dhe po në atë radhë vinte edhe Bukinin. Dukej se për të njësoj ishin si njëri dhe tjetri, të gjithë më një thes i

fuste dhe i qepte njërin pas tjetrit. Po kuptimi i jashtëm i fjalëve të tij nuk e kënaqte, nuk e prekte, as e turbullonte nënën; ajo priste atë gjë të tmershme dhe mundohej ta gjente prapa atyre fjalëve, në fytyrën, në sytë, në zërin e prokurorit, në dorën e tij të bardhë që lëvizte pas ritmit të fjalimit. Gjëja e tmershme që gryente zemrën e nënës ishte aty rrotull saj, e padukshme, e pakapëshme, po dridhtëronjëse.[164])

Vllasova vrejti gjykatësit. Dukej sheshit se ata qenë mërzitur nga fjala e prokurorit. Ato fytyra të zbeta e të vdekura nuk kishin asnjë shprehje. Fjalët e prokurorit mbushnin ajrin me një mjegull të padukëshme që rrethonte si një re e errët gjykatësit që rrinin si të fjetur. Kryetari kishte ngrirë në pozën e tij të ngrehur dhe njollat e murme prapa xhameve të syzeve të tij herë-herë shlyheshin fare. Përpara kësaj indiference të akullt, këtij qëndrimi të vdekur, nëna pyeste veten me habi:

— A ky është gjyqi?

Përgjegjja ja ndrydhte zemrën.

Dalngadalë pritja e së tmershmes i lëshonte vendin në shpirtin e saj një ndjenje zemërimi të dëshpëruar.

Fjalimi i prokurorit u pre menjëherë; ai u përul para gjykatësve dhe ndenji duke fërkuar duart. Po shihej që gjykatësit nuk ishin të kënaqur nga fjala që mbajti, sepse as që lëvizën fare nga vendi.

— Fjalën... — tha plaku duke çuar një copë letër pranë syzeve — ... e ka mbrojtësi i Fedosejevit, Markovit e Zaharovit...

U ngrit një avokat, të cilin nëna e kish parë te Nikolla. Kish një fytyrë të gjerë dhe një pamje prej babaxhani; sytë e tij të vegjël shkëlqenin; dukej sikur kishte nën vetullat e kuqërreme dy maja të mprehta që prisnin diçka në erë, si majat e një gërshëre. Zuri të fliste pa u ngutur, me një zë të çelur e të qartë, po nëna nuk mundi ta dëgjojë, sepse Sizovi i pëshpëriste në vesh:

---

164. Të vrehet se si e ka dhënë autori karakterin bosh e të rremë të fjalëve të prokurorit.

— E dëgjove se ç'tha? E kuptove? Thotë se janë të çmendur, njerëz të prapë e të fandaksur. Për Fedjan e ka fjalën!

Nëna nuk u përgjigj, e vrarë nga një dëshpërim i thellë. Një ndjenjë poshtërimi i rritej në zemër dhe e shtypte fare. Tani Vllasova e kuptoi se ajo që priste nuk u bë. Ajo priste drejtësi, priste të shihte një gjyq të paanshëm, ku e vërteta e Pavlit do të përpiqej me atë të gjykatësve. Kujtonte se gjykatësit do ta pyesnin Pavlin gjerë e gjatë mbi jetën e tij, do të shqyrtonin me kujdes të gjitha mendimet e tij, të gjitha ndjenjat e zemrës së tij, luftën e tij të përditëshme në punën e madhe që kish nisur. Dhe kur të shihnin se ai kish të drejtë, do të thoshin me zë të lartë: „Ky njeri ka të drejtë!"

Po asgjë nga këto nuk ndodhi. Në vend të atij që priste, nëna pa një gjyq ku të pandehurit i ndante një greminë nga gjykatësit. U fol e u bisedua ashtu sikur gjykatësit të mos qenë aty fare. E lodhur nga ankthi i pritjes, Vllasovës iu zvordh fare ai gjyq dhe mendohej me zemërim:

— Kështu gjykohen njerëzit?...

E mori fjalën një avokat tjetër, një burrë i shkurtër me fytyrë thatime, të zbetë dhe tallëse. Po gjykatësit s'e lanë të vazhdonte.

U hodh prokurori dhe diç tha me inat mbi proçes-verbalin, pastaj foli plaku me një ton pajtonjës, avokati i dëgjonte duke ulur kryet me respekt dhe prapë nisi të fliste.

— Jepi! — e nxiste Sizovi. — Mos lerë kusur!...

Ndër dëgjonjësit u ndezën gjakrat, të gjithë i përshkoi fryma e luftës. Avokati i godiste gjykatësit nga të gjitha anët, ua shponte lëkurën e tyre të trashë me fjalët e tij si thumba. Ata sikur u shtrënguan njëri pas tjetrit, sikur u mufatën e u frynë për të mbrapsur talljet therëse të avokatit me tërë masën e trupit të tyre të squllët e të zdërlaqur. Nëna ndiqte me vemendje lëvizjet e tyre dhe i vinte sikur ata trembeshin se mos thumbat e avokatit, kritikat e tij të ashpra dhe plot arësye i tronditnin

sadopak e se mos i zgjonin nga gjumi i indiferencës ku kishin rënë.

Po ja ku u ngrit Pavli dhe menjëherë heshtën që të gjithë. Nëna u zgjat përpara me tërë trupin e saj dhe vuri veshin. Pavli foli fare i qetë:

— Si njeri i një partie që jam, unë njoh vetëm gjyqin e partisë sime. Do të flas tani, jo për të mbrojtur veten, po që t'ju spiegoj atë që nuk e kuptuat, duke iu përgjegjur kështu lutjes së shokëve të mi, të cilët refuzuan gjithashtu çdo të drejtë mbrojtjeje...[185]) Prokurori e cilësoi demostratën tonë nën flamurin e partisë socialdemokrate si një kryengritje kundër autoriteteve më të larta të shtetit dhe na paraqiti në fjalimin që mbajti si rebela kundër carit. Duhet t'ju them se për ne cari nuk përbën gjithë zinxhirin që mban nën zgjedhë trupin e vendit tonë, ai është vetëm një hallkë, hallka e parë që duhet të këputim për të çliruar popullin...[186])

Heshtja dukej edhe më e thellë nga kumbimi i këtij zëri të fortë e të sigurtë, të vinte sikur salla zgjerohej dhe Pavli mbrapsej larg dëgjonjësve, i rrethuar me një kurorë drite që e tregonte më shquar.

Gjykatësit lojtën nga vendi të shqetësuar e të habitur. Të dy anëtarët e gjyqit, që i rrinin në krah kryetarit, i folën diçka në vesh dhe ky diç i tha Pavlit, po zëri i tij u mbyt e u shua në lumin e gjerë e të shtruar të fjalëve të djaloshit.

— Ne jemi socialistë. Kjo do të thotë se jemi armiq të pronës private, e cila i ndan njerëzit, i hedh në grindje kundër shoku shokut, krijon midis tyre një luftë interesash të papajtueshme, përdor gënjeshtrën për të mbuluar këto kundërshtime, i demoralizon me rrenën, me hipokri-

---

185. Pavli me shokë janë anëtarë të partisë, e cila lufton për përmbysjen e rendit në fuqi. Ai dhe punëtorët revolucionarë të arrestuar nuk e pranojnë rendin që shtyp e shfrytëzon, prandaj ata s'e pranojnë që gjyqi carist të ketë të drejtë t'i gjykojë veprimet e tyre revolucionare.

186. Cari (mbreti) përfaqësonte rendin feudal dhe monarkinë autokratike. Qëllimi përfundimtar i Partisë së proletariatit s'ishte vetëm përmbysja e rendit feudal dhe e autokracisë, por e gjithë klasave shfrytëzuese, vendosja e diktaturës së proletariatit. Prandaj Pavli thotë se cari përbën vetëm hallkën e parë që duhet këputur; lufta s'do merrte fund me aq.

zinë dhe urrejtjen... Ne themi se një shoqëri, e cila e shikon njerinë vetëm si një mjet për t'u pasuruar është antinjerëzore, është armikja jonë; ne nuk mund të pranojmë moralin e saj me dy faqe, mjetet cinike dhe mizore që përdor kjo shoqëri kundër njerëzve që nuk pajtohen me të; ne kemi luftuar dhe do të luftojmë pa reshtur kundër çdo forme të robërimit fizik dhe moral të njeriut, kundër të gjitha mjeteve që përdor kjo shoqëri për të futur grindjen midis njerëzve në interes të lakmisë së disave... Ne punëtorët jemi krijonjësit e çdo gjëje, prej maqinave vigane gjer te lodrat e fëmijëve.[187]) Megjithatë ne sot s'kemi as të drejtën të luftojmë për dinjitetin tonë si njerëz, kurse atij më faqeziut, më të poshtërit, i njihet e drejta të na përdorë si vegla për të arritur qëllimet e tij. Dhe ne tani luftojmë që t'i sigurojmë vetes aq liri sa që një ditë të mundim të marrim pushtetin në dorë.[188]) Programi ynë është i thjeshtë. Parulla jonë është e thjeshtë: Poshtë prona private, të gjitha mjetet e prodhimit të jenë pasuri e popullit, tërë pushteti politik të jetë në duart e popullit, të gjithë të jenë të detyruar të punojnë. E shihni, pra, se ne nuk jemi rebela!

Pavli qeshi, kaloi dorën në leshrat dhe flaka e syve të kaltër u bë më e ndritëshme.

— Në temë, ju lutem... mos flisni përçart! — tha kryetari me zë të lartë e me fjalë të shkoqura. U kthye nga ana e Pavlit me tërë trupin dhe, tek e shikonte, nënës iu duk sikur syri i tij i mëngjër u ndez me një flakë të keqe lakmonjëse. Të gjithë gjykatësit e shikonin Pavlin në një mënyrë të veçantë, thua se sytë e tyre nguleshin në fytyrën e tij sikur mundoheshin t'i thithnin gjakun që të freskonin e të gjallëronin trupat e tyre të vdekur. Pavli, i sigurtë në vetvete, i patundur, zgjati dorën nga ana e tryezës së gjykatësve dhe vazhdoi me një zë të kulluar si kristali:

187. Këto fjalë në gojën e Pavlit tregojnë rritjen ideologjike të tij përvetësimin e teorisë së komunizmit shkencor.

188. Është fjala për revolucionin demokratik që kishte si piksynim përmbysjen e feudalizmit e të autokracisë cariste; kështu proletariati i Rusisë i hapte rrugë vetes që me anë të revolucionit socialist, të merrte pushtetin.

— Ne jemi revolucionarë e do të mbetemi të tillë sa kohë që të ekzistojë prona private dhe do të luftojmë sa kohë që një palë do të urdhërojnë e do të shtypin shumicën që punon. Ne jemi kundërshtarë gjer në vdekje të kësaj shoqërie që ju mbroni jo me bindje po pas urdhërave që keni marrë. Ne do të mos pajtohemi me ju gjer në ditën e triumfit tonë. Se luftën do ta fitojmë ne, punëtorët! Ata që ju urdhërojnë nuk janë aq të fuqishëm sa pandehin. Gjithë ajo pasuri që kanë grumbulluar dhe që gëzojnë duke sakrifikuar milionë njerëz të robëruar, gjithë ajo pasuri që u siguron sundimin, mbi ne, ngjall midis tyre një armiqësi dhe grindje të mbytur që i shkatërron fizikisht dhe moralisht. Pasuria lyp tepër që të mbrohet, prandaj ju, sundonjësit tanë, jeni më skllevër se ne; sepse ju keni shpirtin të skllavëruar, kurse ne vetëm trupin. Ju nuk mund të çliroheni nga zgjedha e paragjykimeve dhe nga frika se mos humbisni privilegjet tuaja, kurse ne asgjë s'na ndalon të jemi shpirtërisht të lirë, të gëzojmë lirinë tonë të brendëshme. Ndërgjegjja e klasës sonë rritet dita-ditës, zhvillohet pa u ndalur. Lëvizja jonë, si rrymë e fuqishme, zgjon dhe tërheq elementet më të pastër e më të vlefshëm jo vetëm midis punëtorëve po edhe nga rrethi juaj... A nuk e shihni se sot nuk ka asnjeri që të dalë të luftojë me mendime për sundimin tuaj?... Juve s'ju ka mbetur më asnjë argument i shëndoshë që të mund t'ju mbronte kundër sulmit të drejtësisë historike, ju s'mund të krijoni asgjë të re në fushën intelektuale; mendja juaj nuk pjell më, ka mbetur shterpë, kurse idetë tona forcohen dita-ditës, drita e tyre depërton në masat e gjera të popullit dhe u hap sytë, i organizon në luftën për lirinë, luftë e ashpër, luftë e paepur. Ndërgjegjja e rolit historik të klasës punëtore në shoqërinë e sotme i bashkon të gjithë punëtorët e botës rreth një ideali, i frymëzon me një shpirt. Për të ndaluar këtë lëvizje ju s'keni tjetër mjet përveç cinizmit dhe forcës brutale. Mirëpo cinizmi të neverit dhe forca brutale e mizoria të revolton. Dhe duart e atyre që ju i përdorni sot për të na mbytur, do të na zgjaten nesër e do të shtrëngojnë duart tona me dashuri vëllazërore

re. Energjia juaj është energjia mekanike që jep grumbullimi i floririt, ajo ju bashkon në grupe që i hanë kokën njeri tjetrit. Energjia jonë e ka burimin në forcën e gjallë që jep ndjenja e solidarësisë, e interesave dhe idealeve të përbashkëta midis gjithë punëtorëve. Çdo gjë që bëni ju është kriminale sepse ka për qëllim ose rezultat skllavërimin e njeriut; kurse puna që bëjmë ne, çliron botën nga kuçedrat dhe lugetët e ngjallur me lakminë, gënjeshtrën dhe urrejtjen që mbillni ju për të trembur dhe mashtruar popullin. Për së shpejti masa e punëtorëve dhe e fshatarëve tanë do të çlirohet dhe do të ndërtojë një botë të re ku do të mbretërojë liria, harmonia dhe dashuria. Dhe kështu do të bëhet!

Pavli heshti një çast, pastaj përsëriti duke u mëshuar fjalëve:

— Kështu do të bëhet!

Gjykatësit diç përshpërisnin midis tyre duke shtrembëruar fytyrën dhe nuk i shqitnin sytë nga fytyra e Pavlit. Nënës i vinte sikur ata, me vështrimet e tyre lakmonjëse, e përlyenin trupin e bukur e të shëndoshë të Pavlit dhe i kishin zili fuqisë, shëndetit dhe freskisë së tij. Të pandehurit dëgjonin me vemendje të madhe fjalën e shokut të tyre, një dritë e hareshme vetëtinte në vështrimin e tyre. Fjalët e të birit skaliteshin të gjitha në kujtesën e nënës.

Kryetari e ndërpreu disa herë Pavlin, duke dashur t'i spiegonte disa gjëra; bile edhe buzëqeshi një herë me trishtim. Pavli e linte të fliste dhe pastaj vazhdonte fjalën pa u turbulluar dhe pa e ndryshuar tonin e tij të rreptë e të qetë. Kështu ai i detyronte gjykatësit ta dëgjonin me vemendje. Kjo vazhdoi një copë herë të mirë, po më në fund plaku zgjati dorën drejt Pavlit dhe diç foli duke bërtitur. Vllasovi iu përgjigj me një zë ku ndihej një theks ironie:

— Po i jap fund. S'kam dashur t'ju fyej personalisht; përkundrazi, duke u ndodhur pa dashjen time në këtë komedi që ju e quani gjyq, mua më vjen keq për ju. Sidoqoftë edhe ju njerëz jeni, dhe neve na vjen keq kur sho-

him disa veta, qofshin edhe kundërshtarët tanë, të poshtërohen për t'i shërbyer tiranisë gjer në atë pikë sa të humbasin çdo nder, çdo burrëri, të humbasin ndërgjegjen e dinjitetit të tyre si njerëz.

U ul e ndenji pa i shikuar gjykatësit. Nëna, me frymën pezull, vrente ata që kishin në dorë fatin e të birit dhe priste me zemër të ngrirë.

Andrea, që i shkëlqente fytyra nga gëzimi, i shtrëngoi dorën Pavlit. Samoillovi, Mazini, të gjithë iu afruan që ta përgëzonin. Pavli buzëqeshte si me drojtje nga entuziazmi i shokëve; pastaj hodhi sytë në vendin ku rrinte nëna dhe i bëri një shenjë me kokë si për ta pyetur:

— Mirë fola?

Ajo iu përgjigj me një psherëtimë të thellë gëzimi dhe u drodh, e rrëmbyer nga një valë e zjarrtë dashurie.

— Ja... tani filloi gjyqi me të vërtetë![189] — pëshpëriti Sizovi. — Ç'ua bëri paq! M'i lumtë!

Nëna tundi kokën pa u përgjegjur, po zemra i gufonte plot hare për guximin me të cilin foli i biri, ndofta ishte edhe më e gëzuar që mbaroi së foluri. Në trurin e saj rrihte si çekan kjo pyetje:

— Po tani? Si do t'ju vejë filli, tani, o bij të dashur?

## XXIV.

Në ato që tha Pavli s'kish ndonjë gjë të re për nënën. Ajo i kish dëgjuar sa e sa herë ato mendime, po vetëm tani përpara gjyqit Vlasova e ndjeu për herën e parë fuqinë aq tërheqëse të besimit të tij. Nënën e habiti qetësia e Pavlit dhe fjala e tij zuri vend në gjirin e saj si një yll që shkëlqente me dritën e bindjes në triumfin e atyre ideve ku shprehej e drejta e popullit punëtor.

Ajo priste tani të shihte gjykatësit të nxehen, t'i kundërshtojnë të birit dhe të parashtrojnë *të vërtetën* e tyre.

---

189. Nga fjala e Pavlit kuptohet se ai nga i akuzuar u kthye në akuzues; për këtë arësye Sizovi thotë se filloi me të vërtetë gjyqi atëherë kur foli Pavli.

Po kjo nuk ngjau. U ngrit Andrea, hodhi sytë një herë nga tryeza e gjyqit dhe filloi:

— Zotërinj mbrojtës...

— Para jush është gjyqi dhe jo mbrojtësit! — ja priti me zemërim gjykatësi me fytyrën e vrarë. Nëna e vështroi Andrenë dhe e kuptoi se ai donte të tallej; mustaqet i dridheshin, sytë i xixëllonin nga një dritë dinakërie; fërkoi kryet rrëmbyer me duart e tij të gjata, psherëtiti e tha:

— Ashtu? E unë kujtoja se ishit vetëm mbrojtës dhe jo gjykatës...[190])

— Ju lutem mos u largoni nga tema! — i hoqi vrejtjen plaku me një ton të thatë. — Flisni për thelbin e çështjes!

— Për thelbin e çështjes? Mirë! Po e zëmë se ju me të vërtetë jeni gjykatës të pavarur, të ndershëm, të paanshëm...

— Gjyqi s'ka nevojë për mendimin tuaj...

— Si? S'ka nevojë për një lavdërim të tillë?... Hëm!... megjithatë unë po vazhdoj... ju, pra, jeni njerëz të lirë që i shihni po me atë sy si miqtë, si armiqtë. Ja këtu para jush ndodhen dy palë: njëra ankohet se po e grabisin dhe e rrahin, tjetra thotë se ka të drejtë të rrahë e të grabisë me që ka pushkën në dorë...

— A s'keni të thoni gjë për çështjen që po gjykohet? — pyeti kryetari i zemëruar. Atij i dridhej dora dhe nënës i pëlqente që e shihte ashtu si ndër ethe. Po mënyra si sillej hoholli nuk pajtohej me atë të Pavlit, prandaj nëna nuk ishte e kënaqur. Asaj ja donte zemra që edhe Andrea të hahej me gjykatësit seriozisht.

— Për çështjen?... — pyeti Andrea me një ton serioz, duke shikuar plakun. — E pse t'ju flas për çështjen? Atë që duhej të dinit jua tha shoku im. Kusurin do ta mësoni nga të tjerët kur të vijë koha...[191])

Plaku u ngrit dhe tha:

---

190. Andrea me ironinë e vet karakteristike i quan gjykatësit „mbrojtës" (nënkuptohet: mbrojtës të rendit kapitalist) dhe jo gjykatësa.

191. Andrea bën aluzion për revolucionin.

— Ju heq të drejtën e fjalës!... Radhën e ka Grigor Samoillovi.

Hoholli mblodhi buzët dhe u lëshua me përtim mbi bankë. U ngrit Samoillovi me rrëmbim duke tundur kaçurrelat e tij, dhe nisi:

— Prokurori na quajti egërsira, armiq të kulturës...

— Flisni vetëm për sa i përket çështjes suaj...

— Edhe unë atë po bëj... S'ka asgjë që të mos e prekë njeriun e ndershëm. Ju lutem mos ma prisni fjalën!... Tani unë ju pyes: cila është shkalla e kulturës suaj?

— S'kemi ardhur këtu që të diskutojmë me ju! Ju thashë: mos dilni nga tema! — bërtiti plaku i ndezur.

Talljet e Andresë i thumbuan keq gjykatësit, fytyrat e tyre sikur u xhveshën nga një cipë e murme dhe u mbushën me njolla të kuqe, sytë e tyre filluan të lëshonin shkëndija të ftohta e të gjelbra. Fjala e Pavlit i kish tërbuar, po energjia dhe seriozitetit i tij u imponte respekt, kurse hoholli me thumbat e tij plot përbuzje zbuloi atë që fshihej prapa këtij respekti të detyruar. Ata pëshpërisnin me njeri tjetrin, të ngërdheshur nga inati dhe zunë të lëviznin me nervozitet.

— Ju stërvitni spiunë, ju korruptoni gra dhe vajza, ju e shtyni njerinë të bëhet kusar dhe kriminel, ju e helmoni me vodkë, e kalbni nëpër burgje... Luftrat ndërkombëtare, gënjeshtra, korrupcioni, shtazërimi i kombit mbarë, ja, kultura juaj, ja qytetërimi juaj! Ne, vërtet, jemi armiq të kësaj kulture, të këtij qytetërimi! 192)

— Ju lutem... — bërtiti plaku, të cilit iu drodh mjekra.

Samoillovi, flakë i skuqur dhe me sytë që i lëshonin shkëndija, bërtiti edhe më fort.

---

192. Në fjalët e Pavlit dhe të Samoillovit na është dhënë gjithë fizionomia e rendit feudo-borgjez dhe kontradiktat që e brejnë rendin kapitalist. Prej fjalëve të Samoillovit kuptohet se rendi borgjez përbën mohimin e kulturës, prandaj për të ngritur kulturën e vërtetë, duhet mohuar ky rend. Samoillovi me qenë se është përfaqësues i klasës më revolucionare, pa qenë nevoja për fjalë të shumta tregon qartë epërsinë e ideologjisë që ai mbron.

— Ne duam dhe nderojmë atë qytetërimin tjetër, krijuesit e të cilit ju i kalbët nëpër burgje ose i prishët nga mendja.

— Ju heq të drejtën e fjalës!... Fedja Mazin!

U ngrit menjëherë Mazini i vogël dhe thirri me një zë të prerë nga emocioni:

— Bë... bëj bè dhe... dhe jam i sigurt që ju do të më dënoni...

Iu muar fryma dhe u zbeh; vetëm sytë i shquheshin në fytyrë; shtoi duke zgjatur krahun:

— Për fjalë të nderit! Dërgomëni ku të doni, unë do të arratisem... do të kthehem përsëri që të punoj për të mirën e popullit... për lirinë e vendit... po, tërë jetën do të punoj... për fjalë të nderit!

Sizovi nxori një klithmë të mbytur. Që të gjithë i kish rrëmbyer një valë gjallërimi dhe një zhurmë e ndrydhur ndihej nga çdo anë. Një grua qante me ngashërim, dikush kollitej sa i merrej fryma. Xhandarët vrenin të pandehurit me habi si të shastisur dhe hidhnin vështrime të tërbuara nga ana e publikut. U ndje një turbullim midis gjykatësve; plaku bërtiste:

— Gusev Ivan!

— Nuk dua të flas!

— Gusev Vasil!

— Nuk flas! 193)

— Bukim Fjodor!

Leshverdhë e me fytyrë si të shpëlarë, Fjodori u ngrit si me përtim e me ngadalë duke tundur kryet:

— Turp të kini!... Unë jam një njeri i paditur dhe prapë e kuptoj ç'do me thënë drejtësi!

Ngriti krahun përmbi kokë dhe heshti, me qepallat të mbyllura për gjysmë, sikur diç shikonte diku larg.

— Ç'doni të thoni? — pyeti plaku me habi dhe zemërim që kish arritur kulmin.

— Ah! ju...

---

193. Ata nuk pranojnë të flasin, se nuk e njohin gjyqin carist. Pavli, Andrea dhe të tjerë që e morën fjalën, folën vetëm për ta përdorur tribunën e gjyqit si mjet agjitacioni për të demaskuar regjimin feudo-borgjez carist dhe komedinë gjyqësore e jo për të mbrojtur veten.

Bukini u lëshua mbi bankë i ngrysur e i vrejtur. Fjalët e tij, jo aq të qarta, kishin një kuptim të thellë, në këto fjalë ndihej një qortim i trishtuar dhe naiv. Të gjithë e patën këtë përshtypje dhe gjykatësit vunë veshin duke pritur një jehonë më të qartë se këto fjalë. Në bankat e publikut plakosi një heshtje e plotë, u dëgjuan vetëm psherëtimat e lehta të grave që qanin. Pastaj prokurori buzëqeshi duke ngritur supet, një gjykatës u kollit dhe përsëri gjarpëruan nëpër sallë pëshpëritje me zë të ndrydhur.

Nëna u zgjat nga Sizovi dhe e pyeti:

— Gjykatësit, a do të flasin?

— Jo... gjyqi mbaroi... tani mbeti të lexohet vendimi...

— Dhe asgjë tjetër?

— Asgjë tjetër.

Nënës nuk i besohej. E ëma e Samoilovit lëvizte mbi bankë e shqetësuar dhe pyeste të shoqin:

— Po si kështu? A është e mundur?

— Po ç'do t'i bëjnë tani djalit, Grishës?

— Pusho tani... lermë të qetë...

Pamja e atij gjyqi të linte përshtypjen se diçka u thye, u shemb, u ndryshua. Njerëzia dukeshin si të trallisur, përpëlitnin sytë si të verbuar nga një zjarr i ndritshëm që u ndez befas para tyre. Një ndjenjë e madhe, e turbull dhe tronditëse kish lindur në zemrat e tyre dhe i rrëmbente me një fuqi të tmershme në një botë të panjohur. Duke mos mundur të hyjnë në kuptimin e thellë të kësaj ndjenje të re, ata shpejtonin, ta ndanin në ndjesi të thjeshta e të kuptueshme, si një çilimi që thyen sahatin për të parë se ç'ka brenda. Më i madhi nga vëllezrit Bukin thosh pa u drojtur:

— Më ndjeni!... Përse nuk u japin leje të flasin? Ja, prokurori foli sa deshi, i tha të gjitha ato që donte të thosh!...

Aty afër qëndronte një nëpunës, i cili përshpëriste duke tundur krahun:

— Pushoni!.. Mos bëni fjalë!..

Samoillovi, duke fshehur kryet prapa shpinës të së shoqes, thosh me zë të ndrydhur dhe më fraza të këputura:

— Mirë... po e zemë se janë fajtorë... Po ti mos ua mbyll gojën, leri të flasin... të spiegohen! Kundër kujt kanë vepruar?... Kundër të gjithëve? Më lerë ta kuptoj... se dua të di edhe unë!... Ku qëndron e vërteta? Dua ta kuptoj...[194])

— Pusho! — bërtiti nëpunësi duke iu kërcënuar me gisht.

Sizovi tundte kokën, i vrerosur.

Nëna nuk ua hiqte sytë gjykatësve, të cilët sa vinte po ndizeshin dhe shkëmbenin midis tyre fjalë që s'kuptoheshin. Pëshpëritja e ftohët dhe rrëshqitëse e zërit të tyre sikur ja çikte faqet me një dridhmë të ngjethëshme dhe gojën ja bënte farmak. Nënës i dukej sikur ata flisnin për trupin e Pavlit dhe të shokëve të tij, për ata trupa të gjallë e të shëndoshë me muskuj të fuqishëm e gjak të kuq plot jetë. I bëhej sikur pamja e atyre djelmoshave plot shëndet dhe energji ndizte në shpirtin e gjykatësve një zili të shëmtuar, lakminë e njeriut të sëmurë që s'i ka mbetur pikë gjallërie. Përpiqnin buzët, mbllaçiteshin si të urëtuar dhe u vinte keq që nuk kishin dhe ata muskuj që kanë mundësi të punojnë, të shijojnë jetën dhe të krijojnë vlera.[195]) Tani këta trupa dilnin nga qarkullimi aktiv i jetës, hiqnin dorë nga jeta dhe nuk mund të përdoreshin më si vegla pasurimi, nuk mund t'u shtrydhej ajo fuqi me të cilën krenohen sot. Prandaj pamja e Pavlit me shokë ndizte në shpirtin e gjykatësve të mekur atë zemërim hakmarrës dhe të dëshpëruar që ndjen egërsira e plakur dhe e drobitur kur sheh mishin e freskët dhe s'ka fuqi ta rrëmbejë.

Sa më shumë që i vrente gjykatësit, aq më tepër thellohej e sqarohej në shpirtin e nënës ky mendim i vra-

194. Nëpërmjet këtyre fjalve të Samoillovit para lexuesit del edhe më i plotë fakti që gjyqi është pjesë e aparatit shtypës të carit, që ai nuk mbron të drejtën për regjimin feudo-borgjez në fuqi.

195. Nëpërmjet këtij përfytyrimi të nënës na janë kundërvënë dy botë, bota e re gjithë energji e freski dhe bota e vjetër e sëmurë, e paaftë, të krijojë gjë të re, bota e shëmtuar, me lakmi të pashuar për shfrytëzim.

zhët e i çuditshëm. Asaj i vinte sikur ata as nuk e fshihnin babëzinë e tyre, as tërbimin e të urëtit që dikur ka qenë mësuar të hajë shumë. Vllasova, si grua dhe nënë që e kish dashur gjithmonë të birin më tepër se veten e saj, shihte me llahtarë se si vështrimi i shuar i atyre syve të zverdhur e të venitur rrëshqiste mbi fytyrën e Pavlit, çikte kraharorin, supet, duart e tij, fërkohej pas lëkurës së tij të nxehtë. Thua se gjykatësit me këto vështrime të ndezura nga lakmia, mundoheshin të merrnin një grimë gjallërie, të ngrohnin gjakun e damarëve të tharë, t'u fusnin pak energji muskujve të tyre të squllur. Ata njerëz, zakonisht gjysmë të vdekur, qenë gjallëruar pakëz tani, vetëm nga cytjet e lakmisë e të cmirit për atë jetë të freskët, të cilën kishin për ta dënuar... Nënës i vinte sikur edhe Pavli e ndjente mbi trupin e vet fërkimin e shëmtuar të atyre vështrimeve dhe i ngjethej mishtë nga ndoti.

Pavli shikonte nënën me sy të lodhur, po i qetë dhe plot dashuri. Herëherë i bënte shenjë me kokë dhe buzëqeshte.

— Për së shpejti do të jem i lirë! — thosh ajo buzëqeshje, që ja përkëdhelte zemrën nënës.

Befas gjykatësit u ngritën të gjithë së bashku. Pa u menduar, u ngrit edhe Vllasova pas tyre.

— Po shkojnë! — tha Sizovi.

— Që t'i dënojnë? — pyeti nëna.

— Po! ...

Tensioni i nervave të saj u shkreh menjëherë, një lodhje dërmonjëse ja rëndoi tërë trupin, balli iu mbush me pika djerse. Një ndjenjë dëshpërimi të hidhur dhe poshtërimi të pafuqishëm i therri në shpirt dhe dalngadalë iu kthye në një përbuzje shtypëse kundër gjyqit dhe gjykatësve. Nëna ndjeu një dhëmbje në tëmpthat dhe shtrëngoi ballin me duar. Kur shikoi rrotull, ajo pa se të afërmit e të pandehurve aviteshin pas kangjellave të hekurta dhe salla u mbush me zhurmën e mbytur të bisedave. Edhe nëna iu afrua Pavlit dhe, duke i shtrënguar dorën, zuri të qante ca prej gazit, ca prej hidhërimit. Në shpirtin e saj

zjente një kaos ndjenjash të kundërta njëra me tjetrën. Pavli i fliste me ëmbëlsi, hoholli qeshte e bënte shaka.

Të gjitha gratë qanin, po më tepër nga zakoni se sa nga hidhërimi. Nuk e ndjenin atë dhëmbje që të huton e të shastis, që të bie mbi krye si grusht i rëndë pa e ditur se nga vjen; ndjenin vetëm atë brengë që ka njeriu kur do të ndahet me një të afërt. Po dhe kjo brengë shkrihej në përshtypjet e shumta që u kishin mbetur në zemër asaj dite. Prindërit i vështronin bijtë e tyre me një ndjenjë ku mosbesimi në të rinjtë dhe bindja në superioritetin e vet përzjehej çuditërisht me një farë respekti për djemtë. Pleqtë harronin për një çast se sa vështirë do ta kishin për të jetuar tani që do t'u largoheshin djemtë nga shtëpia, dhe shikonin me kureshtje këtë rini që fliste pa u trembur dhe luftonte me guxim për një jetë të re, për një jetë më të mirë. Po ata nuk dinin t'i shprehnin këto ndjenja të bukura, prandaj bisedimet rridhnin me fjalë shumë po vetëm mbi gjëra të zakonshme, si të visheshin e si të kishin kujdes shëndetin.

Bukini, duke lëvizur krahët, mundohej të bindte vëllanë e tij më të vogël:

— Drejtësi kërkojmë ne, asgjë më tepër! Po tamam këtë ata s'mund ta pranojnë.

— I vëllai ja priste:

— Ti shiko më ruaj gargullin!... Sa shumë e desha!...

— Ktheu ti, pa për atë mos kij keq; ta ruaj unë!

— Doemos që do të kthehem... ç'do të bëj atje?

Sizovi i mbante dorën të nipit dhe thosh me ngadalë:

— Kështu, Fedja, hë? Domethënë kështu bëre edhe ti, hë?

Fedja u krrus dhe diç i përshpëriti në vesh me një buzëqeshje dinake. Edhe ushtari i rojes që ishte afër tyre buzëqeshi, po pastaj u vrejt menjëherë dhe diç llomotiti me vete.

Edhe nëna, ashtu si të tjerët, fliste me Pashën dhe e porosiste si të vishej e si të ruante shëndetin, po në zemër i zienin sa e sa pyetje rreth Sashës, rreth vetes së saj, rreth jetës së internimit në Siberi. Nënë fjalët e saj rritej

e forcohej dashuria e pakufishme që kish për të birin, dëshira që ta kënaqte, ta gëzonte, të ishte sa më afër zemrës së tij. Pritja e asaj gjëse së tmershme që i ngrinte gjakun aty më parë tani ishte zhdukur fare; ndjente vetëm një të ngjethur kur kujtonte gjykatësit, ashtu si ngjethemi kur çikim ndonjë gjë të ndotur.

Një gëzim i madh e i ndritshëm rritej në zemrën e saj, dhe ajo çuditej e turbullohej nga kjo ndjenjë e re. Kur po hohollin që po fliste me të gjithë, u kujtua se ai kish nevojë më tepër se Pavli për një fjalë dashurie, prandaj i tha:

— Nuk më pëlqen ky gjyq!

— Pse, nënoke? — qeshi Andrea. — Vërtet mulli i vjetër, po punën e bën...[196])

— S'ka gjë për t'u trembur, po vetëm të vjen maraz kur sheh se nuk çajnë kokën të nxjerrin në shesh të vërtetën! — tha nëna si me ngurim.

— Ou! Ç'kërkoni dhe ju! — tha hoholli. — Po a pandehni se interesohet njeri këtu për të vërtetën?

Nëna buzëqeshi dhe tha me një psherëtimë:

— Unë kujtoja se do të ishte ndonjë gjë e tmershme...

— Gjyqi vazhdon! — bërtiti një zë.

Të gjithë vrapuan në vendet e tyre.

Kryetari i gjyqit me një dorë të mbështetur në tryezë dhe me fytyrën të fshehur prapa një letre të shkruar që e mbante në dorën tjetër, lexoi vendimin e gjyqit me zërin e tij të dobët dhe gërrhitës:

„Gjyqi... duke marrë parasysh...

— Po i dënojnë! — tha Sizovi duke vënë veshin.

Heshtja ishte e plotë. Të gjithë ishin ngritur më këmbë dhe vrenin plakun. I thatë dhe i drejtë, ai i përngjiste një shkopi mbi të cilin të mbështetej një dorë e padu-

---

196. Andrea gjithnjë me humor thumbon gjyqin; fjalët e tij kanë këtë kuptim: ndonëse nuk vlen, prap arrin të dënojë, të internojë. Pra punën si aparat shtypës në duart të klasës shfrytëzuese e bën.

kështme.[197]) Edhe gjykatësit dëgjonin më këmbë. Ai me fytyrën e vrarë, shoku i tij i fryrë dhe prokurori shikonin nga ana e të pandehurve. Nga portreti i varur në mur përmbi kryet e gjykatësve shikonte cari i veshur me uniformë të kuqe; një mizë vinte rrotull mbi fytyrën e tij të bardhë e të ngrirë, një pezhishkë merimange i kish mbuluar ballin.

„...dënohen me internim në Siberi..."

— Internim; — tha Sizovi duke psherëtitur si i lehtësuar nga një ankth. — Shpëtuam mirë, lavdi Zotit! Flitej për punë të rënda! Kurse kjo nuk është asgjë... Gëzohu, nëno shpëtuam!...

— Po unë e dija — tha nëna me zë të ulët.

— Sido qoftë, tani u siguruam... Ku mund ta dish me saktësi, kur ke të bësh me gjykatës të tillë!

U kthye nga ana e të dënuarve që po i hiqnin, dhe thirri me zë të lartë:

— Udhën e mbarë e mirupafshim, Fjodor, Zoti ju ndihmoftë!... të gjithëve!

Nëna u bëri me kokë Pavlit dhe shokëve të tij. I vinte për të qarë, po nga turpi i mbajti lotët.

Kur doli nga gjyqi, nëna pa e habitur se kish rënë nata mbi qytet, fenerët ndriçonin rrugët dhe yjet xixëllonin në kupën e qiellit. Grupe njerëzish qenë mbledhur rrotull gjykatores; në ajrin e ngrirë bora kërciste nën këmbët; dëgjoheshin zëra të rinjsh që i prisnin fjalën shoku shokut. Një burrë me një shapkë bojëhiri iu afrua Sizovit dhe e pyeti me nxitim:

— Ç'dënim u dhanë?

— Internim.

— Të gjithëve?

— Të gjithëve...

— Ju falemnderit! — tha dhe u largua.

— E shikon? — i tha Sizovi nënës — Interesohen...

---

197. Ky përshkrim figurativ këtu sikur ta përforcon dhe më tepër idenë se gjyqi është një shkop, një kërbaç i rendit shfrytëzues për të shtypur masat.

Gjyqi është pika kulminante e krejt romanit, në këtë kapitull lufta e hapur midis forcave që përfaqësojnë revolucionin dhe atyre që përfaqësojnë reaksionin, arriti pikën më të lartë, ashpërsin ma të madhe (lidhur me ato ngjarje që pasqyrohen në roman).

Nj'a dhjetë veta, djem e vajza, u mbodhën sakaq rreth nënës dhe Sizovit. Pyetjet u derdhën si breshër duke tërhequr dëgjonjës të tjerë. Të gjithë donin të mësonin vendimin e gjyqit, donin të dinin si u suallën të pandehurit, ç'qëndrim kishin mbajtur, kush kishte folur dhe ç'kishte thënë. Në të gjitha pyetjet ndihej një kureshtje e zjarrtë dhe e sinqertë që të detyronte t'u përgjigjeshe.

— Kjo është nëna e Pavël Vllasovit! — tha dikush.

Befas heshtën që të gjithë.

— Më jepni lejë t'ju shtrëngoj dorën!

Një dorë e fortë rrëmbeu dhe shtrëngoi dorën e nënës dhe një zë që dridhej nga emocioni foli:

— Djali juaj do të jetë një shembëll burrërie për të gjithë ne!

Brohoritje të tjera si kjo u çuan nga çdo grup dhe njerëzia vrapuan afër nënës dhe Sizovit.

Ushtuan vërshëllimat e bilbilave të policisë, po nuk mundën të mbysnin britmat e turmës së entuziazmuar. Plaku qeshte, nënës i dukej sikur shihte një ëndër të bukur. Ajo buzëqeshte, përshëndeste, shtrëngonte duart; lotë gëzimi i zinin grykën; këmbët i dridheshin nga të lodhurit, po zemra e saj gufonte nga një hare triumfonjëse dhe pasqyronte çdo përshtypje, çdo ndjesi, si ujët e kristaltë të një liqeni.

Aty pranë Vllasovës një zë i qartë tha me zemërim:

— Shokë! Miq! Kuçedra e babëzitur që po shuan popullin rus, sot përsëri gllaburoi disa nga luftëtarët më të mirë të së vërtetetës!...

— Eja të largohemi, nënë! — tha Sizovi.

Në atë çast u dha Sashenka, kapi nënën nga krahu dhe e hoqi me të shpejtë në anën tjetër të rrugës, duke thënë:

— Ejani, se ndofta policia do të turret mbi turmën që ta rrahë... Ose mund të fillojnë arrestimet... E? Po i internojnë? Në Siberi?

— Po, po!...

— Po ai, ç'bëri! Foli? E di, e di. Ai është më i fortë dhe më i thjeshtë nga gjithë të tjerët... po është edhe më

i rreptë, vërtet. Ka zemër të ndieshme dhe ndjenja të holla, po druhet që t'i çfaqë.

Kjo pëshpëritje e flakët, këto fjalë dashurie të thëna me zë të ulët, po plot dhemshuri, e qetësuan nënën dhe ringjallën fuqitë e saj të shuara.

— Kur do të veni të bashkoheni me të? — e pyeti nëna duke e përkëdhelur. Sasha u përgjigj duke vështruar përpara me vështrim të ngulur:

— Posa të gjej një njeri që të marrë përsipër punën time këtu... Së shpejti edhe mua do të më vijë radha të dal para gjyqit... Sigurisht do të më internojnë dhe atëhere do të kërkoj të më dërgojnë atje ku ka për të qenë ai...

Prapa të dy grave u dëgjua zëri i Sizovit.

— T'i bëni të fala nga ana ime!.. Nga Sizovi, i thoni... Ai më njeh mirë... Jam ungji i Fedja Mazinit...

Sasha u ndal, u kthye dhe i zgjati dorën.

— E njoh Fedjan. Mua më quajnë Sashenka.

— Po emrin e babës?

Ajo e vështroi në sy dhe tha:

— Unë s'kam babë.

— Ju ka vdekur, a?

— Jo, gjallë është! — u përgjegj vajza me nxehtësi, dhe fytyra i mori pamje të rreptë e kryeneçe. — Ai është çifligar, qeveris një qark, rjep fshatarët...[198])

— Ah! — tha Sizovi me një zë të zvarrët; dhe, si heshti një hop duke ecur për krah vajzës, e vrejti me bisht të syrit dhe vazhdoi:

— E po, lamtumirë, nënë! Unë e kam udhën këtej... duku nganjëherë, të pimë nga një gotë çaj e të bëjmë muhabet... Lamtumirë, zonjushe! Shumë e rreptë jeni për babën tuaj... Natyrisht, kjo është punë për ju, s'mund të ndërhyjë tjetri...

---

198. Sashenka ka urrejtje aq të madhe për shfrytëzuesit, sa ajo mohon babän e vet me qenë se ai shtyp shfrytëzon fshatarët. Ideali për këta revolucionarë është gjëja më e shtrenjtë.

— Po nëqoftëse djali juaj është i keq, i dëmshëm për njerëzit dhe nuk ju respekton, a do ta thoshit? — ja ktheu Sashenka me rrëmbim.

— Po, do ta thosha! — u përgjigj plaku si ngurroi një çast.

— Domethënë se e drejta për ju është më e shtrenjtë se djali dhe për mua më e shtrenjtë se babai...

Sizovi tundi kokën, pastaj tha me një psherëtimë:

— Ah, ju të jepni mendjen në dorë! Po të mund të përgjigjeni gjithmonë kështu, ne pleqtë e humbëm davanë... Dini të qëlloni në shenjë!... Mbeçi me shëndet, ju uroj gjithë të mirat... Bëhuni pak më e butë për njerëzit! Zoti ju qoftë ndihmës... Ti Nillovna, në e pafsh Pavlin, thuaji se e dëgjova fjalimin e tij... nuk i kuptova të gjitha... bile u tremba në disa vende, po ato që tha janë të vërteta!

Tundi kasqetën duke i përshëndetur dhe u zhduk me ngadalë prapa çipit të rrugës.

— Duket të jetë burrë i mirë! — vrejti Sashenka duke e përcjellë me sy të qeshur.

Tek fliste ashtu, nënës i dukej sikur fytyra e saj ishte më e dashur e më e ëmbël se zakonisht.

Me të ardhur në shtëpi, u ulën e ndenjën në kanape, ngjitur njëra pas tjetrës; nëna foli përsëri mbi udhëtimin e Sashës për t'u bashkuar me Pavlin. Vajza kish ngritur vetullat dhe shikonte e hutuar diku larg me sytë e saj të bukur dhe ëndëronjës. Fytyra e saj e zbetë kishte pamjen e qetë të njeriut që është thelluar në mendime të hareshme.

— Më vonë, kur të bëni fëmijë, do të vij edhe unë të merrem me ta. Do të rrojmë atje më mirë se tani... Pavli punë do të gjejë, i ka duart të florinjta ai...

Duke i hedhur nënës një vështrim vëzhgonjës, Sasha e pyeti:

— Pse, nuk dëshironi t'i veni pas Pavlit që tani?

Nëna u përgjigj me një psherëtimë:

— Ç'i duhem unë? Veç që t'i bëhem bela dhe të mos mund thë arratiset nëqoftëse e ka ndër mend... Pastaj nuk do të pranonte ai, edhe sikur të doja unë...

Sasha mërmëriti:

— Ashtu vërtetë...

— Përveç asaj, unë jam me punë këtu! — shtoi nëna me një grimë krenarie.

— Kini të drejtë! — tha Sasha e menduar. — Ca më mirë kështu!...

Befas u drodh si e shkarkuar nga një barrë e rëndë dhe foli qetë, me zë të ulët:

— Ai nuk do të mbetet atje... Do të arratiset... me siguri...

— Po ju? Po foshnja, nëqoftëse do t'ju lindë?

— Atë nuk e di. Atje shohim e bëjmë. Ai nuk duhet të mundohet për mua, as unë nuk duhet t'i bëhem barrë kursesi. Ai është i lirë në çdo çast dhe mua më ka vetëm shok... Vërtet do të më vijë rëndë të ndahem prej tij, po do të duroj, do ta mposht hidhërimin... Nuk dua t'i bëhem ferrë me asnjë mënyrë.

Nëna e ndjeu se Sashenka ishte e zonja të bënte ashtu si thoshte; i erdhi keq për vajzën, prandaj e mori në krahë dhe tha duke e përkëdhelur:

— E dashura bija ime... ç'dhëmbje e madhe do të jetë për ju!...

Sashenka buzëqeshi me ëmbëlsi dhe iu afrua më tepër; faqet iu skuqën.

Pas një çikë erdhi Nikolla, tepër i lodhur.

— Ju, Sashenka, largohuni sa nuk është vonë! Sot që në mëngjes dy spiunë më janë vënë prapa me aq ngulm sa që arrita të mendoj se erdhi dita të na kapin... kam një parandjenjë... Do të ketë ngjarë diku një fatkeqësi... Hë, këtu kam fjalimin e Pavlit... u vendos që ta botojmë... Shpjerjani Ljudmillës, i thoni ta radhitë sa më shpejt... Pavli ka folur shumë mirë, nënë!... U ruani nga spiunët, Sashenka!...

Duke folur, ai fërkonte duart e tij të ngrira; pastaj shkoi pranë tryezës, hapi sirtarët, nxori një tok letra të

cilat, ca i grisi, dhe ca i vuri mënjanë. Çdo gjë e bënte me rrëmbim; flokët i kish të shpupurishur.

— S'ka shumë kohë që i pastrova këta sirtarë dhe ja, përsëri janë grumbulluar këtu gjithfarë letrash! Dreqi ta marrë! Shikoni, Nillovna, do të qe më mirë sikur ju të mos flinit sonte këtu. Si thoni? S'keni ndonjë të mirë të ndodheni kur vinë xhandarët, përveç që mund t'ju marrin edhe juve... Kurse duhet medoemos që ju të mbeteni jashtë për të çuar aty-këtu fjalimin e Pavlit...

— Bah, përse të më marrin mua? — tha Vllasova. — Le që, vallë vinë fare, mbase gaboheni edhe ju...

Nikolla tundi dorën dhe tha i bindur:

— Sa për atë jam i sigurt... më bie era që atje tej... Nga ana tjetër ju mund t'i ndihmoni dhe Ljudmillës, hë? Më mirë shkoni sa më parë, se mos jetë vonë...

Nëna u gëzua që do të mund të merrte pjesë në botimin e fjalës së Pavlit, prandaj u përgjigj:

— Po të jetë ashtu, vete... Po jo se kam frikë...

Dhe shtoi me një ton plot bindje që e habiti dhe atë vetë:

— Tani mua nuk më tremb asgjë... lavdi Zotit! Tani e di përse punoj...[199])

— Mrekulli — tha Nikolla, pa e shikuar në fytyrë. — Po ju lutem më tregoni ku janë ndresat dhe valixhja ime... Ju i morët të gjitha në duart tuaja të kujdesëshme dhe unë s'jam i zoti të gjej plaçkat e mia...

Sasha digjte në sobë coprat e letrave të grisura dhe përziente me kujdes hirin e tyre të bardhë e fletë-fletë me hirin e zjarrit.

— Ju, Sasha, ikni tani! — tha Nikolla duke i dhënë dorën. — Mirupafshim! Mos harroni të më dërgoni libra, sidomos po të dalë ndonjë gjë e re, interesante... Mirupafshim, shoqe e shtrenjtë.... Kini mendjen, veproni me kujdes...

---

199. Jo vetëm tek nëna por tek të gjithë revolucionarët ne vrejmë se sa më tepër ata lidhen me luftën revolucionare, sa më tepër ata përqafojnë idetë e partisë, aq më pak mendojnë për veten e tyre si individë, për interesat e tyre personale, se tanimë ata veprojnë si pjesë e një të tërë, si pjesë e një trupi vigan që po zgjidh detyra madhështore.

— Keni ndër mend të rrini shumë kohë në burg? — pyeti Sasha.

— Dreqi e di! Besoj se po... meqë kanë mjaft prova ku të bazohen... Ju, Nillovna, dilni me Sashenkën, të dyja në një kohë... Është më e vështirë të ndiqen dy veta përnjëherë...

— Mirë! — tha nëna. — Ja, sa të vishem.

Tërë atë kohë nëna kishte kqyrur Nikollën me vërejtje dhe nuk kish gjetur asnjë ndryshim në shprehjen e zakonëshme të asaj fytyre të dashur. Asnjë lëvizje pa vend, asnjë shenjë nervozizmi nuk tregonte ai burrë i çuditshëm që po priste vizitën e xhandarëve. Gjithmonë i qetë dhe i mbyllur, ai bënte një jetë të mistershme, thuaj se rronte në të ardhmen, dhe sillej me të gjithë njësoj. Ashtu si qe, ai i kish hyrë nënës në zemër më tepër se të gjithë. Tani asaj i vinte shumë keq për Nikollën, për fatin e tij, po e mbante veten e nuk e çfaqte hidhërimin, sepse e dinte që po ta shihte me fytyrë të brengosur e me lot në sy, ai do të turbullohej fare dhe do të bëhej pakëz si qesharak, siç e kish gjithnjë zakon. Po në atë minutë nëna nuk dëshironte ta shihte Nikollën në atë gjendje.

Si u vesh, Vllasova hyri në dhomë; Nikolla po përshëndetej me Sashën dhe i thoshte:

— Shumë mirë! Jam i sigurt se do të jetë mirë edhe për ju, edhe për atë... Një grimë lumturie personale nuk bën dëm... po jo shumë, e dini, që të mos i humbasë vlera... Jeni gati, nënë?

I vajti pranë, buzagaz e duke ndrequr syzet.

— Lamtumirë, pra!... Mirupafshim... pas tre katër... ose gjashtë muaj. Gjysmë viti, ta zemë. Është goxha kohë!... Njeriu mund të kryejë shumë punë në gjashtë muaj!... Ruajeni veten, ju lutem! Dhe tani, le të qafohemi një herë...

I gjatë e i hollë siç ishte, e përqafoi nënën me krahët e tij të fortë dhe e shikoi në sy duke thënë:

— Me duket se kam shtënë dashuri me ju... s'bëj punë tjetër po veç ju qafoj...

Pa thënë asnjë fjalë nëna e puthi në ballë dhe në faqet; duart i dridheshin. Që të mos e vinte re Nikolla, i hoqi me vrap.

— Po shkoni? Kini mendjen veç, ruajuni! Dhe, nesër në mëngjes dërgoni këtu një djalë — është një, atje te Ljudmilla — të shohë ç'ka ngjarë... Ashtu!... Tani, ecni me shëndet, shoqe! Puna është në rregull!

Rrugës Sashenka tha me zë të ulët:

— Ai edhe vdekjen, kur t'i vijë, do ta presë po me këtë thjeshtësi... duke u ngutur një çikë si aty më parë... Kur t'i çfaqet vdekja, ai do të ndreqë syzet, do të thotë: „Bukuri!" dhe do të vdesë.

— Ah, sa e dua! — pëshpëriti nëna.

— Unë e admiroj... po, që ta dua... jo. E çmoj shumë. Është një çikë i ashpër, megjithse i mirë, bile i dhëmshur nganjëherë, po prapë më vjen sikur nuk është aq i njerëzishëm... Më duket se po na gjurmojnë... Më mirë të ndahemi... Mos hyni te Ljudmilla po të vini re se vëzhgojnë...

— E di! — tha nëna.

Po Sashenka shtoi me këmbëngulje:

— Mos hyni atje... ejani tek unë. Lamtumirë!

U kthye menjëherë dhe mori rrugën nga kishin ardhur.

Nëna i thirri nga prapa:

— Lamtumirë!

## XXV.

Pas disa minutash Vllasova kish ndenjur afër sobës e po ngrohej në dhomën e Ljudmillës. E zonja e shtëpisë, e veshur me një fustan të zi, ngjeshur me një brez meshini vente e vinte me ngadalë nëpër të ndarën e vogël që e mbushte me fërfëllimin e kindave të robes dhe me kumbimet e zërit të saj urdhëronjës. Në sobë, drutë kërcisnin e vërshëllenin duke thithur me rrëmbim ajrin e dhomës.

— Njerëzit — thoshte Ljudmilla — janë më tepër budallenj se të liq. Ata shohin vetëm sendet që kanë afër, që

mund t'i shtien në dorë pa mundim... Mirëpo gjërat që na i arrin dora pa mundim s'ngrejnë kandar, kurse ato që i kemi larg kanë shumë vlerë... Fundi i fundit, të gjithëve do t'iu vinte mirë sikur jeta të ndryshohej, sikur të bëhej më e lehtë dhe më e këndëshme, sikur njerëzit të silleshin më me arësye. Po që të bëhet ky ndryshim duhet që njerëzit të mos kërkojnë rehatin sot për sot, të sakrifikojnë prehjen e tyre...

Befas, u ndal përpara nënës dhe tha, sikur kërkonte ndjesë:

— Rrallë shoh njerëz këtu... prandaj kur më vjen ndonjë, nis e flas e s'pushoj kurrë... Është për të qeshur, apo jo?

— Jo, pse? — ja priti nëna.

Vllasova mundohej të gjente se ku i shtypte ato broshura Ljudmilla, po nuk shihte gjë. Në atë dhomë me tri dritare mbi rrugë, kish një kanape, një dollap për libra, një tryezë, disa karrige, një krevat afër murit, lavamani në një qoshe, soba në një tjetër dhe, në muret, disa fotografi. Çdo plaçkë ish e re, e shëndoshë, e pastër, dhe, mbi çdo gjë, fytyra prej murgeshe e zonjës së shtëpisë hidhte një hije të ftohët. Ndihej se në atë dhomë kish diçka të fshehtë e të mistershme. Nëna kqyri dyert: njëra ish ajo nga e cila hyri; afër sobës ishte një derë e dytë, e lartë dhe e ngushtë.

— Unë kam ardhur me punë! — tha nëna si me ngurim, kur pa se e zonja e shtëpisë po e vrente.

— E di. Ndryshe tek unë s'vjen njeri...

Nënës iu duk sikur zëri i Ljudmillës kumboi me një ton që s'e kish pasur kurrë, një nënqeshje e lehtë u vizatua në çipat e buzëve të saj të holla, bebëzat e errëta i shkëlqenin prapa syzeve. Nëna hodhi sytë gjetkë dhe i zgjati fjalimin e Pavlit.

— Ja, ju solla këtë, me lutje që ta botoni sa më shpejt...

Dhe filloi t'i tregonte përgatitjet e Nikollës për në burg.

Pa thënë asnjë fjalë, Ljudmilla vuri dorëshkrimin në brez dhe ndenji në një karrige; shëndritjet e zjarrit në sobë lëviznin në fytyrën e saj të qetë.

— Kur të vinë xhandarët këtu tek unë, do të shtie mbi ta! — tha Ljudmilla me një ton të prerë. Kam të drejtë të mbrohem kundër dhunës dhe duhet të luftoj kundër saj derisa i shtyj të tjerët në këtë rrugë.

Shëndritjet e flakëve u zhdukën nga fytyra e saj dhe ajo mori përsëri një pamje të rreptë dhe kryelartë.

„Jetë e rëndë kjo jotja!" tha nëna me vete, duke e parë me dhemshuri.

Ljudmilla nisi të lexonte fjalimin e Pavlit, si me pahir në fillim, po pastaj e tërhequr për herë e më shumë. Kur e mbaroi, u ngrit dhe iu afrua nënës.

— Ah, shumë bukur! Ja, kjo më pëlqen! Fjalë të qarta dhe me kuptim!

Uli kokën dhe u mendua një hop.

— Gjer më sot s'kam folur me ju për djalin tuaj, s'jam takuar asnjëherë me të, dhe bisedimet e hidhura nuk më pëlqejnë... E di se ç'do me thënë kur sheh njeriun tënd të niset në internim! Po dua t'ju pyes: a është mirë të ketë njeriu një djalë të tillë?

— Po, shumë mirë, mund të them! — u përgjigj nëna.

— Po do të jetë dhe gjë e tmershme, ashtu?

Nëna buzëqeshi dhe tha pa u turbulluar:

— Jo, tani nuk është më ashtu!

Me dorën e saj të zeshkët Ljudmilla ndreqi flokët e shtruar dhe u kthye nga ana e dritares. Një hie e lehtë, mbase hieja e një buzëqeshje të paçfaqur, dridhej e lëvizte mbi faqet e saj.

— Ta shtypim tani këtë... A më ndihmoni dhe ju?

— Po si jo!

— Unë po e radhit shpejt e shpejt... Ju bini pak, kini kaluar një ditë të vështirë, do të jeni lodhur... Unë s'kam për të fjetur, mbase natën do t'ju zgjoj që të më ndihmoni. Para se të flini e shuani llambën.

Ljudmilla vuri dru në sobët dhe pastaj u zhduk prapa derës së ngushtë, të cilën e mbylli me kujdes. Nëna e

kqyrte nga pas dhe, duke u xhveshur, mendonte për të: „Vuan... e shkreta!"

I merreshin pak mentë nga të lodhurit, po shpirtin e kish çuditërisht të qetë, para syve të saj çdo gjë ndriçohej me një dritë të butë e përkëdhelëse. Pas një tronditje të fortë, nëna ndjente qetësinë e plotë të kësaj nate. Më parë ajo trembej e habitej qysh mund të ish e qetë në këso rastesh, po tani ajo qetësi ja zgjeronte shpirtin dhe ja forconte me një ndjenjë të madhe e të bukur. Si shoi dritën, nëna ra në shtratin e ftohët, u mblodh kuspull e u mbështuall mirë me kuvertën dhe menjëherë e zuri një gjumë i thellë...

Kur hapi sytë, dhoma ishte mbushur me dritën e akullt e të bardhë të një dite të kthjelltë dimri; Ljudmilla me një libër në dorë ishte shtrirë në kanape dhe shikonte nënën me një buzëqeshje që e ndryshonte krejt.

— Pu-pu! sa paskam fjetur! — tha nëna e turpëruar. — Sa është ora, vallë?

— Mirëmëngjesi! — ja priti Ljudmilla. — Ora po vete dhjetë, çajin e kemi gati.

— Po pse nuk më zgjuat?

— Thashë t'ju zgjoja, po kur pashë se flinit aq ëmbël...

Ljudmilla u çua nga kanapeja me një lëvizje të të gjithë trupit, iu afrua krevatit dhe u përkul mbi fytyrën e nënës, e cila vuri re në sytë e saj pa shkëlqim një shprehje dashurie, afrimi.

—...më erdhi keq t'ju prishja gjumin... mbase shihnit ndonjë ëndër të bukur...

— Jo, s'pashë fare ëndra!

— Sidoqoftë... po buzëqeshja juaj më pëlqeu... ish aq e qetë, aq e ëmbël!

Ljudmilla qeshi me një zë të ulët, të butë e të ngrohtë.

— Dhe nisa të mendohem mbi jetën tuaj... Sa e rëndë do të jetë edhe jeta që bëni ju!...

Nëna kish mbledhur vetullat, e zhytur në mendime.

— Pa dyshim e rëndë duhet të jetë! — përsëriti Ljudmilla.

— S'di si të them! — foli nëna me ngurrim. — Herë-herë, ashtu më duket dhe mua... po s'është e vërtetë. Ka kaq gjëra, kaq ngjarje të çuditshme njëra pas tjetrës, sa s'ke kohë të mendohesh e të shqetësohesh.

E rrëmbeu një flakë gjallërie që i zgjonte në mendje plot mendime e figura. Ndenji mbi shtrat dhe vazhdoi me nxitim duke i veshur me fjalë mendimet e saj:

— Ngjasin gjëra që të tundin dhe të gjitha për një qëllim, ngjiten e ngjiten, njëra pas tjetrës, çohen përpjetë, si flakët e zjarrit kur digjet ndonjë shtëpi, lart e më lart, më me forcë e më të shkëlqyera... Ah, ta dini sa mjerime që ka! Njerëzit vuajnë, i rrahin pa mëshirë, u lidhin këmbë e duar, i ndjekin, i gjurmojnë... fshihen, rrojnë si murgjër... s'i lenë të gëzohen, s'i lenë të marrin frymë... të vjen keq, të pikon në zemër!

Ljudmilla ngriti kryet me rrëmbim, i hodhi nënës një vështrim të thellë dhe tha me zë të ulët:

— Ju nuk po më flisni për veten tuaj!

— S'flas për veten time?... — tha nëna duke u veshur. — Po si mund të qëndrosh mënjanë kur njërin e do me shpirt, për tjetrin të vjen keq, e për të gjithë të dhemb mu në zemër e të këputet shpirti... si mund të rrish mënjanë?

U ndal në mes të dhomës gjysmë e veshur, e thithur në mendime. Iu duk sikur nuk ishte më ajo që dridhej e rronte në ankth për fatin e të birit, sikur Vllasova e parë ishte shkëputur, ishte larguar prej saj e mbase ishte zhdukur krejt. Nëna rrudhi vetullat dhe u thellua në vetvete që të kuptonte se ç'po ngjiste në zemrën e saj, po prapë me një farë frike se mos zgjonte sërish atë ndjenjën drithtëronjëse të dikurshme.

— Ç'po mendoni? — e pyeti Ljudmilla me zë të ëmbël.

— As unë nuk e di! — u përgjigj nëna.

Heshtën që të dyja, shikuan njera tjetrën dhe bënë buzën më gaz; pastaj Ljudmilla doli nga dhoma duke thënë:

— Pa të shoh një herë samovarin!

Nënë shikoi nga dritarja; poshtë vetëtinte një ditë e ftohët; edhe zemra e saj ishte mbushur me dritë, po me një dritë të ngrohtë. Ja kish ënda të fliste gjithë gaz për çdo gjë e për të gjithë, të shprehte atë ndjenjë mirënjohjeje që i gufonte në zemër për gjithë ato mendime të bukura që ja kishin ndriçuar shpirtin me rrezet e një mbrëmje vere. Befas ajo ndjeu dëshirën që të lutet e të falet, gjë që s'i kish ndodhur prej shumë kohe. Iu kujtua një fytyrë djaloshi dhe një zë i hollë tingëlloi në mend të saj: „Kjo është nëna e Pavël Vllasovit"... Shkëndritën plot gëzim sytë e dashur të Sashës, iu çfaq figura e rëndë e Ribinit, buzëqeshi fytyra e rreptë ngjyrë bronxi e Pavlit, Nikolla përpëliti sytë, i hutuar, pastaj të gjitha ato fytyra u tronditën nga një psherëtimë e lehtë dhe u përzjenë e u shkrinë në një re të ndritur e të shumëngjyrëshme që e ledhatonte zemrën me një ndjenjë qetësonjëse.

— Nikolla paska patur të drejtë! — tha Ljudmilla duke hyrë. — Do ta kenë arrestuar sigurisht. I dërgova në shtëpi një djalë ashtu si më këshilluat. Ai u kthye dhe thotë se ka parë një polic që përgjonte në oborr të shtëpisë. Spiunët sillen rrotull aty afër shtëpisë, djali i njeh mirë.

— Ah! — ja bëri nëna duke tundur kokën, — I shkreti Nikolla!...

— Këto kohët e fundit kishte mbajtur shumë konferenca midis punëtorëve, prandaj s'kish si të mos diktohej! — vazhdoi Ljudmilla me një pamje të ngrysur po të qetë. — Shokët i thoshin: „Largohu!" Ai nuk i dëgjoi. Pas mendjes sime, në të tilla raste duhet ta detyrosh tjetrin e jo ta bindësh me këshilla...

Një djalosh me flokë të zez, faqe të kuqe, sy të kaltër e të bukur dhe hundë prej shkabe u duk te dera.

— Ta sjell samovarin? — pyeti me zë të çelur.

— Po, Serjozha, sille!... Është nxënësi im.

Nënës i dukej Ljudmilla atë ditë si më e thjeshtë, më e afruar. Në lëvizjet e zhdërvjellta të trupit të saj të derdhur kishte një forcë e një bukuri që e zbutnin deri diku rreptësinë që shprehej në fytyrën e saj të zbetë. Nga ajo natë pa gjumë ishin zgjeruar rrethet e murme nën sytë e

saj të lodhur. Kur e shikoje me kujdes kishe përshtypjen se tërë energjia e saj ishte përmbledhur rreth një qëllimi e sikur shpirti i saj ish tendosur si një kordë.

Djaloshi pruri samovarin.

— Sergei, eja të të njoh me Pellage Vllasovën, nënën e atij punëtori që dënuan dje...

Sergei u përkul pa bërë zë, i shtrëngoi dorën nënës, doli nga dhoma, pastaj hyri përsëri me një bukë në dorë dhe ndenji afër tryezës. Ljudmilla, duke mbushur gotat me çaj, mundohej ta bindte nënën të mos shkonte në shtëpi, gjersa të merrej vesh mirë se kë priste policia atje.

— Mbase ju ju presin... S'ka dyshim që do t'ju marrin në pyetje.

— Le të më marrin! — ja priti nëna. — Edhe sikur të më arrestojnë nuk është ndonjë e keqe e madhe. Vetëm do të dëshiroja që para se të më kapnin të kemi shpërndarë fjalimin e Pavlit.

— Unë e mbarova së radhituri. Nesër do të kemi mjaft kopje për këtu dhe në fabrikë... Bile edhe për tërë krahinën do të mjaftojnë. Ju e njihni Natashën?

— Po si jo!

— E, asaj do t'ja çoni...

Djaloshi këndonte gazetën dhe sikur nuk ja vinte veshin bisedimit, po kohë pas kohe sytë e tij çoheshin mbi fytyrën e nënës dhe ajo, kur haste vështrimin e tyre plot gjallëri, kënaqej e bënte buzën më gaz.

Ljudmilla përmendi përsëri Nikollën, pa çfaqur ndonjë hidhërim për arrestimin e tij dhe kjo iu duk nënës si një gjë fare e natyrëshme. Koha kalonte më shpejt se ditët e tjera, ishte gati mesi i ditës kur mbaruan së piri çajin.

Befas trokitën me fort te dera. Djali u ngrit dhe pyeti me sy të zonjën e shtëpisë.

— Hape, Sergei! Kush mund të jetë vallë?

Pa u tronditur, futi dorën në xhepin e fustanit dhe i tha nënës:

— Po të jenë xhandarët, ju, Pellage Nillovna, zini këtë qoshe... Dhe ti Sergei...

— E di! — tha djali me zë të ulët dhe u zhduk nga dhoma.

Nëna buzëqeshi. Gjithë këto përgatitje nuk e preknin, zemra nuk i ndillte ndonjë të keqe.

Hyri doktori dhe tha shpejt e shpejt:

— Nikollën e arrestuan... Ah, ju qenkeni këtu, nënë? ...Nuk u ndodhët atje kur e morën?

— Jo, më kish dërguar këtu...

— Hëm!... Prapë nuk e besoj se shpëtuat fare nga rreziku!... Mbrëmë natën disa të rinj kanë shaptilografuar nja peseqind copë të fjalimit të Pavlit... I pashë, janë bërë mjaft qartë, lexohen pa mundim. Ata kanë ndër mend t'i shpërndajnë nëpër qytet. Unë jam kundër, them se në qytet janë më mirë fletët e shtypura; ato të shaptilografuarat duhet t'i dërgojmë diku gjetkë.

— Ja shpie unë Natashës! — ja priti nëna duke marrë hov! — M'i jepni mua!

Ndjente një dëshirë të flakët të përhapte fjalimin e Pavlit, të mbushte dhenë me fjalën e të birit. E shikoi doktorin me sy plot vemendje sikur i lutej.

— Nuk e di në është e arësyeshme që të merrni ju tani me këtë punë! — tha doktori me dyshim, dhe nxori sahatin. — Tani ora është njëmbëdhjetë e dyzetetre, treni niset më dy e pesë, do të arrini në vend më ora pesë e një çerek... mbrëmanet arrini, po jo mjaft vonë... Le që nuk është çështja këtu...

— Jo, s'është çështja këtu! — ja priti e zonja e shtëpisë duke mbledhur vetullat.

— Po ku është çështja?— pyeti nëna duke u afruar. — Çështja është që të bëhet puna sa më mirë, dhe unë s'kam për të lënë gjë mangut.

Ljudmilla e shikoi me vrejtje dhe tha duke fërkuar ballin:

— Është punë e rrezikëshme për ju.

— E pse? — pyeti nëna me padurim.

— Ja pse! — filloi doktori me zë të këputur. — Ju u zhduktë nga shtëpia tamam një orë më parë se të kapnin Nikollën. Ju shkuat në fabrikën ku ju njohin që të gjithë.

Pas vajtjes suaj në fabrikë dalin në shesh fletët revolucionare. Të gjitha këto do të mbështillen rreth qafës suaj si ai laku që të mbyt.

— Mua nuk do të më vënë re atje! — foli nëna plot bindje e gjallëri. — Në më zënçin kur të kthehem dhe të më pyesin ku isha...

U ndal një hop e pastaj vazhdoi:

— Di unë si t'u përgjigjem! Nga fabrika shkoj drejt e në lagjen e punëtorëve; atje kam një të njohur, Sizov i thonë... Do t'u them, pra, se nga gjyqi shkova drejt e tek Sizovi... Shkova nga hidhërimi... Edhe ai kishte halle për të qarë se i dënuan të nipin... Dhe tërë kohën tek ai e kalova... Edhe ai kështu ka për të thënë. E shihni?

Duke e ndjerë se ata ishin në të kandisur e sipër, nëna u ndez edhe më tepër dhe foli më zjarr që t'ua mbushte mendjen më shpejt. Më së fundi ata dhanë pëlqimin.

— Po mirë, shkoni! — tha doktori si me pahir.

Ljudmilla vente e vinte e menduar dhe nuk fliste. Fytyra i qe vrejtur dhe damarët e qafës i qenë fryrë, sikur koka t'i qe rënduar e mezi e mbante. Nëna e vuri re. Edhe pëlqimi pa dashje i doktorit i bëri të psherëtijë.

— Të gjithë ju sepse më kurseni mua! — tha Vllasova me buzë në gaz. — Po për veten tuaj, ama, nuk bëheni merak fare.

— Nuk është e vërtetë! — u përgjigj doktori. — Edhe veten tonë e kursejmë dhe duhet ta kursejmë! Ne zihemi gjithmonë me ata shokë që e vënë veten në rrezik kot së koti, po! Tani dëgjoni: fletët e shtypura keni për t'i marrë në stacionin e hekurudhës.

I spiegoi se ç'kishte për të bërë; pastaj e vështroi drejt në sy e i tha:

— Ju uroj që t'ja dilni mbanë punës! Tani jeni e kënaqur, apo jo?

Dhe doli, i mërzitur. Me t'u mbyllur dera pas tij, Ljudmilla iu afrua nënës duke qeshur pa zë.

— Ju kuptoj fare mirë... — i tha.

E mori për krahu dhe eci bashkë me të nëpër dhomë.

— Edhe unë kam një djalë. U bë trembëdhjetë vjeç dhe rron tek i ati. Im shoq është ndihmës prokurori, mbase tani prokuror... Djali rron me të. Shpesh herë pyes vetveten se ç'do të bëhet...

Zëri iu drodh, pastaj vazhdoi e menduar duke pëshpëritur:

— Tim bir po e rrit një armik i betuar i atyre që më janë të dashur, i atyre që unë i quaj si njerëzit më të mirë në botë dhe rroj midis tyre. Dhe djali mund të bëhet armiku im. Nuk mund ta mbaj pranë meje, se unë rroj me një emër të rremë. Tetë vjet që s'e kam parë... I thonë goxha kohë: tetë vjet!...

U ndal pranë dritares dhe vazhdoi duke kqyrur qiellin e zbetë:

— Sikur ta kisha pranë, do ta ndjeja veten më të fortë. Edhe sikur të vdiste, më lehtë do të më vinte...

Pas një heshtjeje të shkurtër, ajo shtoi me zë të lartë:

— Atëherë do ta dija se ka vdekur dhe nuk mund të bëhet armiku i asaj që është më e lartë edhe se dashuria e një nëne, që është gjëja më e shtrenjtë që ka njeriu në jetë...[200])

— Ah, moj motra ime! — tha nëna me zë të ulët, me zemër të zhuritur.

— Ju jini e lumtur! — mori prapë fjalën Ljudmilla duke bërë buzën më gaz. — Është një gjë e mrekullueshme kur nëna me djalin ecin krah për krah... Rrallë qëllon një gjë e tillë!

— Po, bukur është! — foli Vllasova dhe vazhdoi me zë të ulët sikur do t'i çfaqte ndonjë të fshehtë: — Një tjetër jetë! Ju, Nikolla, të gjithë njerëzit që luftojnë për të vërtetën shkojnë më një radhë. Të gjithë janë bërë aq të afërt sa e kuptojnë shoku shokun... Edhe unë i kuptoj, fjalët jo, po zemrën, ndjenjat që i shtyjnë në këtë rrugë, i kuptoj të gjitha...

---

200. Ljudmilla për hir të çështjes së klasës punëtore, ka braktisur rehatin e qetësinë, ka lënë djalin dhe punon për revolucionin. Ajo dëshëron më tepër që i biri të vdesë se sa ai të bëhet armik i çështjes së revolucionit. Ndjenja të tilla të forta i gjejmë tek komunistë të vendosur që jetojnë vetëm për idealin e tyre. Në figurën e Ljudmillës ne shikojmë tipare të përbashkëta dhe për revolucionarët e tjerë proletarë.

— Ashtu! — tha Ljudmilla.

Nëna i vuri dorën në sup dhe vazhdoi:

— Ja se ç'kuptoj: djemtë po çajnë përpara nëpër gjithë botën; po ecin kudo, nëpër tërë dhenë, po shkojnë në një rrugë, drejt një qëllimi të përbashkët! Janë zemrat më të mira, shpirtrat më të pastër, mendjet më të ndershme që sulmojnë të keqen, errësirën, që shtypin me këmbët e tyre të forta gënjeshtrën dhe lakminë... Të rinj e të shëndetshëm, ata vrapojnë me tërë fuqitë e tyre drejt një qëllimi të vetëm: për drejtësi në botë. Kanë dalë të luftojnë mjerimet e njerëzimit, janë bashkuar që të zhdukin fatkeqësinë nga faqja e dheut, duan të mposhtin e ta mundin ç'është e shëmtuar në jetë, dhe do ta mundin! „Një diell të ri kemi për të ndezur!" — më thoshte njëri prej tyre, dhe do ta ndezin! „Kemi për t'i bashkuar në një zemër të vetme gjithë zemrat e copëtuara!" më thosh një tjetër, — dhe do t'i bashkojnë!

Nënës i kujtoheshin fjalët e lutjeve të harruara dhe, nën flakën e fesë së re që e kish pushtuar, këto fjalë i delnin si shkëndija nga zemra e saj gufonjëse.

— Kështu po krijohet bota e re me dashurinë e zjarrtë të djemve tanë për botën mbarë. Kush mund ta shuajë këtë dashuri? Kush? A ka në botë një fuqi më të madhe se ajo? Kush mund t'i bëjë ballë asaj? Kush mund ta mposhtë? Ajo ka buruar nga gjiri i dheut dhe jeta vetë lyp triumfin e saj!

Nëna u tërhoq nga Ljudmilla, e këputur prej mallëngjimit, me frymë të prerë nga të rrahurat e zemrës që mend i copëtonin kraharorin. Edhe Ljudmilla u largua me kujdes, pa zhurmë, si me frikë se mos rrëzonte gjësendi. Nga fytyra dukej e thelluar në mendime, buzët i kishte të shtrënguara. Heshtja që e rrethonte e qetësoi nënën menjëherë. Kur pa Ljudmillën në atë gjendje, ajo pyeti si fajtore:

— Mbase thashë gjëra që nuk duheshin thënë?

Ljudmilla u kthye me rrëmbim, shikoi nënën si e trembur dhe tha me të shpejtë duke zgjatur dorën si për të ndalur diçka:

— Jo, jo, ashtu është, tamam ashtu si folët... Po le të mos flasim më mbi këto gjëra. Le të mbeten ashtu si i thatë ju... po le të mbeten kështu. — Pastaj vazhdoi me një ton më të qetë: — Ju duhet të niseni, kini për të shkuar larg!

— Po, tani do të nisem! Sa e gëzuar jam! Ah, sikur ta dinit sa e gëzuar jam! Kam për të shpënë fjalën e tim biri, e gjakut tim. Më vjen sikur po e shpie shpirtin tim!

Bëri buzën më gaz po gëzimi i saj nuk pati veçse një pasqyrim të zbetë në fytyrën e Ljudmillës. Nëna e ndjente se si qëndrimi i përmbajtur i Ljudmillës e ftohte zjarrin e gëzimit të saj. Prandaj ndjeu një dëshirë të fortë të derdhte në atë shpirt të ngrysur një grimë nga flaka e saj. I rrëmbeu dorën Ljudmillës dhe tha duke ja shtrënguar me fort:

— Motra ime! Sa mirë është kur e di se mbi tokë ka mjaft dritë për të gjithë, se të gjithëve do t'u hapen sytë një ditë dhe në shpirt do t'u ndizet një flakë e pashuar!

Fytyra e saj e ëmbël dhe e dashur dridhej, sytë i shkëlqenin gjithë gaz dhe vetullat i lëviznin si për t'i dhënë krahë shkëlqimit të syve. Ishte dehur nga mendime të larta ku shprehej gjithçka kish pësuar, gjithëçka i lëvrinte në zemër. Fjalë që s'i kish menduar kurrë vinin, si kristale të gjera e të ndritur, të qëndisnin ato mendime që lulëzonin e shkëlqenin në atë zemër të plakur, të ndriçuar nga dielli i fuqisë krijonjëse.[201])

— Më vjen sikur një Zot i ri po na ngjallet! Të gjitha për të gjithë, të gjithë për të gjitha, e tërë jeta për një njeri dhe çdo njeri për tërë jetën! Kështu e kuptoj unë qëllimin tuaj, për këtë kini ardhur në jetë, e shoh mirë unë këtë gjë! Ju jeni që të gjithë shokë, jeni nga një familje, jeni bijtë e një nëne: bijtë e së vërtetës! Nga e vërteta keni dalë dhe me fuqinë e saj rroni ju!

---

201. Krahasoni portretin fizik të Nillovnës që jep autori këtu me atë të fillimit; transformimi i botës të saj të brendëshme është dhënë edhe nëpërmjet portretit fizik. Vreni evolucionin e madh që ka pësuar botëkuptimi i nënës; ajo tani është një revolucionare e vërtetë, që ka kuptuar përse lufton.

Vllasova mori frymë, pastaj vazhdoi duke hapur krahët sikur diç do të pushtonte:

— Dhe kur shqiptoj me vete fjalën „shokë", ndjej me zemër se si po vinë, me grumbuj, nga çdo anë! [202])

Më së fundi nëna ja arriu qëllimit: fytyra e Ljudmillës u çel, buzët iu drodhën dhe lotë të ndritur rrodhën një pas një nga sytë e saj pa shkëlqim.

Nëna e përqafoi dhe qeshi pa zë, e prekur nga kjo fitore e zemrës së vet...

Kur po ndaheshin, Ljudmilla e shikoi nënën drejt në sy dhe tha me zë të ulët:

— E dini sa mirë është kur rri njeriu me ju?

## XXVI.

Në rrugë, thëllimi i ngrirë të therte trupin, të thante grykën, të shponte hundën dhe të zinte frymën. Befas nëna u ndal dhe shikoi rreth e rrotull: në çipin e rrugës aty afër kish qëndruar një karrocier me një kasqetë prej gëzofi; më tutje kalonte një burrë i krrusur, me kokën të futur në supet, përpara tij vraponte një ushtar duke këcyer e duke fërkuar veshët nga të ftohtit.

„Do ta kenë dërguar të blerë diçka në dyqan!" tha nëna me vete, duke shkelur me ëndje mbi borën që kërkëllonte nën çapet e saj.

Kur arriti në stacion, treni nuk ishte gati akoma. Salla e pritjes e klasës së tretë, e mbuluar nga tymi i duhanit, ishte plot njerëz. Një tok njerëz të varfër (punëtorë të hekurudhës, karrocierë, lypës) kishin hyrë që të ngroheshin. Kish edhe udhëtarë: disa fshatarë, një tregëtar i trashë i veshur me një qyrk, një prift me të bijën dyllë të verdhë në fytyrë, nj'a pesë a gjashtë ushtarë e disa borgjezë të vegjël që vinin rrotull sikur s'i mbante vendi. Njerëzia pinin duhan, çaj, vodkë, kuvendonin me potere

202. Këto fjalë kanë rëndësi të veçantë: vetë nëna e kupton se ka ndryshuar rënjësisht bota shpirtërore e saj nën ndikimin e lëvizjes punëtore ku merr pjesë edhe të ideve revolucionare që përhapin anëtarët e partisë.

afër bufesë, dikush qeshte; mbi kryet e njerëzve tymi sillej valëvalë. Dera kërciste kur e hapnin, xhamet dridheshin kur e mbyllnin. Era e duhanit dhe e peshkut të kripur të çante hundën.

Nëna ndenji afër derës, si e shkëputur nga të tjerët dhe priti. Kur hapej dera, hynte një rrymë e freskët dhe nëna merrte ahere frymë me tërë mushkëritë. Hynin njerëz të reckosur, të ngarkuar me dengje të rënda, ngatërroheshin te dera, thoshin qyfyre, shkarkoheshin nga barra ku mundnin dhe fshinin borën nga jaka dhe mëngët, shkulnin copat e akullit nga mjekra e nga mustaqet duke u ckërmitur...

Hyri një djalosh me një valixhe të verdhë në dorë, shikoi rreth e rrotull dhe u drejtua nga nëna.

— Ju shkoni për në Moskë? — pyeti me gjysmë zëri.

— Po! Te Tanja!

— Kjo është për ju!

Lëshoi valixhen mbi bankën afër nënës, ndezi një cigare, ndreqi kasqetën dhe doli nga dera tjetër. Nëna çiku me dorë lëkurën e ftohtë të valixhes, u mbështet mbi të dhe, e kënaqur, zuri të vërente njerëzinë aty brenda. Pas një çasti u ngrit me valixhen në dorë dhe vajti të rrinte pranë derës që hapej mbi udhën e trenit.

Një burrë i ri, veshur me një pallto të shkurtër, me kokën të futur në jakën e ngritur, u përpoq me të dhe u tërhoq mënjanë pa bërë zë, duke shpënë dorën në kasqetën e tij. Nënës iu duk sikur e njihte atë njeri dhe ktheu kokën ta shikonte më mirë: ai po e vrente me një sy që lëshonte xixa. Kur ai vështrim i ngulur e shpoi si gjilpërë, krahu që mbante valixhen iu pre, sikur të ishte shtuar pesha që mbante.

— Ku e kam parë këtë njeri? — thoshte nëna me vete për t'i prerë hovin ndjenjës së keqe që iu shpif përbrenda dhe po ja shtrëngonte zemrën si në kthetra të ngrira. Nënës iu zu gryka dhe goja iu bë farmak. Ndjeu një dëshirë të fortë të kthente edhe një herë kryet e të shikonte prapa: burri qëndronte në vend dhe dukej sikur s'dinte si të bënte. Dorën e djathtë e kishte futur midis kopsave të

palltos së shkurtër, tjetrën e mbante në xhep dhe nga kjo supi i djathtë vinte si më lart nga i mëngjëri...

Pa u nxituar, Vllasova iu afrua një banke, u ul me ngadalë e me kujdes sikur të kish frikë se mos thyente gjësendi. Kujtesa e saj, e zgjuar nga parandjenja e një fatkeqësie, ja vuri përpara syve atë njeri në dy raste të ndryshme: në sheshin afër burgut ditën që u arratis Ribini dhe në sallën e gjyqit ditën që gjykohej Pavli. Në rastin e dytë, domethënë të djeshmen, atje në gjyq, ajo kishte parë, pranë këtij njeriu, edhe atë policin, të cilit nëna i kishte dhënë një drejtim të gabuar kur e pyeti se nga shkoi Ribini i arratisur. Domethënë se e kishin diktuar dhe po e gjurmonin, kjo s'donte mend.

— Më mbërthyen? — pyeti nëna vetveten. Dhe u përgjigj duke u dredhur: „Mbase jo akoma... mund që të shpëtoj... Po, jo, jo, mbaroi, më kapën!"

Sytë iu errën, mendja iu turbullua dhe mendimet iu ngatërruan si shkëndija që shkrepëtijnë e shuhen sakaqë.

— Të le valixhen? Të iki?

Po menjëherë një shkëndijë tjetër i shkrepëtiu me një dritë më të gjallë:

„Fjalën e tim biri... ta le në duar të tilla?..."

Shtrëngoi valixhen pas trupit.

„Po sikur të ikja me gjithë valixhen?... Të rendja me vrap?".

Këto mendime i dukeshin të huaja, sikur dikush ja fuste në tru me pahir. Ato ishin si shtiza të zjarrta që i përvëlonin zemrën dhe e largonin nga Pavli dhe nga gjithë ata që ishin bërë një me zemrën e saj. Ajo ndjente se një fuqi armike e kish plakosur nga çdo anë, i shtypte supet dhe kraharorin e i klliste në zemër një tmerr të ftohët. Damarët e tëmthave iu frynë dhe rrënjët e flokëve i dogjën.

Atëherë me një hov të fuqishëm të zemrës ajo i shoi këto shkëndija të dobta, të ulta e dinake dhe i tha vetes me një ton urdhëronjës:

„Turp të të vijë!"

Menjëherë u lehtësua ankthi që e kish plakosur dhe nëna e Pavlit[203]) shtoi, ngadhnjyese:

„Mos ja nxi faqen djalit tënd! Asnjeri s'ka frikë!"[204])

Sytë e saj hasën një vështrim të drojtur e të brengosur. Pastaj iu çfaq fytyra e Ribinit. Ato pak çaste ngurrimi i dhanë fuqi dhe tani priste e qetë.

„Si do të vejë puna vallë?" pyeste me vete duke vëzhguar me kujdes.

Spiuni thirri një roje dhe i foli në vesh duke treguar nënën. Roja e kqyri nënën dhe u tërhoq praptazi. Një tjetër roje u afrua, i vuri veshin bisedimit, buzëqeshi dhe rrudhi vetullat. Ishte një plak me shtat të madh, me fytyrë të parruar e me flokë të bardhë. Ai i bëri spiunit një shenjë me kokë dhe u drejtua nga banka ku kishte ndenjur nëna. Spiuni u zhduk me vrap.

Plaku ecte pa u ngutur dhe kqyrte nënën me zemërim. Kjo u tërhoq gjer në fund të bankës.

„Vetëm të mos më rrahin..." thoshte Vllasova me vete.

Ai u ndal kur i vajti pranë dhe, si heshti një hop, e pyeti me zë të rreptë:

— Ç'shikon ashtu?

— Asgjë...

— Hë-hë!... Kusare! U plake dhe prapë s'hoqe dorë nga ky zanat...

Këto fjalë fyese nënës iu dukën si shpulla që ja çirrnin faqet dhe i nxirrnin sytë me dhëmbje të hidhur.

— Unë? Kusare? Gënjen! — bërtiti nëna me tërë fuqinë e mushkërive.

---

203. Nëna tanimë e ka mposhtur plotësisht frikën që e karakterizonte në fillim të romanit. Ajo s'trembet as para arrestimit. Autori këtu me qëllim nuk e quan më thjesht „nënë", por „nëna e Pavlit", me këtë ai s'do që të përsërisë atë që lexuesi e di, lidhjen e gjinisë, por do të theksojë evolucionin e saj; ajo dhe Pavli tani janë një nga pikëpamja e idealeve për të cilat luftojnë.

204. Tanimë nuk kemi nënën që i shërben revolucionit nga dashuria për të birin, por nënën që ka kuptuar organizimin e padrejtë të shoqërisë, shfrytëzimin e egër të masave, shtypjen e përgjithëshme shoqërore që ushtron shteti i kapitalistëve dhe i çifligarëve, mundësinë për fitoren e revolucionit.

Gjithçka e rrethonte zuri të lëkundej në dredhën e zemërimit të drejtë që e kish kapur, zemra i qe rënduar nga helmi i poshtërimit. Rrëmbeu valixhen, e cila u hap menjëherë.

— Shiko! Shikoni të gjithë! — bërtiste nëna e ngritur më këmbë, duke tundur një tufë shpalljesh në dorë. Veshët i buçisnin e, përmes asaj zhuzhullime, ajo dëgjonte të thirrurat e njerëzve që po turreshin nga çdo anë.

— Ç'është?

— Ky është një agjent i policisë së fshehtë...

— Ç'ka ngjarë?

— Thonë se ka vjedhur...

— Ajo grua aty?

— Kurse ajo ulërin...

— Duket grua e ndershme... Ah! Jazëk!...

— Nuk jam kusare unë! — përsëriti nëna me zë të plotë, duke u qetësuar dalngadalë nga pamja e njerëzve që po e rrethonin me një qark të ngushtë.

— Dje dënuan një grup të burgosurish politikë. Midis tyre ish edhe im bir, Vllasovi. Ai mbajti një fjalë. Ja ku e keni të shtypur. Po jua çoj njerëzve të ndershëm që ta lexojnë e të kuptojnë ku është e vërteta...

Dikush tërhoqi me mjeshtëri një fletë të shtypur nga duart e nënës; Vllasova ngriti krahun, i tundi në erë fletët e tjera, dhe i hodhi midis turmës.

— S'të ka për të lëvduar njeri për këtë që po bën!... — tha dikush me zë të trembur.

Nëna vuri re se si po i mblidhnin fletët e shtypura, i futnin në xhepet, nënë këmishët. Kjo i dha kurajë më tepër. Ajo mbushte grushtet me tufa fletësh i flakte më të djathtë e më të mëngjër, dhe ato zhdukeshin sakaq ndër duart e etëshme dhe të shpejta të turmës.

— A e dini përse e dënuan tim bir dhe shokët e tij? Ja, do t'jua them, dhe ju besojini zemrës së një nëne dhe flokëve të saj të thinjur: dje u dënuan një tok djelmosha në lulen e moshës vetëm e vetëm se përhapnin midis njerëzve *të vërtetën* e shenjtë! Dje mësova se ajo e vërtetë kish triumfuar... asnjeri s'mund ta luftojë atë... asnjeri!

Turma heshti dhe sa po vinte shtohej e dendësohej duke e rrethuar nënën me një unazë trupash të gjallë.

— Varfëria, uria, lëngata, këto janë shpërblimi i punës sonë sot për sot! Të gjitha janë ngrehur që të na shtypin ne! Ne shuhemi së punuari dita-ditës, vuajmë nga uria e nga të ftohtët, zhytemi në baltë e në mashtrim, dhe pemët e punës sonë i gëzojnë të tjerët, mahen e fryhen me djersën e me mundin tonë!... S'mjafton që na shtrydhin gjer në plaçë, po na mbajnë në errësirë e në padije si qenin në zinxhir. Ne s'dimë gjë fare dhe jemi kaqë të handakosur sa kemi frikë nga çdo gjë! Jeta jonë është si një natë e errët, një natë sterrë e zezë!

— Tamam ashtu është! — u përgjigjën mbytur disa zëra.

— Mbyllja gojën!

Prapa turmës që e rrethonte nëna pa spiunin me dy xhandarë dhe nxitoi të shpërndante fletët që i kishin mbetur. Kur shtiri dorën në valixhe ndeshi një dorë të huaj.

— Merrini, merrini të gjitha! — vazhdoi Vllasova duke u krrusur.

— Largohuni! — ulëritën xhandarët duke shtytur njerëzinë me këmbë e me duar. Turma prapsej nga zori, duke sharë nëpër dhëmbë, formonte grupe të ngjeshur dhe, pa dashur ndofta, i pengonte xhandarët. Ata i tërhiqte kjo grua e thinjur me atë fytyrë të dashur e me ata sy të mëdhenj; të shkëputur shoku nga shoku nën sulmet e jetës, ata shkriheshin tani e bashkoheshin si një blok graniti; që të gjithë i ngrohte dhe i afronte afshi i kësaj fjale të zjarrtë që prisnin prej kohe zemrat e tyre të helmuara nga padrejtësitë e jetës. Ata që ishin më afër nënës qëndronin të heshtur; Vllasova shikonte sytë e tyre plot kureshtje dhe interesim dhe ndjente në fytyrën e saj firomën e tyre të nxehtë.

— Largohu, plakë!

— Të kapën, po ikë!

— Shpërndahuni! — gërthisnin xhandarët që po afroheshin.

Tani ata ishin të shumë dhe i shtynin më me të egër njerëzit që ishin pranë nënës, të cilët lëkundeshin e mbaheshin pas njeri tjetrit. Nënës i dukej sikur çdo gjë rrotull saj po zjente; i dukej sikur njerëzit qenë zgjuar dhe ishin gati ta dëgjonin e ta kuptonin. Kish dëshirë t'u thoshte shpejt e shpejt gjithë ç'dinte, t'u çfaqte gjithë mendimet e fuqishme që buçitnin në trurin e saj dhe t'i vishte me fjalët më të goditura që i buronin si krua nga thelbi i zemrës. Po zëri i qe prerë, dhe nga kraharori nuk i dilnin veçse tinguj të ngjirur, të çjerrë dhe britma të këputura:

— Fjala e tim biri është fjala e kulluar e një punëtori, e një biri të popullit, e një shpirti që nuk epet! Njerinë që nuk shitet kuptojeni nga guximi që tregon në luftën e tij, atë s'e tremb asgjë dhe për hir të së vërtetës ai jep edhe jetën, kur e do puna!

Sy të gjallë prej të riu e vrenin me frikë e me entuziazëm...

Dikush e goditi në kraharor, nëna u lëkund dhe u rrëzua mbi bankë. Përmbi kryet e njerëzve vërviteshin duart e xhandarëve, kapnin njërin për jake, tjetrin për supesh, i shtynin e i flaknin mënjanë, u hiqnin kasqetat e ua hidhnin tutje gjer ku mundnin. Nënës iu errën sytë, iu morën mentë, po ajo prapseprapë nuk pushonte; me një zë gati të shuar nga tronditja e nga të lodhurit, bërtiste:

— Popull, bashko fuqitë e tua!

Një xhandar e kapi për zverku me dorën e tij sa një panxhë dhe e shkundi me tërë fuqinë:

— Pusho!

Ajo u përpoq me kryet pas murit, zemra iu vesh me një mjegull tmeri, po kjo mjegull u zhduk sakaq nën sulmin e zjarrit të brendëshëm që i kish pushtuar shpirtin.

— Ecë! — i tha xhandari.

— Mos u frikësoni! S'ka vuajtje më të keqe se ajo që kini hequr tërë jetën...

— Pusho, të thonë! — i shfryu xhandari dhe, duke e kapur për krahu, e tërhoqi. Një xhandar i dytë e zuri nga krahu tjetër dhe e nisën me çape të shpejta.

— ... S'ka dhëmbje më të hidhur se ajo që, dita-ditës, të bren zemrën e ta than gjirin...

Spiuni i doli me vrap përpara dhe, duke iu kanosur me grusht në fytyrë, i gërthiti me zë të mprehtë:

— Kyçe gojën, shtrigë!

Sytë e nënës u zgurdulluan, shkrepëtinë, mjekra iu drodh. Qepi këmbët pas plloçës rrëshqitëse dhe klithi:

— Nuk vritet një shpirt i ringjallur.

— Bushtër! — shfryu spiuni dhe e godiit në fytyrë.

— Mirë ja bënë asaj shtrige! — tha një zë i kënaqur.

Diçka e zezë dhe e kuqe ja verboi sytë nënës për një çast; ndjeu në gojë shijen e kripur të gjakut.

Britmat e shkëputura të turmës i dhanë kurajë përsëri:

— Mos e prekni me dorë! S'keni të drejtë ta goditni!

— Shokë!

— Ç'është kështu?

— Ah, i poshtër!

— Jepi një grusht!

— ... Nuk mbytet e drejta me gjak!...

Nënën po e shtynin nga çdo anë, e qëllonin në zverk, në kokë, në kraharor; çdo gjë rrotullohej dhe humbiste në vallen e çmendur të britmave, të ulërimave e të vërshëllimave të bilbilave. Një gjë e rëndë dhe e trashë i mbushte grykën dhe i shurdhonte veshët. Trualli sikur vithisej nën këmbët e saj që nuk kishin fuqi ta mbanin, trupi i përvëlonte nga të rrahurat dhe ajo nuk e urdhëronte dot fare. Po rreth e rrotull shikonte me qindra sy, ku shkrepëtinte zjarri i guximit që frymëzonte atë vetë e që e bënte trime.

E shtynë drejt derës.

Nëna liroi njërën dorë dhe u kap pas parvazit.

— Nuk shuhet e vërteta as në një det me gjak...

E qëlluan në dorë.

— ... Ju, kështu, mbillni farën e mërisë e të urrejtjes, o të çmendur! Dhe kjo urrejtje do t'ju hajë kokën, do t'ju përfshijë me gjithësej![205])

Xhandari e kapi për fyti dhe filloi ta shtrëngonte.

Nëna rënkoi me zë të mbytur:

— Të shtypurit...

Dikush iu përgjigj me një kuje të thekëshme.

FUND


MAKSIM GORKI

NËNA

Korrektor

*Riza Noka*

Tirazhi 5.000 copë

U shtyp në shkurt të vitit 1977
në Shtypshkronjën e Ndërmarrjes
gazetare, botuese e grafike
„Rilindja" — Prishtinë

